Arben P. LLALLA

# ARVANITËT

## THEMELUESIT E GREQISË SË RE

(Mitet e historiografisë greke)

(Heronjtë, kryeministrat, akademikët, piktorët.
Botimet e para në gjuhën shqipe me shkronja greke, libra,
shkrime, poema, poezi. Mitet e historiografisë greke)



Libri u mbështet materialisht nga Ministria e Kulturës
e Republikës së Maqedonisë së Veriut

Autor Arben P. LLALLA
Redaktor Ahmet SELMANI
Radhitja kompjuterike Ejup SHABANI
Korrektor Lirim SHABANI
llalla.arben@gmail.com

Shtypur: Shtypshkronja Alma -Grafika, Skopje 1000
Tirazhi: 1.500 copë
Botimi i Dytë, Mars 2021

---

CIP - Каталогизација во публикација
Национална и универзитетска библиотека
"Св. Климент Охридски", Скопје

323.15-05(=18):316.32(495)
94:323.15(=18:495)
811.18:323.15(=18:495)
7/8:323.15(=18:495)

LLALLA, Arben P.
Arvanitët themeluesit e greqisë së re : (heronjtë, kryeministrat, akademikët, piktorët. botimet e para në gjuhën shqipe me shkronja greke,libra, shkrime, poema, poezi. / Arben P.Llalla. - Tetovë :

Фусноти кон текстот. - Biografia: стр. 205-207
ISBN 978-608-4800-77-4

а) Грчки Албанци - Истакнати личности - Придонес во грчкото општество б)
Арванити - Историја - Грција в) Арванити - Јазик и култура – Грција

COBISS.MK-ID 112467466



Libri u mbështet materialisht nga Ministria e Kulturës
e Republikës së Maqedonisë së Veriut

*Këtë libër ua kushtoj prindërve të mi, Pajtim Llallës dhe Matjane Ligut, të cilët bënë gjithçka për mua.*

Libri botohet me rastin e 76 vjetorit të gjenocidit grek kundër popullsisë shqiptare në Çamëri (1944-2020)

## PËRMBAJTJA

**KREU I PESTË**
**MITET E HISTORIOGRAFISË PËR KRYENGRITJEN E 1821**

## Fjala e redaktorit

*Arvanitët - Themeluesit e Greqisë së re*, mund të themi se në këtë rast kemi të bëjmë me një qasje gjithëpërfshirëse në aspektin historik, politik, kulturor etj. Referencat e shumta shkencore, përqasjet krahasimtare, sintezat e qarta, analizat e holla, e bëjnë këtë libër të veçantë. Në fakt, me anë të tij është arritur të rrëzohet miti i Greqisë duke u përdorur fati tragjik i arvanitasve si argument i fuqishëm shkencor. Të dhënat e shumta historike, gjeografike, gjuhësore, kulturore, toponimike, letrare, politike etj., janë argumente sui generis.

E para, libri për arvanitët është një çështje e paprekur në këtë mënyrë, siç e ke trajtuar e ndërtuar, pra në totalitetin e saj historik, shkencor, politik, diplomatik dhe kombëtar.

E dyta, libri karakterizohet nga shumë fakte (dëshmi, citate, libra, shkresa, raporte, deklarata etj.), ashtu siç e kërkon shkenca e historisë, duke krijuar një mozaik sa të qartë, aq edhe të dhimbshëm për realitetin tragjik të kësaj pjese të popullit tonë.

E treta, krahas shumë fakteve, librin e shquan edhe qasja analitike, pra interpretimi i tyre me logjikë shkencore, filozofike e politike, duke krijuar një imazh të qartë për kontekstin e gjërave në kohë dhe hapësirë. Kjo do të thotë se në njërën anë kemi të bëjmë me historinë si koncept shkencor, por në anën tjetër edhe me historinë si koncept politik.

E katërta, libri në fakt është demitizim i historisë zyrtare e nacionaliste; ofron alternativën e domosdoshme të leximit dhe perceptimit të së vërtetës. Në këtë mënyrë na del një libër paqësor e human, që nuk nxit urrejtje, por që fton në tryezën e së vërtetës historike për t’i flakur dilemat, gënjeshtrat dhe manipulimet politike.

Ahmet SELMANI

# PARATHËNIE

Në fillim të vitit 1993, gjatë qëndrimit tim në Greqi, pata mundësi për t'u marrë me studimin e historisë së arvanitasve. Në të vërtetë, udhëtimin e parë e bëra në mars të vitit 1991, kur gjatë rrugës për në Gumenicë, rastësisht i takova disa "grekë" që e flisnin shumë mirë gjuhën shqipe, por prania ime aty zgjati vetëm një javë. Pashkët e vitit 1993 i kalova në Konicë ku qëndrova rreth një muaj. Dhe aty takova shumë grekë, të cilët kishin prejardhje shqiptare, madje disa prej tyre i përkisnin besimit islam. Në këtë rast, u njoha edhe me trashëgimtarët e familjes së njohur gjirokastrite të Çerçiz Topullit. Kjo familje shqiptare e besimit islam kishte një kafene në qendër të Konicës. Pas kësaj, në maj të po atij viti, fati më hodhi edhe në Selanik, ku i kalova disa vite të jetës sime, përkatësisht deri më 2004. Por, gjithnjë kam lëvizur duke i kërkuar shqiptarët e Greqisë, nga Tiqeroja në kufi me Turqinë, Athinë, Halkidhë, Kostur, Follorinë e kështu me radhë.

Në verë të vitit 1997 u riktheva në Epir, në qytetin e Janinës, Konicës, Meçovës dhe në fshatrat e Sulit, Papingo, Zagorisë etj. Gjatë kësaj kohe bisedova me shumë njerëz të moshuar që e flisnin gjuhën shqipe. Gjithashtu, vlen të theksoj se te këta njerëz vërejta tiparet, gjuhën, zakonet e ngjashme me shqiptarët. Gjatë bisedave me ta arrita të mësoj se shumë prej fshatrave në Epir dhe në Çamëri ua kanë ndërruar emrat e tyre të vjetër me kuptim në gjuhën shqipe, duke ua zëvendësuar me emra fetarë ortodoksë dhe të gjuhës greke. Njëherazi mësova edhe faktin se, për arsye ekonomike, shumë familje që flisnin në vatër gjuhën shqipe, kishin mërguar jashtë, si dhe në qytetet e mëdha të Greqisë, duke mos u kthyer më kurrë në vendlindjet e tyre.

Gjatë qëndrimit tim dymujor në Epir shkova edhe te motel-restoranti i dëgjuar "Burrazani", i cili gjendet afër kufirit greko-shqiptar, në zonën e Konicës me Leskovikun. Këtë motel-restorant e kishte një familje me origjinë shqiptare.

Mbas studimeve që bëra në Epir, vajta në zonat më të populluara me arvanitas si në Thivë, Kalkidhë dhe Athinë. U njoha nga afër me anëtarët e kryesisë së Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë si me studiuesin Aristidh Kola, pedagogun Jorgo Miha, avokatin Jorgo Korizisi, Jorgo Gjeru, këngëtarin Thanasis Moraitin, aktoren Keti Papanika, Tasos Karandin, arqipeshkvin Joani Pavlos Apostolopulos, si dhe shumë arvanitas të tjerë.
Këta njerëz më ndihmuan shumë për studimet e mia, pra duke më krijuar mundësinë për të mbledhur shumë materiale historike, gjuhësore dhe kulturore për shqiptarët e Greqisë. Kjo ishte një shtysë e mëtejme që unë ta

vazhdoja rrugën e kërkimeve që kisha filluar, të cilat i konsideroja si shumë të rëndësishme për kombin shqiptar.
Gjatë vizitës në Muzeun e Kryengritjes Greke të vitit 1821, në godinën e vjetër të Kuvendit të Greqisë, më habiti pamja e brendshme e këtij muzeu dhe pikturat e heronjve të vitit 1821, të cilat ruheshin me aq përkushtim.

Në ndërtesën e Kuvendit të vjetër të Greqisë, e cila është kthyer në muze, midis portreteve në pikturë të heronjve arvanitas të Kryengritjes Greke të vitit 1821, gjendej edhe portreti i heroit kombëtar shqiptar, Gjergj Kastrioti Skënderbeu.

Në këtë rast ia bëra pyetjen vetes: Ku i kanë grekët heronjtë e tyre?! Kjo, për shkak se të gjitha ato piktura paraqisnin vetëm figurat e heronjve arvanitas, të cilët njihen edhe sot e kësaj dite si për nga mbiemrat e tyre, nga origjina e familjeve nga vinin, ashtu edhe nga veshjet shqiptare.

Një pasion i veçantë, si dhe zbulimi i gjërave të rralla historike për popullin shqiptar, më shtyu të udhëtoja drejt kufirit greko-turk, ku gjenden disa fshatra të banuara me popullsi arvanitase. Në fshatin Tiqero të qytetit të Aleksandrisë, u ndesha me disa bashkëfshatarë të Fan Stilian Nolit, të cilët, me një dashuri të madhe, filluan të më tregonin për prejardhjen e tyre shqiptare, duke dëshmuar e duke folur me një admirim të veçantë për familjen e Fan S. Nolit. Gjatë bisedës që bëra me pleqtë më të moshuar të fshatit, me të cilët kuptoheshim fare mirë në të njëjtën gjuhë, ata vazhdonin të thoshin me ngulmim se të jesh nga fshati i Fan Nolit, patjetër duhet të jesh edhe shqiptar. “Dhe për sa i përket kësaj, nuk ka asnjë dyshim!”-, pohonin ata. Pasi kuptuan se unë po merresha me studimin e arvanitasve të Greqisë, m’u lutën që të shkruaja një libër të veçantë për ta. Në këtë mënyrë, ata më dhanë edhe dokumente historike për familjen e Nolit, për fshatrat arvanitase që shtriheshin përreth fshatit të tyre Tiqero, të cilët nga shteti grek ishin të pranuar si pakicë shqiptare në Greqi me të drejta të mësimit të gjuhës shqipe në shkolla. Mirëpo, këto të drejta mbeten të njohura vetëm në letër në Marrëveshjen e Lozanës.
Duke e njohur mirë politikën greke, nuk pres ndonjë përçapje për realizim e kësaj marrëveshjeje. Mirëpo, ne megjithatë shpresojmë që marrëveshja në fjalë do të bjerë në vesh të qeverisë së shtetit shqiptar për të ndërmarrë ndonjë masë për zbatimin e saj.

Pas të gjitha atyre kërkimeve filloi të më tërhiqte një ndjenjë e brendshme, e cila më çonte drejt atyre vendeve, ku gjendeshin arvanitasit. Dhe vendosja ime përfundimtare në Greqi u bë në Selanik, ku në mënyrë intensive iu përvesha punës, sidomos duke kërkuar nëpër arkiva për të zbuluar dokumente që lidheshin me historinë e veprimtarisë të atdhetarëve të shquar shqiptarë.
Kështu, në njërën nga bibliotekat e studimeve historike në Selanik, e gjeta gazetën “Maqedonia e Re” të 14 gushtit 1933, e cila përshkruante me hollësi

vrasjen e ish-kryeministrit shqiptar Hasan Prishtina. Në artikullin e gazetës thuhej se Hasan Prishtina ishte pronar i një pasurie të madhe në Selanik, siç ishte ndërtesa e madhe tre katëshe që sot përdoret si shkollë e të verbëve dhe shurdhmemecëve. Pikërisht, ky objekt dikur i takonte familjes së tij.

Në Institutin e Studimeve Ballkanike IMXA në Selanik gjeta një komplet albumi me fotografi të çetave shqiptare me kapedanët e tyre të Kryengritjes së Turqve të Rinj (Xhonturqve) të vitit 1908. Në mesin e tyre dallova fotografitë e mëdha të kapedanëve shqiptarë si: Çerçiz Topulli, Adem Emini, Njazi Beu, Enver Beu dhe të ushtarëve të tyre që morën pjesë në këtë kryengritje. Aty gjeta edhe një fotografi të Ismail Qemal Vlonës, kur ai ishte diku rreth moshës dyzetvjeçare.

Për të hyrë nëpër këto biblioteka apo arkiva të instituteve të tyre është shumë vështirë për shtetas jogrekë, pa patur një autorizim nga autoritetet, dhe kjo më bëri të ndodhem përpara një dileme të madhe. Këto dokumente historike me vlera kaq të mëdha të një populli jogrek, ruhen për t'i mbuluar përgjithmonë pluhuri i harresës?!

Si përfundim, nga të gjitha ato gjëra të zbuluara që i përmendëm më lart, përforcova mendimin se në shtetin grek gjenden dhe ruhen me sekretin më të madh dokumente të vlerave të larta që kanë të bëjnë me historinë e ndritshme të shqiptarëve dhe Shqipërisë nëpër shekuj.

Lexuesi në këtë libër do të mësojë për kryeministrat e Greqisë që ishin arvanitas, për ndërtuesin e akademisë së Athinës që ishte arvanitas nga Voskopoja, Simon Sina, për akademikët e tjerë, për piktorët e mëdhenj të Greqisë që vinin nga familjet arvanitase.

Po ashtu, ai do të lexojë dokumente të rralla historike që tregojnë lidhjet e drejtpërdrejta vëllazërore të arvanitasve me shqiptarët dhe Shqipërinë e sotme.

Duhet thënë se në këtë libër nuk përfshihen të gjitha trevat e Greqisë së sotme që banohen me arvanitas apo grekë me rrënjë shqiptare. Nuk e kemi përfshirë as pakicën shqiptare në Epir-Çamëri, Follorinë, Kostur, të Greqisë së Veriut, të cilët njiheshin zyrtarisht si pakicë shqiptare. Pra, është një libër që kryesisht sjell të dhëna për një pjesë të grekëve me origjinë shqiptare, të cilët e quajnë veten zotër të Greqisë, e që i përkasin besimit ortodoks dhe që sot me fanatizëm e ruajnë ndërgjegjen greke. Kjo ndodh për shumë arsye, siç është racizmi shtetëror, dhuna psikike, vrasjet, burgosjet e të tjerë.

Shkaktar që unë fillova të merrem me historinë e shqiptarëve të Greqisë, është miku im i paharruar, Aristidh Kola, i cili më dhuroi një pjesë të arkivit të tij pak kohë para se të vdiste. Ai nuk ngurronte asnjëherë të më dëgjonte sa herë që e merrja në telefon duke më këshilluar për shumë gjëra. Ai kishte një arkiv me libra, revista, broshura që flisnin për historinë e shqiptarëve të Greqisë. Sikur të jetonte edhe disa vite i madhi Aristidh Kola,

do të kishim bërë shumë punë të mira për të dalë në pah e vërteta e shqiptarëve të Greqisë, por edhe miti i Kryengritjes të vitit 1821.
Pasi më ra në dorë ky arkiv, këshillën e vyer ma dha historiani nga Çamëria, Ibrahim Daut Bejdeshati-Hoxha, i cili më tha: “Djalosh, ke dy rrugë; e para çoje në ambasadën greke, e ata do të shpërblejnë mirë me miliona dhrahmi, por më tej këtë arkiv do ta groposin shtatë pashë nën dhe, ose mund t’i përkthesh e t’i botosh në shtypin shqiptar”. Unë zgjodha rrugën e rrezikshme që të vazhdoja për të dalë në dritë historia e vërtetë e shqiptarëve të Greqisë, por që realisht jam duke e paguar shtrenjtë.

Një mirënjohje e falënderim të veçantë e kam për profesorin e gjuhës dhe të letërsisë shqiptare, poetin, shkrimtarin e njohur Foto Malo, i cili më ka ndihmuar me përkthimet në fillimin e botimeve të këtyre materialeve. Foto Malo i përket pakicës greke që jeton në Shqipëri, por që është një luftëtar e mbrojtës i paqes dhe i miqësisë së sinqertë greko-shqiptare.
Dua të falënderoj edhe publicistin e njohur nga Kosova, Skënder Blakaj, i cili më la tërë hapësirën që këto shkrime t’i botoja gjatë viteve 2000-2010, në revistën “Ekskluzive” dhe më vonë “Albanica”, të cilën e drejtonte ai.

Pjesa më e madhe e këtij libri, që nga viti 2004 ka qëndruar e arkivuar si pasojë e pamundësisë për t’u botuar, por, siç thotë një fjalë e urtë “Më mirë vonë se kurrë!”, sepse ndërkohë e pasurova edhe më tej me të dhëna të rëndësishme lidhur me kontributin e arvanitasve në themelimin e Greqisë së Re.

Autori

# ABSTRAKTI

Shumica e pjesëve që e përbëjnë këtë libër janë shkruar gjatë kohës kur kam jetuar në Greqi. Në të vërtetë, ishin ato reportazhe rreth jetës dhe ndihmesës së arvanitasve, por gjithmonë duke u përpjekur të nxirrja citimet dhe burimet prej nga i merrja materialet. Gjatë qëndrimit tim në Greqi në periudhën 1993-2004 m'u dha mundësia të merresha veçmas me studimin e historisë së arvanitasve të Greqisë. Pa dyshim, kanë qenë drejtuesit e Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë, Aristidh Kola, Jorgo Miha e Kosta Kazaqi, ata që më kanë ndihmuar për ta njohur në thelb çështjen arvanitase. Pra, ishin pikërisht këta intelektualë arvanitas që m'i tregonin vendet ku jetonin dhe si ndaheshin në disa pjesë vendbanimet në Greqi ku banonin grekët me rrënjë shqiptare. 1.Arvanitasit që njihen si themelues të Greqisë së Re, 2.Shqiptarët e Trakës greke, pjesa më e madhe e të cilëve kanë ardhur si popullsi e shkëmbyer me Marrëveshjen e Lozanës dhe janë njohur dikur si pakicë kombëtare shqiptare, 3.Shqiptarët që banojnë nga Kosturi, Follorina e deri në periferi të Selanikut, 4.Shqiptarët e Epirit që njihen me emrin çamë dhe pjesa që i përkiste besimit islam, e cila është masakruar dhe përndjekur me metoda gjenocid më 1944-1945. Në Greqi ka edhe shqiptarë të fesë islame, sunitë dhe bektashinj, të cilët, nën trysninë e asimilimit, ende po rezistojnë. Këta gjenden në grupe të vogla dhe për fatin e tyre më shumë përkujdeset Turqia sesa Shqipëria.

Qëllimi i këtij libri është që t'i sjellë disa aspekte dhe dokumente historike në pika të shkurtra lidhur me kontributin e shqiptarëve, të cilët njihen me emrin *arvanitas*, për themelimin e Greqisë së re. Arvanitasit dhanë ndihmesë në të gjitha fushat e jetës së Greqisë, që në kryengritjen e vitit 1821 me heronjtë si Kollokotroni, Boçarët, Xhavellasit, Andruço, Miauli, Karaiskaqi etj., kryetarët e kryeministrat si Joani Kapodistria, Miauli, Kriezíu, Kundurioti, Pangallos etj., ata që e themeluan Akademinë e Shkencave të Athinës, ata që bënë ndarjen e Kishës Autoqefale Ortodokse të Greqisë nga Patriarkana e Stambollit, pastaj piktorët me famë botërore, arvanitasit si Eleni Bukura, Niko Haxhiqiriako-Gjika, Niko Egonopulos, nobelisti Odise Elytis, për të vazhduar me aktorët e njohur të kinematografisë botërore dhe artistë të Greqisë, Irena Papas, Melina Merkuri, Eli Labeti, Haris Aleksiu, Keti Papanika, etj., Jean Morea që francezët e njihnin si Zhan Moreas (Joani Papadiamantopulos) i cili është themeluesi i simbolizmit francez dhe regjisori i njohur i kinemasë franceze, Kosta Gavras etj., të cilët janë arvanitas. Po ashtu, edhe kryepeshkopi i Greqisë, i ndjeri Kristodhulos (1939-2008) me emër të lindur Kristo Parashqefedhis, por edhe kryepeshkopi

i sotëm Jeromenos, me emrin e lindjes, Joani Lapi, janë nga familje arvanitase.

Pra, një pjesë e mirë e këtij libri është monografi e shkurtër për heronjtë, kryeministrat, akademikët, piktorët, etj. Kuptohet që në suaza të këtij libri apo edhe të dhjetë librave të tjerë nëse do t'i shkruanim, nuk do të mund të përmblidhej kontributi i arvanitasve për Greqinë, sepse rrënjët e tyre janë shumë të vjetra e të thella.

Brenda librit në fjalë kemi sjellë fakte se si gjuha shqipe është shkruar me shkronja që sot njihen si të gjuhës greke, në botimin e teksteve shqipe, në librat, revistat dhe gazetat e shekullit XIX që botoheshin në Greqi. Kjo tregon se shkrimi i gjuhës shqipe nuk ishte i panjohur për arvanitasit dhe për grekët. Lexuesi do të njihet edhe me thirrjen e arvanitasve të Athinës drejtuar arbërve për një bashkim me Greqinë më 1899, kundër Perandorisë Osmane. Kjo thirrje ka qenë një thikë pas shpine për shqiptarët jashtë Greqisë, duke marrë parasysh veprimet greke për ta realizuar ëndrrën e *Megali Idesë* në dëm të trojeve shqiptare.

Për këtë libër i kemi shfrytëzuar botimet e Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë, si kalendarët e përvitshëm, revistën *Besa*, librat e ndryshëm etj. Shumica e bibliografisë është mbështetur te gazetat, revistat dhe librat e autorëve grekë. Krahas kësaj, i kemi përzgjedhur edhe mendimet e shumë profesorëve të historisë së Greqisë, të cilët nuk i mbështesin mitet që mësohen nëpër shkollat greke, por që i kanë shprehur mendimet e tyre shkencore për legjendat e vitit 1821, si dhe të vërtetën për 400 vite të skllavërisë së grekëve nën sundimin osman, për shkollat legale në Perandorinë Osmane dhe zhvillimin që kishte Greqia në këtë kohë, për mitin e festës së 25 Marsit, mitin e ngritjes së flamurit grek nga peshkopi i Patrës, Gjermanos, si dhe të vërtetën se kush e nisi e kush e çliroi Greqinë. Ishin tri Fuqitë e Mëdha, Rusia, Britania e Madhe dhe Franca, që për interesat e tyre nxitën kryengritjen e vitit 1821 dhe luftuan për pavarësinë e Greqisë. Pa mbështetjen financiare dhe ushtarake të Fuqive të Mëdha, Greqia do të kishte një fat krejtësisht tjetër, ndoshta ende do të ishte pjesë e Turqisë, për shkak të grindjes dhe luftës së brendshme për pushtet në vitet e para të pavarësisë së saj.

Kemi sjellë edhe disa shënime interesante nga vullnetarët e huaj që vajtën për ta ndihmuar kryengritjen, të cilët ndeshën jo grekët e lashtë për të cilët kishin lexuar nëpër libra, por njerëz që flisnin vetëm shqip, romiot dhe vllehtë. Këta të huaj, me anë të shënimeve në formë të ditarëve, tregojnë për jetën e banorëve të Athinës, si dhe të shumë ishujve që ishin me shqiptarë.

Thjesht, është një libër që nuk është shkruar për propagandë politike, as për të hedhur baltë mbi të vërtetën e kryengritjes së vitit 1821, as kundër personaliteteve dhe institucioneve të Greqisë, por kryekëput për të thënë dhe

mbrojtur të vërtetën që njerëzimi duhet ta mësojë pa ndikime emocionale dhe interesa politike.

Marrëdhëniet greko-shqiptare kanë njohur miqësi të sinqertë vetëm në kohën kur Greqia drejtohej nga presidenti dhe gjenerali arvanitas Teodor Pangallos (1925-1926), kur u shpërbënë të gjitha organizatat antishqiptare greke që kishin për synim aneksimin e jugut të Shqipërisë.

Në fillim të vitit 1980 ka pasur përpjekje nga arvanitasit për të ngritur ura të një miqësie të vërtetë greko-shqiptare, por këto janë shembur nga vetë Greqia, e cila ende e mban në fuqi Ligjin e Luftës që më 1940, një absurditet ky kur e mendon se jemi në shekullin XXI dhe të dy vendet janë anëtare të NATO-s.

Çështja e arvanitasve nuk është thjesht një çështje historike. Greqia patjetër duhet ta njohë pakicën kombëtare arvanitase, ashtu sikurse Italia që i njeh pakicat historike arbëreshe, greke etj., duke u përkujdesur që gjuha, traditat, zakonet e tyre të ruhen e të mos të zhduken, sepse, nëse ndodh një gjë e tillë, atëherë do të vdesë një pjesë e historisë së lavdishme e popullit grek.

Të gjithë dashamirët dhe dashakeqët duhet ta kuptojnë se asnjë e keqe nuk i vjen ndokujt nga vetënjohja dhe krenaria e ligjshme për ruajtjen e vlerave tradicionale të kulturës dhe gjuhës shqipe të arvanitëve, por edhe të pakicave të tjera që jetojnë të "fshehura" në Greqi.

Tani ka ardhur koha që historianët në përgjithësi, sidomos ata që ndërtojnë dhe mbështesin mite, në këtë rast historiografia e Greqisë, duhet t'i analizojë keqkuptimet dhe realitetet e gabuara, duke u çliruar edhe vetë nga e kaluara që ka shumë mospërputhje midis historisë shkencore, me atë që e mësojnë në shkollat shtetërore.

Siç del nga konstatimet e shumë studiuesve, historianëve, publicistëve, gazetarëve grekë e të huaj, por edhe nga konstatimi ynë, pjesa më e madhe e historiografisë greke, e cila aty ku e sheh se kriteri etnik nuk i leverdis, e fsheh ose e fshin, për të ndërtuar pa kritere "rrëfimin kombëtar" që më shumë nuk i shërben të ardhmes afatgjatë të Greqisë.

Historiografia greke dhe e Ballkanit kanë nevojë për rishikime, për të mos thënë edhe për t'u rishkruar. Libri ***Arvanitasit - themeluesit e Greqisë së re*** vjen për t'ua rikujtuat grekëve të sotëm, (një përbërje të popullsisë me shqiptarë, romios, vlleh, turq, romë, sllavë, hebrenj) se ishin pikërisht shqiptarët, trimëria dhe etja e tyre për liri që ia sollën lirinë Greqisë. Prandaj Greqia nuk mund të jetë një vend i mbyllur për të drejtat e njeriut.

Libri që mbani në duar, nuk është një libër që i ka thënë të gjitha gjërat për arvanitasit, por është një udhërrëfyes i kujtesës se arvanitasit ishin, janë dhe do jenë në atë pjesë të tokës së lashtë të tyre e cila njihet me emrin Greqi.

# ABSTRACT

Most of the parts that make up this book were written during the time I lived in Greece. In fact, the knowledge about the life of Arvanites and the works to extract deeper information about them having also their assistance contributed profoundly to this book. During my stay in Greece in the period 1993-2004, I was given the opportunity to study the history of the Arvanites of Greece separately. Undoubtedly, it were the leaders of the League of Arvanites of Greece, Aristidh Kola, Jorgo Miha and Kosta Kazaqisi, who helped me to get to know essentially the Arvanites issue.So, precisely those Arvanites intellectuals were those that showed me the places where they lived and how the settlements in Greece, where the Greeks with Albanian roots lived, were divided into several parts. 1.Arvanites that are known as the founders of New Greece, 2.Albanians of Greek Thrace, most of whom came as a population exchanged with the Treaty of Lausanne and were once known as the Albanian national minority, 3. Albanians living from Kostur of Florina to the outskirts of Thessaloniki, 4. Albanians of Epirus known as Chams and others belonging to the Islamic faith that got massacred and persecuted with the methods of genocide during the year 1944-45.There are also Albanians of the Islamic, Sunni and Bektashi religions in Greece, who are still resisting under the pressure of assimilation. These are found in small groups and fortunately Turkey cares more than Albania.

The purpose of this book is to bring some historical aspects and documents in brief about the contribution of the Albanians, known as *Arvanites*, for the establishment of modern Greece. The Arvanites helped in all areas of life in Greece, since the uprising of 1821 with heroes such as Kolokotroni, Bocari, Xhavellas, Andruço, Miauli, Karaiskaqi, etc., the presidents and prime ministers such as Joani Kapodistria, Miauli, Krieziu, Pangallos, Kundurioti etc., those who founded the Athens Academy of Sciences, those who made the separation of the Greek Orthodox Autocephalous Church from the Patriarchate of Istanbul, and with world-famous painters, Arvanites like Eleni Bukura, Niko Haxhiqiriako-Gjika, Niko Egonopulos, the nobelist Odysseus Edise, to continue with the world-renowned actors of world cinema, Irena Papas, Melina Mercury, Eli Labeti, Haris Aleksiu, Keti Papanika, etc., Jean Morea that the French knew as Jean Moreas (Joan Papadiamantopoulos) who is the founder of French symbolism and the famous director of French cinema, Costa Gavras, etc., who are Arvanites. Also, the Archbishop of Greece Christodoulos (1939-2008) with

the birth name Kristo Parashqefedhis, but also the current Archbishop Jeromenos, with the birth name, Joani Lapi, are from an Arvanite family.

Thus, a good part of this book is a short monography on heroes, prime ministers, academics, painters, and so on. It is clear that within the framework of this book or even ten other books, if we were to write about them, the contribution of Arvanites to Greece could not be summarized, because their roots are very old and deep.

Within this book, facts are displayed on how the Albanian language was written with letters that today are known as of the Greek language, in the publication of Albanian texts, in books, magazines and newspapers of the XIX century that were published in Greece. This shows that the writing of the Albanian language was not unknown to the Arvanites and the Greeks.This shows that the writing of the Albanian language was not unknown to the Arvanites and the Greeks. The reader will also be introduced to the call of the Arvanites of Athens to the Arbërs for a union with Greece in 1899, against the Ottoman Empire. This call was a knife in the back for the Albanians outside Greece, taking into account the Greek actions to carry on the dream of *Megali Idesa* to the detriment of Albanian lands.

For this book, we have used the publications of the League of Arvanites of Greece, such as the annual calendars, *Besa* magazine, various books, etc. Most of the bibliography is based on the newspapers, magazines and books of Greek authors. In addition, we have selected the opinions of many professors of Greek history, who do not support the myths taught in Greek schools, but who have expressed their scientific views on the legends of 1821, as well as the truth for 400 years slavery of Greeks under Ottoman rule, of legal schools in the Ottoman Empire and the development that Greece had at this time, of the myth of the feast of March 25, the myth of the raising of the Greek flag by the bishop of Patras, Gjermanos, and the truth of who started and who liberated Greece. It were the three Great Powers, Russia, Great Britain and France, that for their interests provoked the uprising of 1821 and fought for the independence of Greece. Without the financial and military support of the Great Powers, Greece would have had a completely different fate, perhaps still part of Turkey, due to the strife and civil war for power in the first years of its independence.

We have also brought some interesting notes from foreign volunteers who came to help the uprising, who encountered not the ancient Greeks whom they had read about in books, but people who spoke only Albanian, Romiot and Vlach.These foreigners, through diary entries, tell the story of the lives of the inhabitants of Athens, as well as of the many islands that were inhabited by the Albanians.

It is simply a book that is not written for political propaganda, neither to throw mud on the truth of the uprising of 1821, nor against the

personalities and institutions of Greece, but utterly to say and defend the truth that humanity must learn without emotional influences and political interests.

The Greek-Albanian relations have experienced sincere friendship only when Greece was ruled by Arvanite President and Theodhor Pangallos (1925-1926), when all Greek anti-Albanian organizations aimed at annexing southern Albania were disbanded.

In the early 1980s there were attempts by the Arvanites to build bridges of true Greek-Albanian friendship, but these were toppled by Greece itself, which still keeps in force the Law of War, since 1940, an absurdity when considering that we are in the 21st century and both countries are members of NATO.

The issue of the Arvanites is not simply a historical issue. Greece must recognize the Arvanitian national minority, just like Italy, which recognizes the historical Arbëresh, Greek, minorities, etc., taking care to preserve and not to disappear their language, traditions, customs, because if that happens, then a part of the glorious history of the Greek people will die.

All lovers and evil-minded people must understand that no harm comes to anyone from self-recognition and legitimate pride in preserving the traditional values of the Albanian culture and language of the Arvanites, but also of other minorities living "hidden" in Greece.

Now it is the time for historians in general, especially those who build and support myths, in this case the historiography of Greece, to analyze misunderstandings and erroneous realities, freeing themselves from a past that has many inconsistencies between scientific history with what they teach in public schools.

As can be seen from the findings of many Greek and foreign scholars, historians, publicists, journalists, but also from our findings, most of the Greek historiography, which where do they see that there is no benefit from the ethnic criterion, they just hide it or erase it, in order to build without criteria the "national narrative" that no longer serves Greece's long-term future.

The Greek and Balkan historiography needs to be revised, not to mention rewritten. The book *Arvanites - founders of modern Greece* comes to remind today's Greeks (a population structure of Albanians, Romios, Vlachs, Turks, Roma, Slavs, Jews) that it were precisely the Albanians, their bravery and thirst for freedom that brought freedom to Greece. That is why Greece cannot be a closed country for human rights.

The book you are holding on your hands is not a book that has told all the things about the Arvanites, but it is a guide to the memory that the Arvanites were, are and will be in that part of their ancient land which is known as Greece.

# HYRJE

Arvanitë-Αρβανιτ quhen banorët e Greqisë që e ruajnë në kujtesë krenarinëpër të parët e tyre tëcilët janë me origjinë shqiptare, që atdheu i tyre mëmë quhej Arbëri, e që sot njihet me emrin Shqipëri, që e flasin gjuhën shqipe në vatër, që i ruajnë akoma zakonet, doket, këngët e vjetra shqiptare.

Gjatë shekullit XIX, por edhe në fillim të shekullit XX, studiuesit grekë si: A. Miliarakis, M. Lambrinidhis, P. Kupitoris, DH. Paskalis, por edhe në dokumentet zyrtare, kur bëhet fjalë për arvanitasit, zakonisht përdorin termin Shqiptar-Αλβανοι. Gjithashtu përdoret dhe termi Shqiptarët e Krishterë-Χριστιανοί Αλβανοί. Termat Arvanitis-Αρβανίτης, Arvanitikos-Αρβανίτικος, Arvanitia-Αρβανιτιά, përdoren në gjuhën popullore, si për shembull në fjalët e urta, për të identifikuar arvanitasit e Greqisë. Rrallë përdoret shprehja Arvanitis ose Albanitis në dokumentet e periudhës së kryengritjes greke.

Termat turko shqiptar (Τουρκαλβανοί), arvanitiko turq (Αρβανιτοτούρκοι), janë përdorur për të përshkruar myslimanët shqiptar, të cilët jetonin në Shqipëri ose morën pjesë në bastisjet, të cilat u pasuan nga Orlofika-Orlov, (Lëvizja greke për pavarësi e cila ishte nxitur nga rusët kundër osmanëve gjatë Luftës Ruso-Turke (1768-1774), por edhe më vonë si pjesëtarë të ushtrisë osmane, Ali Pashës, etj[1].

Sipas disa studiuesve dhe historianëve që janë marrë me këtë çështje, arvanitët janë vendosur në Greqi rreth shekullit XIII duke u shpërngulur nga Arbëria.

Në të vërtetë, kur erdhën arvanitët në Greqi?
Pse quhen arvanitë dhe johelenas?
Cili është vendi i tyre amë?
Pse në familje flasin një gjuhë jogreke?
Këto janë disa nga pyetjet që e torturojnë zemrën, shpirtin dhe mendjen e çdo arvaniti të Greqisë[2].

Se kur erdhën arvanitasit në Greqi, ende nuk mund të jepet një përgjigje e saktë përfundimtare. Po ashtu, nuk dihet me saktësi as numri i popullsisë së sotme greke me rrënjë arvanitase. Megjithatë, disa studiues arvanitas dhe të huaj kanë shkruar që numri i njerëzve me rrënjë arvanitase në Greqi është rreth tre milionë[3]. Nga një regjistrim që është bërë vite më

[1]www.cityofnafplio.com, 27 Mars 2019
[2]Tolkë XHILLARI, *Problemi i Ndërgjegjies të Arvanitëve,* Athinë, 1996, f. 7.
3Irakli KOÇOLLARI, *Arvanitët,* Tiranë, 1994, f. 5.

parë, ka dalë se elementi arvanit përbën 25 përqind të gjithë popullit[4] të sotëm grek (Greqia ka rreth 11 milionë banorë). Jorgo Miha deklaron se arvanitasit janë mbi tre milionë e gjysmë[5].

I pari që ndërmori një regjistrim të përgjithshëm të vendbanimeve të arvanitasve ishte Athanasios S. Cingu, por që puna e tij mbeti e mbyllur në sirtar për t'u botuar vetëm gjysmë shekulli pas vdekjes së tij, më 1991[6].

I dyti ishte Gjeorgjios Nakraxha i cili i përmblodhi në harta të gjitha informacionet që kishte koleksionuar, përveç të tjerash, edhe për fshatrat arvanitase[7].

Pra, siç thamë dhe më lartë, arvanitasit e Greqisë, sipas disa studimeve të huaja dhe shqiptare, janë njohur në Greqi rreth shekullit XIII. Por të këtij mendimi nuk janë shumë historianë dhe studiues të tjerë, të cilët mendojnë se rrënjët shqiptare në Greqi janë më të hershme, pra që në kohën antike. Duke e studiuar gjuhën e vjetër të veprave të Homerit, "Iliada" dhe "Odiseja", do të ndeshin në fjalë të pastra shqipe. Bie fjala, emrat e perëndive të Olimpit shpjegohen vetëm në gjuhën shqipe.

Platoni dhe Herodoti përmendin në veprat e tyre se grekët e lashtë i morën perënditë e tyre prej pellazgëve. Sipas disa shkencëtarëve, kjo teori mbështetet në faktin se shumë emra të perëndive antike, si p.sh. Zeusi, Nemesisi dhe Rea mund të shpjegohen me prejardhjen e tyre prej fjalëve "zë", "nëmë" dhe "re" të gjuhës shqipe, gjë që të shtyn të besosh se arvanitasit kanë qenë gjithnjë në Greqinë e lashtë.

Emri arvanitas rrjedh nga fjala *arbana*, e cila rrjedh nga **ar**+**ban**=arbërës, njeri që e punon tokën.

Shqiptarët parahistorikë, nga njerëzit që u morën me letërsi, dituri dhe fe, quheshin *ilirë* dhe, më vonë, *albanë*.

Ndërkaq, këta ilirë dhe albanë vetëquhen arbër, arbanitas, arbëreshë, shqiptarë. Dhe atdheun e tyre e quanin Arbana, Arbëri, Shqipëri. Pra ata kurrë nuk e kanë quajtur atdheun e tyre Iliri dhe Albani. Gjeografi i lashtë Klaud Ptolemeu (90-160 pas Krishtit), territorin midis Durrësit dhe Dibrës e quajti për herë të parë *Albani*, dhe kjo popullsi u quajt *albanian* nga autorët latinë të kohës[8].

Bota perëndimore vazhdoi ta përdorte emërtimin ALBANIA, gjatë periudhës 150 vjeçare të kryqëzatave 1096-1208, ku Durrësi u bë porti

---

4Tolkë XHILLARI, *Problemi i Ndërgjegjies të Arvanitëve,* Athinë, 1996, f. 29.
[5]Gazeta, *SOT*, Tiranë, 9 nëntor 2002, f. 15.
[6]Αθανασιου Σιδ. ΤΣΓΚΟΥ, *Κιεμενα Για Τους Αρβανιτες*, Αθηνα, 1991
[7]Γεωργίου ΝΑΚΡΑΤΖΑ, Η στενή εθνολογική συγγένεια των σημερινών Ελλήνων, Βουλγάρων και Τούρκων / Ήπειρος -Νότια Ελλάδα, Θεσσαλονίκη, 1992
[8]Edwin Jacques, *Shqiptarët*, Tiranë, 1997, f. 183.

kryesor dhe rruga *Egnatia* u bë shtegu kryesor përmes Shqipërisë qendrore, që të nxirrte në Stamboll dhe më tutje në Lindje[9].
Në fillim të shekullit XII, normanët në *Këngën e Rolandit* në gjuhën frënge, krahinën nga Durrësi në Vlorë e quanin ALBANA[10].
Por atëherë pse arvanitasit nuk e quajnë veten e tyre shqiptarë ose albanë, por vetëquhen arvanitas...!?
Emri *shqiptar* njihet rreth vitit 1600 pas Krishtit, dhe kështu arvanitasit e Greqisë dhe të Azisë së Vogël, gjithmonë janë quajtur kështu nga njerëzit që e shkruanin historinë dhe letërsinë me shkronja të cilat njihen si të grekëve. Në këtë kontekst *arnaut, arnavud* u quajtën nga autorët e historisë dhe të letërsisë së botës arabe. Dhe të gjithë ata shqiptarë që u larguan mbas vdekjes së Skënderbeut e këndej për në Italinë e Jugut, e quajnë veten arbëreshë.
Mbase emërtimi *arbani* duhet të jetë i vjetër njëlloj me emërtimin *alban*, mirëpo dallimi qëndron në faktin se si na thërrisnin popujt e ndryshëm.
Po të shohim qytetet e vjetra pellazge dhe ilire, ato janë ndërtuar pranë lumenjve, duke qenë afër tokave pjellore, pra afër arave. Domethënë është fjalë që emërton njerëzit të cilët e punonin tokën, ar-bërësit.
Në gjuhën greke arbanët quhen arvanitas, sepse grekët shkronjën B të alfabetit latin e lexojnë V, pra njeri i atdheut, *arvana* në gjuhën greke. Turqit, arvanitasit e Azisë së Vogël i quajnë *arnautë* ose *arnavudë,* që rrjedh nga fjala arvanit. Kurse arvanitasit ortodoksë të Stambollit dhe të Egjiptit i quajnë *greçi*.
Që arvanitasit-arbëreshët janë quajtur edhe me fjalën *greçi,* kemi fakte të vërteta dhe të gjalla si p.sh. një qytezë e banuar me arbëreshë *Hora e Arbëreshëve* në Palermo. Kjo qytezë shumë vite më parë, nëpër librat zyrtarë të shtetit italian, shënohej *Piana Dei Greci*, por më vonë u shënua me saktësi *Piana Degli Albanesi*. Dhe një qytezë tjetër e banuar me arbëreshë në Avello të Italisë njihet sot me emrin Greçi.

Studimet për arvanitasit e Greqisë nga autorët shqiptarë janë shumë të pakta. Thjesht akademikët shqiptarë nuk janë marrë shumë me arvanitasit, prandaj sot na mungojnë dokumentet me vlera të mëdha historike për kombin shqiptar. Po kështu, shumë studiues të Institutit Albanologjik të Tiranës dhe atij të Prishtinës, kur kanë shkruar për historinë e shqiptarëve të Greqisë,si dhe për marrëdhëniet shqiptaro-greke, kanë bërë shumë gabime apo shtrembërime historike. Në fakt, studiuesit e Institutit Albanologjik të Tiranës, që nga viti 1950 e deri më sot, kur kanë shkruar për marrëdhëniet shqiptaro-greke, kanë qenë të ndikuar nga politika shtetërore e diktaturës komuniste. Ndërsa studiuesit e Institutit Albanologjik të Prishtinës deri në vitin 2000 kanë qenë nën shtypjen dhe ndikimin serb për të mos e shkruar

[9]Po aty, f. 184.
[10]Po aty, f. 183.

historinë e vërtetë shqiptaro-greke. Kështu janë bërë shtrembërime dhe gabime për të shkruar historinë e vërtetë të shqiptarëve në Greqi.

Disa historianë grekë, europianë dhe shqiptarë, shumë prej figurave të ndritura heroike, politike dhe kulturore arvanitase na i paraqesin si minoritarë grekë, ose, siç u pëlqen vetë grekëve, si "vorio epiriotë".

Termi *grek* pikësëpari ka një domethënie politike, për arsye se për herë të parë nëpërmjet revolucionit bëhet bartës i emërtimit të një grupi më të gjerë, i cili kërkon "rrënjët" e veta në lashtësi (në Greqinë e lashtë në rastin konkret), si edhe në domethënien që e ka marrë ky term ndërkohë në Europën Perëndimore[11].

Fuqitë e mëdha europiane e shfrytëzuan Kryengritjen e vitit 1821 duke i quajtur pjesëmarrësit e saj me emrin e përbashkët *grekë*, për të realizuar Greqinë politike. Pra, të gjithë kryengritësit e vitit 1821, arvanitas, romaikos, vllahë, bullgarë, sllavë etj., pas krijimit të mbretërisë dhe shtetit grek në mënyrë të barabartë morën emrin e përbashkët politik-kombëtar *grek*ë.

Në shekullin XVIII dhe në fillim të shekullit XIX vetë grekët parapëlqenin të quheshin *romei* dhe gjuhën e tyre *romaikis*. Rigas Fereos(1757-1798) në poemën e tij "Këngë kushtrimi", në një varg të saj shkruan në gjuhën greke: "Βυλγαροι, κι Αρβανιτις, Αρμενος, κι Ρομιο, Αραπιδεσ[12]"(bullgarë edhe shqiptarë, armenë edhe grekë, arabë). Pra, në poemën e Rigas Fereosit grekët e sotëm njiheshin si *romei*, ndërsa shqiptarët si *arvanitas*.

Kisha ortodokse, nën juridiksionin e një patriarku e të një kleri të lartë kryesisht grek, kishte zënë vend në të gjitha anët e Perandorisë. Deri vonë në shekullin XIX, në të gjitha komunikimet diplomatike dhe gazetat perëndimore, të krishterët ortodoksë jogreqishtfolës përmendeshin me emrin les grecs, sepse identifikoheshin si pjesëtarë të Kishës ortodokse e jo të grupit kombëtar të veçantë. Ç'është më e madhja, greqishtfolësit vendas e quanin veten ose të krishterë (Cristianoi, ose romej (Romioi), ose grekë (Graikoi). Vetëm në fund të këtij shekulli XIX fjala helenë (Ellhnez) zuri vend me shpejtësi përsëri pasi nuk ishte përdorur në praktikë për një kohë të gjatë[13].

Është e vërtetë që arvanitasit ortodoksë u përplasën disa herë me arvanitasit myslimanë duke luftuar kundër njëri-tjetrit, pra ishte kjo një luftë fetare midis tyre. Fatkeqësisht, arvanitasit ortodoksë i luftonin arvanitasit myslimanë, sikur ata të ishin osmanë dhe jo arvanitas. Dhe anasjelltas,

---

[11] Gazeta, *Koha Jonë*, Tiranë, 26 tetor 2002, f. 12.
[12] Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 13 shkurt, 2003, f. 13.
[13]Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, Tiranë, 2007, f. 22.

arvanitasit myslimanë i luftonin arvanitasit ortodoksë, sikur të ishin grekë dhe jo arvanitas[14].

Politikanët arvanitas ortodoksë të shekullit XIX kanë menduar që Arbëria dhe Greqia të jenë të bashkuara në një federatë mbretërore greko-shqiptare. Ata besonin në këtë ide duke u mbështetur në mendimin historiko-shkencor se grekët janë ardhës në Ballkan, dhe gjuha e arbrit para se të shkruhej me shkronja latine, më përpara është shkruar me shkronjat që sot njihen si greke. Për këtë ka shumë fakte shkencore. Vlen të përmendim mumien e Zagrebit. Në Muzeun Kombëtar të Zagrebit në korrik të vitit 1862 u dhurua një mumie nga trashëgimtarët e kroatit Michael de Bariç, detyra e fundit e të cilit ishte si drejtor i Arkivit të Kancelarisë Mbretërore në Oborrin Hungarez. Mumia gjendet në Pavijonin e Arkeologjisë së Egjiptit, kufoma e një gruaje të re rreth të tridhjetave, e njohur si *Agramer Mumia* në bibliografinë perëndimore, prej emrit të vjetër të atij qyteti gjerman.Trupi i balsamosur është **Alkmena (**për grekët**), nëna e Herkulit** e mbështjellë me fasho linoje[15].

Profesori Heinrich Karl Brugsch zbuloi që ana e brendshme e saj ishte e shënuar me një shkrim krejt të panjohur për të[16]. Por studiuesi grek me origjinë shqiptare Niko Stylo, mbas 30 vite studimi pretendon se mbishkrimi i mumies mund të jetë në gjuhën shqipe me shkronjat që njihen si të grekëve të sotëm. Ai ka botuar edhe një libër shkencor ku hedh idenë se ekzistojnë mbishkrime në gjuhën shqipe 500 vjet para Krishtit.

Pas këtyre zbulimeve dhe mendimeve të dhëna, s'na mbetet asgjë tjetër, përveçse të përkulemi përpara fakteve historike dhe shkencore të cilat, pa dyshim, dëshmojnë qartë se Gadishulli Ballkanik në lashtësi është banuar vetëm nga shqiptarët, dhe të tjerët, grekët e sllavët kanë ardhur më vonë.

---

[14]Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, tetor, 2002, f. 78.
[15] Niko STYLO, *HISTORIA E SHENJTË E ARVANITËVE*, Prishtinë, 2004, f. 8.
[16] Po aty



Arvanitët e shek. XIX, duke festuar në Akropoli



Arvanitët e shek. XIX, Thiva

# KREU I PARË

## ARVANITASIT - shqiptarët e Greqisë

Arvanitasit e Greqisë nuk janë ardhës dhe nuk janë as pakicë. Ata kanë qenë dhe janë ende në Greqi. Valë të tjera dyndjesh të mëdha të arbanëve që ka pasur në drejtim të Greqisë gjatë shekujve IV-VII, XI-XII, XIII-XVI dhe që i njohim ne nga disa historianë, nuk janë asgjë tjetër, përveçse shpërngulje të disa princave arbanë të veriut në drejtim të jugut, për shkak të pushtimit të tokave të tyre në veri të Arbanisë nga sllavët, dhe më vonë, edhe nga osmanët.

Fluksi i parë i dyndjeve zuri vend rreth viteve 1350 dhe 1450, kur të ftuar nga princat dhe sovranët bizantinë, katalanët, fiorentinët dhe venecianët u vendosën në krahina të shkretuara dhe më pak të populluara të Greqisë qendrore dhe jugore. Disa studiues mendojnë se ishin pikërisht përbërjet e garnizoneve ushtarake në krahinë, të cilat kanë kontribuar në fluksin e shpërnguljes. Këto të fundit kanë vazhduar më pas në periudhën osmane jo vetëm me kolonët kristianë, por edhe me ata myslimanë nga hapësira perandorake. Kjo lëvizje do të vazhdonte gjatë tërë shekullit XIX dhe gjatë dhjetëvjeçarit të parë të shekullit XX, kur një numër i konsiderueshëm të krishterësh shqiptarë u vendosën në shtetin grek, kryesisht në disa krahina ku njihej shqipja[17].

Arbanët që i lanë tokat e tyre në veri të Arbërisë si në Slloveni, Kroaci e deri në Kosovë, kur zbritën në drejtim të Greqisë së sotme, nuk u pritën me luftë nga popullsia e atjeshme. Kjo tregon se ata zbritën nga veriu në jug te vëllezërit e tyre arvanitas, të cilët jetonin në trojet e veta mijëravjeçare. Me emrin arvanitas kuptojmë vendësit në Greqi, që janë pjesë të gjakut të shprishur nga trungu shqiptar.

Nga mesi i shek. XIX, prania e arvanitasve ishte bërë aq problem serioz për ata që po krijonin mitin kombëtar grek, saqë Kostandinos Paparigopulos (1815-1891), i cilësuar si babai i historiografisë kombëtare greke, pasi u detyrua ta pranonte realitetin arvanitas, më 1854 i këshilloi edhe masat për ta përballuar këtë: Dy fise e banojnë Greqinë, ai grek e ai shqiptar. Por fisi shqiptar përbën komb më vete? Një dhe vetëm një element kombëtar ka ky fis, gjuhën, por edhe kjo po humb gradualisht prej vrullit pushtues të greqizimit[18].

---

[17]Gazeta, *ABC*, Tiranë, 26 shtator 2005

[18]Κ.Θ. ΔΗΜΑΡΑ, *Κωνσταντίνος Παπαρρηγόπουλος / Η εποχή του η ζωή του το έργο του*, Αθήνα, 1986, f. 153.

Arvanitasit merreshin me bujqësi dhe blegtori, ndërsa ata që banonin në ishujt si: Egjina, Hidra, Speces, etj., pra ishujt e Gjirit Saronikut (Αργοσαρωνικού) ishin të njohur për traditën e tyre detare dhe tregtare. Ata dalloheshin për ndershmërinë, besën, por edhe për kokëfortësinë (Αρβανίτικο κεφάλι–ξεροκέφαλος) dhe mprehtësinë e tyre. Nga shekulli XIX e deri më sot, zonat me popullsi arvanite kanë rënë ndjeshëm, gjuha e cila flitej është në rrezik të zhdukjes, dhe përqëndrimi i popullsisë në qytete ka bërë që shumë të largohen nga fshatrat[19].

Në librin "Album i Chateaubriand-it" është botuar një gravurë që paraqet një vajzë shqiptare me shkrimtarin e shquar francez François-René Chateaubriand. Gravura ilustron shkrimin me titull "Chateaubriand i sëmurë te një shqiptar" (*Chateaubriand malade chez un albanais*)[20].

Autori përshkruan se si u ndodh aty me vajzën shqiptare. Midis të tjerave Chateaubriand tregon se një ditë gushti të vitit 1806 ishte me ethe dhe detyrohet ta kalojë mbrëmjen në familjen e një shqiptari që banonte në periferi të Athinës. Të nesërmen, kur zgjohet, sheh vajzën e mikpritësit shqiptar, *një vajzë shumë të bukur*, që i shërbente për të kaluar ethet. Pikërisht këtë çast e kanë përjetësuar në art piktori Steal që ka bërë vizatimin dhe Monnin që ka gdhendur gravurën. Është krijim i bukur që shpreh respektin e shqiptares ndaj shkrimtarit të shquar dhe vlerësimin e këtij gjesti nga vetë shkrimtari si dhe të dy artistët francezë.

Arvanitasit e lindur në Greqi nuk e harruan as gjuhën, as traditat, as edhe detyrat kundrejt atdheut mëmë, Arbërisë, por njëherësh ata nuk lanë asgjë pa bërë që të tregohen bij të denjë të Republikës së Greqisë.

Kryetari i Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë, Jorgo Miha, për ardhjen e arvanitasve në këtë vend do të shprehej kështu: "Arvanitasit, duhet ta theksojmë këtë, hapën gjoksin dhe i pranuan të gjitha ata që erdhën nga anët e tjera të perandorisë. Ata që erdhën pas, për çudi pyesin: Si u gjendën arvanitasit këtu? Dëgjohen zëra të çmendurish në këtë vend. Pyet mysafiri nikoqirin: si u ndodh ky i fundit këtu!!?"[21].

Studiuesi Vangjel Lapi, autor i disa librave për arvanitasit, do të shprehe kështu: "Një ditë në shkollë, në orën e mësimit të historisë, mora guximin dhe pyeta mësuesin se përse në libër nuk shkruan se ata që i sollën lirinë Greqisë janë arvanitas? Përgjigja që mora, ishin dy shuplaka të rrufeshme të pashoqëruara me asnjë fjalë. Ky ishte lëndimi i dytë i cili dalëngadalë në shpirtin tim po fillonte të krijonte një plagë"[22].

---

[19]www.offlinepost.gr, 5 dhjetor 2019
[20]François-René Chateaubriand, *Album de Chateaubriand,* Paris, 1862, f. 98-99.
[21]Gazeta, *SOT*, Tiranë, 9 nëntor 2002, f. 15.
[22]Gazeta, *TRIBUNA*, Athinë, 13 maj 2004, f. 23.

Studiuesi Niko Stylos do të shkruante: “Megjithë kërkesat e rrepta dhe predikimet e mësuesve të ndryshëm, që fëmijët nuk duhet të flasin gjuhë tjetër, përveç asaj të shkollës (duke na thënë me përbuzje se gjuhët vllahe e arvanite janë romake), prindërit na e mësuan gjuhën e tyre. Ishte interesant se ata që e flisnin gjuhën popullore greke, nuk i jepnin rëndësi termit *elinas* dhe *elenika* (greqisht) e në vend të tyre përdornin fjalët *rom* e *romake*, ndërkohë që neve na thonin *junan* e *Junanistan*, dhe thoshin se romakët janë *grekë* dhe arvanitasit janë *shqiptaridhë*. Vetëm ne u thoshim atyre grekë. Por midis tyre vllehtë dhe arvanitasit ngulmonin se ishin banorët më të lashtë të atij vendi”[23].

Arvanitasit janë një realitet në shtetin grek. Ata kanë luftuar në Kryengritjen Greke të vitit 1821 bashkë me të tjerët si romiosit, vllehtë, sllavët, britanikët, rusët, francezët, italianët, kundër osmanëve, për krijimin e shtetit grek. Arvanitët e quajnë veten e tyre zotër të Greqisë. Krijuesit e shoqërisë greke qenë tre arvanitas nga fshati Arvanitohori: Pano Joani, Nikol Kristianika, Janaq Adhami. Kryeministri i parë i shtetit grek ishte një arvanit me origjinë nga Gjirokastra dhe quhej Jani Kapodistria(1776-1831) i cili ishte birësuar në Korfuz nga familja e dëgjuar Kapodistria. Vetë Jani Kapodistria ishte djali i Andon Gjikës nga Gjirokastra që kishte mërguar në ishullin e Korfuzit[24].

Arvanitasve u takoi nderi më i lartë që t’ia sillnin kurorën e Greqisë mbretit të saj Otton, sepse të tre anëtarët e komisionit që u dërguan, ishin arvanitasit Andrea Miauli, Kostë(Kiço) Boçari dhe Dhimitër Pllaputa. Në vitin 1832 ata udhëtuan në Mynih të Gjermanisë për t’ia vënë kurorën e Mbretërisë Greke, Ottonit, djalit të dytë të mbretit të Bavarisë, Ludovikut të Parë[25].

Arvanitët sot i gjen në majën më të lartë të shtetit grek. Duke filluar që nga heronjtë e kryengritjes për pavarësi të vitit 1821, diku rreth 20 kryeministra të Greqisë kanë qenë me origjinë shqiptare, shumë ushtarakë të lartë, politikanë në nivele të tjera etj., ishin arvanitas. Duke qenë të lidhur me pjesën tjetër të popullatës, ata dhanë ndihmesë në themelimin dhe vulosjen e shtetit grek. Kryeministri i dëgjuar i viteve 1920, Elefterios Venizellos ishte me origjinë arvanite, i lindur në fshatin arvanitas Lakonia[26].

Nga gjiri i racës arvanitase dolën edhe kryetarë të Republikës Greke, si Pavlo Kunduríoti, Teodoros Pangallos, Aleksandër Zaimi etj.

Historiania e njohur greke prof. dr. Maria Efthimiu shkruan:“Gjuha arvanitase ishte gjuha që e flisnin Kunduritoti, kryeministri i Greqisë, Bubulina, Boçari, Suliotët, Karaiskaqi, Andruçosi, Miauli, Kriezíu dhe

---

[23]Niko STYLO, *HISTORIA E SHENJTË E ARVANITËVE*, Prishtinë, 2004, f. 7.
[24]Mexhit KOKALARI, *Epiri, kryeqendra e qytetërimit antik në Evropë*, Tiranë, 2001, f.72.
[25]Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 30.
[26]Gazeta, *SOT*, Tiranë, 9 nëntor 2002, f. 15.

shumë luftëtarë të kryengritjes. Me arvanitasit grekë nuk na ndan asgjë, ishin ortodoksë dhe dygjuhësh (flisnin greqisht dhe shqip) dhe kontributi i tyre në Kryengritjen e vitit 1821 ishte shumë domethënës, pasi shteti grek u themelua në bazë fetare. Nëse nuk do të kishte qenë ashtu, me siguri nuk do të ishte krijuar një shtet grek në vitin 1830...”[27].

Lojërat olimpike të Greqisë janë ringjallur nga shqiptari Vangjel Zhapa, i cili u lind në vitin 1800 në fshatin e Labovë të rrethit të Gjirokastrës. Në vitin 1859, ky shqiptar nga Labova, pra Vangjel Zhapa, hodhi idenë për zhvillimin e Lojërave Olimbike dhe ishte financuesi i tyre në atë viti[28].

Jean Morea, të cilin francezët e njihnin si: Zhan Moreas (Joani Papadiamantopulos) dhe i cili është themeluesi i simbolizmit francez, u lind në prill të vitit 1856 në lagjen Plaka të Athinës. Ai ishte me rrënjë shqiptare si nga e ëma, ashtu edhe nga i ati. Në kulmin e lavdisë së tij në Paris, Moreas i deklaronte biografit Byvanck: “Unë kam qenë gjithnjë një rebel. Në venat e mia rrjedh gjak klefti. Në fakt, unë nuk i përkas racës greke dhe besoj se nuk ka më përfaqësues të llojit tonë. Familja jonë fisnike është me origjinë nga Epiri. Ajo quhet Papadiamantopulos, mbiemër disi i zgjatur në mënyrë komike, por besoj se do të thotë “diamant” dhe “papa”, d.m.th. që ka pasur një prift në familjen tonë, dhe “pulos” është, siç është prapashtesa “viç” në gjuhët sllave. Para persekutimeve të osmanëve ne kemi emigruar nga trojet tona bashkë me familje të tjera në Peloponez apo në More, siç i themi ne në fillimin e shekullit. Prandaj edhe vjen emri Morea, të cilin ne e adoptuam. Gjyshi im dhe vëllai i tij janë shquar në luftën për pavarësi. Nuk dua t’i mburr bëmat e tyre, por mjafton të them se kjo familje ka nxjerrë shumë heronj. Babai im jetonte në Athinë, në rrethin e princit bavarez, mbretit Otton, të cilin e sollën Fuqitë e Mëdha… Dhe pikërisht në këtë kohë nisi rebelimi im”[29].

Ka shumë të dhëna për Jean Morea që e tregojnë origjinën shqiptare nga nëna me rrënjë nga ishulli i Hidrës dhe nga babai nga Epiri, më saktësisht me rrënjë fillimisht në Margarit (Margëlliç) të Çamërisë.

Shqiptar ishte edhe Jani Banka, (1814-1895) bamirësi i madh që i dhuroi Greqisë shumë pasuri. Ky u lind më 1814 në Korçë. Jani Banka emigroi në moshën 19 vjeçare në Greqi, e më tej në Kajro të Egjiptit, ku u përfshi në koloninë shqiptare, që ishin me origjinë nga Korça. Jani Banka i dhuroi Greqisë Fondacionin “Banka” që sot ka në zotërim hotelet “Aleksandër”, “Banka”, e shumë ndërtesa në sheshin Omonia në Athinë, pa folur për financimet bamirëse për spitalet dhe shkollat. Jani Banka financoi

---

[27]www.alfavita.gr, 24 mars 2019

[28]Gazeta, *GAZETA SHQIPTARE*, Tiranë, 4 nëntor 2000, f. 12-13.

[29]Gazeta, *SHQIPTARJA*, Tiranë, 29 janar 2013

edhe shumë aktivitete për qytetin e tij të Korçës, jetimore dhe gjimnazin "Banka"[30].

Ne vitin 1901, gazeta amerikane "The Journal Junior Minneapolis", në një artikull të saj shkruante se në fshatin Salesi, i cili ndodhej 12 milje larg Athinës, asnjë nuk di qoftë edhe një fjalë greke, por flasin vetëm shqip. *Për banorët e këtij fshati gjuha greke konsiderohet si gjuhë e huaj*. Sipas shkrimit të korrespondentes së gazetës, në këtë fshat ishte emëruar një mësues grek por fëmijët nuk dinin asnjë fjale greqisht dhe ky i fundit i dërgon letër ministrisë greke që t`i dërgonte një përkthyes për ta nxjerre nga situata[31]. Fshatit Salesi emri ju ndërruar në vitin 1927 në Avlona (Αυλωνα).

Francezi Rene Pinon, më 1913 do shkruante për heronjtë e Kryengritjes greke të vitit 1821: "Suliotët, Kollokotroni, Kundurioti, e shumë të tjerë ishin shqiptarë"[32].

Piktori më i madh grek, akademiku Niko Haxhiqiriako-Gjika, ishte arvanitas. Po kështu, kemi edhe figura të larta në vitet 1980-2004 në jetën politike-shoqërore të shtetit grek siç ishte peshkopi i Korintit, urat Pandeleimon Karanikolasi[33], i cili deklaronte që ishte arvanitas; ish-ministrja e Kulturës, artistja e madhe, Merlina Mërkuri; pastaj ish-ministri i Jashtëm dhe ish-kryetari i Republikës Greke, Karolos Papulias ishte me origjinë shqiptare. Babagjyshi i tij quhej Sulejman dhe ka qenë mysliman me origjinë nga Çamëria. Pasi u kthyen në ortodoksë, ata u shpërngulën në Voshtinë, e cila sot quhet Pogoniani. Edhe ish-ministri i Jashtëm dhe i Kulturës, ish-zv/kryeministri Teodoros Pangallos, po ashtu është arvanitas. Ai kurrë nuk e mohoi prejardhjen e tij etnike. Gjithashtu, politikania e njohur Dora Bakojani është me origjinë arvanitase nga nëna e nga babai. E ëma e saj quhej Marika Micotaqi dhe është arvanitase me rrënjë nga Lamia, e cila njëkohësisht është edhe kushërirë me arvanitasin Teodoros Pangallos. Marika Micotaqis[34] është gruaja e ish-kryeministrit të Greqisë, Kostandinos Micotaqis dhe nëna e kryeministrit Qiriakos Micotaqis, gjyshja e kryetarit të Bashkisë së Athinës, Kosta Bakojani. Pra, dinastia e politikës greke Micotaqis dhe Bakojani janë me rrënjë arvanitase.

Kryepeshkopi i Kishës Ortodokse Greke, Jeromenos, me emrin e lindjes Joani Lapi, është arvanitas nga Beotia [35]. Dhe pikërisht ky klerik i lartë e pranon me krenari se është arvanitas dhe e flet shumë mirë gjuhën shqipe.

---

[30]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 28 shtator 2001, f. 17.
[31]The Journal Junior-Minneapolis, 31 gusht 1901
[32]Rene PINON, *L'EUROP ET LA JEUNE TURQUIE*, Paris, 1913, f. 308.
[33]Revista, *LIDHJA*, Cozenca, maj 1984, f. 207.
[34]Gazeta, *REPUBLIKA*, Tiranë, 8 janar 1995, f. 4.
[35]www.orthodoxianewsagency.gr

Njëri nga murgjit e njohur në Greqi, i quajtur Plaku Nektario (1930-2017), jep të dhëna interesante duke shkruar fare qartë se, shumë shenjtorë që publikisht njihen si grekë, në të vërtetë janë arvanitas-shqiptarë, siç janë patriarku i Stambollit 1486-1488, 1497-1498,Shën Nifo B.Kryepeshkopi i Athinës(1998-2008), Kristodhulos(1939-2008), me emrin e lindjes Kristo Parashqefedhis, është arvanitas nga fshati Megalo Zalufi(Μεγάλο Ζαλούφι) i Trakisë turke. Këta u vendosën në Trakinë greke më 1923, ku e themeluan fshatin Nea Himonio(Νέο Χειμώνιο).Këto të dhëna Plaku Nektario i botoi në revistën ortodokse tremujore *Theodhromia* (Θεοδρομία) tetor-dhjetor 2009[36].

Regjisori i njohur i kinemasë franceze, Kosta Gavras është arvanitas, i cili është lindur më 1933 në Glika Nero (Γλικα Νερα) të Atikës. Në një emision të emetuar në kanalin e televizionit shtetëror NET, më 3 janar të vitit 2011 ai deklaroi: “Mendoj se Greqia është krijuar gjithmonë nga shqiptarët, turqit dhe njerëz nga vendet e tjera. Nuk mendoj se jemi grekë të lashtë me gjak të pastër. Është e papranueshme ta thuash këtë!”[37].

Vasilis Rafailidhis (1934-2000), gazetar, shkrimtar, kritik i kinematografisë, në një shkrim të tij botuar më 1987, shkruan: “Përse nuk na mësuan në shkollë se shteti i Ali Pashës ishte grek? Përse na e fshehin se kryetari i parë dhe i dytë i Republikës Greke(kemi parasysh dy Kunduriotidhes) ishin arvanitas? Përse nuk na thanë që Miauli, Bubulina dhe një shumicë heronjsh të kryengritjes greke ishin arvanitas? Përse heshtim kaq shumë për faktin se grupi i fshatrave të quajtur Suli, ishin fshatra shqiptar edhe se njëri nga Boçarët (i cili natyrisht ishte arvanitas), e përpiloi fjalorin greqisht-shqip? Cila është nevoja shoqërore për të pasur një fjalor të tillë?
Përse në gjeografi nuk përmendet se Thiva është një qytet pothuajse tërësisht arvanitësh. Dhe se shumica e fshatrave të Misolongjit të Atikës janë fshatra arvanitësh? Përse vllahtë, arvanitasit, sllavët, pomakët, turqit, armenët dhe hebrenjtë që jetojnë në këtë vend, vazhdojnë të ndihen si të huaj në një vend që është edhe i tyre? Cili politikan i mençur ua bëri dhuratë turqit e Trakisë atyre të Turqisë? Pra, askush nuk e ka kuptuar kurrë se të gjitha etnitë që bashkëjetonin në shtetin grek, ishin vetëm grekë në thelb, rrënjësisht, dhe absolutisht jo me marrëveshje dhe me dhënie të shtetësisë?
Për pyetjet e mësipërme dhe shumë të tjera të ngjashme, asnjë përgjigje logjike dhe shkencore nuk mund të jepet nëse nuk pranojmë që grekët ishin në antikitet dhe vazhdojnë të jenë edhe sot-shumë më tepër sot-një popull shumëkombësh”[38]?

Por, në të vërtetë, arvanitasit përçmohen në librat shkollorë zyrtarë grekë kur thuhet se ata ishin kundër krijimit të shtetit grek ose kur thuhet se

[36]Revista, *Θεοδρομία*, Θεσσαλονίκη, tetor-dhjetor 2009, f. 620-632.
[37]Gazeta, *ΣΤΟΧΟΣ,* Αθηνα, 5 janar 2011
[38]Gazeta, *ΕΘΝΟΣ,* Αθηνα, 15 shkurtë 1987

janë “turko-allvani”[39], se janë “sherrxhinj” etj. Në librat e historisë zyrtare greke nuk përmendet fare fakti se heronjtë e Kryengritjes greke të vitit 1821 ishin arvanitas dhe jogrekë, ashtu siç është në fakt historia e vërtetë.

Ironia e fatit është me këto“libra”, se mbasi shkruajnë se arvanitasit janë të paktë, të këqinj, pa ndonjë kontribut për shtetin grek, në fund shtojnë edhe këtë: “arvanitasit janë grekë”, “arvanitasit janë dygjuhësh, që dikur jetonin në Shqipëri” etj. Por këto nuk janë argumente shkencore[40].

Arvanitasit u lartësuan gjatë Kryengritjes të vitit 1821. Ata morën armët në dorë, dhanë jetën e tyre për t’ia sjellë lirinë Greqisë, e cila ishte sllave për katërqind vjet me radhë. Dhe në gjithçka që u shkrua për ta, askund nuk përmendet origjina e tyre arvanite. Thjesht i përmendin ata si gjeneralë e si admiralë, shkruajnë për Kanarin, Karaiskaqin, Miaulin, Bubulinën, Marko Boçarin dhe shumë të tjerë, por asnjë fjalë e vetme nuk gjendet e shkruar ku do të thuhej se ata ishin me rrënjë arvanite, në një kohë kur ata kishin për gjuhë të mëmës së tyre gjuhën arvanite. Ata që në njërën dorë kishin penën dhe në tjetrën dyfekun, nuk dinin të lëshonin pe atje ku s’duhej. Dhe nuk mjaftoi e gjithë kjo, por kur vendi e fitoi lirinë, krijuan një klimë e cila i përfliste arvanitasit si njerëz nga shtresa të një kategorie të ulët, të trashë e budallenj, të cilët vlenin vetëm për çobenj e punëtorë krahu[41].

Jakob Philipp Fallmerayer më 1836 shkruan: “Revolucioni për pavarësinë e Greqisë ishte një revolucion shqiptar dhe jo grek”[42].

E vërteta për arvanitasit është ndryshe nga ajo që thuhet në librat shkollorë grekë. Sot këta heronj arvanitas të Kryengritjes së vitit 1821 e ndriçojnë historinë e pavarësisë së shtetit grek. Emrat e tyre i ndesh kudo në Greqi; rrugët, shkollat, sheshet etj., i mbajnë emrat e heronjve arvanitas të Kryengritjes së vitit 1821. “Pa arvanitët nuk ka Greqi dhe pa Greqi nuk ka arvanitë”, ka thënë Aristidh Kola[43].

Jorgo Marunga më 1979 do të shkruante: “Vendin më të madh në panteonin e heronjve të kryengritjes për pavarësinë e vendit tonë, e kanë zënë figurat mitike arvanitase. Arvanitas janë suljotët, hidrojtë, speciotët dhe dervenohorët. Arvanitas ishte Andruços dhe i biri, luani Odisea, nga fshati Livandes i Atallantisit. Arvanitas ishin Grivët, Kundurjotët, Pllaputët, Gurasit, Nikitarasit. Arvanitë janë edhe Marko Boçari, Xhevelejtë, Mjaulisi, Kriezotët, figura legjendare nga Speca, Bubulina jonë. Arvanitas ishte dhe luftëtari i mrekullueshëm i Hasiasit, Meleti Vasiliu-Haxhimeletis, Jani Haxhimeletis të Elefsinës, Skurtiotët, Kriemadhët, Qiurqiotët, Davaritët,

---

[39]Gazeta, *SOT*, Tiranë, 9 nëntor 2002, f. 15.

[40] Po aty

[41] Gazeta, *TRIBUNA*, Athinë, 13 maj 2004, f. 23.

[42]Jacob Philipp Fallmerayer, *Geschichte der Halbinsel Morea während des Mittelalters*, volume 2, Stuttgart 1836)

[43], Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 553.

Mitro Leka nga Menidhi dhe Ktenadsët nga Agios Anargjiris. Arvanitas ishte edhe Vasoja që erdhi nga Mali i Zi që të luftonte për revolucionin. Arvanitas ishte edhe kapedani Ikonomu që bëri të ngrihet Hidra, Sahturët, Meksët, Botashët, Gjikët, Nikët Kriezitë. Sado që të përpiqet dikush, është e pamundur ta plotësojë një katolog të tillë të sakrificave, të nderit dhe të trimërisë arvanitase"[44].

Publicisti dhe shkrimtari Nikos Dhimu për praninë e arvanitasve dhe kontributin e tyre do shprehet: "Kur në shekullin e XIII Greqia qendrore ishte e zbrazur nga popullata (për shkak të epidemive, luftërave, piratëve), shqiptarët (që më vonë i quajtëm arvanitas) erdhën dhe kolonizuan Atikën, Peloponezin verior, ishujt e Gjirit Saronik, si dhe pjesë të tjera të Greqisë.
Ata luftuan me ne në Kryengritjen e vitit 1821 dhe ishin kryekomandantët tanë më trima. Bëni një udhëtim në "Pediotou Areos" (vendndodhje në Athinë, e planifikuar për nderimin e heronjve të Kryengritjes së vitit 1821) për të parë se sa shumë heronj kanë emra shqiptarë... Dhe ne mund t'i kemi ndryshuar emrat e vendeve që kam mësuar unë si fëmijë: Bojati, Kiurka, Lopësi, Kryekuqi (vende që banoheshin nga arvanitasit), por disa vende na kanë shpëtuar: aeroporti ynë na e kujton kryekomandantin e madh, kryegjeneralin e Venedikut, Bue Shpata"[45].

Gjithashtu dua të njoftoj studiuesit, historianët dhe lexuesit e thjeshtë për t'u bërë ndreqja e një gabimi të madh për shpjegimin e fjalës ARVANIT.
Nga sa kam lexuar libra të ndryshëm të studiuesve, shkrimtarëve të huaj dhe atyre shqiptarë, kam vënë re se gabojnë rëndë kur në librat e tyre arvanitasit në gjuhën shqipe i quajnë *arvanitas* dhe *arbërorë*. Mendimi im është që kur flitet dhe shkruhet nëpër libra në gjuhën shqipe, fjala ARVANIT, ARVANITIKA në të vërtetë në gjuhën shqipe përkthehet SHQIPTAR dhe GJUHA SHQIPE.
Në gjuhën italiane, fjala ARVANIT shkruhet ALBANEZI, dhe në gjuhën angleze shkruhet ALBANIAN. Pra ARVANITË, ARNAUTË, ARNAVUD, ALBANEZI, ALBANIAN emërtohet populli shqiptar i djeshëm dhe i sotëm në librat e autorëve në gjuhën greke, turke, italiane dhe angleze.

Ndoshta dikujt do t'i duket se unë po gaboj. Por mendimi im është i bazuar në fjalorët greqisht-shqip dhe shqip-greqisht të autorëve grekë. Çdo njeri, po të lexojë fjalorin më të thjeshtë, do të vërejë se fjala *arvanitas* përkthehet si shqiptar. Në fjalorin më të madh greqisht-shqip, të cilin e ka përpiluar ish-profesori i gjuhës greke në Universitetin e Tiranës, Niko Gjini, do t'i vërejmë fjalët:

[44] Γιώργος Σωτ.Μαρούγκας,*Η συμβολή των Αρβανιτών στην διαμόρφωση του νεοελληνικού έθνους*, Αθήνα 1979, f. 49-50.
[45] Gazeta, *TO BHMA*, Αθηνα, 21 tetor 2018

*Greqisht- Shqip*
arvanitaqi - shqiptar i vogël
arvanitika - gjuha shqipe
arvaniti – shqiptar

Pra këto mund t'i lexoni në fjalorin e prof. Niko Gjinit, botim i Universitetit të Janinës[46].

Ndërkaq, autori tjetër grek, Kostandinos Papafili, i cili po ashtu ka bërë dy fjalorë të mëdhenj greqisht-shqip dhe shqip-greqisht, fjalën ARVANITAS në fjalorin e tij greqisht-shqip e përkthen si ARBËRESH[47].
Po ky autor në fjalorin shqip-greqisht, fjalën SHQIPTAR e përkthen në gjuhën greke si ARVANITAS[48].
Në gjuhën zyrtare të shtetit italian, fjalën ARBËRESH nuk e njohin, por arbëreshët e sotëm që i thërrasim ne shqiptarët, italianët i quajnë me të drejtë ALBANEZI, e që në gjuhën shqipe përkthehet SHQIPTAR.
Mendoj se gabimi që është bërë deri më sot nga studiuesit dhe shkrimtarët e ndryshëm, është se arvanitasit në gjuhën shqipe i thërrasin dhe e shkruajnë ARVANITAS dhe ARBËROR, kjo nuk është bërë me qëllim, por për të bërë dallimet se për cilën pjesë të popullit shqiptar bëhet fjalë.

Që e vërteta të mbetet e tillë, si dhe historia të quhet histori e vërtetë, nuk duhet të shtrembërohen faktet e së vërtetës. Tani ka ardhur koha të bëhen ndryshime të tjera të rëndësishme për historinë e gjerë të shqiptarëve, me qëllim që ajo të mbetet histori në kuptimin e plotë të kësaj fjale.
Edhe unë në këtë libër po e bëj këtë gabim me vetëdije, që shqiptarët e Greqisë të shekujve të mëparshëm po i quaj në gjuhën shqipe pa të drejtë ARVANITAS. Natyrisht, këtë po e bëj me qëllimin e mirë, që lexuesi i thjeshtë ta kuptojë se ky libër i kushtohet kryekëput historisë së shqiptarëve të Greqisë të cilët njihen me emrin ARVANITAS, dhe jo për shqiptarët e Greqisë që njiheshin si pakicë kombëtare, si në Greqinë e veriut nga Kosturi e deri në Trakën greke, si dhe në Çamëri që pjesa myslimane u masakrua e u përzu me gjenocid nga ushtria greke EDES e udhëhequr nga Napoleon Zerva në vitet 1944-1945.

Shqiptarët, arvanitët dhe arnautët janë i njëjti popull. Gjuhën shqipe e fliste raca e shqiptarëve, arvanitasve dhe arnautëve, të quajtur për gjithë pjesën që mbulonte krahinat e Shqipërisë dhe ish-Maqedonisë, Iliria dhe Epiri...[49]

---

[46]Νικου Χ. ΓΚΙΝΗ, *ΕΛΛΗΝΟ-ΑΛΒΑΝΙΚΟ, ΛΕΞΙΚΟ*, Ιωαννινα, 1993, f.14.
[47]Κωνσταντινου Γ. ΠΑΠΑΦΙΛΗ, *ΛΕΞΙΚΟ, ΕΛΛΗΝΟ-ΑΛΒΑΝΙΚΟ*, Αθηνα, f. 65.
[48]ΚωνσταντινουΓ. ΠΑΠΑΦΙΛΗ, *FJALOR, SHQIP-GREQISHT,* Athinë, f. 741.
[49]Νικολαου ΛΩΡΕΝΤΗ*, Νεωτατη Διδακτη, ΓΕΩΓΡΑΦΙΑ*, Βιεννη, 1858, f. 373.



“Vajza shqiptare dhe Chateaubriand”, ilustrim për “Albumin e Chateaubriand-it”, Paris, 1862

## Rëndësia e gjuhës Arvanitase - (Shqipe)

*"Vetëm dy gjuhë janë autoktone dhe të mëdha: greqishtja dhe shqipja, e para ardhur nga errësira egjeane dhe e shkruar në pergamenë e në letër, e dyta kalëruar mbi natën pellazgjike e gdhendur në gurë, në gjak dhe në shpirtra..."*[50].

Popullata arvanitase dallon nga të tjerat që e përbëjnë shtetin grek. Arvanitasit dallojnë për nga dasmat e tyre, nga mënyra e varrimit të njeriut, nga veshja e grave, nga karakteri i veçantë, nga fustanella e tyre (të cilën grekët e kanë përvetësuar si veshjen e tyre kombëtare), nga mbiemrat të cilët shumica e fiseve arvanitase i kanë me fjalë në gjuhën shqipe. Por, gjithsesi, dallimi kryesor mbetet gjuha e tyre që e flasim brenda rrethit familjar.

Në shekujt e mëparshëm gjuha arvanitase nuk shkruhej, dhe, si e tillë, ajo nuk e përbënte gjuhën e shkollimit. Dhe kjo do të thotë se atë e flisnin njerëzit e pashkolluar, thjesht ishte gjuhë e jetës së përditshme. Në këtë kuptim gjuha arvanitase ishte gjuhë popullore dhe jo gjuhë letrare e fetare. Kështu njerëzit e diturisë dhe të letërsisë e quanin atësi gjuhë "barbare". Të gjithë arvanitasit që u morën me shkrime, e përdorën alfabetin grek për të shkruar në gjuhën e tyre. Nëpër manastiret e vjetra ka libra me përmbajtje fetare në gjuhën arvanitase, por me alfabetin e sotëm grek.

Gjuha arvanitase, duke mos qenë e shkruar, mbase mund të rrezikohej e të humbte gjatë kohës, veçanërisht mund t'i humbte origjinalitetin dhe emocionet shpirtërore. Prandaj ky popull krijoi ninullat, këngët e trimave dhe vajet. Arvanitasit janë gjakushqyesit e të gjitha luftërave çlirimtare në Ballkan e më gjerë.

Njëra nga mënyrat e ruajtjes së gjuhës arvanitase është pikërisht kënga. Shumë ngjarje të përditshme dhe historike u përcollën brez pas brezi nëpërmjet këngës popullore si:

---

[50]Fredinand SCHEVILL, *BALLKANI, Historia dhe Qytetërimi*, Tiranë, 2006, f. 7.

*Meqë nuk dimë të shkruajmë,*
*mjaftohemi me të folur,*
*me këngë dhe me vajet-ë*
*kujtesa jone kështu ruhet-ë*
*Askush nesh nuk dinte të shkruante,*
*por i bëmë këngë dhe u ruajtën*
*goja-goja deri më sot*
*kujtesa jonë e gjallë mbet!*

Një tjetër këngë është edhe kjo siç vijon:

*Arvanitasit këndojnë,*
*gjuhën e tyre mos harrojnë*
*shiko atë plakun si këndon*
*edhe gjaku si i qarkullon.*
*Gojë më gojë ruhet jeta*
*me këngët e vërteta.*
*Arvanitasi nuk di të shkruaj,*
*por me këngë di t'i ruajë*

Po ashtu, në një tjetër këngë arvanitase, ata thonë:

*Gjuha jonë vetëm thuhet*
*nuk e lanë që të shkruhet*
*bëmë këngë këshillat e urta*
*që të mos harrohet gjuha.*

Pa dyshim, vargjet e këtyre këngëve tregojnë fare qartë dhembjen e arvanitasve për gjuhën e tyre amtare, por edhe se si u ruajt gjuha në një farë mënyre.

Në vitet e para të krijimit të shtetit grek, një gjerman, mik i Greqisë, i quajtur Teodor Reinhold, u mor me studimin e gjuhës arvanitase, të cilën edhe e mësoi gjatë qëndrimit të tij shumëvjeçar në Greqi[51].
Rainhold shërbeu në flotën detare greke, ku arriti deri në gradën e kryemjekut. Aty e mësoi gjuhën arvanitase, që në atë kohë ishte gjuha e kuvendeve në flotën detare greke, deri në kohën e admiralit të madh të luftërave ballkanike, arvanitasit Pavlo Kundurioti, kryetar i Republikës të Greqisë në vitin 1923, i cili në shoqërinë e tij të ngushtë fliste vetëm në gjuhën arvanitase. Rregullorja e parë e flotës detare greke është shkruar në gjuhën arvanitase. Natyrisht që shumica e grekëve nuk duan ta besojnë këtë të vërtetë.

---

[51]ΚΕΝΤΡΟ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ, *ΑΡΧΕΙΟ ΑΡΒΑΝΙΤΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ*, Αθηνα, 1996, f. 9.

Në veprën e tij “Pellazgjishtja”(Nocetes Pelasgicae), që u botua në Athinë më 1855, Teodor Rainhold gjuhën arvanite e quan “gjuha e flotës” dhe këtë titull e mban kapitulli i parë i librit të tij[52].

Në veprën e sipërpërmendur përmblidhet edhe fjalori i vogël, të cilit i janë referuar pothuajse të gjithë gjuhëtarët europianë të cilët u morën me gjuhën arvanitase-shqipe.

Gjuha arvanitase nuk kishte alfabetin e vet të veçantë, por ai që donte ta shkruante, duhej ta përdorte alfabetin e greqishtes, ashtu siç bënë Kunduriotidhët dhe Ali Pashë Tepelena, apo me latinishten, siç ndodhte me tekstet e klerikëve katolikë të Shqipërisë së Veriut dhe të Italisë. Lordi Bajron e përdori alfabetin anglez për t’i shkruar tri këngët arvanitase në veprën e tij “Childe Harold’s”[53].

Në periudhën para Kryengritjes së vitit 1821 kemi disa përpjekje për të bërë leksiokografinë e gjuhës arvanitase: më e rëndësishmja nga këto përpjekje, ishte ajo e heroit të kryengritjes, Marko Boçari, i cili me shtysën ndoshta të Pukëvilit, konsullit francez në Janinë, hartoi *Fjalorin e romeishtes(greqishtes) dhe arvanitishtes(shqipes) së thjeshtë*”[54].

Para këtij fjalori, gjatë shekullit XVIII ishte botuar fjalori tregjuhësh greqisht-arumanisht-shqip i Teodor Kavaliotit më 1770, i cili kishte 1.170 fjalë. Ky fjalor i quajtur “Protopiria” u botua në fillim në Voskopojë më 1760 dhe më 1770 në Venedik[55]. Disa vite më vonë kemi dhe fjalorin katërgjuhësh të Daniel Mihal Voskopojarit në fillim të shekullit XIX me të katrën gjuhë bullgarishten[56]. Fjalori i Danil Mihal Voskopojarit kishte 1.072 fjalë dhe u botua më 1802 në Venedik, ndërkaq u ribotua tri herë brenda tetë viteve.

Këta fjalorë mund të kenë shërbyer për biseda ndërmjet pjesëtarëve të popujve të Ballkanit që bashkëjetonin në shumë krahina të Greqisë së veriut.

Kurse në Greqinë e jugut, nuk ishte e nevojshme përderisa këtu greqishtja quhej nga shumica e popullit si gjuhë e aristokracisë, ndërsa arvanitishtja si gjuhë e popullit në përdorim të përditshëm. Kjo është arsyeja e parë që nuk kemi asnjë përpjekje për hartimin e një fjalori greqisht-arvanitika në vitet para Kryengritjes së vitit 1821.

Pas kësaj kryengritjeje, përpjekjet e shtetit zyrtar grek për ta zëvendësuar gjuhën arvanitase me greqishten, përbën një tjetër arsye negative.

---

52-Po aty, f. 9-10.

53Po aty, f. 10.

54Revista, *EKSKLUZIVE*. Prishtinë, shkurt 2002, f. 71.

55*HISTORIA E LETËRSISË SHQIPTARE,* botim “Rilindja” Prishtinë, f. 52.

56ΚΕΝΤΡΟ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ, *ΑΡΧΕΙΟ ΑΡΒΑΝΙΤΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ*, Αθηνα, 1996, f. 9.

Vlerësimet e teoricienëve të revolucionit dhe ato të europianëve ishin se, në brezin e ardhshëm, pas Kryengritjes së vitit 1821, arvanitishtja do të zëvendësohej krejtësisht nga greqishtja. Përfundimisht, arvanitishtja po reziston deri në ditët tona, megjithë përpjekjet zyrtare dhe jozyrtare për zhdukjen e saj nga ana e shtetit dhe Kishës Ortodokse Autoqefale Greke.

Me shpalljen e Greqisë si mbretëri më 1832 nën sundimin e mbretit Otton, erdhën edhe shumë studiues të huaj me besimin se ata do t'i gjenin gjurmët dhe popullsinë e grekëve të lashtë, por në të vërtetë, ata në çdo cep të Greqisë së sapo shpallur si mbretëri, ndeshën që shumica dërmuese e banorëve flisnin vetëm gjuhën shqipe.

Arkeologu gjerman filogrek Ludwig Ross (1806-1859) i cili erdhi në Greqi për të marrë përsipër drejtimin e shërbimit arkeologjik, si dhe drejtorinë e arkeologjisë greke në Universitetin e Athinës, duke parë numrin dhe shtrirjen e popullsisë arvanitase, shënonte i zhgënjyer në vitin 1832 duke thënë: "Isha me të vërtetë në një tokë greke, mes grekësh? Në të vërtetë, jo. Shkëmbi i zhveshur i Hidrës (ishull), ishujt e afërt si Speca, Poros, Kastri dhe Kranidhi ishin pushtuar prej shqiptarëve arvanitas"[57].

Arkeologu francez Edmond About (1828-1885), i cili jetoi dy vjet në Greqi, më 1855 shkruante: "Vetë Athina, kur u themelua, ishte veçse një fshat shqiptarësh, çdo natë kur perëndon dielli, takon përreth Athinës shoqëri shqiptarësh që kthehen me gratë e tyre nga punët e fushës[58].

Historiani skocez George Finlay (1799–1875), i cili gjysmën e jetës së tij e kaloi në Athinë dhe e njohu këtë vend aq sa shumë pak njerëz e njohin, do të shkruante më 1861: "Në Marathonë, në Plates, në Leuktër, në Salaminë, në Mandini, Irë e Olimbi nuk banojnë më grekë, por shqiptarë. Ende dhe në Athinë, e cila është tashmë një çerek shekulli kryeqytet i Mbretërisë së Greqisë, dikush i dëgjon fëmijët që luajnë në rrugë afër Thisionit dhe Portës së Adrianit, duke folur në gjuhën shqipe"[59].

Rreth viteve 1840-1890 vërehet fenomeni i revolucionit të pikëpamjes për gjuhën arvanitase. Atë kohë u shkruan edhe veprat më të rëndësishme rreth gjuhës arvanitase dhe kulturës që pasqyrohej nëpërmjet saj. Nismëtarë janë intelektualët shqiptarë Thimi Mitko, Kostandin Kristoforidhi, Jani Vreto, vëllezërit Frashëri etj, por edhe arvanitas si Kupitori, Birbili dhe grupi i shoqatës "Helenismos" në krye me Neokli Kazazin. (Një vepër së cilës i referoheshin shpesh, ishte punimi trevëllimësh

---

[57] ΛουδοβίκουΡΟΣς, *Αναμνήσεις και ανακοινώσεις από την Ελλάδα 1832-1833*, μετάφραση Α. Σπήλιου, Αθήνα, 1976, f. 55.

[58] Εντμόντ ΑΜΠΟΥ, *Η Ελλάδα του Όθωνος / η σύγχρονη Ελλάδα*, 1854, μετάφραση Α. Σπήλιου, f. 70.

[59] Γεωργίου ΦΙΝΛΕΥ, *Ιστορία της ελληνικής επαναστάσεως*, τόμος Α, μετάφραση Αλέξανδρος Παπαδιαμάντης, Αθηνα, 2008,f. 46.

i gjermanit G.Hahn “Albanesichce Studien”, që është botuar më 1854 në Vjenë)[60]. Në atë periudhë themelohet edhe “Lidhja e Arvanitasve të Athinës” dhe shkruhet “THIRRJA” e vitit 1899 për krijimin e një mbretërie të përbashkët greko-shqiptar e të ndarë nga feja.

Vepra më e rëndësishme nga pikëpamja gjuhësore është *Fjalori greqisht-shqip* i Kostandin Kristoforidhit. Në këtë fjalor pasqyrohen vetëm idiomat e gjuhësore nga Epiri deri në Shqipërinë e veriut. Fjalor i gjuhës arvanite në kuptimin e mirëfilltë, domethënë të pasqyrimit të gjuhës së banorëve që jetonin masivisht në Greqinë e jugut që nga shekulli XIII sipas disa studimeve, nuk kemi deri më sot. Fjalori i Panajot Kupidorit do të mbetet i panjohur deri në vitin 2011[61], ku studiuesi nga Çamëria Niko Stylos e botoi. Panajot Kupitori ishte arvanitas nga ishulli i Hidrës. Ai mbaroi studimet në Universitetin e Athinës. Mbas studimeve punoi si mësues i letërsisë në gjimnazin e Athinës, ku më vonë u bë drejtor i tij. Në vitin 1860 Kupitori botoi librin*“Abetare të gjuhës arvanitase”* dhe më vonë *Fjalorin greqisht-shqip,* të cilin në vitin 1882 e bleu francezi A.Dozan[62]. Në vitin 1926 *Fjalorin greqisht-shqip* të Panajot Kupitorit e ribleu Ndërmarrja Etnologjike në Greqi.

Një tjetër fjalor i arvanitishtes së Atikës, që ishte hartuar nga Taso Nerukos(1826-1892), do të mbetet i panjohur dhe i pakapshëm. Pas vdekjes së Nerukos, vejusha e tij ia dha dorëshkrimin gjuhëtarit të madh gjerman G.Meyer dhe ai e botoi në veprën e vet “Albanesich Studien V” faqe 67-94, pjesën nga A-ja deri te L-ja, si shqip-gjermanisht[63].

Në bazë të rezultateve nga kërkimet arkeologjike e historike, studiuesit e huaj dhe ata shqiptarë kanë nxjerrë përfundimin se ka pasur shkrime më të vjetra të gjuhës shqipe, por kjo i përket periudhës kur intelektualët që ishin njohës të shqipes, e cila quhej si gjuhë popullore, rrjedhimisht edhe “barbare”, e përdornin qoftë greqishten, qoftë latinishten. Prandaj mundësitë për gjetjen e dëshmive të tjera të shkruara, janë jashtëzakonisht të pakta.

Në vitin 1998, Bashkia e Livadhjas në Greqi, e cila është e banuar nga një shumicë dërrmuese me arvanitë, në bashkëpunim me organizatat e Bashkimit Europian organizuan një simpozium më 6-7 nëntor 1998 me temë “Shqipja dhe greqishtja, çështje të bashkësive shumëgjuhësore dhe

[60]ΚΕΝΤΡΟ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ, *ΑΡΧΕΙΟ ΑΡΒΑΝΙΤΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ,* Αθηνα, 1996, f. 11.

[61]Niko STYLOS, *Fjalori Greqisht-Shqip i Panajot Kupitorit,* Tiranë, 2011

[62]ΚΕΝΤΡΟ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ, *ΑΡΧΕΙΟ ΑΡΒΑΝΙΤΩΝ ΜΕΛΕΤΩΝ,* Αθηνα, 1996, f. 11.

[63]Po aty

shumëkulturore” (ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΑ ΚΑΙ ΕΛΛΗΝΙΚΑ ΖΗΤΗΜΑΤΑ ΠΟΛΥΓΛΩΣΣΙΚΩΝ ΚΑΙ ΠΟΛΥΠΟΛΙΤΙΣΜΙΚΩΝ ΚΟΙΝΟΤΗΤΩΝ).
Në këtë simpozium, me kumtesat e tyre rreth gjuhës arvanite u paraqitën shumë studiues grekë dhe të huaj, e ndër ta edhe studiuesit si Francesco Altimari, pedagog në Universitetin e Kalabrisë, Brian D. Joseph, pedagog në Universitetin Shtetëror të Ohajos, Viktor A.Friedman, pedagog në Universitetin e Çikagos etj.
Pedagogu i gjuhësisë në Universitetin e Çikagos, Eric Pratt Hamp, në ligjëratën e tij për rëndësinë e gjuhës arvanite tha: “Gjuha arvanitase ka një kontribut unikal me pasuri të veçantë në shumë drejtime të rëndësishme, dhe Greqia është po aq me fat që e ka këtë burim të pasur në tokën e vet dhe ndërmjet qytetarëve të saj. Gjuha arvanitase ndodh që historikisht t’i ruajë me saktësi më të madhe se çdo trajtë tjetër e gjuhës shqipe, tingujt e saktë të të gjitha rrokjeve që janë në fjalorin e shqipes 1500 vjet më parë. Kjo përbën vetëm një shembull të mënyrës me të cilën arbërishtja ka rëndësi unikale dhe të pakrahasueshme për gjuhën shqipe në tërësi. Kështu mund ta kuptojmë familjen e madhe indo-europiane në të cilën bëjnë pjesë po ashtu greqishtja dhe anglishtja ime, dhe, më në fund, edhe disa anë të qytetërimit humanitar në tërësinë e Euro-Azisë”[64].

Pedagogu Viktor A. Friedman[65] bëri krahasimin e shumë fjalëve të mbledhura në fshatrat Arkadi(Greqi), Ukrainë, Mandricë(Bullgari) që janë të banuar nga popullata që e flet gjuhën arbëreshe me shqipen e sotme letrare.

| **Arkadi** | **Ukrainë** | **Mandricë** | **Shqipëri** |
|---|---|---|---|
| djelë | d’il | djellë | diell |
| çili | cil’i | çili | cili |
| ni | n’i | ninjë | një |
| likurë | l’ikurën | lëkurë | lëkurë |
| çupejtë | shpejt | shpejt | shpejt |
| pëshkëj | pël’qen | pëlqyen | pëlqej |
| pjesi | pjy | pjosë | pyesë |
| minges | minges | mëngjes | mëngjes |
| moi | mui | muoj | muaj |
| baba | tati | tate | baba, tatë |
| ljupë | l’opë | lopë | lopë |
| ljutë | l’ot | lot | lot |

[64]*ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΑ ΚΑΙ ΕΛΛΗΝΙΚΑ ΖΗΤΗΜΑΤΑ ΠΟΛΥΓΛΩΣΣΙΚΩΝ ΚΑΙ ΠΟΛΥΠΟΛΙΤΙΣΜΙΚΩΝ ΚΟΙΝΟΤΗΤΩΝ*, Pjesa e dytë, Λιβαδεια, 1998, f. 190.
[65]Po aty, f. 223.

| | | | |
|---|---|---|---|
| fortë | hortë | hortë | fortë |
| krie | kry | kruve | krye |
| bje | bi | bje | bie |
| vshatë | vshatë | fshat | fshat |
| ga | ga | nga | nga |

Siç mund të shihet edhe nga fjalët e mësipërme të përmendura nga pedagogët Viktor A. Fridman, gjuha që e flasin arvanitasit në fshatin Arkadi (Greqi), Ukrainë, Mandricë (Bullgari) dhe gjuha letrare e sotme shqipe, rrënjën dhe kuptimësinë e kanë të njëjtë, pavarësisht se kanë kaluar qindra vjet që janë ndarë në pjesë të ndryshme të botës nga trungu mëmë i familjes.

Një vlerësim të rëndësishëm për gjuhën arvanite ka dhënë në paraqitjen e librit të këngëtarit, muzikologut dhe shkrimtarit arvanitas, Thanasi Moraitis më 30 tetor 2002, edhe deputeti i PASOK-ut arvanitasi Teodoros Pangallos. Duke i përshëndetur të pranishmit në prezantimin e librit "Antologjia e këngës arvanitase të Greqisë", në mes të tjerash, ai ka thënë:

"*Për ne që u lindëm në shtëpi ku gjyshja jonë fliste arvanitika, këtë gjuhë që nuk është siç dëgjojmë të thonë sot ca "karafila", greqisht me ca fjalë të tjera, por është shqip, shqipja e pastër e shekullit XIV, dhe këtë na e vërtetojnë edhe emigrantët e sotëm shqiptarë që ndodhen në Misolongji dhe na thonë: "Ju flisni shqipen e vjetër". Dhe kjo është shumë e logjikshme nga pikëpamja gjuhësore, pasi gjuha e shqiptarëve që u vendosën këtu në shekullin XIV, panë gjuhën e tyre të evoluojë në greqishten dhe ajo që erdhi deri në ditët tona, ishte idioma e vjetër e shqipes.*

*Për ne humbja e gjuhës arvanitase është si të kemi humbur atdheun, sepse përmban një kulturë të cilën jo në kushte e një shtypjeje, sepse arvanitasit nuk mundë t'i shtypte kush në Greqi, ata udhëhiqnin Greqinë, ishin gjeneralë, kryeministra, presidentë dhe pronarë të kryeqytetit, jo në kushtet e një shtypjeje pra, por vetë ata e "gëlltitën" të shkuarën e tyre, sepse në mënyrë fanatike qenë bindur se ishin grekë, dhe me ndihmën edhe të mësuesve arritën ta zhdukin gjuhën arvanitase, të cilën askush nuk e flet sot, të paktën nga mosha ime e poshtë. Tani lavdi Zotit, na kanë mbetur ende ca gjyshër e gjyshe që e flasin.*

*Mirëpo është gjynah që kjo gjuhë të humbasë dhe besoj se puna që ka bërë Thanasis Moraiti ndihmon që të mos jetë arvanitishtja një atdhe i humbur. Duhet të dalin në dritë, gjuha, kultura, zakonet, doket, sepse përndryshe, po mbeti në errësirë do të jetë vërtet një atdhe i humbur*"[66].

[66]Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, dhjetor-janar, 2002-2003, f. 83.

Pra, siç del edhe nga fjalët e ish-ministrit të jashtëm, Teodoros Pangallos, ai deklarohet qartë dhe saktë se arvanitasit janë bij të mëmës Shqipëri dhe e flasin të njëjtën gjuhë që e flasin edhe shqiptarët e sotëm.

Ndërsa studiuesi arvanitas Aristidh Kola, në veprën e tij *Fjalori krahasues i gjuhës arvanitase mbi bazën e idiomës së Atiko-Beotisë,* do të shkruante:

*"Gjuha arvanitase në Greqi kishte 50 vitet e fundit një fat krejt të kundërt nga vlerat historike dhe gjuhësore të saj. Arvanitasve të shekullit XX u faturohet nga historia humbja e gjuhës së tyre dhe fajtorët më të mëdhenj janë intelektualët arvanitas, të cilët nuk qenë dhe të pakët në numër. Shumë prej tyre përfshihen në listën e emrave më të shndritëshëm, që i dhanë lavdi Greqisë së re*"[67].

Kryetari i Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë, Jorgo Miha, në një intervistë të tij do të thoshte se arvanitasit nuk janë dygjuhësh ashtu siç thonë, por ata kanë gjuhë të vetme, shqipen. - "*Unë me dëshmi për jetën time personale dhe familjare pyes: Si është e mundur që këta njerëz, me gjuhë të vetme shqipen, të mos jenë arvanitas? Në Martino, në fshatin tim të lindjes, gratë nuk mundën t'i jepnin ujë ushtrisë, se nuk dinin fjalën "nero". Një plakë që vdiq para 15 vitesh nuk dinte asnjë fjalë greqisht. Nëna ime në moshën 15 vjeçare ka filluar të flasë nga pak greqisht. Pra, si mund të quhen dygjuhësh këta njerëz? Dygjuhësh mund të quhesh sot që dinë shumë mirë greqishten*[68].

Për të dhënë një ide mbi pabarazinë që shfaqet në lidhje me përdorimin e gjuhës sipas krahinave, po marrim një shembull të vitit 1993. Ndërsa në Angelokastro (pjesë e Korintit), pjesa më e madhe e individëve të moshës mbi 30 vjet ende flasin gjuhën arvanitase, krejt ndryshe ndodh në Koklas (nënprefekturë e Trifallës), nuk gjejmë më shumë se tre veta të moshës mbi 70 vjet, që e flasin atë. Në shumicën e rasteve, me t'u larguar nga fshati, folësit e gjuhës arvanitase hiqnin dorë menjëherë nga gjuha. Kjo, edhe pse përqendrimi i arvanitasve në vendin e ri të vendosjes do të ishte i fortë. Gjithashtu, edhe në Thivë (Tebë,) vetëm një numër i vogël i të rinjve kanë njohuri të përgjithshme të gjuhës. E njëjta gjë ndodh edhe në Livadhi, ku njerëz që vijnë nga fshatrat fqinje vendosen herë pas herë aty, ku nuk kemi të bëjmë me zhvendosje fshatrash të tëra. Si për shembull, fshati i malit Elikonas, banorët e të cilit janë vendosur tërësisht në Livadhi. Me raste gjejmë gjuhëfolës, për të cituar këta shembuj, edhe në Atalandi, në Ftiotide më shumë se sa në Desfinë dhe në Fosidë. Vlen të sqarohet që pjesa më e madhe e fshatrave të Greqisë qendrore dhe jugore janë homogjene[69].

[67]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 20 shtator 2002
[68]Gazeta, *SOT*, Tiranë, 9 nëntor 2002, f. 15.
[69]Gazeta, *ABC,*Tiranë, 26 shtator 2005

## Fshatrat ku është folur dhe flitet gjuha arvanitase në Greqinë qendrore dhe në ishujt e saj

*Një mjegull e zez më vu në sy,*
*mu sillnin trut e muar erë gjith ç'ka*
*Me helm në zemër un erdha në shtëpi*
*si zog i varfër ç'jam pa fole.*

Pak janë ata njerëz që i dinë ato zona në Greqi të cilat janë të banuara nga popullata që e flasin gjuhën arvanitase. Në fakt ky është qëllimi i këtij studimi, përkatësisht që t'i bëjmë të njohur fshatrat ku vazhdon të flitet nga banorët e tyre gjuha arvanitase deri më sot. Por, duke mos e përfshirë pjesën e Çamërisë, sepse kjo veçohet për arsye se gjithnjë janë deklaruar shqiptarë me kombësi, prandaj ndodhi edhe gjenocidi i spastrimit etnik në vitet 1944-45. Nuk i kemi përfshirë edhe rreth 100 fshatra të Greqisë së veriut nga Kosturi e deri në Trakën greke në kufi me Turqinë.
Arvanitasit i ndeshim në zonat ku tokat ishin pjellore qysh në kohët më të lashta, domethënë aty ku zonat nuk janë baltake, dhe kryesisht aty ku ekzistojnë qytetet antike në Greqi. Popullsia arvanitase është e lidhur me qytetet e lashta më shumë se çdo gjë tjetër në mjedisin grek.

Jakob Philip Fallmerayer (1790-1861), më 1835 shkruante se çdo i huaj që e vizitonte vendin, duke e parë numrin e banorëve arvanitas dhe shtrirjen e tyre, habitej kur i dëgjonte intelektualët e Athinës që flisnin me krenari për prejardhjen e popullsisë së tanishme greke nga helenët e lashtë dhe i nxirrte të njëjtat përfundime me Falmerayerin: Të gjitha ato vende, që dikur ishin zemra dhe qendra e grekëve, sot janë Shqipëria e re[70].

Këtu do t'i përmendim emrat e shumë fshatrave, prej të cilëve shumicës ua kanë ndryshuar. Pra, bëhet fjalë vetëm për fshatrat e banorëve që ishin themelues të shtetit ti ri grek, përkatësisht të Greqisë së vitit 1860.

Nga kërkimet e studiuesve të ndryshëm arbër si: Antonio Belushi, Aristidh Kola, Jorgo Miha, Jorgo Maruga, Athanasio Cigo, Kazaqis, Panajotopulos etj., janë zbuluar se në Greqi gjenden 696[71] fshatra që ishin

---

[70]Ιακώβου Φιλίππου ΦΑΛΛΜΕΡΑΥΕΡ, *Περί καταγωγής των σημερινών Ελλήνων*, μετάφραση Κωνσταντίνου Ρωμανού, Αθήνα 1984, f. 74.
[71]Antonio BELLUSCI, *RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL, ELLADE*, Cosenza, 1994, f. 42.

dhe që edhe sot e kësaj dite janë të banuar nga popullsia me rrënjë arvanitase. Pra fjala është për Greqinë qendrore dhe ishujt e saj, kryesisht ato fshatra që janë banuar dhe banohen nga popullsia që e flet në vatër gjuhën arvanitase. Këta ndodhen në zonën e Peloponezit (More), Thesalisë, Livadhiasë, në ishujt e Korfuzit, Specias, Hidrës, Psaronit, Androsit, Salaminës, Joyt, Thirrës (Santorini), Chios etj.

Në vitin 1987, një grup i Bashkimit Europian e vizitoi Greqinë nga data 4-10 tetor 1987, për të bërë një studim rreth pranisë së elementit arvanitas dhe ruajtjes së prejardhjes etnike të gjuhës[72].

Udhëtimi u organizua nga Byroja Europiane e Studimit të Gjuhëve të Përdorura Pak, nën mbikëqyrjen e Komisionit të Bashkimit Europian.

Grupi përbëhej nga studiuesi i njohur arbëresh uratari Antonio Bellushi (Itali), Rikardo Alvares, Kolon Anget, Havier Boski, Josepk San Sokasao(të gjithë spanjollë), Onon Falkoma(holandez), Volfgan Jeniges(belg), Robert Martin, Stefan Moal(francez), Kol O'Cinseala(irlandez)[73].

Qëllimi ishte që përfaqësuesit europianë, gjatë vizitës së tyre të binin në kontakt me banorët e fshatrave, të cilët e flasin gjuhën arvanitase.

Gjatë kësaj vizite përfaqësuesit e Bashkimit Europian u ndeshën me shumë probleme, madje edhe me lëndime.

Emrat e fshatrave të mëposhtëm janë sjellë ashtu si shqiptohen në gjuhën greke, pa e bërë përkthimin e tyre në gjuhën shqipe. Lexuesi mund të vërejë pa vështirësi se shumë nga këta emra kanë rrënjën dhe kuptimin e pastër në gjuhën shqipe, si dhe u kanë rezistuar deri më sot edhe të gjitha ndryshimeve që i kanë sjellë vitet.

Në fjalët e shkruara me shkronja të mëdha rrënja dhe kuptimi tregojnë qartë prejardhjen ose kuptimin në gjuhën shqipe. Shumë prej këtyre emrave të fshatrave përbëhen nga bashkime të fjalëve greke me ato shqipe. Ndërkaq, emrat e shënuar në kllapa, janë të fshatrave ku gjuha arvanitase flitet pak dhe po shkon drejt zhdukjes.

[72]Gazeta, *ALBANIA*, Tiranë, dhjetor 2000
[73]Po aty

## Fshatrat e Greqisë qendrore dhe ishujt

1-**Qarku i Atikës** ka rreth 84 fshatra. Prej tyre po i përmendim këto: Qeratea, Kuvaradhes, Kalivia, Koropi, Kapandhriti, Mazi, Shpata, Lopsësi, Marathona, Buja, Menidhi, Shpatanxiq, Gramatiko, Kalamos, Markopulo, Markopulu i Orapisë, Moilesi, Malakasa, Kakoshalësi, Halkuçi, Sikamino, (Kukuvanjë), Anoljosia, (Katoliosia), Kamatero, Hasi, Aspropirgo, (Brahami)[74].

2-**Zona e Megarindhos -**po i përmendim këto: Ambelaqia, Elensis, Madra, Magula, Vila, Mazi, Kryekuqi, Salamina.
Kryeqyteti i ishullit të Salaminës, Kuluri banohet me arvanitë si dhe qytetet e ishullit Muqi dhe Ambelaqi banohen nga popullsia arvanite. Tasos Karadi, shkrimtar arvanit nga Salamina, në një intervistë për një kanal televiziv shqiptar ka thënë se sot në ishullin e Salaminës ka mbi 40 mijë arvanitë.

3-**Zona e Egjios** ka ishullin Angjistri.

4-**Zona e Thivës -**po i përmendim fshatrat siç vijojnë: Hastia, Domvrana, Kokoshi, Ksironomi, Karadas, Frimokastro, Paleopanagjia, Vaja, Kasnesi, Kaskaveli sot Leondaris, Parapungaj, Kapareli, Balca, Kokla, Kleboçari Pirgo, Lutufi, Ambeloshalësi, (Tahi), (Agjio Theodori), Neohori, Darimari, Mustafadhes, Dervenoshalësi, Rapendosa, Kakoniskiri, Kavashala, Stefani, Klideti, Shkurta, Vathi, (Krivaçi), Muriqi, Shkimetar, Spaidhes, Latani, Kardhica, Braci, Koqino, Sirç, Lukisia.

5-**Zona e Livadhjas -**po i përmendim këto: Stiri, Kiruaki, Zeriqi, Kukura, Zagara, Mazi, Vrastamites, Kutumula, Luci, Pavlo, Steveniko.

6-**Zona e Korinthos** përbëhet nga këto fshatra: Agjio Theodori, (Lutraqi), Bisha, Klimendi, Balca e Madhe, Balca e Vogël, Lopësi, Dusha, Kastanja, Biça, (Kuçi), Almiri, Katakali, Bashi, Biça, (Laloti), Suli, (Ibrahim Bej), Maçani, Galataqi, Rito, Katakali, Sofikon, Karfos, Angjelokastro, Voivoda, Zemeno, Panariti, Mukli, Vasiliko, Vladusa, Velina, Bozika, Atika, Kriavrisi, Pala Korinti, (Asos), Ksiloqerëza, Limohori.

---

[74]Αθανασιου ΣΙΔ. ΤΣΙΓΚΟΥ, *ΚΕΙΜΕΝΑ ΓΙΑ ΤΟΥΣ ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ*, Αθήνα, 1991,f. 57-61.

7-**Zona e Lokridhës -**po i përmendim këto: Livanadhes, Martino, Malësina, Proskina, Pirgos, Mazi, Larina, Surpi, Teologos.

8-**Rrethi i Argos -**po i përmendim këto: Berbati, Limnes, (Kuçopodhi), (Varduva), (Priftjani), (Pasha), (Honika), (Bundja).

9-**Ishulli i Nafplios -**po i përmendim këto: Maneshi, Ledra, Pulakidha, Merbaka, Plataniti, Heli, Anifi, Dimena, (Gergjësi), (Kofini), Kamari.

10-**Zona e Trisinias** -po i përmendim këto: (Poros), Valario, Methana, Vromolimi, Kosona, Agjio Teodori, Megalo Horio, Megalo Potami, Kameni Hora, Ano Fanari, Karaxha, Lesia, Bafi, Ortoliti.

11-**Zona e Ermonidos** përbëhet pothuajse nga ishujt që historikisht njihen si qendra të mëdha të banuara nga arvanitët dhe prej nga dolën heronjtë, kryetarët e parë të shtetit grek.
Hidra, (Speca), Furrni, Kranidhi, Porto Heli, Ermioni, Sabariza, Iliokastro, Didimi.

12-**Mantiniasi**e ka Darën.

13-**Në Kalavrita** është Lukuria.

14-**Për rrethin e Patrës** thuhet se para dy shekujsh banorët flisnin kryesisht gjuhën arvanitase, dhe kishte gra që nuk dinin fare greqisht. Sot gjuha arvanitase është ndihmëse dhe përdoret kryesisht në kuvendet e pleqve ose kur folësit nuk dëshirojnë t'i mësojnë të tjerët për atë që kuvendojnë midis tyre.
(Suli), (Mira), (Lalikosta), (Mirtiza), (Franga), (Bukura), (Verdoni), (Hajkali), (Krali), (Harbilejka), (Lefkopetra,) (Lalikosta), (Nikoreika), (Kareika), (Franguleika) .

15-**Në krahinën e Ilias** gjuha arvanitase ka humbur pothuajse krejtësisht. Po i përmendim këto:
(Kumani), (Bëndeti), (Kapelitu), (Maliqi), (Dorisa), (Nemuta), (Miles), (Kaloleshi), (Agjio Ana), (Psari), Kombothekra.

16-**Krahina Trifilias -**po i përmendim këto: Sulima, Lapi, Ripësi, Piça, Hiristohori, Psari, Kuvela, Ano Kopanaqi, Agrilia, Varibopi, Vidhisova, Klesura, Dredha, Suli, Shirku. Në fshatrat Sulima dhe Lapsi, gjuha arvanitase flitet si gjuhë e dytë. Kurse në fshatrat Ripës, Piça, Kuvela, Agrilia, Psari dhe Hirisohori kryesisht burrat e vjetër flasin mirë gjuhën arvanitase.

17-**Krahina e Karistias** -po i përmendim këto: Kalanë, Baba, Dramësi, Vrestidhe, Prinja, Kalamaqi, Zakaria, Thimi, Kakogjoni, Koqini, Figja, Bashaj, Dardani, (Bezhani), Fokej, Melison, Agjio Dimitri, Mbreti, Krieza, Lepura, Lala, Zerbisha, VIRA, Koskina, (Marmari), Mesohoria, Nikoleta, Kutumula, Armiropotamos, Hani, Agjio Apotoli, Polipotamos, Alonja, Kisuri, Kapsala, Qela[75].

18-**Ishulli i Androsit**i ka këto fshatra: Gavro, Agjio Petro, Ateni, Baçi, Remata, Katahalos, Arni, Burkoti, Ano Aprovatu, Kato Aprovatu, Gjidhe, Kato Fellos, Pano Fellos, Livadhesa, Psoriareza, Galios, Agjini, Kalamos, Kalivari, Hartes, Ano Varidhi, Kato Varidhi, Kumari, Kaloqerini, Vitali, Amolohos, Sidhonda[76].




Arvanitase e Elefsinës, shek. XIX

[75]Po aty
[76]Τιτοσ Π. ΓΙΟΧΑΛΑΣ,*ΑΝΔΡΟΣ, Αρβανιτες και Αρβανιτικα*, Αθηνα, 2000, f. 10.

# Arvanitët e ishullit ANDROS - ΑΝΔΡΟΣ

Ishulli Andros, emri i të cilët duhet të ketë prejardhje nga fjala shqipe *ëndërr*, laget nga ujërat e Detit Egje. Dhe këtë emër e ka marrë që në kohën e lashtë antike.
Ky ishull, ashtu sikurse edhe shumë ishuj të tjerë të Greqisë, banohej dhe akoma po banohet nga një pjesë e popullsisë arvanitase. Nga shekulli i kaluar, krahina veriperëndimore e ishullit njihej si Arbëri[77].
Popullsia dhe shoqëria arvanitase që banonte në Andros ishte e mbyllur. Njerëzit pothuajse ishin të panjohur deri më sot, pasi fshatrat arvanitase u zhvilluan shkallë-shkallë. Ashtu sikurse shumë krahina të Greqisë që banohen nga arvanitasit, edhe rasti i ishullit të Androsit, një pjesë e të cilit akoma banohet nga arvanitasit, ndriçon realitetin ndërkulturor dhe nxjerr në dritë dukurinë që lidhen me gjuhën shqipe dhe me atë greke, si dhe shumë fakte të tjera historike, folklorike, etnografike, që i lidh ngushtë të dy popujt më të vjetër të Europës.

Venedikasit e pushtuan Androsin më 1207 dhe qëndruan deri në vitin 1556, kur erdhën osmanët[78]. Por, gjatë luftërave ruso-osmane (1768-1774), ishulli i Androsit nga viti 1770-1774 u pushtua nga ushtria ruse, dhe më tej ra përsëri nën kontrrollin e osmanëve.

Se kur u vendosën arvanitasit në ishullin e Androsit, nuk dihet me saktësi. Por, sipas disa burimeve, arvanitasit mund të kenë zbritur në këtë ishull në shekullin XV. Gjithashtu, nuk dihen as rrethanat në të cilat u gjendën arvanitasit në këtë ishull, sidomos pjesa më e madhe e tyre në zonën veriore të tij. Në disa dokumente të Qeverisë së Venedikut thuhet: “Arbrit erdhën në ishull midis viteve 1418-1425 nga zonat Evia, Atikë dhe Bioti. Këta shqiptarë që mbërritën, ishin bujq të mirë dhe ushtarë të zotë. Shqiptarët nuk erdhën si pushtues, por pasi duka Pietro Zeno (1384-1427) i ftoi për ta populluar dhe për ta punuar tokën e shkretë të ishullit”[79].

Katundet e para që i krijuan arvanitasit në Andros, ishin Amolohosi (Αμολοχο) dhe Arna (Αρνα). Katundi Amolohos ishte qendra prej së cilës arvanitët e parë u shpërndanë në gjithë ishullin. Katundet që kanë banuar dhe banojnë edhe sot arvanitët janë: Gavro, Shën Petro, Ateni, Baçi, Remata, Katahalos, Arna, Amolohos, Burkoti, Ano Aprovatu, Kato Aprovatu, Gjidhe, Kato Fellos, Pano Fellos, Livadhesa, Psoriareza, Galios, Agjini, Kalamos,

---

[77]Gazeta, *TO ΒΗΜΑ*, Αθηνα, 21janar, 2001
[78]Gazeta, *Telerevista dhe Gazeta e Athinë*, Athinë, 22 qershor, 1999, f. 16.
[79]Τιτοσ Π. ΓΙΟΧΑΛΑΣ,*ΑΝΔΡΟΣ, Αρβανιτες και Αρβανιτικα*, Αθηνα, 2000, f. 18.

Kalivari, Hartes, Ano Varidhi, Kato Varidhi, Kumari, Kaloqerini, Vitali, Sidhonda.
Arvanitët e ishullit të Androsit përmenden për herë të parë nga vizitorët e shekullit XVII; i pari ishte Jean de Thevenot (*Relation d'un voyage fait au Levant*, Paris 1664). Jean de Thevenot e vizitoi ishullin më 1655 dhe në këtë rast shkruan: "Në ishullin Andros ka 60 fshatra të përhapura në vende të ndryshme, prej të cilave qendra të rëndësishme janë Arna dhe Amolohos, të cilët banohen nga 1.200 arvanitas. Të gjithë janë të fesë ortodokse greke dhe ndryshojnë në gjuhë dhe në veshje, janë njerëz të ashpër dhe krejt të pashkolluar"[80].

Një tjetër vizitor, Tournefori, i cili e vizitoi ishullin më 1700, shkruan: "Katundet Arna dhe Amolohos banohen nga arvanitasit të cilët ende e mbajnë veshjen e vendit të tyre, janë mikpritës, jetojnë me zakonet e veta, pa fe dhe pa ligje. Gratë arvanitase janë të rregulluara bukur me stoli, vishen me rroba njëlloj siç vishen gratë e Atikës. Gratë arvanitase janë më të pastra se gratë greke".(M.Ritton de Tournefort *Relation d'un voyage du Levant*, Amstredam1718)[81].

Gazeta greke "Γενικη Εφημεριδατης Ελλαδος", në mars të vitit 1828 e përshkruan Androsin si një ishull të gjatë dhe shkëmbor, dhe që përbëhet nga 850 shtëpi në veriperëndim ku banojnë arvanitas me gjuhë dhe zakone të tyre[82].

Në Kryengritjen greke të vitit 1821 për çlirimin e Greqisë nga osmanët morën pjesë edhe arvanitasit e ishullit të Androsit.
Njëri nga figurat e shquara të Kryengritjes të vitit 1821 nga Androsi ishte arvanitasi Janulis Dhimitriu(Γιαννούλης Δημητρίου) që u lind më 1777 në katundin Amolohos. Janulis Dhimitriu ishte një njeri me autoritet jo vetëm në katundin e tij, por në gjithë ishullin ku jetonte. Ai ishte kryeplaku i fshatit Amolohos dhe udhëheqësi i arvanitasve të ishullit të Androsit në Kryengritjen greke të vitit 1821. Vdiq në vitin 1863[83].

Nga Amoholosi ishte edhe piktori i njohur Perikli Helmi(Περικλής Χέλμης, 1818-1888+) i cili punojë e jetojë në Athinë. Ai mbarojë shkollën e Arteve në Athinë dhe më shumë pikturoi portrete njerëzish dhe tema historie të frymëzuara nga kryengritja e 1821. Më 1862 u ngarkua të krijojë një përbërje të madhe historike për Bibliotekën e Kuvendit të Serbisë[84].

Një pjesë e arvanitasve që kanë banuar dikur në ishullin e Androsit gjenden në Italinë e Jugut. Ata e braktisën ishullin pasi firmosën në Sicili më

---

[80]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, janar-shkurt 1994, f. 6-7.
[81]Po aty, f. 7.
[82]Po aty, f. 8.
[83]Τιτοσ Π. ΓΙΟΧΑΛΑΣ,*ΑΝΔΡΟΣ, Αρβανιτες και Αρβανιτικα*, Αθηνα, 2000, f. 29.
[84]Revista, *Η ΠΑΡΓΑ*, Αθηνα, Οκτωβριοσ-Νοεμβριοσ-Δεκεμβριος 2016, f. 13.

1521 një marrëveshje ekonomike me baronin Alfonso Peralta, me qëllim që t'i lejonte për t'u vendosur në tokat e tij në *Contessa Entella* në Sicilinë perëndimore[85]. Dhe siç del nga kjo, arvanitasit nuk shkuan në *Contessa Entella* si pasojë e dhunës së osmanëve, por për çështje ekonomike.
Katundi *Contessa Entella* është ndërtuar në vitin 524 e.r., dhe emrin e mori nga kontesha Eleonora d'Aragona. Nga viti 1875 u pagëzua me emrin *Contessa Entella*, sepse ndodhej afër qytetit të lashtë Entella që është rreth 80 km afër Palermos[86].
Gjeografi sicilian Thommaso Fazello(1498-1570) shkruan: "Shqiptarët që erdhën në fillim në Bisiri, u quajtën *greçi*. Më tej,thekson ai, këta shqiptarë të quajtur *greçi* u vendosën përgjithmonë në *Contessa Entella* rreth vitit 1450"[87].
Pas vdekjes së princit të Arbërisë dhe të Epirit, Gjergj Kastrioti Skënderbeu, një pjesë e ushtarëve të tij bashkë me familjet e tyre, në vitin 1468-1478 u ngulitën në *Contessa Entella* të ftuar nga Alfonsi.

Në vitin 1520 erdhën nga Peloponezi rreth 100 arvanitas në *Contessa Entella*[88]. Pra, arvanitasit e ishullit Andros, arbrit e Skënderbeut dhe arvanitasit e Peloponezit që u vendosën në *Contessa Entella* quheshin gabimisht deri vonë *greçi*. Dhe këta *greçi* janë ende në *Contessa Entella* dhe flasin gjuhën e tyre amtare, pra gjuhën shqipe, dhe njihen nga shteti italian si pakicë historike kombëtare shqiptare.

Një studim serioz rreth gjuhës dhe jetës së arvanitasve në ishullin e Androsit ka botuar vite më parë studiuesi dhe shkrimtari grek me origjinë shqiptare nga Çamëria, Titos Johalas, drejtor i Institutit të Kërkimeve të Akademisë së Athinës. Mbas rreth 30 vjet studimesh, kërkimesh dhe udhëtimesh të shpeshta në ishullin e Androsit, studiuesi grek, Titos Johalas na sjell një libër me vlera të mëdha shkencore dhe historike me titull të përkthyer në gjuhën shqipe *Androsi, shqipja dhe shqiptarët* (ΑΝΔΡΟΣ Αρβανιτες και Αρβανιτικα). Në veprën e Titos Johalasit pasqyrohet historia e panjohur mirë deri tani e arvanitasve që u vendosën shekuj më parë në ishullin e Androsit dhe mërgimi i dytë i tyre që përfunduan në një katund të Sicilisë të quajtur "greko-shqiptarët e Peloponezit dhe të Androsit". Në libër ka dhe shumë biseda të autorit në vitet e fundit me të moshuarit e fshatrave në ishullin Andros, të cilët flasin akoma edhe sot shqip, si dhe shumë vargje e këngë që autori i ka mbledhur mbas një pune shkencore 30 vjeçare. Në libër përshkruhet jeta e thjeshtë dhe me vuajtje e banorëve të ishullit në shekujt e mëparshëm, duke u grabitur nga piratët dhe sulmet osmane, taksat

[85]Po aty, f. 13.
[86]Po aty, f. 489.
[87]Po aty, f. 489-490.
[88]Po aty, f. 489-490.

tepër të larta, nënshtrimi, të cilat formojnë skenën e një jete të ashpër të shoqërisë së vendosur në ishull.
Duke njohur shoqërinë, veshjet dhe stolitë e banorëve, jetën shoqërore, ndërtimet, kalojmë në njohjen e emërtimit të fshatrave me emërtime arvanitase. Një pjesë e mirë e studimit përbëhet nga tekste dhe këngë arvanitase të ishullit të Androsit dhe me të folmen e tij. Në mbyllje libri shoqërohet me shumë fotografi nga jeta e sotme e arvanitasve në ishullin e Androsit. Duhet thënë se studiuesi prof. Tito Johalas, për banorët e ishullit Andros herë përdor emërtimin shqiptar, e herë arvanitas, pra bëhet fjalë për të njëjtët njerëz që flasin gjuhën shqipe.



Kryeplaku i fshatit Amolohos, Januli Dhimitriu (1777-1857)

# Arvanitët e ishullit JO - IOY

Ishulli Jo është njëri prej ishujve të shumtë të Greqisë që dikur banohej nga popullata arvanitase, por, me kalimin e viteve, shumë familje, për arsye të ndryshme, janë larguar nga ky vend.

Ishujt e Detit Egje përbënin një pjesë të pandarë të sundimit francez në Greqi.

Nga viti 1207-1566[89], ishulli Jo, ashtu sikurse edhe ishujt e tjerë të Detit Egje, ishin nën sundimin francez të dukës, vit ky kur osmanët e pushtuan plotësisht Greqinë.

Shumë herë ishulli pushtohej nga piratët të cilët plaçkisnin, i merrnin si skllevër banorët dhe kështu vendasit u detyruan ta braktisnin ishullin e tyre, duke e lënë atë të shkretë. Ky ishull kishte toka pjellore dhe një bregdet të bukur të cilin piratët e lakmonin aq shumë.

Marko Krispos, vëllai i Joanit të Dytë-dukë i Naksos, bëhet zot i ishullit Jo. Për ta zhvilluar ishullin e braktisur, për punimin e tokave pjellore dhe mbrojtjen e tij, aty sjell arvanitas nga Morea. Kështu arvanitët filluan fortifikimin e ishullit, si dhe punimin e tokave pjellore të tij. Për kolonizimin e ishullit Jo me popullatë arvanitase nga Marko Krispos, na njofton jezuiti P.Robert Sauger, i cili shkruante: "Marko Krispo ftoi disa familje arvanitase nga Moreja për punimin e tokave pjellore të ishullit Jo". Të njëjtën gjë e pohojnë edhe Taurnefort, Paschvon Krienen dhe Hasluch[90].

Të dhëna lidhur me kështjellën që e ndërtoi Marko Krispos me arvanitët në ishull, na jep udhëtari dhe kleriku italian Buondelmonti i cili udhëtoi drejt ishujve të detit Egje në vitet 1416-1420, si dhe murgu italian Cosola. Sipas këtyre, banorët ngjiteshin natën në kështjellë nga ultësirat dhe arat, ku jetonin në kushte të vështira si kafshët në thark, nga frika e sulmeve të piratëve, shënon murgu Cosola[91].

Banorët arvanitas të ishullit Jo ishin aq të rrezikuar dhe aq të frikësuar nga piratët, sa çdo mëngjes i nisnin anës detit disa plaka, për të vërtetuar nëse ishulli ishte i lirë prej piratëve dhe mandej dilnin të gjithë banorët.

Nga viti 1420 e deri në vitin 1494, kur ishulli Jo ranë duart e venedikasve, ka shumë pak të dhëna lidhur me jetën e banorëve arvanitas që zhvillohej atje.

---

[89]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, korrik, 1991 f. 604.
[90]Κωστα ΜΠΙΡΗ, *Αρβανιτες οι Δωριες του νεωτερου Ελληνισμου*, Αθηνα, 1960, f. 245.
[91]William MILLER, *History of Frankish Greece 1204-1566*, New York, 1908, f. 667.

Pasi e morën në duar venedikasit në vitin 1494, ishulli kishte dy kështjella, dhe tok me ishullin tjetër Thirra (Santorini) kishin 800 banorë. Por pirateri mbeti si rreziku dhe frika e njerëzve të ishullit[92].

Më 1517 sundimtari i ishullit Jo, Alvaro Posani vendos 100 dukat taksë për t'i shpëtuar plaçkitjes dhe marrjes rob të banorëve nga piratët e ndryshëm[93].

Në vitin 1537-1538 ishulli Jo bie në duart e osmanëve, dhe si trofe ata morën banorët për skllevër, duke e plaçkitur tërë ishullin nga pirati Hajredin Barbaroza i cili kishte gradën e admiralit të ushtrisë osmane. Kështu, arvanitasit që u vendosën nga Marko Krispos, u zhdukën të gjithë rreth vitit 1558, kur në ishull erdhën 14 anije piratësh të cilët i morën të gjithë banorët arvanitas si skllevër dhe ishulli mbeti i shkretë për rreth 20 vjet[94].

Më 1579 në ishullin Jo osmanët dërgojnë popullsi arvanitase nga ishujt e tjerë të Detit Egje, si dhe 200 arvanitas të tjerë nga krahina e Moresë. Këto të dhëna na e sjell një dorëshkrim i vitit 1579 që gjendet në Manastirin e Hozoviotios në Amargo, i cili thotë se ishulli Jo u bë përsëri me popullatë arvanitase me urdhrin mbretëror të Ali Pashë Luçaliut, nën klerikun Potit të Kritit. Gjithashtu, të gjithë emrat që përmenden në librin e këtij manastiri nga viti 1579 janë në gjuhën shqipe[95].

Popullimi i ishullit Jo dhe i ishujve të tjerë të Egjeut me arvanitas nga ana e osmanëve, duhet të ketë pasur për qëllim faktin se ata ishin luftëtarë trima, andaj ata donin që arvanitasit të ishin roje të armatosura për t'i ruajtur brigjet nga sulmet e piratëve, duke ua siguruar atyre rrugët detare. Arvanitasve u kishte dalë nami se ishin bujq të mirë dhe osmanët donin që këta bujq të mirë t'i punonin tokat e shkreta të ishujve të Detit Egje. Këtë gjë e kanë bërë edhe venedikasit me popullsinë arvanitase për t'i populluar vendet e shkreta.

Nga viti 1579 e më pas kemi njoftimet e udhëtarëve të ndryshëm për banimin e ishullit Jo me shumicë të popullatës arvanitase.

Në vitin 1638 Françesko Lupacoli i referohet një dorëshkrimi që ruhet në Muzeun Britanik, sipas të cilit "ka pak vite që ishulli banohet nga arvanitas me rreth 200 shtëpi dhe se ka 300 banorë"[96].

Më 1650 abati katolik Françesko Rikardo thekson se banorët e ishullit Jo ishin me prejardhje arvanite, duke i përshkruar si mbrojtës burrërorë të këtij ishulli përballë piratëve.

---

[92]Po aty, f. 683.
[93]Αλεξανδρα ΚΡΑΝΤΟΝΕΛΛΗ, *Ιστορια της Πειρατειας στους προτους χρονους της Τουρκοκρατιας, 1390-1538*, Αθηνα, 1985, f. 403.
[94]Κωστα ΜΠΙΡΗ, *Αρβανιτες οι Δωριες του νεωτερου Ελληνισμου*, Αθηνα, 1960, f. 245.
[95]Po aty, f. 245.
[96]Po aty

Në vitin 1655 Thevenoti përmend se arvanitët e ishullit Jo janë luftëtarë të rreptë dhe gjatë natës e ruajnë bregdetin të armatosur.

Më 1670 jezuiti Robert Sauger thotë se qyteza e vetme e ishullit banohet nga grekë, arvanitë që flasin arbërisht dhe piratë të kombësive të ndryshme. Në atë kohë ishulli Jo ishte një vend mbrojtës i sigurt, kishte një port të bukur, ku qëndronin rreth 20-25 anije kryesisht me ushtarë francezë, si dhe piratë. Ndaj dhe osmanët e quanin Malta e Vogël ishullin Jo[97].

Në vitin 1673 ishulli Jo kishte 1.000 banorë. Turneforti shkruan se rreth vitit 1700 arvanitët ishin të pranishëm në ishull duke i përshkruar ashtu sikurse edhe udhëtarët e parë që kishin shkelur në këtë ishull.

Por në vitin 1779, pasi e viziton ishullin Jo, Sonini nuk flet për praninë e arvanitasve aty. Mospërmendja e arvanitasve prej Soninit do të thotë se tanimë ata e kishin braktisur gjuhën amtare, për shkak të përthithjes dhe asimilimit gjuhësor. Shkaqet e kësaj dukurie të braktisjes së gjuhës janë:
a -Nga mesi i shekullit XVII bëhet popullimi i vazhdueshëm me banorë grekë, të cilët dalëngadalë bëhen shumica e banorëve të ishullit.
a -Një pjesë e arvanitasve e njihnin edhe gjuhën greke, sepse në ishullin Joata nuk erdhën nga Shqipëria, por nga Morea[98].

Gjer më sot jotët quheshin opingaxhinj, për arsye se deri vonë ata mbathnin një lloj të opingave. Kjo është dëshmi dhe kujtim i prejardhjes arvanitase të shumë banorëve të ishullit Jo.

Përveç këtyre dëshmive për praninë e hershme të arvanitasve në ishullin Jo, po ashtu vërtetojnë edhe mbiemrat apo llagapet, disa toponime dhe fjalë arvanitase, kryesisht ato që ruhen në dialektin vendor të ishullit Jo. Pra kemi mbiemra si: Leka, Lapi, Kola, Koka, Kali, Gjini, Gjika, Maçe, Boti, Bulmeti, Burri, Rushi, Skipi(Shqipi), Helmi etj[99].

Fjalët e mëposhtme janë shprehje e të folmeve arvanitase në ishullin Jo. Krahas tyre është dhënë edhe kuptimi në gjuhën e sotme.

| | |
|---|---|
| Klifti | Këllëfi |
| Kupa | Kupa |
| Kordha | Korrdha |
| Kuruta | Kurruta |
| Korba | Korba |

[97]Po aty,f. 281.
[98]Po aty
[99]Ευάγγελος Κ. ΚΩΣΤΟΠΟΥΛΟΣ, *Ιστορικη συλλογη τις νησου Ιου*, Αλεξάνδρεια, 1909, f. 78-86.

| | |
|---|---|
| Legeni | Legeni |
| Liariko | Larë |
| Masa | Masha |
| Bardhuka | Bardhushe |
| Baluça | Balosh |
| Drenia | Drënjë |
| Sufra | Sofra |
| Strunga | Shtrungë[100] |



Les Albaniens (Arnā'ūṭ)

[100]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, korrik 1991, f. 606.

# KAPITULLI II

# FIGURAT E SHQUARA ARVANITE

## Heronjtë kryesorë arvanitas të kryengritjes greke të vitit 1821

*Kjo gjuha arbërishte*
*Është gjuhë trimërie*
*e fliti Admiral Miauli*
*Boçari edhe gjithë Suli*

Dhjetëra vite më parë mbizotëronte bindja se arvanitasit në Greqi janë një racë e ulët. Madje këtë gjë e besonin dhe vetë arvanitasit, ngaqë nuk e njihnin historinë e të parëve të tyre që kishin kontribuar për krijimin e shtetit të pavarur grek.

Duke e mohuar kontributin e arvanitasve që dhanë në krijimin e shtetit grek, fillimisht e mohuan racën dhe gjuhën arvanitase, e pastaj u hodh baltë mbi disa figura të shquara heroike të Kryengritjes greke të vitit 1821, që ishin arvanitase, pra shqiptare, duke i quajtur tradhtarë, duke i burgosur dhe shumë prej tyre edhe duke i vrarë në pabesi.

Kështu, të gjithë ata politikanë dhe historianë grekë që hodhën baltë mbi këto figura të shquara të vitit 1821, synonin që t'i këpusnin rrënjët arvanitase të ekzistencës në Greqi. Por, prapëseprapë, nuk mundën ta arrijnë këtë qëllim dashakeqës, për arsye se jeta historike, politike dhe kulturore greke nuk mund të ketë kuptim pa ekzistencën e racës arvanitase në Greqi.

Arvanitasit e Atikës, të cilët disa i quanin kuaj Troje të Greqisë moderne, e disa të tjerë i quanin epirotë, si dhe shqiptarë të tjerë që erdhën si kolonë në Athinë në shekujt X-XI pas Krishtit, ishin ata që i kapën armët në luftën e madhe për mbrojtjen e nderit dhe të atdheut. Në vazhdim po i sjellim këto veti ashtu siç i ka sjellë vetë Kolloktroni në fjalën e tij të famshme në Pnikas: Besnikë në idenë e madhe greke, të etur për liri, arvanitasit e Atikës, ashtu si të gjithë Greqisë, paraprinë në Kryengritjen e vitit 1821 dhe u bënë

pjesë e brezit të grekëve të cilët e ndryshuan përgjithmonë historinë e kombit duke kontribuar për Greqinë e pavarur pas katër shekujsh[101].

Është fakt që nuk mund të diskutohet, edhe pse deri tani pjesërisht është fshehur, se ndër 100[102] heronjtë e Kryengritjes greke të vitit 1821, 90 prej tyre ishin arvanitas. Në fillim të vitit 1822, despotët ortodoksë hodhën idenë se kryengritja është ortodokse, prandaj edhe Greqia u përket vetëm ortodoksëve. Pra, një kryengritje që filloi me parullën "Liri a vdekje" dhe përfundoi me themelimin e një shteti fanatik të besimit ortodoks.

Që arvanitasit mbajtën peshën kryesore të luftës çlirimtare të vitit 1821, përveç se ishin pjesa dërrmuese e popullit grek në periudhat e kryengritjes, mund të shpjegohet edhe me faktin se ata ishin një popull luftarak, krenaria e të cilëve nuk mund t'i toleronte poshtërimet nga skllavëria.

Kryengritja e vitit 1821 ishte në themel vepër kryesisht e arvanitasve të Epirit, Rumelisë, Moresë dhe e atyre të ishujve të Hidrës, Specës dhe Psaronit.

Arvanitasit ishin krijuesit e çetave të komitëve nën pushtimin osman, që e ruajtën jo vetëm ndjenjën e mosnënshtrimit dhe të liridashjes, por njëherësh edhe traditat dhe konceptet e lashta, muzikën, vallet dhe këngën popullore të tyre.

Më 1674, konsulli anglez në Athinë, Zhan Zhiroj thoshte: "Kleftët e fushës si këtu (në Atikë), ashtu edhe në More, janë të gjithë arvanitë"[103].

Arbrit, kudo që luftuan në Ballkan, u nderuan për heroizmin e tyre si në Kryengritjen e Aleksandër Ipsilantit në Moldavo-Vllahi. Ata luftuan për lirinë e Kretës, ku ranë duke luftuar për liri arvanitasit Delvinjoti Haxhimihal Dalani dhe Mitro Biniari.

Arvanitasit luftuan tre shekuj më parë për lirinë e Qipros në krye me arvanitasin Manoli Blesi, i cili ishte poet dhe në krijimet e tij i përmend të gjithë arvanitasit e tjerë që luftuan në rrethimin e Lefkosisë. Për vendosjen e arvanitasve në ishullin e Kretës e deri në thellësi të ishullit të Qipros, na dëshmon edhe një dokument i Pleqërisë së Venedikut i cili mban datën 30 prill 1541, ku thuhet: "Të vendosen katër njësitë ushtarake të kalorësisë shqiptare me komandantët prijës si Pavllo Bua, Repush Buziqi, Jorgji Gerbeshi dhe Aleksandër Gabriera dhe të urdhërohen rangjet tona në Qipro, Kretë, Zanqintho, Qefaloni dhe ishuj të tjerë për t'i ndihmuar me toka, prona etj"[104].

[101]Gazeta, *Η ΚΑΘΗΜΕΡΙΝΗ*, Αθηνα, 24 mars 2007

[102]Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 30.

[103]Dhimitër GRILLO, *Arvanitët dhe Shqiptarët në Luftën Çlirimtare të Popullit Grek*, Tiranë, 2003, f. 51.

[104]Irakli KOÇOLLARI, *Arvanitët*, Tiranë, 1994, f. 81.

Më 1854, Teodor Griva, djali i tij Dhimitër Griva, Spiridon Karaiskaqi, Jani i Ri Kollokotroni, Kolë Pllaputa, Xhavellat, Boçarët, Barnacioti, dhe bashkë me një grup të madh arvanitësh, bij të heronjve të Kryengritjes së vitit 1821, marshuan drejt çlirimit të Shqipërisë. Kjo lëvizje dështoi me ndërhyrjen intensive të Francës dhe të Anglisë[105].

Disa nga arvanitasit, heronj të Kryengritjes së vitit 1821 ishin: Gjeorgjio Kundurioti, Kiço Xhavella, Andoni Kriezi, Teodor Kollokotroni, Marko Boçari, Noti Boçari, Kiço Boçari, Laskarina Bubulina, Anastas Gjirokastriti, Dhimitër Vulgari, Kostandin Kanari, Gjeorgjio Karaiskaqi, Odise Andruço, Andrea Miauli, Andrea Zaimi, Teodor Griva, Dhimitër Pllaputa, Nikola Kriezoti, Athanasio Skurtanioti, Hasan Bellushi, Tahir Abazi, Ago Myhyrdani, Sulejman Meto, Gjeko Bei, Myrto Çali, Ago Vasiari, si dhe shumë shqiptarë të tjerë.

Me të drejtë poeti ynë kombëtar Naim Frashëri do t'u këndonte heronjve shqiptarë të Kryengritjes greke së vitit 1821.

E kush e bëri Morenë, (Greqinë)
Gjith shqiptarë qenë,
S'ishin shqiptar Marko Suli? (Marko Boçari)
Xhavela e Mjauli?
Shqiptar, bir shqiptari,
Me armët e Shqipërisë.
I u hodhën themeli Greqisë.

Në të vërtetë, Kryengritja greke e vitit 1821 është vepër e arvanitasve. Madje shteti që u krijua mbas vitit 1821, pothuajse shumica e banorëve në Greqi e flisnin gjuhën shqipe.

Mbase ka qenë fama arvanitase që i ka detyruar grekët e sotëm ta pranojnë fustanellën shqiptare si veshjen e tyre kombëtare[106]. Për nder të trimërisë së heronjve arvanitas, grekët e morën këtë kostum kombëtar që vishej nga Kosova e deri në Peloponez dhe e bënë të vetin.

Mirëpo, grekët e deformuan këtë veshje të bukur duke ia shtuar palët e fustanellës nga 60 në 200 palë. Në xhaketë, në mëngët e lira, shqiptarët nuk i fusin krahët, ndërsa grekët i fusin. Fustanella shqiptare është e gjatë deri 10 cm poshtë gjurit, ndërsa grekët e shkurtojnë aq shumë, sa ua mbulon vetëm prapanicën[107].

---

[105]Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 477.
[106]Faik KONICA, *VEPRA*, f. 450.
[107]Po aty



**Nikolao KRIEZOTI (1785-1853)**

Nikola Kriezoti është figura më e madhe në mesin e kryengritësve të Eubesë.
Ai e ka prejardhjen nga fshatrat arvanitas të Karistasit.
Kryengritja në Eube ishte përleshje midis arvanitasve ortodoksë dhe arvanitasve myslimanë. Dhe, në qoftë se nga ana e arvanitasve të krishterë shquhej Kriezoti, nga ana e arvanitasve myslimanë shquhej Alizoti. Është gjithashtu fakt se veprimtaria kryengritëse në Eube u kufizua në ato zona ku kishte arvanitas, domethënë në Eubenë jugore, në boshtin Halkidha-Kimi.
Nikola Kriezoti mori pjesë në betejat më të rëndësishme të Rumelisë dhe të Eubesë, por pas çlirimit filloi përndjekja e këtij heroi, duke e burgosur, dhe përfundimisht, u detyrua të vetizolohet në Stamboll dhe në Prushë, ku edhe vdiq[108].
Ironia tragjike e tij është se pas çlirimit gjeti strehim tek ushtarët osmanë, që ishin heronj të luftës së vitit 1821. Kjo është sa tragjike, po aq edhe pikëlluese.
Ndërsa Alizoti mbeti në Eube dhe vdiq në pleqëri të thellë.



**Athanasio SKURTANIOTI (1793-1825)**

Vetëdjegia e Thanas Shkurtaniotit në Manastirin e Shën Sotirës së Mavromatit të Thivës më 26.10.1825, ishte një ngjarje heroike dhe tragjike e kryengritjes në krahinën e Beotisë[109].
Thanas Shkurtanioti ishte nga Dervenohori i Shkurtës. Emri i tij i vërtetë ishte Thanas Jaci.
Që në ditët e para të Kryengritjes së vitit 1821 në Beoti, Thanas Jaci bëhet prijës i dervenohorëve dhe tmerron osmanët e Beotisë, të Atikës dhe të Peloponezit.
Pak kohë më pas nga bëmat e fillimit, kapedan Thanasi merr mbiemrin Shkurtanioti sipas emrit të vendlindjes së tij[110].

---

[108]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitasve të Greqisë
[109]Po aty

Më 1825 ai mbyllet me 70 trima në Manastirin e Shën Sotirës së Mavromatit, duke u bërë ballë 800 këmbësorëve dhe kalorësve osmanë. Duke ia vënë zjarrin këtij manastiri, të gjithë luftëtarët arvanitas do të vetëflijohen, përkatësisht duke u djegur të gjallë.
Kjo ngjarje e llahtarshme e pllakosi në zi dhe dëshpërim gjithë Beotinë, sepse humbi një prijës heroik, pa ndonjë arsye me peshë për t'u flijuar në këtë rast.



**Kiço XHAVELLA (1800-1855)**

Kiço Xhavella, nëse nuk është më i rëndësishmi i fisit të madh suliot të Xhavellëve, atëherë gjithsesi është më i rëndësishmi i tyre që morën pjesë në Kryengritjen e vitit 1821.
Më i rëndësishëm se Xhavella konsiderohet Fotoja(1774-1809), për të cilin Kollokotroni thoshte: "Marko Boçari nuk kapej, por Fotoja ishte përsosmëria"[111].

Kiço Xhavella u rrit në Korfuz, ku ishin shpërngulur suliotët pas pushtimit të Sulit nga Ali Pashai. Më 1820 rikthehet në Sul pas përpjekjeve të suliotëve me Ali Pashë Tepelenën dhe shpallet kapedan në moshën 19 vjeçare. Shkon në Itali me detyrën për të siguruar municione, por kur u kthye prej andej, Ali Pashai ishte vrarë dhe suliotët u shpërngulën përsëdyti nga Suli prej osmanëve të sulltanit. Kiço Xhavella shkon në Etolakanani dhe merr pjesë në të gjitha betejat e rrethinës, qoftë nën komandën e Marko Boçarit, qoftë edhe vetëm.
Kur Gjeorgjio Karaiskaqi u bë kryegjeneral i Rumelisë, Kiço Xhavella me suliotët e ndoqën pas pavarësisht nga kundërshtimet që pati në fillim.

Më 1835 mbreti Otton e bëri Kiço Xhavellën nëngjeneral dhe mbikëqyrës të përgjithshëm të ushtrisë dhe adjutant personal.
Xhavella shërbeu në disa detyra të larta shtetërore si prokuror, kryegjeneral pas vdekjes së Gjeorgjio Karaiskaqit, ministër i Mbrojtjes më 1843 në qeverinë e Joani Koletit. Dhe më 1847-1848 ai ishte kryeministër[112]. Vdiq më 1855 në Misolongji.
Luftëtarë të shquar nga fara e Xhavellëve ishin Marko, Jorgji, Llamroja, Kosta, Ziguri etj.

---

[110]Po aty
[111]Po aty
[112]Po aty

Një pjesë e fisit të Xhavellëve u vendosën në malin Melesin të Leskovikut nga mesi i shek. XIX[113], duke ndryshuar mbiemrin në Tasho. Më tej, këtë fis, tashmë me mbiemrin Tasho, e ndeshim në disa qytete të Shqipërisë. Vite më parë studiuesi Anesti Tasho ka shkruar një libër për familjet suliote që u vendosën në Shqipërinë e sotme gjatë shek. XIX.



**Andrea MIAULI (1769-1835)**

Admirali i madh, Andrea Miauli ishte i biri i Dhimitër Bokut ose Vokut me prejardhje nga Eubeja. Një stërgjysh i Andreas e ndërroi mbiemrin nga Boku në Miauli, duke marrë për mbiemër emrin e anijes "Miauli", ku ai punonte me vite të tëra. Andrea Miauli u lind më 20.5.1769 në ishullin e Hidrës. Ai që në rini ishte pirat. Në një rast, një anije pirate malteze ia përmbyti anijen, dhe babai i tij, në vend se t'i thoshte ndonjë fjalë ngushëlluese, e vuri përpara duke i thënë: "Mbaru nga këtu, ai ishtë kazanti it. Ik nga këtu edhe njatrë herë të më dëgjosh"!

Natyrisht se ata flisnin në gjuhën e tyre amtare, pra në shqip, si shumë heronj të Kryengritjes së vitit 1821. Ishte tmerrësisht njeri me sedër, "kokë shqiptari" klasike, dhe përveç bëmave në betejat detare, i kushtoheshin një numër i madh historish me interes. Si i tillë Miauli i kishte vetitë dhe cilësitë kombëtare shqiptare[114].

Në vitin 1822, Andrea Miauli u zgjodh komandant i Flotës Detare të ishullit Hidra. Kryengritjes së vitit 1821 ai ia fali 250 mijë franga floriri dhe tri anije luftarake[115]. Andrea Miauli ishte një njeri i thjeshtë dhe trim. E fliste gjuhën amtare, arbërishten, dhe anglishten. Gjuhën greke nuk e dinte, vetëm emrin e tij mësoi të shkruante në greqisht kur u bë admiral[116]. Ai nuk pranoi shumë dekorata dhe privilegje. Kështu nuk pranoi dekoratën e "Kryqit të Legjionit të Nderit" të dhënë nga mbreti i Francës, Karli X[117]. Miauli e kundërshtonte politikën ruse e cila e kishte dëmtuar shumë Kryengritjen e vitit 1821. Kryeministri i Greqisë, arvanitasi Jani Kapodistria dhe disa politikanë drejtues, që ishin miq të politikës ruse më 1827, do t'ia hiqnin

[113]Gazeta, *Korrieri*, 18 korrik 2003
[114]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI-kontributi shqiptar*, Tiranë, 1991, f. 362.
[115]Po aty
[116]Po aty, f. 366.
[117]Po aty

Andrea Miaulit komandën e flotës detare dhe do t'ia jepnin aventurierit anglez Kohran, gjë që Miauli e pranoi. Për këtë është ruajtur një letër e nënshkruar prej tij. Por ekzistojnë dyshime që letrën të mos e ketë nënshkruar kurrë vetë Miauli[118].
Admirali i madh Andrea Miauli, mbas dorëheqjes u kthye në kapiten i thjeshtë i anijes së tij.
Kryekomandën e ushtrisë tokësore e hoqën nga duart e Gjeorgji Karaiskaqit dhe ia dhanë aventurierit tjetër anglez Xhorxh, dhe kështu, me mënjanimin e dy arvanitasve të shquar, Miauli dhe Karaiskaqi, kryengritja po shkonte drejt shuarjes, gjersa të kërkohej doemos pjesëmarrja e Fuqive të Mëdha europiane dhe nënshtrimi i Greqisë prej tyre qysh atëherë e deri më sot.

Miauli vdiq më 21.7.1835 dhe u varros në krahun e djathtë të portit të Pireut, i cili quhet "Akti i Maulit". Zemra e tij është ruajtur në një kuti argjendi në Ministrinë Detare të Greqisë.



**Teodor KOLLOKOTRONI (1770-1843)**

Gjithë bota le të thonë,
Un s'e jap Kollokotronë,
Jam Ali Farmaqi un,
Që shpie gjakun gjer në gju[119].

"Plaku i Moresë" u lind më 3 prill 1770, poshtë një peme në Mesininë e vjetër. Që në rini u bë kaçak nëpër male. Gjithë jeta e Kollokotronit kaloi midis arvanitasve qofshin myslimanë apo të krishterë. Kollokotroni ishte bërë vëlla me të krishterin, Marko Boçarin, dhe me një mysliman, Ali Farmaqin. Ushtarët e Kollokotronit ishin arvanitas nga Morea dhe Çamëria.
Epiteti "Kollokotron" është përkthimi i saktë i shprehjes arvanitase "byth-gura" dhe iu dha së pari gjyshit të tij, Janit. Mbiemri i vjetër është Çergjini, që edhe kjo është fjalë shqipe e përbërë nga fjala *çer-* i zgjuar, djall me forcë, mendje dhe nga emri i përhapur arbër *Gjin*. Çer + gjin = Çergjin.

---

[118]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë
[119]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI-kontributi shqiptar*, Tiranë, 1991, f. 323.

Fisi i madh arvanitas i krishterë i Kollokotronajve ishte vëllazëruar me fisin arvanitas myslimanë të Farmaqëve. Dy vëllezërit arvanitas me fe të krishterë dhe myslimane, Teodor Kollokotroni dhe Ali Farmaqi, kishin menduar të luftonin për realizimin e një mbretërie të bashkuar greko-shqiptare me flamurin e përbashkët me gjysmëhënën dhe me kryqin. Kuvendi i mbretërisë së përbashkët do të kishte 12 deputetë myslimanë dhe 12 deputetë të krishterë me barazi të plotë[120]. Teodor Kollokotroni dhe Ali Farmaqi shkuan edhe në Arbëri dhe grumbulluan mbi tre mijë ushtarë myslimanë të cilët i sollën në Greqi për të luftuar kundër osmanëve[121].
Dëshira ishte që të formohej një shtet i fuqishëm greko-shqiptar në Ballkan. Por i gjithë plani dështoi si pasojë e mospërkrahjes së kësaj ideje nga ana e Anglisë dhe e Francës.

Kur nisi Kryengritja greke e vitit 1821, Kollokotroni ishte 50 vjeçar me flokë të bardha dhe të gjata që i binin mbi supe. Ai shfaqej me veshjen kombëtare arvanitase, pra me fustanellën e gjatë poshtë gjurit. Dhe libri më i dashur i komandant Kollokotronit ishte "Historia e Skënderbeut"[122].
Në Kryengritjen e vitit 1821 u vranë 12 burra nga fisi i dëgjuar i Kollokotronëve. Njëri ndër ta ishte edhe vëllai, Jani Kollokotroni i cili ishte strehuar në Manastirin e Dimicanës. Por murgu i këtij manastiri e spiunoi Janin tek osmanët të cilët pastaj e vranë.
Për mosmarrëveshje me Qeverinë greke në vitin 1824, Kollokotronin e burgosën në ishullin e Hidrës dhe kërkuan dënimin e tij me vdekje.
Në kujtimet e tij, Kollokotroni me të drejtë do të thoshte:
"Më vunë nëntë muaj burg, pa parë askënd, përveç gardianëve. Kaq muaj nuk e dija ç'ndodhte jashtë, kush vdes, cilin tjetër e kanë burgosur. As vetë nuk e dija përse më kishin burgosur. Kurrë nuk besoja se do të arrija në atë shkallë që të gjenin dëshmitarë të rremë......."[123].
Avokati mbrojtës Klonari, në fjalën e tij, pat thënë:
"Deri kur zotërinj gjykatës, do ta vazhdoni këtë sulm barbar?
Deri kur përndjekja e pamëshirshme kundër atyre që e çliruan, ia ngritën lavdinë dhe vazhdojnë t'i japin shkëlqim Greqisë......"?
Por mbas disa muajsh, kur Ibrahim Pasha i Egjiptit zbarkoi në More, Teodor Kollokotronin e nxorën nga burgu me falje dhe e shpallën kryekomandant të ushtrisë greke. Por Kollokotroni i madh nuk do të lihej i qetë nga Qeveria greke mbas çlirimit. Atë e arrestojnë përsëri më 1834 bashkë me Dhimitër Pllaputën, ku i dënojnë të dy me vdekje për tradhti[124].

---

[120]Po aty, f. 321.
[121]Po aty, f. 322.
[122]Aristidh KOLA, *Arvanitët dhe Prejardhja e Grekëve, Tiranë*, 2002, f. 480.
[123]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë
[124]Revista, *ΙΣΤΟΡΙΚΑ*, botim i gazetës *ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ*, Αθηνα, 21 mars, 2002, f. 32.

Akuza kryesore ishte përgjegjës për nxitje të komplotit kundër mbretit Otton dhe për ngjallje të urrejtjes dhe krijimit të një klime armiqësore.

Mbas disa vitesh i nxjerrin të dy nga burgu. Teodor Kollokotroni vdiq në 4 shkurt 1843 në Athinë.

Teodor Kollokotroni e kishte motër Sofinë, mëmën e Nikitarës, ose, siç njihej nga populli, "turk-ngrënësi", i cili ishte nga fshati Turkleka. Kollokotroni e kishte djalë Pano Kollokotroni(1800-1824), i cili ishte martuar me vajzën e Laskarina Bubulinës. Pano Kollokotroni u vra më 21 nëntor 1824 në fshatin Thanë të qytetit të Tripolit. Kurse djali tjetër i Teodorit quhej Jani i Ri Kollokotroni(1804-1868), i cili në vitin 1862 u bë kryeministër i Greqisë dhe vdiq më 20 maj 1868[125].



**Kostandino KANARI (1793-1877)**

Kostandin Kanari njihet si zjarrvënësi i anijeve, nga bëmat e të cilit u frymëzuan piktorët dhe poetët grekë, si dhe ata të huaj. Figura e tij ishte shndërruar në një legjendë.

U lind në ishullin e Psarës në vitin 1793. Fisi i Kanarëve e kishte prejardhjen nga Himara, prej nga shkuan në Pargë, e në vazhdim, atje ku mërgonin shumë arvanitas në vitet e pushtimit osman, pra në Itali dhe, konkretisht, në Gjenovë. Nga ky qytet, një degë e fisit shkoi dhe u vendos në Korsikë. Ikja e parë e Kanarëve nga Çamëria mendohet të ketë ndodhur rreth vitit 1320. Deri më sot gjenden pasardhësit e atij fisi në Gjenovë dhe në Korsikë. Shumë prej Kanarëve kanë pasur tituj të lartë fisnikësh. Një emblemë nga prindërit e zjarrvënësit të famshëm që i përkiste paraardhësit korsikan, Teodor Kanari është e njëjtë me emblemën e italianit të madh revolucionar Xhuzepe Garlibarldit, ushtria revolucionare e të cilit përbëhej nga arbëreshët e Italisë qendrore[126].

Pra, dikush nga fisi i Kanarëve të Korsikës, tok me arbëreshë të tjerë, e nuk dihet për çfarë arsyesh, u vendosën në shkëmbinjtë e portit të Psarës, prej nga Kanarët e kanë prejardhjen, pra zjarrvënësi i anijeve.

---

[125]Po aty, f. 33.
[126]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

Bëma më e madhe e Kostandin Kanarit është djegia e fregatës osmane në portin e ishullit Hios më 7 korrik të vitit 1822[127]. Kjo bëmë ishte në një mënyrë shpagim për shkatërrimin e Hiosit, dhe kjo djegie pati edhe jehonë ndërkombëtare. Me djegien e fregatës, u vranë rreth dy mijë osmanë.
Si shumë heronj të tjerë arvanitas të Kryengritjes së vitit 1821, edhe Kostandin Kanari u kërcënua shpeshherë me vdekje nga kundërshtarët politikë grekë.
Poeti i madh Viktor Hygo, i frymëzuar nga guximi i madh, ka shkruar disa poezi për heroin arvanitas, Kanarin.
Konsulli francez në Janinë, Pukëvili do ta quante Kostandin Kanarin "njeriu më i guximshëm i shekullit XIX"[128]. Kostandin Kanari ishte njeri i thjeshtë që shkonte me krenari drejt luftës kundër armikut. Ai me zjarrvënien e anijeve osmane zhduki mbi tetë mijë ushtarë osmanë.
Kostandin Kanari ishte deputet i ishullit të Psarës më 1827 në Asamblenë Kombëtare Greke, dhe u bë ministër i Marinës më 1842, 1844, 1854, dhe kryeministër i Greqisë në 1864-1865[129]. Më vonë mori titullin admiral. Vdiq në pleqëri të thellë në Kipsel të Athinës më 3.9.1877.



**Dhimitër PLLAPUTA (1786-1864)**

Dhimitër Pllaputa, gjenerali i dashur i Teodor Kollokotronit, ishte i biri i Kolë Pllaputës (1735-1826), i cili më 1750 u nis nga Trifilua për të banuar në fshatin Pallumba të Gordinies[130].
Pallumbën e themeluan arvanitasit me dyndjet e para të shekullit XV me fise mbizotëruese si Kolët dhe Buetët. Pllaputasit ishin arvanitas të krishterë, të cilët kishin zhvilluar një luftë të zgjatur me fqinjët myslimanë arvanitas dhe bashkëfiset e tyre, Laliotët. Megjithëse në ballë të prishjes së Lalës, Pllaputët, veçanërisht Dhimitër Pllaputa, i ndihmoi arvanitasit myslimanë që t'i braktisnin osmanët të cilët e kishin të njëjtën fe, e të kalonin nga Morea në Rumeli dhe në Epir,

[127]Po aty
[128]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI-kontributi shqiptar,* Tiranë, 1991, f. 386.
[129]Revista, *ΙΣΤΟΡΙΚΑ*, botim i gazetës, ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ,Αθηνα,prill, 2002 f. 29.
[130]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

duke u ndeshur me Londeasit, për t'u ruajtur besa, të cilën ai dhe Kollokotroni ua kishin dhënë arvanitasve myslimanë.

Dhimitër Pllaputa luftoi në Levidhi, Tripoli, Korint, Andriçanë, Dervenaq dhe në ishullin e Nafpliosit. Mbas vrasjes së Jani Kapodistrës ai u zgjodh anëtar i qeverisë. I mbeti besnik deri në fund Kollokotronit duke ndarë me të mundimet e gjyqit të bujshëm dhe të burgut. Në vitin 1832, edhe Dhimitër Pllaputa, si shumë heronj arvanitas të Kryengritjes greke të vitit 1821, u arrestua nga Qeveria greke dhe u dënua me vdekje, e mbas disa vitesh të vuajtjes së burgimit, u fal dhe u lirua. Ai u bë deputet, vdiq në korrik të vitit 1864 dhe u varros në Pallumbë[131].



**Teodor GRIVA (1799-1862)**

Gjenerali Teodor Griva, i biri i Drako Grivës, e ka prejardhjen nga fisi më i madh i arvanitasve në oborrin e Ali Pashë Tepelenës. Ai mori pjesë në shumicën e betejave të Rumelisë. Teodor Griva u martua me Elena Bubulinën, e cila ishte vajza e Laskarina Bubulinës. Pas çlirimit u mor me politikë, dhe gjithë jeta e tij që pasoi, ishte e trazuar. Më 1854 bëhet prijës i një bashkimi arvanitas, shumica e të cilëve ishin luftëtarë të vitit 1821. Me bijtë e tyre dhe me djalin e vet Dhimitrin, marshojnë me qëllim që ta çlirojnë Shqipërinë nga osmanët[132]. Kjo lëvizje dështoi me ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha perëndimore, veçanërisht të Francës. Në vitet e mëpasme i vë qëllim vetes rrëzimin e mbretërisë dhe themelimin e republikës greke. Në tetor të vitit 1862, me shtatë mijë burra vjen nga Bomica në Misolongji duke i shpërndarë autoritetet. Qeveria e përkohshme në Athinë i dërgoi Venizelo Rufon dhe Emanuil Delijorgjin t'ia jepnin medaljen e gjeneralit, por tanimë ai ishte për vdekje në krevat. Vdiq nga pneumonia më 24.10.1862[133].

Vëllai i vogël i tij ishte Aleks Kardhiqoti, i cili e mori këtë mbiemër nga Ali Pashai për burrërinë që tregoi në mposhtjen e Kardhiqit.

[131]Po aty
[132]Po aty
[133]Po aty



**Laskarina BUBULINA (1771-1825)**

Bubulina është njëra nga figurat e grave më heroike të luftës së vitit 1821. Laskarina u lind më 11 maj 1771[134]. Prindërit e saj ishin nga ishulli i Hidrës, por pas martesës së parë ajo u vendos në ishullin e Specës. U martua në vitin 1788 me arvanitin Dimitër Januzën, kapedan nga ishulli Specës, i cili vritet nga piratët në ujërat e Spanjës në vitin 1797, duke e lënë Laskarinën të ve në moshë të re, me tre fëmijët e saj, Janin, Jorgaqin, dhe Marinë.

Mbas disa vitesh Laskarina u martua për së dyti me trimin arvanit Dhimitër Bubulin. Në vitin 1811,[135] Dhimitër Bubuli vritet nga piratët në ujërat e Algjerisë. Kështu në shpirtin e Laskarina Bubulinës ishte mbledhur një urrejtje e madhe ndaj osmanëve. Vdekja e babait të saj në burgjet osmane në Stamboll, dhe dy burrat e saj të vrarë nga piratët osmanë, bënë që Laskarina Bubulina të luftonte për liri. Bubulina iu përkushtua çështjes së çlirimit të vendit, duke dhënë, përveç kontributin e saj heroik, edhe pasurinë e saj shumë të madhe që e trashëgoi nga të dyja martesat. Fama për burrërinë e saj ishte kaq e madhe, sa ajo u shndërrua në legjendë. Ajo luftoi në çlirimin e ishujve të Nafplios, Hidrës, Specës dhe Tripolit.

Myslimanët arvanitas të Greqisë së veriut e parafytyronin atë, përveç si trime, edhe si vashë të bukur.
Kur u vra në Arahonë trimi arvanitas Mustafa bej Dangli Qafëzezi, i cili luftonte kundër arvanitasve kryengritës, detarët e ishullit të Specës e lajmëruan Bubulinën kështu:[136]

Sihariqi moj Bubulinë
Se vran' Qafezezëlinë
"Un s'e doja për ta vrar
të ma sjellshit të gjall
t'bënja nji çup a djal
se janë soj kordhetar"[137]

---

[134]Dhimitër GRILLO, *Arvanitët dhe Shqiptarët në Luftën Çlirimtare të Popullit Grek*, Tiranë, 2003, f. 149.
[135]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI-kontributi shqiptar*, Tiranë, 1991, f. 346.
[136]Gazeta, *RILINDJA XXI*, Athinë, 22 mars, 2003, f. 6.
[137]Po aty

Populli që banonte në Greqi, ishte i ndarë përpara Kryengritjes së vitit 1821 në të krishterë dhe myslimanë. Ai besonte në bashkimin kombëtar, duke menduar se kjo mund të arrihej nëpërmjet martesës së myslimanit më trim me të krishteren trime.

Ishte maj i vitit 1825, djali i saj, Jorgoja e rrëmbeu për nuse Evgjeninë, vajzën nga fisi i Kuçiotëve[138]. Prandaj që në mëngjes fisi i Kuçiotëve u shfaq përpara shtëpisë së Bubulinës. E dalë në parvazin e dritares, Bubulina filloi të këmbente fjalë me burrat Kuçiotë, që më pas, nga debatet midis saj dhe Kuçiotëve, një dorë e zezë në fshehtësi do të shkrepte armën kundër Bubulinës, e cila ra e vdekur në vend nga parvazi i dritares.

Të gjithë ata ishullorë që ishin mbledhur rreth shtëpisë, u gozhduan në vend dhe nuk e kuptuan kush e kishte bërë atë krim. Nuk e panë njeriun që e vrau atë, por të gjithë e kuptuan se kush ishte[139].

Megjithatë, kapedania e detit, Laskarina Bubulina kishte lënë gjurmë të pashlyeshme në Kryengritjen e vitit 1821 dhe në historinë e Europës gjatë asaj periudhe.

Romancieri francez Michel de Grece, në librin e tij "Bubulina", shkruan se çfarë i kishte thënë Laskarina Bubulina: –"*Në Specë flasim arvanitika, pra shqip, gjuhën tonë. Në fakt, nëna, ati im dhe unë, ishim grekë pa qenë të tillë. Unë jam arvanitase, me një fjalë shqiptare. Që prej kohësh tepër të largëta, raca jonë ka pasur emra të ndryshëm. Vallë jemi pellazgë, ilirianë? Mos vjen vallë gjuha jonë drejtpërdrejt nga sanskritishtja, siç e pohojnë ekspertët*"?[140]



**Gjeorgjio KARAISKAQI (1782-1827)**

"Biri legjendar i një murgeshe" u lind në fshatin Mavromat të Kardhicës. Që në fëmijëri vuante nga sëmundja e mushkërive(leukemia).Kryelegjendari heroik i Rumelisë, është nga fara e Llalla-Jorgjit të Kënetës së Poshtme.

I biri i Jorgji Llallës ishte Dhimitër Llalla Isko, i cili bënte pjesë në ajkën e trimave të Ali Pashait[141].

Dhimitër Isko, e përdhunoi Zoinë, të venë e

---

[138]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI-kontributi shqiptar*, Tiranë, 1991, f. 349.

[139]Kastriot N. KAÇUPAJ, *KAPEDANIA ARVANITE*, Athinë, 1997, f. 83.

[140]Gazeta, *FAKTI*, 2 shtator 2004, f. 21.

[141]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

Janaq Mavromatiotit, të afërmen e heroit arvanitas Jorgji Baholla dhe të njohurën e Ali Pashait, e cila, në kohën përdhunimit ishte murgeshë. Zoia, mbas lindjes së djalit, të cilin e quajti Gjeorgjio, djali i Dhimitër Llalla Iskos u largua nga manastiri për të jetuar në vendlindjen e saj. Në moshë të rritur Gjeorgji u pagëzua i krishterë nga Ndre Karaisko, i cili ia dha mbiemrin e tij, Karaiskaqi[142]. Gjeorgjio Karaiskaqi ishte kaçak kur u kap rob nga ushtarët e Ali Pashë Tepelenës. Ali Pashai i fali jetën Gjeorgjio Karaiskaqit, të cilin e bëri njërin nga njerëzit më të besueshëm të tij.
Gjeorgjio Karaiskaqi dhe Odise Andruço i qëndruan besnikë deri sa vdiq Ali Pashë Tepelena, i cili i kishte njerëzit më të besueshëm të tij.
Në kryengritjen e Pasvanoglut, Ali Pashai e la vërtet të kapej rob enkas dhe u bë kështu përcjellës i marrëveshjes midis Pasvanoglusë dhe Aliut.
Hyri në Daifanë e Kaçiandonit që ta bindte për të bashkëpunuar me Ali Pashain. Pas arrestimit dhe ekzekutimit të Kaçiandonit, e mori krejt Daifanë dhe e përfshiu në forcat e Ali Pashait. I priu mposhtjes së rebelimit të Papathimio Vllahavës dhe e vrau me dorën e vet vëllain e Papathimiu Vllahavës, Dhimitrin.
Vazhdoi vijën e bashkimit kombëtar të Odise Andruços dhe kjo i solli shumë pësime në vitet e para të kryengritjes.
Në vitin 1824 Qeveria greke në gjyqin e Misolongjit e shpalli tradhtar Gjeorgjio Karaiskaqin duke ia hequr të gjitha gradat, por në vitin 1826 iu bë falje, dhe kështu fitoi përsëri vendin e tij në ushtri[143].
Kur pa se gjithë Rumelia u thye nga osmanët, u detyruan t'i japin leje që të krijonte vendqëndrimin me forcat luftarake. Brenda pak kohe e çliroi gjithë Rumelinë.

Ishte në kulmin e forcës dhe të lavdisë. Por koka e tij ishte pjekur mjaft për të rënë nga plumbat e tradhtisë. Asambleja e Tretë e Përgjithshme në prill të vitit 1827 ia hoqi drejtimin e ushtrisë çlirimtare të Greqisë Lindore, Gjeorgjio Karaiskaqit duke ia dhënë anglezit Riçard Xhons. Gjatë betejës që u zhvillua në rrethimin e Akropolit, Karaiskaqin e plagosën rëndë në pabesi në rrethana të dyshimta. Më 23 prill të vitit 1827 ai vdiq në pabesi dhe e varrosin në Salaminë[144]. Vdekja e Gjergj Karaiskaqit, ishte një humbje e madhe për Kryengritjen greke të vitit 1821. E vranë duke vënë gjithçka në rrezik, për të njëjtën arsye që e vranë edhe Odise Andruçon.

[142]Dhimitër GRILLO, *Arvanitët dhe Shqiptarët në Luftën Çlirimtare të Popullit Grek*, Tiranë, 2003, f. 185.
[143]Po aty, f. 186.
[144]Revista, *ΙΣΤΟΡΙΚΑ*, botim i gazetës *ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ*, Αθηνα, 21 mars, 2002, f. 15.



**Odise ANDRUÇO (1790-1825)**

"Ç'turp për një trim që i kishte bërë vendit të tij shumë shërbime të shkëlqyera, të katandisej, të dilte e të përgjigjej si fajtor përpara gjyqtarëve"[145].

"Luani i Rumelisë" Odise Andruço, ishte biri i kryekomitit të famshëm Andrea ose Andruço Verushit, nga Livanti i Lokridhës. Odisea u lind në Prevezë të Çamërisë në vitin 1790. Kur Odisea ishte katër vjeç, babai i tij vdiq në burg nga torturat e osmanëve në Stamboll. Ali Pashë Tepelena, mik dhe bashkëluftëtar i babait të tij, e mori pranë pas vdekjes së Andruços Verushit.

Në oborrin e Ali Pashait, Odisea kishte pozitë të tillë që nuk e kishin as djemtë e Aliut[146]. Ai i shërbeu me besnikëri dhe krenari Ali Pashë Tepelenës. E ndihmoi atë në të gjitha luftërat e kundër osmanëve, suliotëve dhe kardhiqotëve. Por lidhja e ngushtë e Odisesë me Ali Pashain do ta dëmtonte shumë mbas disa viteve.

Ishte frymëzuesi i "Këshillit të Kapedanëve të Rumelisë" që kishte qëllim bashkimin e Greqisë pa dallim feje dhe mbështetej tek Ali Pashai në luftën e tij kundër osmanëve. Këtë politikë Odisea u përpoq ta diktonte edhe pas vdekjes së Ali Pashë Tepelenës gjatë luftës për çlirimin e Greqisë dhe kjo i kushtoi me jetë nën akuzën si "tradhtar".

Në vitin 1821 Odise Andruço ishte komandant i përgjithshëm i Greqisëlindore me gradën gjeneral, por nga mesi i vitit 1822, ai jep dorëheqje me nder si komandant i përgjithshëm, për arsye se nuk shihej mirë nga kundërshtarët e tij[147].

Bëma që e ngriti Odise Andruçon si figurë të vitit 1821 ishte qëndresa e tij në Hanin e Grabies.

Odisea kishte një mendje politike dhe ushtarake të zgjuar, vlerën e tij e njihnin të gjithë kapedanët e Rumelisë dhe e quanin udhëheqësin e tyre të natyrshëm. Gura, që u bë vegël e verbër në duart e politikanëve dritëshkurtër, e lidhi emrin e vet me vrasjen e heroit, që u bë një natë korriku të vitit 1825 në Akropol, në burgun ku e kishin mbyllur Odisean, të lidhur me zinxhirë[148].

---

[145]Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI–kontributi shqiptar*, Tiranë, 1991, f. 139.

[146]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

[147]Dhimitër GRILLO, *Arvanitët dhe Shqiptarët në Luftën Çlirimtare të Popullit Grek*, Tiranë, 2003, f. 158.

[148]Revista, *ΙΣΤΟΡΙΚΑ*, botim i gazetës *ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ*, Αθηνα, korrik, 2003,f. 30.

Thomas Korovinis, në veprën e tij “Η Τελευταια ωρα του Οδυσσεα Ανδρουτσου”, paraqet orët e fundit të Odise Andruços që u burgos në 1825 në Akropolin të Athinës dhe u vra para se të gjykohej. Përmes monologut të tij, të cilit nuk i mungojnë referenca për trimërinë e tij, akuzon demagogët e babëzitur dhe Fanariotët joluftëtarë, por edhe ish-besnikun e tij Jani Gura, i cili e tradhtojë[149].

Odisa Andruço u vra me urdhër të politikanit vllah Joanin Koletit. Odisea kishte shumë popullaritet të madh gjë që nuk shihej me sy të mirë nga disa politikan grek. Kufoma e tij u hodh nga shkëmbinjtë të Akropolit, që të dukej si tentativë për tu arratisur nga burgu. Në funeralin e Odise Andruços nuk morën pjesë masë e madhe njerëzish, ishte një varrim pa respekt dhe nderime për figurën e këtij heroi të Kryengritjes të 1821.

Kaluan shumë vite derisa të figura heroike e Odise Andruços u vlerësua drejt, sepse autorët moralë të vrasjes së tij e kishin paditur si tradhtar të atdheut. Tradhtia e tij ishte, sepse e donte bashkimin e grekëve dhe të shqiptarëve kundër osmanëve[150].

[149]www.efsyn.gr, 05 prill 2020

[150]Kalendari i vitit 1984, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΓΩΝΙΣΤΕΣ ΤΟΥ 1821*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

## Heroi Marko Boçari (1790-1823)
## Hartuesi i fjalorit të parë dygjuhësh greqisht-shqip

*Ngrehu Marko trimëria*
*ngrehu të thërret Greqia*
*të vijë Marko Shqipëria.*

Marko Boçari u lind në Sul të Janinës më 1790 në një familje të dëgjuar prej së cilës kishin dalë shumë burra trima si Kiço Boçari, Kosta, Dhimitri, Jorgji dhe kapedani i madh i Kryengritjes së vitit 1821, Noti Boçari i cili është lindur në Sul në vitin 1759. Ai është ministri i parë i Mbrojtjes i shtetit grek. Vdiq në vitin 1841.
Babai i Markos, Kiço Gj. Boçari u martua tri herë. Nga këto tri martesa kishte 18 fëmijë, pesë prej tyre i vdiqën të vegjël. Nga martesa e parë me Krisulla Papazotin kishte Janin, Lenën, Marinë, Anastasin dhe Markon.
Kiço Gj. Boçari u vra më 1813 në Artë nga Gjoko Bakola[151]. Në vitet e Kryengritjes së vitit 1821, Marko Boçari i zgjati duart dhe u përqafua për të mirën e përbashkët me Gjoko Bakolën duke ia falur gjakun e babait.

Sipas të dhënave, banorët e parë që u ngulitën në krahinën e Sulit ishin ushtarët e gardës të Gjergj Kastriotit Skënderbeut.
Më vonë Suli u zgjerua si krahinë dhe u popullua nga shqiptarë ortodoksë të Çamërisë, për t'i shpëtuar skllavërisë osmane, u shpërngulën nga fshatrat e tyre të Çamërisë rreth viteve 1500 dhe u vendosën në Sul të Janinës, duke krijuar fshatra të rinj me emra shqiptarë. Që një pjesë e popullsisë së suliotëve janë çamë, këtë na e deklaron anglezi V.M. Lik "Suliotët janë një farë e Çamërisë, njëra prej katër degëve të Shqipërisë"[152].

Ndërsa studiuesi Ciapolini thotë: "Suliotët nuk dinin fare greqisht, gjuha që ata përdornin ishte shqipja e dialektit të Çamërisë"[153].

Rev. Henry Fanshawe Tozer shkruan: "Sulitotët janë shqiptarë dhe midis tyre flasin vetëm në gjuhën shqipe. Suliotët i takonin fisit çam dhe

[151]Kalendari i vitit 1990, *Αφιερωμα στα 200 χρονια απο τη γεννηση του ΜΑΡΚΟΥ ΜΠΟΤΣΑΡΗ (1790-1990)*, botim Lidhja e Arvanitëve të Greqisë
[152]Gazeta *GAZETA SHQIPTARE*, Tiranë, 03 tetor 2001
[153]Po aty

kanë qenë kundërshtarë të ashpër me fisin toskë të lapidëve gjatë luftës së tyre me Aliun"[154].
Një pjesë e popullatës së Sulit, pasi iu nënshtruan Ali Pashë Tepelenës, u dërguan si dënim në ishullin e Korfuzit dhe në ishujt e tjerë përreth.

Sulioti Marko Boçari nuk ishte vetëm njëri nga heronjtë arvanitas më të rëndësishëm të Kryengritjes greke të vitit 1821, i njohur për aftësitë ushtarake dhe guximin e tij, por edhe për dëshirën e madhe që kishte për shkrimin dhe edukimin.
Markoja bashkë me Odise Andruçon dhe Gjeorgjio Karaiskaqin u edukuan në oborrin e Ali Pashë Tepelenës në artin ushtarak, politik dhe të zgjuarsisë.
Ëndrra e Markos ishte që t'i edukonte suliotët të dilnin nga gjendja e luftëtarit të pamësuar i cili luftonte pandërprerë, pa një të ardhme, por që duhej të jetonte paqësisht në një shoqëri të lirë e të drejtë. Ndërkohë Markoja shqetësohej se mosedukimi mësimor të çon në humbjen e disa tipareve të njohura cilësore që arvanitasin suliot e bënin një figurë popullore të veçantë, që edhe brenda mosshkollimit, varfërisë dhe kushteve më të vështira të jetesës, të ngjallte adhurim.
"Dua të arsimohesh, i shkruante në letër, djalit të tij, Dhimitrit, i cili gjendej në Ankonë të Italisë, por veç kësaj, dua të brumosesh me traditat suliote, të mbetesh përherë suliot siç ka mbetur tata i yt"[155].

Në atë periudhë të ndryshimeve të shënuara në Ballkan dhe në Europë, dukej qartë se virtyti liridashës dhe shpata arvanitase nuk ishin të mjaftueshme që të arrihej një jetë më e mirë, një shoqëri më e bukur. Nevojitej edukimi dhe arsimi i popullit, dhe kjo nevojë kishte krijuar ankth tek arvanitasit e paskryengritjes së vitit 1821, që parapëlqenin të shisnin çdo lloj pasurie, me qëllim që të mësonte fëmija i tyre.
Dhe sigurisht, në atë periudhë kur thoshim "shkrim e këndim" kuptonim "gjuhën e re greke", e cila flitej kryesisht në qytetet e Greqisë së sotme.
Por është fakt se arvanitasit përbuznin mënyrën e jetesës së shoqërive të tjera, plogështinë, pabesinë, fjalët e shumta, frymën e nënshtrimit, pafytyrësinë etj.
Karakteri arvanitas është që ai të jetë kudo i pari, të tregojë kryelartësinë përpara të gjithëve, trimërinë dhe mosnënshtrimin.
Dhe arvanitasit e dëshironin edukimin arsimor, por pa rrezikun e tjetërsimit dhe rënies së vlerave tradicionale vetjake e shoqërore. Kësaj i druan dhe këtë ia thoshte djalit të vet Marko Boçari.

Kur gjendej i internuar në Korfuz, Markoja mësoi greqishten dhe përpiloi"Fjalorin dygjuhësh të greqishtes dhe të shqipes së thjeshtë" (Λεξικον τις Ρομαικης και Αρβανιτικης απλησ)1809. Këtë e bëri vetë

[154]Rev. Henry Fanshawe Tozer, *Researches in the highlands of Turkey*, London, 1869
[155]Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, Shkurt 2002,f. 70.

Markoja me ndihmën e babait të tij Kiço Boçari (1754-1813), xhaxhait Noti Boçari (1759-1841) dhe vjehrrit të tij Kristaq Kallogjeri nga Preveza[156].
Për ta përfunduar këtë fjalor ishte nxitur nga konsulli francez, Pukëvili, siç pretendonte francezi vetë, një përpjekje që arvanitasit suliotë të mësonin greqisht dhe të merreshin vesh me grekët.

Sido që të jetë puna, është fakt se kemi të bëjmë me një hero që kishte shqetësime kulturore, që krijoi një vepër gjuhësore dhe kulturore. Si rrjedhim, Marko Boçari me të drejtë mund të quhet si përpiluesi i fjalorit të parë të thjeshtë greqisht-shqip.
Fjalori i Marko Boçarit lindi si pasojë edhe e ngjarjeve që po i kalonte Greqia, ku mbas lënies së armëve arvanitasit duhet t'i përshtateshin jetës qytetare shoqërore, e që për ta ishte vështirë.
Fjalori ka rëndësi të veçantë, sepse shpreh shumë elemente të gjuhës shqipe në të folmen e çamërishtes. Dhe ky fjalor shërbeu edhe si mjet politik për t'i afruar shqiptarët me grekët.
Një tjetër detyrim i lindjes së fjalorit greqisht-shqip ishte se, tregtia në zona të gjera të Ballkanit bëhej në gjuhën greke. Kështu që lindi nevoja e një fjalori dygjuhësh me qëllim që arvanitët, pra shqiptarët, në një farë mënyre u detyruan të mësonin greqishten e cila po fitonte terren si gjuhë e tregtisë në Ballkan, pasi e folmja arvanite, si pasojë e ndjekjeve të arbërve nga pushtuesit e ndryshëm, u duhej të jetonin të fshehur me shekuj të tërë në male dhe ishuj të vetmuar, larg takimeve me popujt e tjerë.
Kështu gjuha arvanite ngeli një gjuhë e pastër kombëtare, e cila flitej vetëm nga populli i saj duke e ruajtur vjetërsinë dhe pastërtinë gjuhësore, por që nuk u zhvillua në shkrim apo duke u futur fjalë të reja që i përshtateshin zhvillimit shoqëror të kohës apo të njihej nga të huajt e shumtë që e vizitonin Ballkanin në atë periudhë të pushtimit osman.
Dhe heroi Marko Boçari, me një vullnet dhe guxim, në moshën 19 vjeçare na solli fjalorin e parë greqisht-shqip me titullin orgjinal "Λεξικον τις Ρομαικης και Αρβανιτικης απλησ" "Fjalori dygjuhësh i greqishtes dhe shqipes së thjeshtë", ky është përkthimi i saktë në gjuhën shqipe. Fjalori dygjuhësh përbëhej nga 111 faqe, 1494 fjalë shqipe dhe 1701 fjalë greke. Origjinali i këtij fjalori gjendet sot në Muzeun Kombëtar të Parisit me kodin *Supplement Grec 251* numri 244 të faqes, dhe u dhurua në maj të vitit 1819 nga konsulli Pukëvili[157].
Konsulli i përgjithshëm francez në Janinë, Pukëvili, duke studiuar fjalorin e Marko Boçarit, hartoi edhe vetë një fjalor të vogël frëngjisht-shqip, me rreth

[156]Μαρκου ΜΠΟΤΣΑΡΗ, *Λεξικον τις Ρομαικης και Αρβανιτικης απλησ*, përgatiti për botim, Τιτοσ Π. ΓΙΟΧΑΛΑΣ, Αθηνα, 1993, f. 40
[157]Po aty

440 fjalë. Po ashtu origjinali i këtij fjalori gjendet në Muzeun Kombëtar të Parisit[158].
Përpara betejës së madhe në Misolongji, Markoja mendoi të dërgonte familjen e tij në Ankonë të Italisë. Të gjithë suliotët me lot në sy u ndanë me gratë e tyre pa folur, Markoja në ato çaste prekëse i tha gruas së vet: "Në orën e lirisë dua të jemi bashkë, por në orën e betejës dua të jem vetëm". U ndanë me lot në sy, ishte takimi i fundit[159].
Markoja ishte komandant i ushtrisë së Greqisë perëndimore. Kur qeveria ia dërgoi diplomën e komandantit të përgjithshëm, lindi smira e kapedanëve të tjerë. Por Markoja ndaj tyre u përgjigjej me fisnikëri dhe tolerancë duke u thënë: "Kush është i zoti, merr nesër diplomë në betejë". Markoja ishte njeri i dashur dhe fjalëpak.

Më 9 gusht të vitit 1823, Marko Boçari u vra duke luftuar kundër ushtrisë së Mustafa Bushatit, shqiptar edhe ky, pasha i Shkodrës[160].

Heroi suliot, Marko Boçari ndërmori përsipër një sulm për të eliminuar Komandantin e përgjithshëm të ushtrisë osmane, shkodranin; Mustafa Pashe Bushatlliu duke depërtuar fshehtas, gjatë mesnatës deri në zemrën e pararojës osmane e cila përbëhej nga 3.000 luftëtarë shqiptarë nga Pashallëku i Shkodrës ku 500 prej tyre ishin katolik mirditorë me në krye Dodë Prengë Lleshin dhe xhaxhain e tij, Lleshi i Zi i Gjomarkajve. Marko Boçari u nis së bashku me 350 luftëtarë suliotë dhe sulmoi me dinakëri kampin osman dhe duke u zvarritur arriti deri pranë shatorrit të Mustafa Pashë Bushatlliut por gabimisht sulmoi shatorrin e Prijësve katolike të Dodë Prengë Lleshi dhe Lleshit të Zi që ndodhej ngjitur me shatorrin e Komandantit të përgjithshëm. Aty për aty, filloi një përleshje e përgjakshme me mirditorin e fuqishëm Lleshi i Zi i cili pasi e mundi në duel me jataganë, Marko Boçarit i erdhën në ndihmë edhe dhjetëra luftëtarë të tjerë suliotë, por Lleshi i Zi i cili ishte një burrë i regjur nëpër beteja gjakatare, mori koburen e tij dhe e qëlloi Marko Boçarin në kokë ku sipas këngëve epike dhe burimeve të kohës, plumbi e goditi në vetull, mbi syrin e tij të djathtë. Sipas gojëdhënave, Marko Boçari kur po jepte shpirt, psherëtiu në gjuhën shqipe, gjë që shkaktoi hutim tek vrasësi i tij Lleshi i Zi i cili ngeli i shtangur në vend dhe legjenda thotë se i shfryu me fjalët; Pse, flet shqip, a je shqiptar?!?!...Plumbi i shkrehur nga arma e Lleshit të Zi shkaktoi vdekjen e menjëhershme të heroit arvanitas Marko Boçari por zhurma e saj, zgjoi të gjithë kampin të cilët u vërsulën kundër luftëtarëve suliotë duke masakruar shumicën prej tyre....Ndërsa trupi i të ndjeri Marko Boçari u tërhoq zvarrë nga bashkëluftëtarët e tij duke mos e lejuar që të përdhosej nga ushtria

158Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, shkurt 2002, f. 72.
159Po aty
160Po aty

osmane dhe pas disa ditësh u varros në Misolongji të Greqisë perëndimore[161].

Lajmi për vdekjen e Marko Boçarit u përhap në gjithë Europën. Ai i pati shkruar një letër Bajronit kur ky ishte rrugës për në Mesolongji. Poeti i madh anglez, Lordi Bajron, erdhi kur Marko Boçari kishte vdekur, dhe mbajti një fjalim mbi varrin e tij, i veshur me kostumin e njohur kombëtar shqiptar.

Në vitin 1832, me urdhër të qeverisë së atëhershme greke, Mamurasi i njohur për vrasjen e heroit Odise Andruços, dhe Papakosta bllokuan dhe dogjën shtëpinë e Noti Gj. Boçarit, si dhe të gjitha dokumentet historike të prejardhjes së fisit të Boçarëve. Kështu u zhduk edhe një arkiv i madh historik që vërtetonte se arvanitasit, suliotët ishin bij të Shqipërisë[162].
Marko Boçari vdiq, por figura e tij u bë legjendë.

Shumë historianë grekë na e deklarojnë Marko Boçarin dhe shumë heronj të tjerë arvanitas të Kryengritjes së vitit 1821, si grekë dhe jo si shqiptarë, duke marrë parasysh që Markoja dhe heronj të tjerë të vitit 1821, i përkisnin fesë ortodokse.
Është fatkeqësi për atë komb, kur historianët e tij e ngatërrojnë fenë me racën.

Që Marko Boçari ishte shqiptar dhe bir shqiptari, këtë na e deklaron në vitin 1994, nipi i tij me të njëjtin emër, Marko Boçari, profesor në Universitetin e Kuinslendit në Australi, kur reagonte ashpër ndaj deklaratës së një deputeti grek i cili e mohonte ndihmesën shqiptare në Kryengritjen e vitit 1821 dhe origjinën shqiptare të Marko Boçarit.
“Komentet e mia të mëposhtme kanë të bëjnë me një letër të publikuar të një ministri grek, që ka deklaruar se nuk paska shqiptarë në Greqi. Duket qartë se ministri ose nuk ka dijeni çfarë ndodh aktualisht në vendin e tij, ose ka vendosur t’i injorojë faktet. Është fakt se në Greqi ka më shumë se një milion shqiptarë ortodoksë. Prindërit e mi nuk kanë folur kurrë greqisht me mua, por vetëm shqip, sepse ata ishin krenarë për origjinën dhe fisin e tyre shqiptar”[163].

---

[161] www.radiandradi.com, 25 shkurt 2016
[162] Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 400.
[163] Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, maj, 2001, f. 71.





Marko Boçari (1790-1823)    Kostandin Boçari (1792-1853)



Noti Boçari (1759-1841)



Katerina (alias Roza) Boçari (1818-1875)



50 ΛΕΞΙΚΟΝ ΔΙΓΛΩΣΣΟΝ 51



Pjesë origjinale nga fjalori dygjuhësh i Marko Boçarit i shkruar më 1809.

## Një dokument historik që tregon për trimëritë e shqiptarëve

Siç duket, arkivat greke fshehin dokumente me shumë vlera për historinë e shqiptarëve nëpër shekuj. Gjatë kërkimeve të mia në arkivin e revistës "BESA", mars 1987, organ i Shoqatës "Arvanitasit e Greqisë", gjeta dokumentin e mëposhtëm në të cilin flitet për trimëritë e popullit shqiptar. Ky dokument historik është shkruar nga mitropoliti Timotheos, për të cilin nuk kemi gjetur të dhëna se në cilin vend ka shërbyer. Mitropoliti Thimotheos në vitin 1572 i drejtohet papës së Romës për ndihmë ushtarake për t'i luftuar osmanët që në shekullin XVI ishin në kulmin e fuqisë pushtuese ushtarake në Ballkan e më gjerë. Në këtë dokument historik dalin shumë gjëra me vlera për shqiptarët dhe trimëritë e tyre. Të bien në sy disa rreshta të nënvizuar nga shkruesi i letrës, mitropoliti Timotheos i cili kërkon me këmbëngulje që ushtria e europiane e papës së Romës të ketë në ballë të luftës ushtarë shqiptarë. Në këtë letër thuhet se qyteti dhe rrethinat e Ohrit banoheshin dikur nga shqiptarë ortodoksë. Më poshtë letërshkruesi tregon se shqiptarët banonin në ishullin e Korfuzit, në qytetin e Janinës, Kosturit etj. Mitropiliti Timotheos përmend edhe shqiptarët në Itali të cilët emigruan mbas vdekjes së Skënderbeut. Nga përmbajtja e kësaj letre na dalin qartë qëllimet e mitropolitit Timotheos se shpëtimi i Europës nga pushtuesit osmanë do të arrihet, kur në ballë të të gjitha forcave ushtarake do të viheshin trimat shqiptarë. Megjithëse kishte mbi njëqind vite që kishte vdekur kryetrimi Gjergj Kastrioti Skënderbeu, shqiptarët mbeteshin ushtarët më besnikë dhe më trima për shpëtimin e Europës nga zgjedha turke.

*Letër e vitit 1572 e mitropolitit Timotheos drejtuar Papës së Romës*

*Kodi,* ***Tetor. 74, fleta 65 a dhe në vazhdim***

*...siç të shkruaj në vazhdim, të nxirrni tjetër fuqi ushtarake të tokës, të rëndë, nga mbreti Maksimilian, të dalë në Hungari, të kalojë Danubin, të marshojnë drejt Konstandinopojës, t'i nënshtrojnë osmanët dhe hebrenjtë, të krishterët të mos i prekin, por t'i bëjnë frëngj të lirë dhe t'u japin armë dhe të ngrihen edhe ata kundër të mallkuarit; një tjetër fuqi ushtarake të hidhet kundër Stambollit, të kalojnë me anije dhe ta shkelin tokën e pushtuar nga turku në Durrës; të jetë kjo ushtri deri më tridhjetë mijë veta dhe të mbajnë pranë armë, t'u japin të krishterëve vendas, të ngrihen edhe ata kundër të mallkuarit;* ***ai vend quhet Piria dhe është plot shqiptarë*** *dhe këta bëjnë betejë të madhe. Këta shqiptarë bëjnë meshë romane, janë latinë dhe kanë edhe peshkop latin, që varen nga Roma. Janë dhe të tjerë shqiptarë që bëjnë meshë greke dhe kanë edhe këta peshkop grek që varen nga kryepeshkopi i Ohrit. E këta, po t'u jepen armë dhe po të thërrasin ndihmë, bëjnë luftë të madhe që tmerrohet bota dhe do të shfarosin gjithë osmanët në ato anë dhe kjo do të jetë ndihmë e madhe.* ***Dijeni, zotëri i shenjtë, shqiptarët bëjnë luftë të madhe*** *kudo që të ndodhen dhe thuajani këtë mbretit të Napolit për shqiptarët që shkojnë në luftë ushtarë. Në atë anë në Pire ashtu duhet të bëhet, tjetër fuqi të dalë në Zakintho në tokën e Moresë në Hlomuxi, sepse atje është fushë dhe ushtria gjen ushqim, të jetë edhe kjo ushtri e madhe dhe të mbajnë pranë armë për njerëzit vendas, t'ua japin, të ngrihen kundër atij të mallkuari,* ***një pjesë tjetër ushtrie të dalë në Mani (Peloponez) te shqiptarët e Moresë, ku Mani i Madh nuk i përfalet turkut****.* ***Shqiptarët janë më luftarakët e botës dhe burra të fortë, ata veç luftimit, presin gjithnjë të bëjnë luftë më të fortë se të gjithë****. Kështu po të veprojnë, në këtë mënyrë mundet turku, ndryshe, vetëm nga deti nuk mund të bëhet gjë, por vetëm duke goditur nga shumë drejtime, të mos ketë ku të veprojë më parë, dhe të krishterët deri në Levant vetëm shkas presin, sepse u mërzitën tepër d.m.th. mundimet e shumta dhe nga pagesa (taksa) e madhe dhe fëmijët e tyre turqizohen, fëmijët e të krishterëve. Kështu do të bëhet nëse cakton dhe rajatë të bashkohen dhe t'i kryejnë këto luftëra, se, po e latë turkun, do t'ju hajë njërin pas tjetrit të gjithëve, tjetrit nuk i ka frikë turku, vetëm hirësisë sate dhe mbret Filipit të Spanjës. Hirësinë tënde për ç'kishërimin, se ç'kishëron rajatë dhe bashkohen, mbretin Filip sepse kanë vend të fortë dhe njerëz trima,* ***dhe shqiptarët, ku kanë zotërimet, se shqiptarët janë nga Levanti dhe e njohin vendin e turkut dhe e dinë turku ç'të keqe pëson nga shqiptarët, nga vasalët e tij që ka në zotërim. Dërgo e thuaju, kryezot i shenjtë, shqiptarëve vasalë të tu të shkojnë në luftë, sepse luftojnë***

***burrërisht dhe besnikërisht dhe duan të bëjnë luftë të mirë**. Përpos këtyre, edhe këtë: dije këtë që të shkruaj, do të kishe dërguar zbuluesit më të mënçur që do të mund të kishe pasur edhe po të harxhoje shumë florinj, nuk do të kishin dëgjuar atë që të shkruaj, dhe përsëri, por të urdhërojë hirësia jote, dërgomë letër dhe disa shpenzime që të shkoj në Stamboll të shikoj anijet që janë ndërtuar në Detin e Zi dhe ç'ushtri kanë krijuar, t'ju dërgoj përgjigje, dhe tash për tash nuk dëshiroj tjetër, veç bekimit tuaj, amin. Nga Varshava e mbretit të Polonisë.*

*Mars*

***Numër RNE dhe RNS... Mitropoliti Timothe dhe robi juaj***

*+ Nëse urdhëron dhe bëj atë që të shkruaj, të të sjell përgjigje nga Stambolli, dërgo me postë në Varshavë te kardinali që çove dërguesin dhe prej atij dua të marr letrën dhe të shkoj në Konstandinopojë e t'ju sjell përgjigje brenda muajit maj, nëse do të kem bekimin tënd.*

*+ Për ushtritë tokësore që ju shkruaj: njëra ushtri e Pirias, ku janë shqiptarët nga Durrësi, në keshtjellën që quhet Turxhinio, që i afrohet Vlorës, ku shkojnë duke marrë vendin e duke dalë në viset e Ahridhës, dhe të tjerët sa shqiptarë që banojnë në Himarë, përballë Korfuzit, ngrihen edhe ata kundër të mallkuarit; dhe këta shqiptarë janë njerëz shumë të fortë dhe ngrihen duke shkelur Janinën dhe zbresin në Kostur dhe takohen me ushtrinë tjetër nga drejtimi i Pirias, në Vodena (Nausa e sotme A.LL.) dhe dalin në Selanik, kurse ushtritë e tjera të Moresë, të Hllomuxit që duhet të dalin në Homuxi dhe në Manin (Peloponezin) e Madh, shkelin Morenë dhe përfundojnë edhe këto ushtri në Selanik dhe bashkohen të gjitha e shkojnë drejt Stambollit, kurse ushtria tjetër, e mbretit Maksimilian, që zbret nga Hungaria, bie në viset e skithëve (diku nga ana perëndimore e Detit të Zi) pushtojnë vendin që quhet Serbi që banohet nga serbë dhe bullgarë dhe bëjnë meshë greqisht, dhe ushtria kalon viset e Sofjes dhe shkon në Maqedoni dhe vijnë edhe këto ushtri në drejtimin e Selanikut dhe takohen në fushën e Maqedonisë dhe andej, me vullnetin e zotit, drejt Stambollit. Kjo urdhëratë u bëftë që të fitojnë të krishterët, kryezot i përhirtë, tjetër nuk duhet të bësh, përveçse të çlirosh gjendjen e të krishterëve nga të mallkuarit pa respekt të dorës së ndyrë. Do të kesh lënë kështu një kujtim të pavdekshëm dhe do të kujtohesh përjetë. Do të duhej të t'i kishte shkruar një tjetër më i*

*madh se unë, këto që po të shkruaj, po ka frikë mos e mësojë i mallkuari dhe e zhbën, ndaj në vend të tij po të shkruaj unë, robi yt i vogli.*

*Grekët dhe shqiptarët që banojnë në zotërimet e Napolit dhe në Mesinë e në Palermo ka frikë turku, se ata janë koroneas, motoneas dhe moraitë dhe e njohin vendin mirë dhe prej tyre ka shumë frikë.*

*Dije se pasi mbretëroi, i mallkuari shiti gjithë kishat dhe manastiret e botës, që të mbledhë thesare për luftën dhe të ndërtojë anije që të luftojë të krishterët*[164].

(Marrë nga N. Elinomnimona, vëll. 18, 1924, f. 29-32)

[164]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, mars 1987, f. 433-434.

## Arvanitët - kryeministra të Greqisë

Me paraqitjen e shkurtër biografike të disa kryeministrave të shtetit grek të cilët ishin arvanitas, qëllimi ynë është ta ndriçojmë rolin historik që luajtën ata në drejtimin e mbretërisë dhe të shtetit grek. Në të vërtetë, këto të dhëna biografike janë botuar në Athinë nga "Lidhja Arvanitase e Greqisë", në kalendarin vjetor të vitit 1983 me titull "ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΠΡΩΘΥΠΟΥΡΓΟΙ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ" (Kryeministrat e Greqisë që ishin arvanitas). Natyrisht, kryeministrat e Greqisë që ridhnin nga familjet arvanitase janë më tepër sesa që po paraqesim në këtë rast, për shkak se, fatkeqësisht, na mungojnë të dhënat biografikë për të tjerët.

Nga studimet e mia shumëvjeçare kam arritur të shënoj biografitë e disa kryetarëve të shtetit grek të cilët lindën nga raca shqiptare. Kështu, sipas shënimeve tona, kryetari i parë i Greqisë më 1828 deri më 1831 ishte Joani Kapodistria, më 1924-1926 kemi admiralin Pavlos Kundurioti, më 1926 gjeneralin Teodor Pangallos, më 1926-1929 kemi përsëri admiralin Pavlos Kundurioti, më 1929-1935 kemi Aleksandro Zaimin, më 1971 Jorgo Papadhopulosin, çamin Karolos Papuliasin. Pra, disa nga kryetarët që e kanë udhëhequr republikën greke, rrjedhin nga familjet shqiptare.

Në vitin 1850, arvanitasi Andoni Kryeziu, kur ishte kryeministër, shpalli Kishën Autoqefale Greke, duke e shkëputur përgjithmonë nga vartësia e Fanarit të Stambollit[165].

Kur arvanitasi Dhimitër Vulgari ishte kryeministër i Greqisë, u bë i mundur bashkimi i shtatë ishujve me Greqinë. Kryeministri Dhimitër Vulgari mbështeti fuqishëm kryengritjen e ishullit të Kretës për t'u bashkuar me Greqinë[166].

Gjenerali Teodoros Pangallos, kur ishte kryetar dhe kryeministër i Greqisë më 1925-1926, u arritën shumë marrëveshje të rëndësishme në fushën e politikës dhe të kulturës me Shqipërinë.

Më 1926 kryetari i Republikës së Greqisë, Teodoros Pangallos do të deklaronte në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë: "Republika greke e njeh minoritetin shqiptar që jeton në Greqi"[167].

Po kështu, kur Pangallosi ishte kryetar i Greqisë, më 25 qershor 1926 u nënshkrua një marrëveshje për shkëmbimin e kriminelëve, vjedhësve nga të

[165]Kalendari i vitit 1983, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΠΡΩΘΥΠΟΥΡΓΟΙ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë

[166]Po aty

[167]Ilir USHTELENCA, *DIPLOMACIA E MBRETIT ZOGU 1-rë*, Tiranë, 1997, f. 118.

dy vendet. Më 13 tetor u nënshkrua një marrëveshje konsullore e cila kishte të bënte me kryerjen e veprimeve administrative, mbrojtjen e pasurive, shitjen e tyre, lindjen, vdekjen, si dhe lirinë e tregtisë së shqiptarëve dhe grekëve, si dhe punësimin e lirë pa taksa dhe viza doganore për shtetasit me banim 15 km larg vijës kufitare nga të dy anët e kufirit[168].



**Joani KAPODISTRIA(1776-1831)**

Jani Kapodistria është kryeministri i parë i shtetit grek. Sipas të dhënave, ai rridhte nga një familje gjirokastrite e cila, për të shpëtuar nga përndjekja e osmanëve, u vendos në ishullin e Korfuzit. Babai i Kapodistrias quhej Andon Gjika, i cili pati dy djem, Vironin dhe Janin, kur u ngul në Korfuz[169]. Një xhaxha i Janit, Kapodistris mbeti në Gjirokastër dhe u kthye në besimin islam duke marrë emrin Ahmet Gjika. Në fëmijëri Jani Gjikën e birësuan familja e Viktor Kapodistrias duke ia dhënë edhe mbiemrin e vet. Jani Kapodistria u diplomua për mjekësi dhe drejtësi. Ai për disa vjet shërbeu si këshilltar në armatën ruse në Moldavi dhe më vonë si diplomat i carit rus, Aleksandrit të Parë në Rumani. Kapodistria ishte përkrahës i politikës ruse. Në vitin 1822, Jani Kopodistria ishte ministër i Jashtëm i Rusisë për Europën Jugore[170].

Joani Kapodistria u lind në një familje gjirokastrite. Familja e tij, për t'iu shpëtuar ndjekjeve të osmanëve, u vendos në ishullin e Korfuzit. Këtë na e dëshmojnë shumë dokumente të historianëve grekë dhe shqiptarë. Kështu, historiani grek Panajot Aravantinos, në *Enciklopedinë Greke*, vëllimi i pestë, f. 402, shkruan se Joani Kapodistria, kryetari i parë i Greqisë, ishte nga lagjja Manalat i qytetit të Gjirokastrës.

Edhe historiani tjetër grek, Trifon Evangjelidhi, në librin e tij "Historia e Joani Kapodistrias, qeveritar i Greqisë 1828-1831", shkruan: "Kur u përurua në ishullin e Korfuzit monumenti i Joani Kapodistrias më 12 prill 1887, gazetarët grekë në Athinë shkruanin në shtypin e kohës se Joani Kapodisrias e ka origjinën nga Gjirokastra e Epirit".

Ndër ta, gazetarët Vasil Zoto, Teodor Bovo dhe Athanas Petrilli, në gazetën "ΝΕΑ ΕΦΗΜΕΡΙΔΑ"(GAZETA E RE) të datave 10 dhe 12 maj 1887 deklaronin se Joani Kapodistria ishte nga Gjirokastra[171].

---

[168]Po aty, f. 119.
[169]Mexhit KOKALARI, *Epiri, kryeqendra e qytetërimit antik në Evropë*, Tiranë, 2001, f. 73.
[170]Po aty, f. 75.
[171]Gazeta, *ΝΕΑ ΕΦΗΜΕΡΙΔΑ*, Αθηνα, 10-12 Maj, 1887

Prof. Eqrem Çabej tregon se babai i Joani Kapodistrisë quhej Andon Gjika, i cili përndiqej nga osmanët për arsye se, bashkë me vëllanë e tij më të vogël, kishte qenë pjesëmarrës në kryengritjen e Himarës. Ata, për t’u shpëtuar ndjekjeve të osmanëve, u larguan për në ishullin e Korfuzit. Andon Gjika me vete mori edhe dy djemtë e tij, Vironin dhe Jonain. Ndërsa xhaxhai i Joanit, Gjin Gjika mbeti në Gjirokastër dhe u kthye në fenë islame duke marrë emrin Ahmet dhe titullin BEJ. Andon Gjikës i lindën edhe dy djem të tjerë kur u vendos në Korfuz, të quajtur Agustini dhe Grigori.
Profesor Drenika nga fshati Vuno, shkruan se Joani Kapodistria ka lidhje gjaku edhe me Elena Gjikën e njohur edhe me emrin Dora D’Istria. Vërehet se nga prapashtesa e Kapodistrisë **ISTRIA** është edhe mbiemri i Dora D’**ISTRIAS**.

Studiuesi dhe juristi Mexhit Kokalari, në librin “Epiri, kryeqendra e qytetërimit antik të Europës”, sjell dëshmi se Joani Kapodistria ishte nga lagjja e Manalatit. Shtëpia e familjes së Joani Kapodistrisë është shpallur monument kulture nga Instituti i Monumenteve të Kulturës të Tiranës dhe ruhet nga shteti.
Në të vërtetë, Joani Kapodistria quhej Gjon Gjika, por, pasi në fëmijëri e birësoi familja e Viktor Kapodistrisë, ai u quajt dhe u njoh si konti Joani Kapodistria i cili u diplomua për mjekësi dhe drejtësi në Padovë të Italisë. Vetë familja e Viktor Kapodistrisë ishte me origjinë shqiptare. Mbas vdekjes së Skënderbeut, disa kontë si Brati, Dukainët, Brunet, Boriçi etj., emigruan në qytetin e Venedikut të Kapodistrias së Istrisë. Viktor Kapodistria, në të vërtetë quhej Viktor Viktori, por pas një grindjeje me kontin Verzi, e ndryshoi mbiemrin në Kapodistria si kujtim për vendlindjen e tij.

Joani Kapodistria arsimin fillor dhe atë të mesëm i mbaroi në ishullin e Korfuzit dhe më tej shkoi në Padovë të Italisë, ku u diplomua në degët e mjekësisë dhe të drejtësisë. Joani Kapodistria u emërua në vitin 1799 drejtor i spitalit ushtarak të ushtrisë ruse, pasi këta të fundit e kishin pushtuar ishullin në shkurt të po atij viti. Këtu i ka fillimet edhe karriera e Janit në diplomacinë ruse. Në vitin 1800 ai emërohet ministër i Republikës së Shtatë Ishujve të Jonit. Në vitin 1807 Jani Kapodistria emërohet nga cari i Rusisë, Aleksandri, si këshilltar në armatën ruse në Moldavi. Më tej, pasi njihet nga afër me carin rus, atë e emëron përfaqësues të diplomacisë ruse në Rumani. Pas sukseseve të tij diplomatike nëpër sallonet e Europës, ai emërohet edhe ministër i Jashtëm i Rusisë për Europën Jugore. Nga viti 1822, derisa u zgjodh kryetar i Greqisë, më 1827 Kapodistria qëndroi në Zvicër duke bërë propagandë në sallonet e diplomacisë europiane në favor të pavarësisë së Greqisë.

Në maj të vitit 1827 kryengritësit e Kryengritjes të vitit 1821 miratuan një kushtetutë sipas së cilës Jani Kapodistria u zgjodh kryetar i Greqisë, i cili këtë detyrë e mori zyrtarisht në janar të vitit 1828. Duhet thënë

se pëlqimin për zgjedhjen e Joani Kapodistrisë si kryetar të Greqisë, e dhanë tre udhëheqësit e ushtrisë, të cilët edhe këta ishin shqiptarë, pra Teodor Kollokotroni, Gjeorgjoi Karaiskaqi dhe Gjeorgjio Kundurioti.

Joani ishte mjeshtër i artit të diplomacisë, por duke qenë njeri i formuar në traditat e autokracisë ruse, nuk gëzonte simpatinë e Asamblesë së Përgjithshme të Greqisë së re që po lindte. Kryetari i sapozgjedhur, Kapodistria synonte t'i realizonte dy projekte: i pari, ishte të krijonte bazat e një strukture shtetërore në një vend të rrënuar nga luftimet e ashpra kundër osmanëve, por edhe të një lufte klanesh të brendshme. Dhe i dyti, të siguronte kufij sa më të favorshëm që ishte e mundur për Greqinë e re, por u ndesh me problemet e mëdha për tre vjet e gjysmë që ai e udhëhoqi Greqinë e vogël në ato vite, të siguruar nga Britania e Madhe, Rusia dhe Franca. Ajo fillonte në Artë dhe mbaronte në Volos. Joani Kapodistria punoi për të formuar ushtrinë kombëtare, zhvillimin e administratës dhe të arsimit. Gjithashtu ai u përpoq që t'i caktonte pronarët e rinj të tokave dhe pronave të lira pas largimit të atyre osmanë, por ky projekt ndeshi në kundërshtimin e komandantëve ushtarakë dhe pasanikëve të Peloponezit, të cilët ishin të vendosur për të marrë sa më shumë pjesë nga tokat e lira. Por ai arriti suksese të mëdha në rrugët diplomatike duke siguruar pavarësinë e një Greqie të vogël e cila më vonë do të zgjerohej në kurrizin e vendeve fqinje.

Kapodistria shprehte mendimet dhe përbuzjet e tij për elitat e shoqërisë greke. Peshkopët ortodoksë grekë ai i quante "osmanë të krishterë", udhëheqësit ushtarakë "kusarë", intelektualët grekë "të pamend" dhe drejtuesit fetarë të Fanarit në Stamboll "fëmijë të satanait". Duke i shprehur haptas këto mendime për ata që sado pak kishin luajtur rol të rëndësishëm në luftën për fitimin e pavarësisë dhe që prisnin drejtimin e pushtetit dhe njohjen publike të rregullave të shtetit, ai arriti të ngjallte zemërime dhe urrejtje. Më 9 tetor 1831, duke dalë nga Kisha e Shën Spiridonit në ishullin e Nafpliosit, që ishte kryeqyteti i Greqisë, u vra në pabesi kryetari kont Joani Kapodistria nga dy njerëz të dërguar nga grupi i fuqishëm i Petrobej Mavromihalit të Manit të Peloponezit. Njëri nga atentatorët mbeti i vrarë në vend nga shkëmbimi i zjarrit, ndërsa tjetri u kap dhe pas disa ditësh u dënua me vdekje nga gjykata. Trupi i tij u varros në ishullin e Korfuzit.

Ai, për sa kohë që ishte kryetar i Greqisë, nuk mori asnjëherë rrogë, por edhe pasurinë e tij ia fali shtetit grek që po lindte.

Pas kësaj vrasjeje, Greqia, e cila tashmë e kishte siguruar pavarësinë e vet, do të zhytej në anarki të thellë, në një luftë të brendshme se kush do të zgjidhej kryetar i saj. Për një kohë Greqia u udhëhoq nga një këshill prej tre vetash, kapedani i madh Teodor Kollokotroni, Augusti Kapodistria dhe Joani Koletis.



**Gjeorgjio KUNDURIOTI (1782-1858)**

Gjeorgjio Kundurioti u lind më 1772 në ishullin e Hidrës. I përket familjes së njohur të Kunduriotëve që i dhanë shumë Kryengritjes së vitit 1821. Tok me të vëllain Llazarin, dhuruan një shumë prej 1.948.158 frangash ari (4/5 të pasurisë së tyre) për mbështetjen e Kryengritjes së vitit 1821[172].

Ishte kryetar i Greqisë në periudhën 11.10.1824-6.2.1825, kryetar dhe anëtar i Komisionit Drejtues më 1832. U zgjodh kryetar i mbledhjes së Pleqërisë së Parë(1844-1845), të mbledhjes së Pleqërisë së Dytë (1845-1846) dhe të mbledhjes së Pleqërisë së Tretë(1846-1847)[173].

Në janar të vitit 1844 u bë kryeministër dhe ministër i Marinës.

Në vitin 1848 përsëri u bë kryeministër dhe dha dorëheqje për shkak të mospajtimit me mbretin Otton. Në vazhdim ishte deputet dhe kryetar i Kuvendit të Mbretërisë së Greqisë më 1856.

Vdiq më 1858 në ishullin e Hidrës.

[172]Kalendari i vitit 1983, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΠΡΩΘΥΠΟΥΡΓΟΙ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

[173]Po aty



**Andon KRIEZIU (1796-1865)**

Andon Krieziu u lind në ishullin e Hidrës më 1796. Familja e tij kishte ardhur në këtë ishull në shekullin XVII. Rrënjët e fisit të Kryezinjve gjenden në fshatin arvanitas Krieza të Eubesë Jugore. Qysh në fillim të vitit 1821 luftoi gjithnjë në vijën e parë dhe ishte si dorë e djathtë e admiralit Andrea Miauli.

Më 1836 bëhet ministër i Marinës detare greke, më vonë bëhet kryekujdestar i oborrit të mbretit Otton dhe u zgjodh kryeministër në 1842-1844 dhe në vitet1849-1854.

Gjatë periudhës që ishte kryeministër, ai zgjidhi problemin e madh kishtar të asaj kohe duke e shpallur Kishën Autoqefale Greke më 1850 dhe duke e shkëputur përgjithmonë nga qendra e fesë ortodokse në Stamboll.
Ishte i pari njeri që u bë nënadmiral i Marinës greke dhe u caktua adjutant i mbretit Gjeorgji i Parë i Greqisë.
Vdiq më 1865 në Athinë dhe u varros me nderime të larta.



**Dhimitër VULGARI (1801-1877)**

Dhimitër Vulgari u lind më 1801 në ishullin e Hidrës. Ishte i biri i beut të Hidrës, Gjeorgjio Vulgarit.
Në moshën 17 vjeçare u bë anëtar i Këshillit të Hidrës dhe më 1822 u zgjodh kryetar i Përfaqësisë së Hidrës, u bë dhe drejtues i anijes luftarake në ishull. Më 1826 ishte prokuror i Hidrës dhe më 1848 u bë ministër i Ekonomisë.
Ishte kryeministër nga viti 1855-1857, 1862-1863, 1863-1864, 1868-1869, 1871-1872 dhe nga 1874-1875.
Gjatë periudhës që ishte kryeministër u bë bashkimi i shtatë ishujve me Greqinë, dhe mbështeti fuqishëm kryengritjen e ishullit të Kretës.
Vdiq më 1877 në Athinë.



**Athanas MIAULI (1815-1867)**

Athanasio Miauli u lind në ishullin e Hidrës më 1815 dhe ishte i biri i Andrea Miaulit të lavdishëm.
U rrit në det pranë babait në anijen fregatë, mësoi shkrim e këndim në gjuhën greke nga Filip Joanu. Ai mbaroi Fakultetin Ushtarak të Mynihut në Gjermani dhe shërbeu si oficer i marinës greke.
U bë adjutant i mbretit Otton dhe ministër i Marinës në vitin 1855. Kryeministër i Greqisë u zgjodh nga viti 1857-1862.
Vdiq në Paris të Francës në vitin 1867.



**Diomidh QIRIAKO (1811-1869)**

Diomidh Qiriakosu lind në ishullin e Specës në vitin 1811. Familja Qiriako i dha shumë Kryengritjes së vitit 1821. Vëllai i tij, Jani Qiriako ishte nënadmiral i flotës së ishullit të Specës dhe u vra në luftën e Mesologjit.
Diomidhi studioi për drejtësi në Universitetin e Pizës dhe të Parisit. Më 1835 u bë prokuror i Gjyqit të Shkallës së Parë. Në vitin 1840 u zgjodh i plotfuqishëm i ishullit të Specës. Ishte hartuesi kryesor i Kushtetutës së vitit 1843 dhe qysh nga viti 1851 ishte profesor i së drejtës kushtetuese.
Ishte ministër i Fesë dhe Arsimit Publik, dhe më 18.3.1863 deri 29.4.1863 ishte kryeministër i Greqisë.
Ishte autor i shumë librave historikë dhe me përmbajtje juridike.
Vdiq në Itali në vitin 1869.



**Emanuil REPILI (1863-1924)**

Emanuil Repili u lind më 1863 në Kranidhi. Studio për drejtësi dhe u mor edhe me gazetari. Ishte kryeredaktor i gazetës “Akropoleos” dhe artikullshkruesi special më tepër se një dekadë.

U bë ministër i Jashtëm më 1910 dhe 1913, në krah të kryeministrit Elefterios Venizellos. Ai mori administrimin e përgjithshëm dhe organizimin e Greqisë së veriut. Në vitin 1925 u zgjodh ministër i Ekonomisë dhe më 1916 ministër i Punëve të Jashtme dhe nënkryetar i qeverisë.

Si ministër i Jashtëm përpunoi dhe arriti të votohet Ligji i Bashkive dhe Komunave i cili tregonte sistemin e drejtimit të bashkive dhe komunave.

U zgjodh kryeministër më 21.8.1917 deri 28.8.1917 dhe nga 19.10.1917 deri 3.1.1918.

Vdiq në Kranidhi më 1924.



**Pavlos KUNDURIOTI (1855-1935)**

Pavlo Kundurioti u lind në ishullin e Hidrës më 1855. Pavloja ishte nipi i Gjeorgjio Kunduriotit dhe bëri karrierë si oficer i marinës me një veprimtari shumë të gjerë.

Në vitin 1905 u bë adjutant i mbretit Gjeorgjio i Parë, në prag të luftës së vitit 1912 u bë komandant i flotës së Egjeut dhe në vazhdim u bë edhe nënadmiral.

Pushtoi ishujt Limons, Tenedos, Tasos, Samothraqit, Psara dhe Mitilini. E mposhti flotën osmane në dhjetor të vitit 1912 dhe në janar 1913.

Më 1915 u zgjodh ministër i Marinës dhe më 1916 anëtar i treshes arvanitase Venizellos, Dangëlliu, Kundurioti, e cilae drejtonte lëvizjen më 1917, dhe u bë ministër i Marinës.

Më 1920 u bë mëkëmbësi i mbretit të Greqisë dhe më 1923 u bë kryetar i parë i Republikës së Greqisë deri më 1926. Ndërkaq, në vitin 1926

u zgjodh kryetar i Republikës së Greqisë arvanitasi tjetër, Teodoros Pangallos.
Në vitin 1929 u rizgjodh përsëri kryetar i Republikës së Greqisë dhe dha dorëheqje për arsye shëndetësore në dhjetor të vitit 1929.
Vdiq më 1935 në Faliro të Greqisë.



**Aleksandër KORIZI (1885-1941)**

Aleksandër Koriziu lind më 1885 në ishullin e Porosit. Studioi për drejtësi dhe në vitin 1903 u emërua nëpunës në Bankën Kombëtare Greke. U bë drejtor i kësaj banke më 1921 dhe nëndrejtor i saj më 1928. Në vitin 1929 krijoi Bankën Bujqësore dhe qe i pari drejtor i saj.
Më 1936 u bë ministër i Komunikacionit dhe më 1939 u bë përsëri drejtor i Bankës Kombëtare Greke.
Me vdekjen e kryeministrit Metaksait në janar të vitit 1941, kur askush nuk ndërmerrte qeverisjen e Greqisë, Korizis mori detyrën e kryeministrit më 19.1.1941, dhe më 18 prill 1941, pas një mbledhjeje të vështirë të Këshillit të Ministrave, kur u kthye në shtëpi, e vrau veten.



**Petro VULGARI (1884-1957)**

Petro Vulgari u lind në ishullin e Hidrës më 1884. Ishte oficer i marinës në luftërat ballkanike dhe mik i ngushtë i Pavlo Kunduriotit. Në periudhën 1926-1935 u bë komandant i përgjithshëm i aviacionit të marinës, komandant i bazës së nëndetëseve dhe, më vonë, edhe atashe ushtarak në Ankara të Turqisë.

U bë ministër i Aviacionit në Qeverinë e Lindjes së Mesme dhe nga 8.4.1945 e deri më 17.10.1945 u bë kryeministër i Greqisë.

Nuk i pranoi kurrë shpërblimet për detyrën si kryeministër. Ai vdiq në Athinë më 1957.



**Aleksandër Diomidhis QIRIAKO (1875-1950)**

Aleksandër Diomid Qiriakou u lind në Athinë më 1874. Ishte nipi i Diomid Qiriakos dhe i biri i Nikoll Diomid Qiriakos. Studioi për jurisprudencë dhe ekonomi në Universitetin e Vajmarit dhe të Parisit dhe u bë pedagog i Universitetit të Berlinit. Më 1905 u bë rektor i Universitetit të Athinës, në fushën e të drejtës publike. Më 1910 u zgjodh deputet i ishullit të Specës dhe më 1912 ministër i Ekonomisë. Në vitin 1923 u bë drejtor i Bankës Kombëtare Greke. Më 1949 u bë nënkryetar i qeverisë dhe nga 30.6.1949 deri më 6.1.1950 kryeministër i aleancës qeveritare.

La një veprimtari të shkruar e të pasur . Vdiq në Athinë më 1951.

## Arvanitët - Themeluesit e Akademisë së Athinës

Për krijimin e shtetit grek arvanitasit kanë dhënë ndihmesë në të gjitha drejtimet duke e çuar përpara ecurinë e Greqisë. Në këtë aspekt arvanitasit ishin profesorët e parë që themeluan Akademinë e Athinës.
Që në vitet e para të Kryengritjes së vitit 1821, luftëtarët e lirisë kishin dëshirë të themelonin akademinë, ngaqë besonin se arma më e fuqishme ishte ndriçimi i trurit.

Megjithëse u bënë shumë përpjekje për të hapur akademinë, për fat të keq ato dështuan. Vetëm në vitin 1926, ministri i atëhershëm i Arsimit, Dhimitër Egjiniti, arvanitas nga Egjina, raportoi dhe u botua Urdhëresa Kryesore më 18 mars të vitit 1926 dhe u bë realitet Akademia e Athinës me pamjen e brendshme dhe detyrën e sotme[174].
Ndërtesa ku strehohet kjo akademi ka një histori të veçantë, sepse për ndërtimin e saj të hollat i dhuroi një shqiptar nga Voskopoja me emrin Simon Sina.

Më 1856, tregtari shumë i pasur Simon Sina, nga Vjena e Austrisë dëshironte t'i bënte një dhuratë të madhe Greqisë, brenda në Athinë. Simon Sina ishte djali i Gjergj Sinës ish-konsull i përgjithshëm në vitin 1834 i Greqisë në Austri[175]. Familja Sina ishin me origjinë nga Bithkuqi (sot Vithkuq) i Korçës, por që andej ishin ngulitur në Voskopojë dhe më vonë u vendosën në Vjenë. Sinajt u morën në fillim me zhvillimin e tregtisë midis Austrisë dhe Perandorisë Osmane. Më vonë themeluan fabrika të penjve dhe të stofave të pambukta. Themeluan Bankën Kombëtare të Austrisë. Familja Sina bënë shumë dhurata bamirëse, midis tyre Urën e Varur të Budapestit, e cila atëherë kushtoi 500 mijë stërlina angleze[176].

Gjergj Sina ishte nënkryetar i Bankës Austriake, kryetar i Shoqërisë së Hekurudhave të Austrisë, pronar tokash në Austri, Bohemi, Moldavi, Rumani, Serbi etj. Familja Sina është dekoruar nga qeveritë ruse, turke, greke për bamirësitë e tyre në këto vende. Gjergj Sina ishte edhe qytetar nderi në disa qytete të Hungarisë. Ai vdiq më 18 maj 1856[177]. Kështu, djali tij, Simon Sina ndoqi gjurmët e të atit duke bërë edhe ky dhurata të mëdha bamirësie. Sinajt nuk harruan kurrë atdheun e tyre Shqipërinë. Ata dërguan shumë bij shqiptarësh me bursa falas në universitetet e Europës.

---

[174]Kalendari i vitit 1985, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΚΑΔΗΜΑΙΚΟΙ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë
[175]Stilian ADHAMI, *VOSKOPOJA DHE MONUMENTET E SAJ*, Tiranë, 1998, f. 199.
[176]Po aty
[177]Po aty

Simon Sina, për dhuratën që dëshironte të bënte në Athinë, bisedon me ambasadorin e Greqisë në Austri, Skina, dhe ai menjëherë i diktoi të ndërtonte pallatin e akademisë. Sina e pranoi dhe ia paraqiti planet inxhinierit Teofil Hanse, i cili na dha kryeveprën e cila është akoma edhe sot ndërtesa e akademisë[178].

Natyrisht punuan shumë artistë, mjeshtër ndërtimi, skulptorë dhe piktorë, por çelësi ishte Teofil Hanseni.

Më 1859 filluan punimet e para. Por më 1863 Sina ndërpreu punimet, sepse, siç thotë, erdhi në fron mbreti Otton. Mërzia i kaloi pas disa vitesh, më 1868 vendosi t'i rifillonte punimet. Më 15 prill 1876 Simon Sina vdiq duke lënë pas vetëm dy vajza dhe, në bazë të trashëgimisë së tij, e vazhdoi dhe e mbaroi veprën gruaja e tij, Ifigjenia Sina më 1885. Kur u hapën portat e akademisë më 1885, Ifigjenia Sina i dha si dhuratë kryeministrit Deljani 800 mijë dhrahmi, por ai nuk e pranoi dhuratën[179]. Vitin tjetër Harrilla Trikupi u interesua për atë shumë tepër të madhe për kohën, por atëherë trashëgimtarët e Sinës ishin varfëruar.

Kështu pra, hapja e Akademisë së Athinës u dedikohet dy arvanitasve të vërtetë, Teodoros Pangallos, që ishte atëhere në brendësi të punimeve, dhe arvanitasit tjetër Dhimitri Egjiniti, i cili atëherë ishte ministër i Arsimit.

Vallë ishte kjo rastësi që me armët e shqiptarit u bë Greqia e re?

Ndoshta! Vallë ishte rastësi që zgjuarsia shqiptare themeloi dhe zhvilloi trurin e Akademisë së Athinës? Ndoshta! Është më e pëlqyeshme kështu sesa të mbahet në heshtje edhe ky fakt i vërtetë i kontributit shqiptar për themelimin dhe ecurinë e Akademisë së Athinës dhe zhvillimit të shkencës greke.

---

[178]Kalendari i vitit 1985, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΑΚΑΔΗΜΑΙΚΟΙ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

[179]Po aty



**Dhimitër EGJINITI (1862-1934)**

Dhimitër Egjiniti është nga familja e lavdishme e detarëve arvanitas, e cila ishte vendosur në Egjinë. Babai i tij quhej Dionis Panajotu H. Haxhi, që e ndryshoi në Egjiniti mbiemrin e familjes së tij. Ky pothuajse gjithë pasurinë e tij ia fali shtetit grek. Është ai që në testamentin e tij i la të hollat dhe u ndërtua spitali i sotëm që mba emrin "Egjiniot".
Bir i këtij mjeku të madh është Dhimitër Egjiniti, që u lind në Athinë më 1862. Pas mësimeve në gjimnaz, u regjistrua në seksionin e matematikës të Institutit Filozofik të Universitetit të Athinës dhe, mandej, me bursën e këtij universiteti, studioi për astronomi në Sorbonë dhe në Londër.
Më 1888 Harrilla Trikupis u informua për këtë vlerë shkencore dhe e ftoi Dhimitër Egjinitin të vinte në Greqi duke e emëruar drejtor të Asteroskopios (Qendra Vëzhguesee Astronomike). Më 1896, Dhimitër Egjiniti u bë profesor i astronomisë në Universitetin e Athinës. Asteroskopi i Athinës ia dedikon ekzistencën dhe formën e tij deri më sot Dhimitër Egjinit, aq sa mund ta quajnë atë me emrin "Dhimitër Egjiniti".
Dhimitër Egjiniti është themelues i Akademisë së Athinës dhe njëri nga autorët e parë të saj. Në vitin 1929 ishte kryetar i Akademisë së Athinës dhe më 1933-1934 sekretar i përgjithshëm i kësaj akademie. Vdiq më 1934.



**Angjelo GJINI (1859-1928)**

Gjinët janë familje e madhe arvanitase që ishin vendosur në ishullin Speca. Historia e familjes Gjini nis që përpara Kryengritjes së vitit 1821. Gjyshi i Angjelo Gjinit, Antonio Gjini, kapedan me anijet e veta, më 1793 ndërmori për ta bartur nga Stambolli në Francë, nëpunësin e lartë me mision special, duke thyer bllokadën e bregdetit franceze cila i qe imponuar atëherë. Natyrisht, Gjini ia doli mbanë, por anija e tij u përplas dhe u shkatërrua. Atëherë Mbledhja e Konventës në Francë votoi dhe ia dhuruan një anije tjetër, por i hëngrën shpërblimet e premtuara. I kësaj familjeje është pasardhës Angjelo

Gjini i cili u lind në ishullin e Specës. Më 1859, studioi në Gjermani, në Universitetin Politeknik të Oresdenit.
Harrilla Trikupi e ftoi Angjelon të vinte në Greqi. Angjelo Gjini është krijuesi i vërtetë dhe organizuesi i Universitetit Politeknik Meçovio, që mban edhe sot trajtën që i dha ky shkencëtar i ndritur arvanitas.
Mund të themi pa drojë se Universiteti i Athinës, siç është sot, është vepër e Angjelo Gjinit, i cili, veç të tjerave, dha mësim deri më 1928, kur edhe vdiq.
Angjelo Gjini është ndër anëtarët e parë të Akademisë së Athinës.



**Sotirio SKIPI (1881-1952)**

Sotiri Skipi(Shqipi) është nga familja e lënduar epiriotase arvanitase e Skipidëve, të cilët ishin komitë kryengritës. Në luftën për liri vepruan kudo. Morën pjesë në daljen nga Misolongji në Rumeli, me arvanitas nga e njëjta farë e Karaiskaqit, në Peloponez, në Neokastër dhe kudo ku i thërriste detyra për lirinë e atdheut të tyre, Greqisë. Disa Skipidë patën fatinqë ta shihnin të lirë atdheun për të cilin derdhën kaq gjak dhe e nderuan në veçanti.
Nga këta Skipidë (Shqipë) ishte Sotir Skipi që u lind në Athinë. Fatkeqësitë jetësore e dërguan atë në Paris, ku jetoi për shumë vjet. Atje u shoqërua me shkrimtarë dhe ndoqi mësimet estetike dhe ato të letërsisë. Ishte mik i ngushtë i Zhan Moreasit, i Pol Farit.
Në Athinë botoi revistën “Akritas”. Më 1922 u nderua si Laureat i Letrave dhe Arteve. Dhe më 1929 e emëruan sekretar të përgjithshëm në Shkollën e Arteve të Bukura.
Mori pjesë në rezistencë gjatë pushtimit nazist. Më 1946 u zgjodh anëtar i Akademisë së Athinës. Vdiq më 1952 në Francë, ku zakonisht e kalonte stinën e verës.



**Gjeorgjio SOTIRIU (1880-1965)**

Gjeorgjio Sotiriu u lind në një familje arvanitase në ishullin e Specës më 1880. Pas shkollës, studioi në Fakultetin Teologjik në Universitetin e Athinës. Mandej shkoi në Gjermani dhe Austri, ku u mor posaçërisht me historinë e artit bizantin dhe me mbishkrimet.
Deri në vitin 1923 punoi në gjimnaze dhe më vonë mori drejtimin e Muzeut Bizantin të Athinës.
Më 1924 u zgjodh profesor i arkeologjisë kristiane dhe i mbishkrimeve në Fakultetin Teologjik të Universitetit të Athinës, ku ligjëroi deri më 1961.
Më 1926 u bë akademik dhe më 1941 u zgjodh kryetar i Akademisë së Athinës.
U bë anëtar i Akademisë së Rumanisë, i Akademisë “Dei Lincei” të Romës, i Fakultetit Arkeologjik të Berlinit, Vjenës dhe Pragës. U nderua me shumë medalje dhe vlerësime. Gjeorgji Sotiriu ishte një vlerë shkencore me njohje ndërkombëtare.
Vdiq më 1965 në Athinë.



**Spiridon DHONDA (1878-1958)**

Spiridon Dhonda është nga një familje luftëtarësh të Hidrës.
Janë të njohura bëmat heroike të gjyshit të Spiro Dodës që i luftoi rreptësisht osmanët e ngujuar në Akropol.
Spiridon Dhonda u lind në Athinë më 1878 dhe, pas gjimnazit, vazhdoi studimet në Universitetin e Athinës, dhe më pas, i ndoqi studimet në Gjermani dhe Holandë.
Më 1925 u bë profesor i farmakologjisë eksperimentale, dhe më 1927 u bë profesor i fiziologjisë eksperimentale, duke dhënë mësim deri më 1947, kur u tërhoq.
U zgjodh anëtar i Akademisë së Athinës më 1913 dhe kryetar i saj më 1943-1944.
Gjatë pushtimit gjerman ndihmoi për shpëtimin e grekëve, çifutëve dhe u ndoq prej pushtuesit. Vdiq më 19 nëntor 1958.



**Kostandin HOREMI (1898-1966)**

Kostandin Horemi është arvanitas nga Klementi i Karintias. U lind më 1898, mbas mbarimit të gjimnazit studioi në Fakultetin e Mjekësisë në Universitetin e Athinës. Më 1923 shkoi në Berlin, ku punoi mjek në kopshtin bashkiak të fëmijëve dhe më 1929 u bë drejtor i tij.
Më 1935 u zgjodh pedagog i rregullt i Universitetit të Athinës dhe më 1958 u bë anëtar i Akademisë së Athinës.
U mor me tuberkulozin te fëmijët, me aneminë në Greqi dhe ndërmori drejtimin e kërkimeve të rëndësishme me qëllim të verifikimit të shëndetit të fëmijëve grekë. U ekzaminuan 65 mijë fëmijë dhe punimi u ndërpre, sepse Horemisi u kap nga gjermanët pushtues.
Vuri si qëllim publikimin e studimeve pediatrike. Nuk arriti ta plotësonte veprën e vet. Vdiq më 1966.



**Aleksandër DIOMIDI (1875-1950)**

Aleksandro Diomidi është nga një familje e madhe dhe e pasur arvanitase, e cila zbriti nga Epiri dhe u vendos në ishullin Speca. Familja Diomidi ushtronte detarinë dhe bënte tregti në Mesdhe. Mbiemri fillestar ishte Qiriako dhe e ndryshuan që të ruheshin emrat klasikë grekë.
Në Kryengritjen e vitit 1821 e dhanë gjithë pasurinë. Është fjala për një familje të ndritur.
Aleksandër Diomodi është nip i juristit të shquar Diomid Qiriaku dhe i biri i Nikolla Diomidis Qiriaku.
Aleksandër Diomidi u lind më 1875. Vazhdoi Fakultetin Juridik në Universitetin e Athinës dhe, në vazhdim, edhe në Francë dhe në Gjermani.
U bë ministër i Ekonomisë më 1913, ministër i Drejtësisë më 1918, ministër i Jashtëm më 1922, drejtor i Bankës Kombëtare, kryetar i Këshillit të Lartë Ekonomik etj. Më 1945 u bë anëtar i Akademisë së Athinës. Vdiq më 1950.



**Vasil EGJINITI (1875-1959)**

Vasili është nga e njëjta familje e Dhimitër Egjinitit.
Vasil Egjiniti u lind në Athinë më 1875. Pas studimeve në Fakultetin e Filozofik të Athinës, vijoi studimet në Paris. Më 1904 u caktua profesor i matematikë-fizikës në Universitetin e Athinës ku dha mësim deri më 1947.
Studimet e tij në fushën e mekanikës, elektros, meteorologjisë dhe astronominë janë shumë të rëndësishme. Zhvilloi një veprimtari shumë të rëndësishme në drejtimin e administratës në Universitetin e Athinës, kryesisht në sektorin ekonomik. Ia doli të ndërtonte sallën e laboratorit dhe të rregullonte çështjen ekonomike të universitetit në periudhën e vështirë të pushtimit gjerman.
Më 1952 u bë anëtar i Akademisë së Athinës.
Vdiq në vitin 1959.



**Maksim MIÇOPULO (1897-1968)**

Maksim Miçopulo është nga një familje e mirëfilltë arvanitase. Mbiemri i mëparshëm i familjes ishte Rizo. Familja Miçopulos u shpërngul nga Epiri dhe me familjet e tjera arvanitase u vendos në Peloponez, i cili atëherë ishte plotësisht i banuar me arvanitas. Nga kjo familje vjen Maksim Miçopulosi. Maksimi është i biri i Kostandin Miçopulosit që themeloi Muzeun Gjeologjik-Mineral të Universitetit të Athinës.

Maksi u lind në Athinë më 1897. Studioi shkencat natyrore në Universitetin e Athinës dhe u specializua në Munich të Gjermanisë për gjeologji dhe paleontologji.
Më 1939 u bë pedagog i gjeologjisë dhe paleontologjisë në Universitetin e Athinës. Në vitin 1947 ishte profesor në Universitetin Politeknik.
Më 1955 bëhet akademik. Me rëndësi janë kërkimet e tij profesionale për të cilat u dekorua nga Akademia e Athinës.
Vdiq më 1968.



**Vasil MALAMO (1909-1973)**

Nga viti 1550 Malamët janë një familje luftëtarësh arvanitas nga Epiri. Një Malamos u orvat t'i pushtonte me njerëzit e vet qytetet e Artës dhe të Janinës. Shumë Malanë ishin komitë dhe kapedanë çetash. Jorgo Malamosi ishte komandant i një grupi suliotësh dhe u nderua nga kryeministri Kapodistria.
Pasardhës i kësaj familjeje është Vasil Malamosi i cili u lind në Athinë në vitin 1909. Ai studioi fillimisht në mjekësi në Athinë dhe më vonë edhe në Hamburg.
Ai punoi në Universitetin e Hamburgut, të Frankfurtit dhe pranë zbuluesit të penicilinës A. Fleming. Shkoi në Brazil për kërkime në fushën e sëmundjeve tropikale.
Më 1953 u bë pedagog në Universitetin e Athinës dhe drejtor i Spitalit të Athinës.
U bë akademik më 1970, dhe vdiq më 1973.
Mbetet vlerë shkencore e njohur botërisht, sepse e propozuan t'i drejtonte punimet e mjekësisë qelizore dhe biologjike, e cila u mbajt në Athinë, por atë vit ai vdiq.



**Dhimitër KAMBUROGLU (1852-1942)**

Mbiemri Kamburoglu është i mëvonshëm i familjes së Dhimitër Kamburoglusë. Prejardhja e familjes së Dhimitrit është nga Stambolli, por që në fillim ishin familje e madhe arvanite nga Epiri. I pari që mori mbiemrin Kamburoglu ishte babai Kurizo, dhe osmanët e quajtën Kamburoglu-bir i Kurizos, dhe qysh atëherë u mbeti mbiemri Kamburoglu. Gjithë paraardhësit janë njerëz të shquar të kohës, dhe gratë me të cilat u martuan, ishin nga familje zyrtarësh të Fanarit (Stamboll).
Babai Grigori boton revistën "Efterpi" dhe nëna e tij, Marina Jeronda boton 'Përralla dhe fjalë të urta athinase".
Dhimitër Kaburoglu studioi për drejtësi në Athinë, punoi si avokat dhe më pas hyri në fushën e drejtimit të punëve publike. U mor me letërsi dhe drejtoi revistës "Java". Shkroi tregime, drama, komedi, romane dhe histori. U mor veçanërisht me Athinën e epokës së vet dhe u quajt "athineograf".
Në vitin 1927 bëhet akademik. Vdiq më 1942.



**Teofil VOREA (1873-1954)**

Teofili u lind në Marusi në vitin 1873. Është nga familja arvanitase e Marusit. Pasi mbaroi studimet e larta ku u dallua, pastaj u caktua ndihmës i profesorit Dhimitër Egjinitit në Asteroskopin e Athinës. E tërhoqi filozofia dhe teologjia. Studioi në Fakultetin Filozofik-Teologjik në Universitetin e Athinës.

Më 1912 u caktua pedagog i filozofisë në Universitetin e Athinës ku dha mësim deri në vitin 1939 dhe si pedagog nderi deri më 1946-1949. Nga viti 1913 deri më 1925 u përpoq për krijimin e laboratorit psikologjik ku u bënë mjaft kërkime eksperimentale serioze.

Më 1926 u bë akademik dhe më 1936 kryetar i Akademisë së Athinës.

Vdiq më 1954.



Simon Sina (1810-1876)



Ifigjeni Gjika –Sina (1815-1884)

## Arvanitët - Piktorët e mëdhenj të Greqisë

Mënyra e jetesës dhe veshja arvanitase gjatë shekujve të mëparshëm kanë tërhequr vëmendjen e shumë studiuesve të huaj që e kanë vizituar Ballkanin.
Shumë nga piktorët e huaj, duke qenë të frymëzuar nga mënyra e jetesës dhe e veshjes arvanitase, i mbushën tablotë e tyre me këto tema.
Kështu, shumë tablo të tyre me portretet e luftëtarëve arvanitas sot gjenden nëpër muzetë e mëdha të Europës. Pa dyshim, ato e kanë tërhequr vëmendjen e vizitorëve të shumtë.
Por, në këtë përmbledhje të shkurtër, e cila u bë nën kujdesin e studiuesit të njohur arvanitas Aristidh Kola më 1986, ne kemi sjellë biografi të shkurtëra të piktorëve të mëdhenj të Greqisë të cilët ishin arvanitas. Në këtë rast janë marrë parasysh deklarimet e prejardhjes arvanitase të tyre, si dhe lidhjet e drejtpërdrejta të tyre me fshatrat e banuara nga arvanitasit në Greqi.
Në këtë mënyrë, brenda kësaj përmbledhjeje të shkurtër nuk janë përfshirë dhe shumë piktorë të mëdhenj të Greqisë të cilët janë arvanitas si p.sh. Gizi, Biskini, Buzani dhe të tjerë[180]. Arvanit është edhe piktori i njohur Perikli Helminga ishulli i Andros.
Natyrisht, pothuajse të gjithë piktorët arvanitas të këtij studimi janë me prejardhje nga zona të banuara me shumicë dërrmuese nga popullata arvanite si: ishulli Hidra, Eubea Jugore, Atika etj., që janë zemra e Greqisë së lashtë dhe që edhe sot janë të banuara akoma me arvanitas.
Meqë qëllimi ynë nuk është thjesht biografia e piktorëve arvanitas në Greqi, por sjellja e dokumentit historik që vërteton qartë se piktorët e mëdhenj të Greqisë janë me origjinë shqiptare.

### Polikron LEBESI (1848-1913)

Polikron Lebesi cilësohet sot si njëri ndër piktorët më të mëdhenj të Greqisë së re. Ai u lind më 1848 në ishullin e Salaminës, por paraardhësit e tij të lashtë kishin ardhur nga Parapungjia e Tebës. Studimet i kreu në Mynih ku edhe i krijoi disa nga veprat më të njohura të tij. Familja e Polikron Lebesit ishte shumë e varfër.

---

[180]Kalendari i vitit 1986, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΖΩΓΡΑΦΟΙ ΤΗΣ ΝΕΩΤΕΡΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

Kur u kthye në Athinë, të vetmit që i qëndruan në krah ishin fisi i Dragumëve dhe i Pavlo Melas të cilët bënë përpjekje për rehabilitimin e Polikron Lebesit.
Polikron Lebesi vdiq në Athinë më 1913, tepër i varfër dhe i harruar, qëkishte pikturuar për të nxjerrë bukën e gojës. Për shpenzimet e varrimit, u shitën tablotë e tij me një çmim të ulët 2-5 dhrahmi.
14 vjet pas vdekjes së tij, M. Velmos, në faqet e revistës së tij "Fshikulli" (Φραγκελιο) do të shpërthejë kundër atyre njerëzve që gjoja ishin bamirës të arteve: "O sa e tmerrshme! Më i madhi piktor i Greqisë të mbetet i panjohur!...Phu, të pamend! Por jo! Mirë bëtë që e vratë një orë më parë Lebesin, sepse ju nuk jeni të denjë as t'ia zini në gojë emrin!"[181].
Polikron Lebesi ishte cilësuar si "Papadiamanti i pikturës" dhe dikur ishte mik i Papadiamantit.
Veprat më të rëndësishme të Polikron Lebesit janë: "Portretet e plakut dhe të plakës Surbena","M. Dragumi", "Fëmija gjysmë i zhveshur", "Fshatari në gomar", "Vajza që ushqen pëllumbat" etj.



**Eleni BUKURA**
**(1821 - 1900)**

Eleni Bukura u lind në ishullin e Specës dhe ishte gruaja e parë piktore e Greqisë pas Kryengritjes së vitit 1821.
Historia e saj tragjike mbetet e panjohur për shkrimtarët, poetët dhe regjisorët e mëdhenj.
Eleni Bukura nuk është thjesht e para grua piktore, por e para grua që mundi të hynte në të pakalueshmen e burrërisë së Akademisë Artistike të Romës dhe të Napolit. Ajo shkëlqeu dhe ngjalli admirimin e studentëve dhe pedagogëve.
Pedagogu i ri i pikturës, Saverio Atlamura bie në dashuri me të dhe pas pak kohe martohen në vitin 1852. Nga kjo martesë ajo lindi tre fëmijë, Janin, Sofinë dhe Aleksandrin. Prej tyre Jani Altamura ishte fëmija i parë dhe më i madh i cili u bë piktor i temave detare në Greqi dhe jetoi vetëm 25 vjet.
Fati tragjik i Elena Bukurës nuk vuloset vetëm nga kjo vdekje. Burri i saj, të cilit i mbeti besnik deri në fund, e braktisi dhe iku me një grua angleze larg

[181]Po aty

në Paris[182]. Pak kohë pas vdekjes së djalit të parë, i vdes edhe vajza nga turbekulozi. Kështu Elena pëson krizë nervore dhe lajthitet. Në krizë e sipër ajo i djeg të gjitha veprat dhe mbyllet në vetmi. Gjatë këtyre krizave të rënda që përjetoi, ajo arriti deri në atë shkallë sa t'i zhvarroste edhe fëmijët dhe t'i sillte në shtëpi. Prandaj kjo shtëpi mbeti në kujtesën e banorëve të ishullit të Specës si e "murosur". Shumë herë u orvat ta vriste veten, por shpëtoi dhe jetoi deri në pleqëri të thellë. Në mars të vitit 1900 vdiq në ishullin e Specës, duke lënë pas vetes pak vepra dhe pak lëndë për një tragjedi tronditëse[183].

Ai që i dha zemër më shumë, ishte një arvanitas pa shkollë, por i ditur, luftëtar i vitit 1821, pra ishte babai i saj, Jani Bukura. Bëmat e tij, thonë enciklopeditë, ishin botërisht të njohura, por ky luftëtar arvanitas kishte shpirt prej artisti. Dhe, përveç që e "krijoi" Elenin me këmbënguljen e tij kryeneçe, ai ndërtoi edhe teatrin e parë prej guri në Athinë, teatrin "Bukura". Sheshi ku dikur ishte ndërtesa e teatrit "Bukura", sot njihet me emrin "Sheshi i Teatrit".



**Nikola VOKO (1854-1902)**

Nikola Voko është njëri nga piktorët më të rëndësishëm të shekullit XIX. Ai u lind në ishullin e Hidrës. Dhe është nipi i arvanitasit të madh, admiralit Andrea Miauli, nga ana e së ëmës. Nga ana e babai ai e kishte origjinën prej Vokëve ose Bokajve. Paraardhësit e Bokajve, sikurse dhe ata të Miaulëve, duket se kishin ardhur nga fshatrat arvanitase të Eubesë së jugut në Hidra.

Nikolao Voko, kur i përfundoi studimet në Universitetin Politeknik të Athinës, gjatë një konkursi fitoi një bursë dhe i vijoi studimet në Mynih.

Pas studimeve, Niko Voko krijoi shkollën e vet të pikturës në Munich ku dha edhe mësim derisa u sëmur dhe u rikthye në Greqi. Pas dy muajve vdiq më 1902.

Nga veprat më të mira të Nikola Vokos janë: piktura e famshme "Shitësi i peshkut" me të cilën fitoi çmim në ekspozitën ndërkombëtare të Çikagos,

---

[182]Revista, *Αρβανον*, Αθηνα, prill-qershor, 1998,f. 29.

[183]Kalendari i vitit 1986, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΖΩΓΡΑΦΟΙ ΤΗΣ ΝΕΩΤΕΡΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

dhe "Natyrë e qetë" e cila zbukuronte pallatin e nën mbretit të Bavarisë, Leopolit.
Gjithashtu, piktor, shkrimtar dhe gazetar i madh ishte edhe vëllai i tij, Gjerasim Voko[184].



**Alqi GJINI (1933- )**

Alqi Gjini u lind në Athinë më 24.8.1933. Është ndër piktorët më të rëndësishëm të brezit të ri që premton shumë.
Prindërit e Alqi Gjinit janë nga Magula e Atikës, andaj ai ruan lidhje të forta me atë vend.
Studioi për pikturë në Athinë dhe që nga 1963-1966, edhe në Londër.
Surealizmi i Alqi Gjinit bazohet në gjetjen origjinale kur krijon një pamje fantastike.
Alqi Gjini ka marrë pjesë në Galerinë Kombëtare, në Galerinë e Selanikut, në Rodos, në Muzeun e Artit të Nju Jorkut[185].



**Jani ALTAMURA (1852-1878)**

Jani Altamura ishte i biri i piktores Eleni Bukura dhe i profesorit italian të pikturës, Saverio Altamura. Pra, duke qenë me të dy prindërit që ishin piktorë të shquar, mbase ishte e natyrshme që edhe Jani të bëhej një artist fenomenal. Jani Altamura u lind në Napoli të Italisë më 1852 ku i mori edhe mësimet e para të pikturës. Mbreti i Greqisë, Gjeorgji i Parë mbeti i mahnitur nga pikturat e Jani Altamurës ndaj dha urdhër që të dërgohet për studime në Akademinë e Arteve të Bukura në Kopenhagë të Danimarkës. Mbas studimeve ai u kthye në vitin 1876.
Kur u ndanë prindërit e tij, ai u vendos në ishullin e Specës, pranë së ëmës Eleni Bukura. Studion e ngriti në shtëpinë e tezes së tij, Asiminës. Atje i bëri

[184]Po aty
[185]Po aty

disa nga veprat më të shkëlqyera të tij dhe kryesisht me tema detare. Cilësohet se është piktori më i madh detar i Greqisë. Por, fatkeqësisht, ky piktor i talentuar jetoi vetëm 25 vjet.

Vdiq nga tuberkulozi në maj të vitit 1878, disa muaj përpara motrës së vet Sofisë, duke hapur tragjedinë e shtëpisë së Eleni Bukurës.

Vepra e tij shquhet për madhështinë, forcën dhe karakterin epik. Kjo frymë është një rregull te krijuesit arvanitas. Është vazhdimësia dialektike e frymës luftarake të paraardhësve të tyre.

Nga veprat e Jani Altamurës, vlen të përmendet "Beteja detare e Patrës" e cila ndodhet në sallën qendrore të Ministrisë së Tregtisë Detare Greke[186].

**Jani KUÇI (1860-1953)**

Jani Kuçi u lind në ishullin e Specës më 1860. Ishte një piktor detar, vazhdues i vërtetë i piktorëve të mëparshëm detarë, si Jani Altamura dhe Volonaqi i cili atëherë ishte edhe mësues i tij.

Ndoshta askush nuk mund ta paramendonte ecurinë e Jani Kuçit në pikturë, sepse ai ishte bir i një pronari dhe komandanti të anijeve, dhe aftësia e tij në këtë drejtim i la pak kohë për t'u marrë me pikturë. Vdiq më 11.2.1953 në Athinë.

Veprat e tij gjenden në kishën familjare në ishullin e Specës, në Muzeun Detar në Pire, në Shoqërinë e Sigurimit të Anijeve dhe Avionëve, dhe shumë të tjera në koleksionin vetjak të birit të Jani Kuçit[187].



**Taso HAXHI (1927-1994)**

Tasos Haxhi ishte një poet i ndjeshëm dhe piktor ëndërrimtar. U lind në Qeratea të Atikës më 1927. Studioi në Shkollën e Lartë të Arteve të Bukura në Athinë. Më vonë i vazhdoi studimet në Paris, në Fakultetin e Dekoracionit.

Botoi dy përmbledhje me skica nga Hidra dhe Zankinto. Nga viti 1968 u mor kryesisht me pikturë[188].

Ka marrë pjesë në shumë ekspozita në Greqi dhe jashtë saj dhe është lauruar me çmim në Festivalin Ndërkombëtar të pikturës të UNESCO-s në vitin

[186]Po aty
[187]Po aty
[188]Po aty

1969, si dhe nga Akademia e Athinës për drejtimin dhe hartimin e Albumit Historik të Revolucionit Grek të vitit 1821. Në vitin 1963 ishte drejtor dhe pedagog në Shkollën e Pikturës së Athinës X.E.N[189].

Vepra të Taso Haxhit gjenden në shumë koleksione të galerive. Vepra të tij gjendet në Muzeun e Bukureshtit në Rumani, në Universitetin e Selanikut, në Bankën Kombëtare në Selanik, në Ministrinë e Arsimit, në Ministrinë e Kulturës etj. Ai ishte autor i mbi 600 veprave të artit. Vdiq më 17 shtator të vitit 1994 në Athinë[190].

**Stamat LAZARU (1915-1988)**

Stamati Lazaru me të drejtë cilësohet si piktori më i madh popullor në ditët tona.

Prindërit e Stamatit janë nga Methana. Duke qenë familje e pastër arvanite, u trashëguan shumë gjëra nga paraardhësit e tyre tek i biri, i ciliu lind më 1915 në Taburi të Pireut.

Me malet e ashpra të fshatit dhe me bashkatdhetarët e tij kishte kontakte të vazhdueshme. Vetëm dy klasë shkollë arriti t'i mbaronte në gjimnazin e Pireut.

Nevojat e ngutshme për ta siguruar jetesën e familjes, e detyruan të hidhet në luftën për bukën e përditshme.

Në fillim punoi zdrukthtar dhe mandej në një punishte. Ato vite të luftës së jetesës u mor me krijimin e pikturës. Punoi një mori veprash në dru, bakër dhe hekur.

Luftërat e vitit 1821 e frymëzuan gjithnjë Stamati Lazarun, prandaj edhe nuk janë të pakta veprat me tematikë të tillë.

Si të tilla veprat e tij zbulojnë vlerën e madhe që kanë në vetvete. Prandaj njëra ekspozitë e ndjek tjetrën në Greqi dhe jashtë saj. Që nga viti 1964 u mor vetëm me pikturën duke punuar me çdo lloj lënde.

Ai do të afirmohet si piktori më i madh popullor në ditët e sotme. Dhe nga specialistët grekë e të huaj ai do të quhet "Teofili i ri".

Në moshën 70-vjeçare do të punojë në kushte shumë të vështira. Për shkak të një hemorragjie cerebrale, ai do ta ndërpresë krijimtarinë e vet. Gjesti i fundit i tij do të jetë në rastin kur e emocionoi gjithë opinionin grek duke ia dhuruar veprat e veta Bashkisë së Pireut[191].

Vdiq më 28 janar të vitit 1988.

---

[189]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, shtator, 1991,f. 94-96.

[190]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, maj-qershor, 1994,f. 66.

[191]Kalendari i vitit 1986, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΖΩΓΡΑΦΟΙ ΤΗΣ ΝΕΩΤΕΡΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

## Thanas ÇINGO (1914-1965)



Thanas Çingo u lind në Elefsinë. Studioi për arkitekturë në Universitetin Politeknik të Athinës, dhe që nga vitit 1946, tok me disa arkitektë të tjerë të mëdhenj, punoi për krijimin e qytetit modern të Brazilit. Realizimi i fantazisë krijuese të grumbulluar në krijimin e atij qyteti, tashmë është e njohur gjerësisht.

Thanas Çingo, që ishte një shpirt i paqetë, nuk u kufizua vetëm në arkitekturë. Më 1947 ai viziton Parisin dhe atje iu përkushtua edhe skenografisë.

Dhe përderisa arkitektura dhe skenografia janë pikësynimet dhe pasioni i tij fillestar, nga ana tjetër ajo që e bën të njohur nga gjithë grekët ishte edhe lidhja e tij me lulet.

Këto ai i vizatonte me aq dashuri dhe aq ndjenjë, me aq forcë të ngjyrës, saqë, me të drejtë, ia dhanë epitetin “Piktori i Luleve”. Vdiq në Athinë më 1965[192].

## Andrea KRIEZIU (1813-1880)

Andrea Kriezіu u lind në ishullin e Hidrës. Ky studioi për pikturë në Paris. Dhe pasi u kthye në Greqi, u emërua mësues i vizatimit në gjimnazin “Ermupoli” në ishullin e Sirosit.

Vepra të këtij piktori gjenden në Galerinë Kombëtare Greke, në Galerinë e Patrës, si dhe në koleksionet e ndryshme private.

Nga veprat më me vlerë të Andrea Kryeziut janë “Kapedani nga Psara”, Mbërritja e mbretit Gjeorgjio në Greqi”, si dhe mjaft tablo me tema detare dhe portrete[193].

---

[192]Po aty

[193]Po aty



**Niko HAXHIQIRIAKO - GJIKA (1906-1994)**

Piktori akademik Niko Haxhiqiriako-Gjika është përfaqësues i kubizmit në Greqi.
U lind në Athinë më 1906 dhe është i biri i admiralit hidriot Aleksandër Haxhiqiriakut dhe i hidriotes, Elena Gjika.
Studimet më të rëndësishme të tij i kreu në Paris, ku pati mundësi t'i studionte piktorët e mëdhenj monatorë.
Në moshën 17 vjeçare hapi në Paris ekspozitën e parë dhe shumë shpejt u afirmua në qarqet artistike të kësaj qendre botërore.
Duke u kthyer në Greqi, bëhet kuadër kryesor i një lëvizjeje për arsimin artistik të popullit grek. Bashkëpunoi me arkitektin e madh, Pikion, me Egonopulon, me skulptorin M.Tobro, me poetin Papaçoni etj. Në vitin 1973 bëhet anëtar i Akademisë së Athinës.

Veprat e tij zbukurojnë Muzeun e Artit Modern të Parisit, Galerinë Teit të Londrës, Metropolitanin e Nju Jorkut, muzetë e Melburnit dhe galeritë më të mira të Greqisë dhe të mjaft vendeve të tjera[194].
Nga veprat kryesore të tij veçojmë: "Dy figura", "Gruaja që dremit", "Pasqyrë e padukshme", "Admirali Haxhiqiriakos", "Dielli i zi", "Shtrati i lumit" etj. Vdiq më 1994 në Athinë[195].

---

[194]Po aty
[195]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, maj-qershor, 1994, f. 66.

## Arvanitasi i apasionuar pas figurave shqiptare
## Niko ENGONOPULOS (1907-1985)



Njëri nga piktorët më me famë në Greqi është Niko Engonopulo, i lindur në një familje arvanitase, pra i përket elitës së piktorëve grekë me origjinë shqiptare. Fama dhe suksesi i tij i kalojnë kufijtë e Greqisë. Edhe pse ka pasur tentime për të mohuar origjinën shqiptare të Engonopulosit, nëpër arkivat greke ka me qindra dokumente që flasin qartë se ai rrjedh nga një familje arvanitase.

Niko Engonopulo në vitin 1950 u martua me Neli Andrikopulon dhe nga kjo martesë do të lindte djali i tyre më 1951 që e pagëzuan me emrin Panajot.

Gjatë kërkimeve të mia nëpër arkivat e ndryshme ndesha faktin se të gjithë studiuesit grekë e pranojnë që piktori Niko Engonopulos ishte arvanitas. Por hasa edhe një gabim ku disa shkruanin se është lindur më 1907 e disa të tjerë më 1910. Sipas certifikatës së lindjes Niko Engonopulo u lind më 21 tetor të vitit 1907. Ndërkaq vdiq nga një sulm në zemër më 31 tetor të vitit 1985 dhe u varros me nderime. Shpenzimet e varrimit u financuan nga ndërmarrja publike shtetërore.

Niko Engonopulo bëri punë të ndryshme si përkthyes në një bankë, sekretar në universitet. Më 1930-1934 punoi si dizajner dhe topograf në departamentin e planifikimit urban në Ministrinë e Punëve Publike. Në vitin 1945 filloi punë si asistent në Universitetin Kombëtar Teknik për t'u zgjedhur më 1969 po në këtë universitet me titullin e lartë profesor i vizatimit dhe i historisë së artit.

### Piktori i dashuruar me personalitetet shqiptare

Që Niko Engonopulo rridhte nga një familje arvanitase, e pohon dhe Stefano Bulaniqani në Fjalorine pikturës greke, MELISA (Μελισσα).
Të dy prindërit e tij, Panajoti dhe Errietti, vinin nga familje të mëdha arvanitase. Babai, Panajoti ishte nga Stambolli, por të atin e kishte nga Mani i Moresë, ndërsa të ëmën nga Epiri. Nëna e Nikos, Errietti, e cila ishte lindur

në Athinë, nga babai kishte origjinë gjermane, ndërsa nga nëna ishte arvanitase, e bija e beut të Hidrës, Gjeorgji Vulgari.

Babai Panajoti, që në vegjëli e ushqeu atë me një ndjenjë të veçantë, e cila ishte dashuria për origjinën shqiptare, duke i folur shpesh për arvanitasit e Stambollit, për Arbërinë, për Hidrën. Dhe kështu, të gjitha këto rrëfime u bënë tabllo të rëndësishme të cilat, më pas, nëpërmjet talentit artistik u shprehën si motive të veçanta dhe të shenjta në pikturat e tij.

Niko Engonopulo ishte një përfaqësues i shquar i rrymës surealiste të pikturës në Greqi. Shpirti i paqetë, siç ishte ai, i ra anekënd Europës, por zemra e tij ishte e mbërthyer në Hidrën e lashtë që banohej nga arvanitasit.

Shtëpia e tij kishte tri kënde: Shqipërinë–Hidrën–Stambollin. Dhe nga dritaret e shumta shpirti i tij i shqetësuar e shihte gjithë botën.
Në mesin e veprave të shumta, ato të cilat me shumë ëndje e dashuri i punoi dhe i përpunoi disa herë, ishin pikërisht ato që lidheshin me jetën dhe origjinën e tij shqiptare: “Skënderbeu”, “Mërkur Bua”, “Odise Andruço”, “Admiral Andrea Miauli”, “Arkitekt Sinani”, “Aleksandri dhe grekët”, “Gjuetari në agim”, “Gjumë dhe vdekje”, “Lufta civile”, etj.

Në vitin 1938 Engonopulo do të prezantohet si piktor në ekspozitën e organizuar nga Asociacioni “Arti Popullor Grek”, për të vazhduar pjesëmarrjen e tij në disa ekspozita profesionale më 1942 në Pallatin Zappeion, në Galerinë e Artit Grek, si dhe në Ekspozitën Ndërkombëtare në Nju Jork, në Oslo etj.

Në vitin 1966 fiton çmimin “Urdhri i Kryqit të Artit të Geogjit I”, si piktor i suksesshëm. Dhe më 1971 shpërblehet me çmimin “Kryqi i Komandantit të Feniksit”.

## Origjina arvanitase nga nëna

Niko Engonopulo e kishte dajë ish-kryeministrin e Greqisë, Dhimitër Vulgarin (1801-1877), i cili u lind më 1801 në ishullin e Hidrës. Ai ishte i biri i beut të Hidrës, Gjeorgjio Vulgarit. Në moshën 17 vjeçare Dhimitër Vulgari u bë anëtar i Këshillit të Hidrës dhe më 1822 u zgjodh kryetar i Përfaqësisë së Hidrës. U bë dhe drejtues i anijes luftarake në ishull. Më 1826 ishte prokuror i Hidrës dhe më 1848 u bë ministër i Ekonomisë. Ishte kryeministër nga viti 1855-1857, 1862-1864, 1868-1869, 1871-1872 dhe nga 1874-1875. Vdiq më 1877 në Athinë.

Po ashtu, Niko Engonopulo e kishte dajë edhe Petro Vulgarin, i cili ishte lindur në ishullin e Hidrës, më 1884. Ishte oficer i marinës në luftërat ballkanike dhe mik i ngushtë i kryetarit të Greqisë, arvanitasit Pavlo Kunduriotit. Në periudhën 1926-1935 u bë komandant i përgjithshëm i aviacionit të marinës, komandant i bazës së nëndetëseve dhe, më vonë, edhe

atashe ushtarak në Ankara të Turqisë. U bë ministër i Aviacionit në qeverinë e Lindjes së Mesme, dhe nga 8.4.1945 e deri më 17.10.1945 u bë kryeministër i Greqisë. Nuk pranoi kurrë shpërblime për shërbimet si kryeministër. Vdiq në Athinë më 1957.

**Poet dhe pjesëmarrës në luftën kundër gjermanëve**

Niko Engnopulos nuk ishte vetëm piktor, por ai ishte edhe një poet i madh i cili botoi disa libra dhe shkroi edhe tekste dramash. Librat e tij i kalojnë mbi dhjetë ribotime, të cilat tregojnë suksesin e krijimit profesional edhe në fushën e letrave. Në vitin 1938 botoi përmbledhjen e parë me poezi "Mos e huto shoferin", duke botuar edhe një përmbledhje të dytë me poezi "Klavikembalot e heshtjes".

Lufta e Dytë Botërore e gjen Niko Engonopulon në radhët e ushtrisë çlirimtare greke. Më 13 prill 1941, në luftimet midis grekëve dhe gjermanëve, ai u arrestua dhe u dërgua të punonte në kampet e punës, por, pas disa kohësh, u arratis dhe mbërriti në këmbë deri në Athinë.

Në vitet e luftës kundër gjermanëve shkruan poemën "BOLIVAR", e cila qarkulloi në dorëshkrim duke u lexuar edhe në mbledhjet e grupeve të rezistencës greke. Këtë vepër autori Niko Engonopulo ia kushtoi revolucionarit latino-amerikan, Simon Bolivarit(1783-1830). Por në poemë ai flet edhe për Greqinë, për heronjtë e vitit 1821 etj.

Në vitin 1944 botoi në formë pamfleti shtatë poema dhe doli në qarkullim të lirë edhe poema me titull "BOLIVAR".

Më pas krijimtaria e tij letrare do të vazhdojë me botimin e veprave "Rikthimi i bilbilave", "Eleusis", "Atlantiku". Në vitin 1957 do ta botojë përmbledhjen me titull: "Në gjuhën greke lulëzon", të cilën Ministria Kombëtare e Edukimit në vitin 1958 do e nderoi me çmimin e parë për poezi.

Në vitin 1978 do të botojë librin me poezi "Në lugajë të trëndafilave" dhe më 1979 do ta fitojë çmimin e dytë shtetëror për poezi.

## Jani Bukura–Pronari i teatrit të parë prej guri në Athinë

Athina sot numëron mbi 70 trupa teatrale private të cilat kanë një veprimtari shumë të gjerë. Në të vërtetë, Athina njihet që në lashtësi për teatrot e mëdha që ka pasur.

Mbas Kryengritjes së vitit 1821, arvanitasi Jani Bukura ishte pronari i teatrit të parë prej guri në Greqi. Jani Bukura ishte një detar, luftëtar i zoti, por, mbi të gjitha, kishte një shpirt të pasur prej artisti.

Jani Bukura është babai i piktores së madhe arvanitase, Eleni Bukura-Altamura dhe djali i kryeplakut të fundit të ishullit të Specës, Gjergji Bukura.

Jani Bukura në rininë e tij ishte një lundërtar i guximshëm dhe i zoti, që udhëtoi dhe transportoi shumë mallra nga jashtë në Greqi.

Përpara Kryengritjes së vitit 1821, ai bëri një udhëtim shumë të gjatë dhe të lodhshëm nga Barcelona në Afrikën e Jugut, pa udhërrëfyes dhe me pak detarë. Dhe nga ky udhëtim i gjatë dhe i lodhshëm u kthye në ishullin e Specës më 1820. Mbas kthimit nga Afrika e Jugut, Jani Bukura mori pjesë plot energji në Kryengritjen e vitit 1821, përkrah kushëririt të tij, Panajot Bukura[196].

Jani Bukura dhuroi dhjetë mijë monedha spanjolle për çlirimin e Greqisë nga osmanët. Por ky detar e luftëtar i guximshëm, përtej dashurisë për detin dhe për atdheun, ishte edhe një adhurues i artit dhe një prind i mrekullueshëm.

Në vitin 1835 Jani Bukura e shiti anijen e vet në Spanjë për t'u vendosur më tej në Athinë dhe për t'i shkolluar fëmijët e tij.

Nga viti 1844 Jani Bukura u mor me ndërmarrjet teatrale, pasi ai e kishte bërë të vetin teatrin e parë me mure prej guri në Athinë, i cili mbeti në histori si "Teatri Bukura"[197].

Vdiq më 27.2.1858[198], në krahët e vajzës së tij Eleni Bukura, piktores së parë femër e cila krijoi parakushtet për përparimin e gruas në Greqi.

---

[196]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, Janar-Mars, 1989, f.499.

[197]Po aty

[198]Revista, *Αρβανον*, Αθηνα, Prill-Qershor, 1998, f. 29.

**Historia e "Teatrit Bukura"**

Në vitin 1834 Athina ishte shpallur kryeqytet i Greqisë, dhe në të u përqendruan interesat e intelektualëve, artistëve etj. Dhe në verën e vitit 1836, Skonxopulos e krijoi në Athinë një grup me aktorë amatorë në një ndërtesë prej druri, pa çati, ku i dha shfaqjet e para teatrale. Kjo ndërmarrje dështoi ekonomikisht dhe, më pas, në verën e vitit 1837, Skonxopulos sërish kthen në teatër një sallë të braktisur, por përsëri dështoi[199].

Në të njëjtin kohë italiani Goetano Meli ndërtoi një teatër prej druri në sheshin "Shën Teodorët", por dështoi edhe ky. Përkundër teatrove prej druri, i pari teatër prej guri i takon të jetë "Teatri Bukura". Me gjithë vështirësitë, ai pati një jetë të suksesshme e të gjatë.

U përurua më 1840 me një grup aktorësh italianë dhe vunë në skenë veprën "Luçia de Lamermur" të Donixetit. Më tej vijoi me vepra të tjera lirike duke iu kushtuar melodramës italiane, e cila në atë periudhë parapëlqehej nga qytetarët e Athinës për disa dhjetravjeçarë[200].

Në verën e vitit 1840, në teatrin e ri "Bukura" dha shfaqje grupi teatral grek nga Sira i Kastorkit, i cili paraqiti veprat "Bruti" të Valerit, "Timoleu dhe Riga Tesalioti" të Zabelit[201].

Në verën e vitit 1840, nga Bukureshti erdhi në Athinë Kostandin Qiriaku dhe krijoi "Ndërmarjen Bamirëse" me synimin e mbijetesës së teatrit në këtë qytet. Kostadin Qiriaku me grupin e tij amator vuri në skenë veprën me titull "Aristodimos" të Vinçenco Montit, duke luajtur edhe vetë rolin kryesor. Në rolin e Kisirës u duk e para aktore greke, e reja epirotase Ekaterini Panajotu. Ishte data 24 nëntor 1840, dhe tellallët që atëherë njoftonin shfaqjet teatrale, thërrisnin në rrugë që në mëngjes... "Nxitoni, nxitoni... Sonte në teatër, rolin e gruas do ta luajë një grua e vërtetë". Dhe teatri atë ditë u mbush plot me spektatorë athinas[202].

Vlen të theksojmë se në atë periudhë burrat i luanin edhe rolet e grave, sepse nuk kishte një aktore grua që të luante rolet në pjesët teatrale.

Por nisma e mirë e Kostandino Qiriakut nuk pati vazhdim dhe ai përsëri u kthye në Bukuresht ku u mor me teatrin rumun. Kostandin Qiriaku është i pari që e përdori fjalën greke "ithopios"(aktor) në Korfuz në vitet 1824-1826, dhe e zyrtarizoi në teatrin "Bukura" në vitit 1840. Gjer atëherë aktorët quheshin "hipokritë", "teatristë", "teatrinë", "interpretues"[203].

---

[199]Revista, *ΜΠΕΣΑ*,Αθηνα, Janar-Mars, 1989, f. 499.
[200]Po aty
[201]Po aty
[202]Po aty, f. 501.
[203]Po aty

I pari teatër prej guri në Athinë kishte nisur me drejtuesin I.Kamilierin duke vijuar me drejtuesin Sasoni, një italian ky i mbetur nga një trupë melodramatike. Por Sasoni, duke mos mundur të përgjigjej me të holla, e shiti me vendimin 1649 të 2 gushtit 1840, të noterit të Athinës, K. Pitari, Maria Filipu.

Por në vazhdim italiani Sasoni kishte përsëri probleme ekonomike, dhe në fillim të vitit 1844 u detyrua ta nxirrte në treg teatrin. Atë e bleu Jani Bukura për 123 mijë dhrahmi të asaj kohe.

Kështu teatri i parë prej guri në Athinë u bë me një pronar të përhershëm, Jani Bukura, i cili mbante edhe emrin që zyrtarisht quhej “Teatri i Athinës”. Në të u dhanë shumë shfaqje, u vunë në skenë shumë vepra të bukura, njohu çaste të shënuara dhe deri në vitin e fundit të shkatërrimit priste trupa që jepnin shfaqje.

E shembën edhe këtë në vitin 1897-1898, dhe sot, në vendin ku ndodhej teatri “Bukura”, është Shkolla e Artizanatit. Pronari i guximshëm Jani Bukura, “gjendet” në Muzeun Etnologjik dhe Historik të Athinës, në një kopje allçie që e krijoi e bija, piktorja e madhe Eleni Bukura, që të mbajë figurën e tij të pathyer në kujtesën e saj.

Jani Sideridhi, në librin “Historia e teatrit të ri grek 1794-1944”, vëllimi i parë(1794-1908) në faqen 169, shkruan lidhur me “Teatrin Bukura”:

Babis Aninos në revistën “Panteon” më 15 janar 1904, vajtonte rrënimin e Teatrit “Bukura” dhe mjerimin e krahinës së tij. Na jep edhe një përshkrim të tij siç e mbante mend ai. “Teatri ishte ndërtuar në një rrafshinë, mbi rrugë, salla e tij ishte vezake, me stilin e teatrove të vjetra italiane, me sistemin në trajtë të kosheres e lozhave tri rreshta, me zbukurime të vjetruara. Me një hollë të vogël, të varfër, por me privilegjin e një akustike shumë të mirë”[204].

[204]Po aty

## Kryetari i Greqisë, gjenerali Teodoros Pangallos (1878-1952)



Njëra nga figurat më të shquara politike-ushtarake në historinë e Greqisë së shekullit XX, që u bë kryeministër i Greqisë më 1925 dhe kryetar i saj më 1926, është gjenerali Teodoros Pangallos, gjyshi i ish-ministrit të Jashtëm dhe ish-ministrit të Kulturës deri në nëntor të vitit 2000 në Greqi, me të njëjtin emër dhe sot deputet në Kuvendin e Greqisë, Teodoros Pangallos.

Intelektualët shqiptarë të kohës e kanë vlerësuar shumë rolin e kryetarit të sapozgjedhur të Greqisë, gjeneralit Teodoros Pangallos. Faik Konica në rubrikën ”Shtylla e Faik Konitzës”, te gazeta “Dielli” e së shtunës të 10 prillit 1926, botonte kronikën me titull ”Politika e Gjeneral Pangallosit”. Dhe në të shkruante:

“Masat e gjeneralit Pangallos për t’i mbyllur klubet epirote dhe për t’i njohur të drejtat e pakicave shqiptare në Greqi, kanë bërë një përshtypje të madhe në mesin e shqiptarëve si përtej, ashtu edhe këtu në Amerikë. Pemët e para të kësaj politike të re dhe mirëdashëse nisën të duken. Një anëtar i “Vatrës” nga Çamëria, i cili është edhe anëtar i “Komisionit për të mbrojtur të drejtat e popullit të Çamërisë”, z. Abdul H. Abas, vizitoi pardje zyrat e federatës dhe na lajmëroi se disa çamër që ndodheshin në burgjet e Greqisë për ndjenjat e tyre, u liruan dhe u kthyen në shtëpi.

Veprimi i gjeneralit Pangalos është guri i parë në themelimin e një miqësie të kthjellët në mes të Greqisë e të Shqipërisë, dy vende që i lidhin shumë interesa të përbashkëta.

Në qoftë se politika e tij zë rrënjë dhe bëhet paskëtaj politika e vendosur e Greqisë kundrejt Shqipërisë dhe elementit shqiptar, fitimi do të jetë i madh për të dy kombet.

Zoti Kondulis, ministri i Greqisë në Shqipëri, është për t’u uruar për mbarëvajtjen e një politike të cilën besojmë se e ka dëshiruar prej kohësh. Pa zotësinë e një burrështatasi si gjenerali Pangalos, një politikë e këtillë do të ishte e pamundur, por edhe roli këshillues i një diplomati të vyer si zoti Kondulis do të ketë pasur rëndësi.

Nuk duhet të harrojmë se udhën e një marrëveshjeje të kthjellët nga ana e Shqipërisë e hapi politika e hollë dhe e gjallë e Guvernës së Presidentit Ahmet Zogu, i cili është përpjekur kurdoherë për një afrim; afrim i pamundur nën demagogjinë e Fan Nolit.
Në këtë çast kur një rreze shprese po ndrit mbi fatin e shqiptarëve të pakët që rrojnë nën Greqinë, më vete mendja tek ata njerëz me kurajë që janë përpjekur, pa frikë, për të përmirësuar gjendjen e popullit në ditët e errëta, dhe i pari që shoh është Musa Demi- një shqiptar i kthjellët që s'ka kursyer asnjë rrezik për veten e tij, ka pësuar dëme, ka ngrënë burgje, por ka mbetur i patundur. Një njeri si ky duhet të nderohet jo vetëm nga ne, po edhe nga grekët me karakter"[205].

Gjenerali Teodoros Pangallos u lind në vitin 1878 në ishullin e Salaminës. Ai mbaroi Akademinë e Luftës në Paris. Në vitin 1909 në shtëpinë e tij u mbajt mbledhja e oficerëve jomadhorë, të cilët e përbënin bërthamën e "Lidhjes së Ushtarakëve", që më vonë bënë kryengritjen e vitit 1909[206].

Në vitin 1918 Teodoros Pangallosi u bë kryetar i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë, dhe në vazhdim u bë ministër i Ushtarakëve në Qeverinë e Gonatas. Në vitin 1925 me votëbesimin e Asamblesë së Pestë Kombëtare u zgjodh kryeministër dhe, më vonë, më 18.4.1926 deri më 21.8.1926 ishte edhe kryetar i Republikës së Greqisë.
Vdiq në Athinë në vitin 1952[207].

Në kujtimet e tij kryetari i Greqisë, Teodoros Pangallos do të shënonte, **"Gjysma e gjakut tim është shqiptar dhe jam krenar për këtë. Admirali Kundruioti, admirali Sekellariu, gjenerali Konduli dhe shumë grekë të tjerë të përzgjedhur janë që të gjithë me origjinë shqiptare"**[208].

Në vitin 1926 në Gjenevë kryetari i Greqisë, Teodoros Pangallos bëri një deklaratë zyrtare para Lidhjes së Kombeve me të cilën Greqia njihte minoritetin shqiptar në Greqi dhe nuk i quante më shqiptarët muhamedanë që jetonin në territorin e saj si popullsi turke[209].

"Teza që është mbajtur nga ne deri më sot se ortodoksët shqiptarë janë grekë, është e gabuar dhe e shkelmuar nga të gjithë. Meqë ajo ka marrë të tatëpjetën dhe arriti pikën e rraskapitjes, mora masat e duhura dhe shpërndava të gjitha shoqëritë vorio epirote që mëshironin skaje më ekstreme të këtij mendimi të sëmurë"[210].

---

[205]Gazeta, *DIELLI*, New York, 28 shtator 2013
[206]Kalendari i vitit 1983, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΠΡΩΘΥΠΟΥΡΓΟΙ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, Lidhja e Arvanitëve të Greqisë
[207]Po aty
[208]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 03 nëntor, 2000, f. 4.
[209]Ilir USHTELENCA, *DIPLOMACIA E MBRETIT ZOGU 1-rë*, Tiranë, 1997, f. 118.
[210]Po aty

Shkrimi i mëposhtëm është bërë nga kryetari i Republikës së Greqisë, Teodoros Pangallos në kohën e provokacioneve të gushtit 1949, siç njihet në historinë e Shqipërisë, botuar në gazetën “Akropolis“(ΑΚΡΟΠΟΛΙΣ) dhe është ribotuar përsëri në vitin 1974 në librin “Arkivi i Teodoros Pangallosit“, vëllimi i dytë 1925-1952 f. 111-115.

Në këtë shkrim ish-kryetari i Greqisë me origjinë shqiptare Teodoros Pangallos na sjell fakte të çmuara historike dhe politike për ngjarjet e rëndësishme që lidhen direkt me Shqipërinë dhe shqiptarët, për ndihmesën e vërtetë të tyre në jetën politike-ushtarake të Greqisë.

Ish-kryetari i Greqisë, arvanitasi Teodoros Pangallos, na sjell fakte të vërteta me vërtetime që shqiptarët qysh në fillim të shekullit XX përçmoheshin nga grekët dhe politikanët e tyre, sepse ashtu sikurse çamët janë përzënë kohe pas kohe me prapavijë shtetërore nga shtëpitë dhe trojet e tyre mijëravjeçare, jo vetëm mbas Luftës së Dytë Botërore, por që nga viti 1910 e në vazhdim, shqiptarët janë dhunuar dhe masakruar nga grekët në krahinën e Çamërisë.

Edhe një herë, kryetari Pangallos na e rikujton faktin se shqiptarët janë pellazgë dhe paraardhës të grekëve në Ballkan.

Shkrimi ka rëndësi të madhe historike dhe politike, ndaj vlen të studiohet edhe sot nga historianët dhe politikanët e të dy vendeve për të gjykuar sa më drejtë për ndihmën e madhe që ka dhënë populli shqiptar në pavarësinë, drejtimin, dhe mbrojtjen e Greqisë.

## Shënimet e ish-kryetarit të Greqisë Teodoros Pangallos

*Përveç heronjve shqiptarë në panteonin grek, historia e Greqisë ka regjistruar edhe shumë figura të tjera me prejardhje shqiptare e që janë të njohura për shërbimet e mëdha që i kanë sjellë Greqisë. Në atë atmosferë urrejtjeje që ishte rrezik të njiheshe si shqiptar edhe në rrugë, del në fushën e burrave një gjeneral i gjakut tonë, i cili me krenarinë më të madhe mbron kombin shqiptar: “- Me bullgarët dhe shqiptarët jam i njohur prej shumë kohe. Marrëdhëniet e mia me ta kanë qenë të ndryshme, që në kohën e perandorit Vasilios “bullgarëvrasës” të Bizantit dhe deri më sot. Nga të gjithë qeveritarët grekë, armiku më i madh kam qenë unë. Që nga koha e Esat Pashës e, sidomos, Ahmet Zogut, miku më i përzemërt dhe mirëbërës i Shqipërisë, jam përsëri unë. Është lehtë të binden zyrtarët kompetentë mbi këto fakte po të hedhin një vështrim në dosjet e Ministrisë së Punëve të Jashtme dhe se si do të shohim më poshtë nga zhvillimi i ngjarjeve të kohës*

*në fjalë që gati të kishin përfunduar në një aleancë midis Greqisë dhe Shqipërisë*[211]*.*

*Për sa i përket fqinjit tonë ballkanik, është më se e njohur dhe për këtë dëshmojnë arkivat e Ministrisë së Jashtme, se marrëdhëniet tona arritën gati-gati nivelin e një konfederate, më 1925 dhe 1926.*

*Që nga mosha e foshnjërisë flas gjuhën shqipe, pse e ndjera nëna ime, që më rriti, nuk dinte greqisht. Ajo ishte vajza e më të madhit pasanik të Megaridës, Andon Birbilit, në shtëpinë e të cilit në Salaminë, la frymën e fundit mareshali i paharruar Gjeorgjio Karaiskaqi.*

*Rrjedhimisht, gjysma e gjakut tim është shqiptar dhe jam krenar për këtë. Admirali Kundurioti, tre Nikolaidhët, gjyshi, biri dhe nipi, gjenerali Konduli, admirali Saqellariu, heroi i nëndetëses "L.Kconi" V.Lasko dhe shumë grekë të tjerë të përzgjedhur, janë që të gjithë me origjinë shqiptare dhe janë të njohura shërbimet që ata i bënë atdheut. Paparigopulos shkruan se nga të gjitha racat që erdhën në Greqi, përzierja me gjakun shqiptar prodhoi AMALGAMËN E SHKËLQYER. Hidriotët, Speciotët, Miaulët, Sahturi dhe mijërat e luftëtarëve të 1821-shit e deri më sot, dëshmojnë vërtetësinë e mendimit të Paparigopulit.*

*Më 1914, me fillimin e Luftës se Parë Botërore, u ktheva në Greqi nga Franca ku kreva studimet dhe iu paraqita Eleftherios Venizellosit, atëherë kryeministër dhe ministër i Ushtrisë, i cili më emëroi përgjegjës të Shtabit në Divizionin e 8-të të Prevezës.*

*Venizellosi më tha në mirëbesim se ka vendosur të pushtojë befasisht Epirin e Veriut (Gjirokastrën, Sarandën, Himarën, Vlorën, shën. A.Llalla). "Kam bindjen se do t'ia dalësh mbanë, pse flet edhe gjuhën e shqiptarëve", shtoi. Atëherë isha major, shkova në Prevezë dhe pas pak ditësh mora një urdhër sekret, ku divizioni urdhërohej të pushtonte Epirin e Veriut, duke zbarkuar në portin e Sarandës. Politikani i madh, theksonte në veçanti nevojën e mbajtjes rreptësisht sekret nga italianët.*

*Operacioni u krye me rregull të plotë dhe u pushtua vija e vjetër në veri të Gjirokastrës. Kur pas pak ditësh shkova në Athinë, kisha natyrisht një kuvend të gjatë me kryeministrin dhe mbeta i befasuar se ky politikan demonik, që kishte vetëm tre vjet në Greqi, kishte kuptuar plotësisht rëndësinë jetike që kishte për Greqinë çështja e Shqipërisë. Mendimet dhe këndvështrimi i Venizellosit, qenë bazat kryesore ku mbështeta politikën që e zbatova më 1925, e cila, veç të tjerash, kishte si rezultat të dërgoheshin djelmosha shqiptarë në Athinë për të studiuar në shkollën e kadetëve dhe atë të marinës.*

---

[211]*Krahu i Shqiponjës*, nr.2 14, shkurt 1978, Çikago, ShBA, shih, *Çamëria*, nr. 5, 22.04.1992, f. 8.

*Në fillim të korrikut 1925, marrëdhëniet me Shqipërinë u gjendën para krizës, për shkak të çështjes së Çamërisë. Përfaqësuesi i Shqipërisë erdhi në zyrën time dhe më njoftoi se autoritetet greke në mënyrë të dhunshme dhe pa marrë parasysh marrëveshjen, përziejnë banorët shqiptarë të asaj zone (Çamërisë shën. A.Llalla) dhe nëpërmjet detit i dërgojnë në Azinë e Vogël dhe kundërshtimeve të tyre u përgjigjen duke u thënë se ata janë të shkëmbyeshëm.*

*Shqyrtova dokumentet përkatëse dhe u binda që deklarimi i Ministrisë së Jashtme Greke nuk qëndronte, pasi Marrëveshja e Lozanës përcaktonte prerë se shqiptarët muhamedanë të Epirit konsideroheshin minoritet dhe jo të shkëmbyeshëm, si turqit e Trakisë etj. Për sqarim më të plotë të çështjes, i telefonova ambasadorit tonë në Londër, Kaklamonosit, i cili kishte përfaqësuar Greqinë gjatë hartimit të Marrëveshjes së Lozanës dhe ai m'u përgjigj pa ngurrim se çamët nuk janë të shkëmbyeshëm dhe, rrjedhimisht, vendimi i Ministrisë së Jashtme nuk qëndronte.*

*Thirra menjëherë drejtorin përkatës dhe ai tha diçka që më la me gojë hapur:*

*"Formalisht shqiptarët kanë të drejtë, mirëpo arsyet emergjence dhe qëllimi kombëtar na detyrojnë t'i dëbojmë shqiptarët për t'u zbrazur fshatrat e tyre dhe për t'u vendosur refugjatët tanë homogjenë që kanë ardhur nga Azia e Vogël. Nuk ia vlen të merremi me 5-6 mijë paloshqiptarë (shqiptarë të këqinj shën. A.Llalla) zoti kryetar".*

*Mezi e mbajta veten dhe nuk e nxora përjashta me shkelma diplomatin. Ndërkaq, sipas raporteve të autoriteteve policore në Epir po luhej një dramë e vërtetë; fshatarët duke qarë ndaheshin nga shtëpitë e tyre ku kishin lindur dhe jetuar ndër shekuj dhe hipnin në anijet që do t'i shpinin në Azinë e Vogël. Dhashë urdhër të zbriten dhe të kthehen të lirë në fshatrat e tyre.*

*Shqiptarët, ashtu si gjithë popujt e pazhvilluar, kanë dobësi serioze, por kanë edhe virtyte të shkëlqyera. Ky fakt ishte shkaku që ndërmjet dy vendeve tona u vendosën marrëdhëniet kaq të përzemërta, të cilat morën, siç do shohim, pothuaj trajtën e një konfederate. Mbreti Ahmet Zogu, nëpërmjet një letre të ngrohtë, më shprehte mirënjohjen, që siç thoshte, nuk do ta harronte kurrë. Dhe vërtet, deri në ditën e largimit të tij nga froni, sa herë që vinte ndonjë përfaqësues shqiptar në Greqi, me porosi të Zogut, vinte dhe në shtëpinë time dhe më sillte përshëndetjet e mbretit, duke më thënë në shqip "Vëlla i madh". Dhe unë atëherë nuk isha veç një gjeneral i çmobilizuar. Kjo është ajo që në shqipe quhet "BESA".*

*Po t'i hedhim një vështrim të shpejtë në hartën e Ballkanit, mjafton për të kuptuar rëndësinë strategjike të Shqipërisë.*

*Për Greqinë, një Shqipëri mike dhe aleate përbën një mburojë natyrore të madhe, kundër çdo sulmi nga Veriu.*

*Kur u vendosën marrëdhëniet miqësore, dërgova si ambasador të Greqisë në Tiranë gjeneralin Aleksandro Konduli, bashkëqytetar i imi që dinte shkëlqyeshëm jo vetëm shqipen tonë, atë të Shqipërisë së Jugut, por edhe idiomat e gegëve. Brenda një kohe të shkurter Konduli arriti të fitojë miqësinë e mbretit shqiptar, Ahmet Zogut.*
*Brenda vitit u nënshkruan katër marrëveshje ndërmjet të dy vendeve; ajo konsullore, nënshtetësisë, bashkëpunimi tregtar dhe detar, për dërgimin e kriminelëve etj. Përveç këtyre marrëveshjeve, kishin përparuar shumë bisedimet e fshehta. Kufiri në mes të dy vendeve, në të vërtetë ishte hequr dhe djemtë shqiptarë, siç e thashë dhe më sipër, u dërguan për studime në shkollën e kadetëve dhe atë detare. Në korrik 1926, pas bisedimesh të gjata, gjenerali Konduli arriti në marrëveshjen përfundimtare për çështjen e Bankës së Shqipërisë, mbreti Zog pranoi si aksionare Bankën e Greqisë me 25 për qind të aksioneve.*
*E kuptoni rëndësinë e madhe të këtij fakti. Nuk diskutohet fare se, po të ndiqej një politikë e studiuar dhe e qëndrueshme ndaj Shqipërisë, Shqipëria do të ishte jo armike, por do mund të ishte mikja më e mirë, më e çmuar dhe e vetmja besnike e Greqisë në Ballkan. Nga pikëpamja racore shqiptarët nuk janë as mongolë, as sllavë, as turq. Është historikisht e vërtetuar se ata janë ilirë, pasardhës të pellazgëve.*
*Shqiptarët nuk kanë asgjë të përbashkët me italianët, me serbët, bullgarët, por përkundrazi, gjaku, traditat dhe zakonet, i ndërlidhin ngushtë me popullin grek.*
*Miauli, Kundurioti, Sahturi, Odiseas Andruços dhe mijëra grekë të tjerë me origjinë shqiptare luftuan me heroizëm për pavarësinë e Greqisë në kryengritjen e 1821-shit.*
*Profesori i Universitetit të Mynihut, historiani Hertzbert, në librin e tij mbi historinë e kryengritjes, shkruan ndër të tjera se: "Pak ditë pas ngritjes së flamurit të kryengritjes, në prill 1821, 1.500 shqiptarë të krishterë, banorë të fshatrave të Dervenit, u mobilizuan nën komandën e Haxhi Meletit në Korinth kundër Qamil Beut të tmerrshëm". Nuk qenë shqiptarë ushtarët që përmend Hertzberti, por ishin shqipfolësit gjyshërit e stërgjyshërit tanë që banonin në Vila, Kindira, Mandra, Elefsina. Qenë gjyshërit e gjeneralëve Nikolaidhit, Kondulit, Roka, të autorit të këtyre rreshtave, të admiralit Sakelariut, të heroit kombëtar Laska, dhe kaq e kaq grekëve të zgjedhur, me origjinë shqiptare.*
*A nuk kisha të drejtë, kur dëgjova drejtorin e përgjithshëm të thoshte, ''paloallvani'' (shqiptar i keq, shënim i A.Llalla) të thosha dhe unë se Ministria e Jashtme ishte një çmendinë? Kur fliste kështu drejtori i përgjithshëm, e marr me mënd se si qenë vartësit e tij të afërt. Askush nuk e di se çfarë të papriturash na ruan e ardhmja. E gjykova si detyrë të bëja përshkrimet e mësipërme, që të mësojë populli grek pamjen e përgjithshme të*

*problemit. Nuk jam dakord me atë pjesë të shtypit, që shan dhe përbuz popullin shqiptar. Kam bindjen e patundur se shumica dërrmuese e popullit shqiptar nuk mban asnjë lloj përgjegjësie për prirjen kundërgreke të qeverisë komuniste. Jam i sigurt se shumica dërrmuese e shqiptarëve nuk i dinë as si emra Marksin, Leninin, Stalinin etj*[212].

[212]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 03 nëntor, 2000, f. 4.

## Ish-zv/kryeministi i Greqisë Teodoros Pangallos i riu (1938 -)



Teodor Pangallos u lind në vitin 1938 në Elefsinë, një qytezë e banuar me popullsi arvanitase. Ai është nipi i ish-kryetarit të Greqisë më 1925-1926, gjeneralit me të njëjtin emër, Teodor Pangallos. I rritur në një familje të madhe që ka luajtur rol të rëndësishëm në jetën ushtarake-politike të Greqisë, edhe Teodor Pangallos i Riu vazhdoi rrugën për të qenë njëri nga figurat e njohura të jetës politikës greke.

Pasi mbaroi gjimnazin, pastaj i vazhdoi studimet në Universitetin e Athinës ku u diplomua për drejtësi dhe ekonomi. Për disa vite ka punuar profesor në Universitetin e Sorbonës në Paris dhe në Universitetin e Athinës. Për herë të parë u zgjodh deputet i Partisë Socialiste PASOK më 1981 në zonën e Atikës. Nga viti 1982-1984 ka qenë zv/ministër i Tregtisë, nga 1984-1985 ka qenë zv/ministër i Jashtëm, 1985-1989 ministër plotësues i Jashtëm, 1989-1993 përfaqësues i Greqisë në Këshillin Europian, 1993-1994 ministër plotësues i Jashtëm, 1994 ministër i Transporti dhe i Lidhjeve, 1996-1999 ministër i Jashtëm i Greqisë, 2000 ministër i Kulturës, zv/kryeministër i Greqisë 2009-2012. Babai i tij Gjeorgjio Pangallos ka qenë zv/shef i Forcave Ajrore të Ushtrisë, si dhe zv/shef i Shtabit të Përgjithshme të Ushtrisë së Greqisë, si dhe xhaxhai Thisea Pangallo ka qenë admiral i forcave detare. Është i martuar dhe baba i pesë fëmijëve.

Teodor Pangallos gjithnjë nëpër intervistat që ka dhënë për shtypin grek ka pohuar krenarinë e tij që është arvanitas. Shpeshherë ka qenë pjesëmarrës nëpër aktivitetet kulturore që organizoheshin nga “Lidhja e Arvanitasve të Greqisë” duke përkrahur haptazi në Greqi çështjen kulturore të arvanitasve. Kur e ka parë të arsyeshme, ai ka dhënë deklarata në mbrojtje të emigrantëve shqiptarë, kur këta të fundit binin pre e ndjenjave raciste greke. Në fillim të vitit 2001 një prokuror në Greqi kërkoi heqjen e imunitetit të deputetit Pangallos, me qëllim që të gjykohej për një padi që kishin ngritur banorët e një fshati në Selanik kundër tij. Fshatarët e Nea Mihanionës e paditën Teodor Pangallosin pasi i kishte cilësuar ata me epitete fyese, për shkak se ata kishin

reaguar ashpër kundër vlerësimeve të larta në shkollë që kishte arritur një nxënës shqiptar, i cili duhej të parakalonte i pari në festën kombëtare greke.

Më kujtohet shumë mirë ajo kohë kur djali i mikut tim, Odise Zamir Cenaj u shpall nxënësi më i mirë i shkollës dhe duhej të parakalonte i pari si flamurtar në festën kombëtare greke, por shumë nxënës grekë dhe prindërit e tyre, dhe fshatarët e qytezës Nea Mihaniona (Νεα Μηχανιωνα) kundërshtuan me grevë po qe se nxënësi shqiptar parakalonte i pari para flamurit grek. Atëherë deputetit grek me origjinë shqiptare Teodor Pangallos tha publikisht se ata janë idiotë, fytyra të pista primitive"[213].

Menjëherë pas kësaj deklarate në shtyp të z. Pangallos, fshatarët e ofenduar të Nea Mihanionës kishin ngritur aktpadi. Pas disa muajsh prokuroria iu drejtua Kuvendit të Greqisë për heqjen e imunitetit të deputetit Pangallos, me qëllim që të niseshin procedurat e gjykimit të tij. Por koha tregoi që deputetët e Kuvendit të Greqisë nuk votuan për heqjen e imunitetit të kolegut të tyre. Kështu edhe aktpadia ra.

Në korrik të vitit 1998 ministri i Jashtëm i Greqisë, Teodoros Pangallos bëri një vizitë në Shqipëri dhe gjatë konferencës për shtyp deklaroi: "Ashtu sikurse emigrantët grekë në Gjermani kanë të drejtën e mësimit të gjuhës së tyre, këtë të drejtë duhet ta kenë edhe emigrantët shqiptarë për sa kohë qëndrojnë në Greqi"[214].

## Për ne humbja e gjuhës arbërishte është si të kemi humbur atdheun...

Në tetor të vitit 2002 në sallën e Arkivit Folkloriko-Muzikor në Athinë u bë prezantimi i Antologjisë së Këngëve Arvanitase të Greqisë, përgatitur me kujdes nga këngëtari dhe muzikologu i shquar arvanitas, Thanasi Moraiti. Midis shumë personaliteteve të shquara të jetës politike dhe kulturore arvanitase në Greqi që e vlerësuan librin shkencor, foli edhe deputeti i PASOK-ut, arvanitasi Teodor Pangallos, i cili për gjuhën mëmë të tyre tha:

*"Për ne që u lindëm në shtëpi ku gjyshja jonë fliste arbërisht, këtë gjuhë që nuk është siç dëgjojmë të thonë sot ca karaifilë, greqisht me ca fjalë të tjera, por është shqip, shqipja e pastër e shekullit XIV dhe këtë na e dëshmojnë edhe emigrantët e sotëm shqiptarë që ndodhen në Mesogjia dhe na thonë: "Ju flisni shqipen e vjetër". Dhe kjo është shumë e logjikshme nga pikëpamja gjuhësore, pasi gjuha e shqiptarëve që u vendosën këtu në*

[213]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 18 maj 2001, f. 4.
[214]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 24 korrik 1998, f. 3.

*shekullin XIV, panë gjuhën e tyre të evoluojë në greqishten, dhe ajo që erdhi deri në ditët tona ishte idioma e vjetër e shqipes. Për ne humbja e gjuhës arbërishte është si të kemi humbur atdheun, sepse përmban një kulturë të cilën jo në kushtet e një shtypjeje, sepse arvanitasit nuk mund t'i shtypte kush në Greqi, ata udhëhiqnin Greqinë, ishin gjeneralë, kryeministra, presidentë dhe pronarë të kryeqytetit, jo në kushtet e një shtypjeje, pra, por vetë ata e "gëlltitën" të shkuarën e tyre, sepse në mënyrë fanatike qenë bindur se ishin grekë, dhe me ndihmën edhe të mësuesve arritën ta zhdukin gjuhën arbërishte, të cilën askush nuk e flet sot, të paktën nga mosha ime e poshtë. Tani, lavdi zotit, na kanë mbetur ende ca gjyshër e gjyshe që e flasin. Mirëpo është gjynah që kjo gjuhë të humbasë dhe besoj se puna që ka bërë Thanas Moraiti ndihmon që të mos jetë arbërishtja një atdhe i humbur. Duhet të dalin në dritë, gjuha, kultura, zakonet, doket, sepse përndryshe, po mbeti në errësirë, do të jetë vërtet një atdhe i humbur"*[215].

## Në mbrojtje të të drejtave të emigrantëve dhe ndalimit të racizmit në Greqi

Politikani i madh arvanitas Teodor Pangallo nuk do të jepte vetëm deklarata për krenarinë e tij të origjinës shqiptare, por do të ishte disa herë kujdestari për organizimin e konferencave ndërkombëtare me temë kundër racizmit në Europë dhe, në veçanti, në Greqi, ku do ta dënonte politikën dhe racizmin që ndodhte kundër emigrantëve shqiptarë.

Në mars të vitit 2003 ai do ta shfrytëzonte foltoren e konferencës për emigracionin, që t'u referohej sondazheve të cilat pasqyrojnë një tregues të lartë të racizmit në Greqi duke thënë:

*"Sondazhet na japin një pasqyrë tepër të lartë të racizmit në Greqi. Situatën e emigracionit ne duhet ta vështrojmë me mendje të kthjellët e me realizëm. Ne ua hapëm dyert emigrantëve shqiptarë, por në të vërtetë, bënim sikur nuk i shihnim. U deshën shumë vjet që të shqyrtohet çështja e legalizimit të emigrantëve, çka u imponua prej ekzistencës së emigracionit shqiptar.*

*Shqiptarët kanë mbi 10 vjet që jetojnë në Greqi, kanë lindur fëmijë që u rritën këtu, flasin gjuhën greke dhe duan të rinë në Greqi, por nuk u jepet nënshtetësia. Në vendin tonë lulëzon nëndheshëm, teoria e pastërtisë racore. Kjo teori është e papranueshme në pikëpamje edhe logjike, edhe estetike. Por, po ta themi me zë të lartë këtë, në çfarëdo auditori në Greqi, është e*

---

[215]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 01 nëntor 2002, f. 11.

*papëlqyeshme. Për sa kohë kjo ideologji nuk trajtohet në mënyrë metodike që të eliminohet, Greqia nuk mund të ketë një politikë emigracioni për integrimin e gjithë atyre emigrantëve që dëshirojnë të qëndrojnë në Greqi, çka do të ishte në të mirë të vendit"*[216].

**Arvanitasit e Athinës dhe kontributi i tyre në Rilindjen Kombëtare Greke**

*Pak para revolucionit që çoi në fitoren e pavarësisë së Greqisë, në vitin 1815 në Athinë banonin 7 mijë të krishterë dhe 3 mijë myslimanë (sipas Pouqueville). Nga 7 mijë të krishterët, 4 mijë prej tyre ishin arvanitas dhe vinin kryesisht nga fshatrat rreth Athinës. Ata ishin të vendosur mes zonës së njohur të Plakës dhe Makrijanit.*

*Në vitin 1821 ditën e dytë të Pashkës, turqit e Athinës arrestuan 12 athinas, sepse besonin se po përgatitej kryengritje. Vendimi i tyre i parë ishte t'i thernin të gjithë të krishterët, por kundërvënia e Halil Efendit, që ishte kadiu në këtë rast i Athinës (pra gjykatësi), ua hoqi këtë mundësi. Në 25 prill të vitit 1821, sipas Dionis Surmelit, luftëtar dhe dëshmitar okular i kohës, u mblodhën në Menidhi (Aharnai) 1200 të krishterë. Ata vinin nga fisi Hasia me komandant Melet Vasiliun dhe Mitro Skevanë, apo të Menidhit me komandant Anagnost Kurkatiotin, nga Misolongji me komandant Jani Davarin, dhe nga Athina me komandant Dhimo Antoniun.*

*Nën komandën e Melti Vasiliut, kryengritësit hynë në Athinë dhe e çliruan atë. Sot jashtë bashkisë së Filisit mundet të shohë dikush statujën e tij t'u tregojë bashkëfshtarët e vet duke treguar rrugën e detyrimeve dhe të krenarisë. Në shtator të vitit 1821, 70 trima nga Hasia, nën komandën e Mitro Skevasë dhe Anastas Lekës luftuan kundër 500 turqve (këmbësorë dhe kalorës) nën drejtimin e Omer Vrionit. Në këtë luftë rrezikoi të humbë jetën e tij pashai i tmerrshëm. Kështu që ai mori vendimin ta braktisë Athinën duke thënë se "nëse 70 njerëz më mundën dhe më bënë të rrezikoj jetën, mendoni se çfarë do të bëhet nëse ata bashkohen në 1.000."*

*Kryeqyteti i ardhshëm i Greqisë u çlirua nga arvanitasit e Athinës, një fis luftëtar të krishterësh ortodoksë me gjuhën dhe zakonet e veta, një racë që kurrë nuk iu përkul turqve dhe asnjëherë nuk bëri paqe me ta. Mësuan të jetojnë me thikë ndër dhëmbë që të mbrojnë nderin dhe jetën e tyre dhe ky ishte prioritet i tyre përballë turqve pushtues që nuk njihnin ligj dhe besë.*

[216]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, 07 mars 2003, f. 3.

*Arvanitasit e Atikës që disa i quanin "kuaj Troje të Greqisë moderne, disa i quanin epirotë dhe të tjerë - shqiptarë që erdhën si kolonë në Athinë në shekujt X-XI pas Krishtit, ishin ata që ngritën fort armët për luftën e madhe në mbrojtje të nderit dhe atdheut, (po i sjell këto veti siç i ka sjellë vetë Koloktroni në fjalën e tij të famshme në Pnikas).*

*Besnikë në idenë e madhe greke, të etur për liri, arvanitasit e Athinës, ashtu si të të gjithë Greqisë, paraprinë në Revolucionin e vitit 1821 dhe u bënë edhe ata pjesë e brezit të grekëve që ndërruan përgjithmonë historinë e kombit duke kontribuar për Greqinë pas katër shekujsh historia e familjeve.*

*Nuk jam historian që të sjell një mendim të bazuar historik, por jam arvanitas dhe e di historinë e familjes sime ashtu siç e dinë edhe shumë arvanitas të Athinës. Le të mos harrojnë lexuesit se në kundërshtim me Athinën, periferia e Athinës zotërohej deri vonë dhe në shumë raste vazhdon të zotërohet nga fshatra që rrënjët e tyre shkojnë shumë mbrapa dhe thellë atje ku vetë familjet njihen mirë mes tyre.*

*Nga ana e babait tim Janaq Meleti (Haximeletis) kishte nderin të gjendej në krah të Karaiskaqit si nënkomandant i tij. Për çdo njeri që merr mundin të pyesë, do të mësojë shumë histori nga të gjitha fshatrat arvanitase për kapedanët vendorë dhe trimat që luftuan për lirinë e atdheut të tyre.*

*Z. Vlahojani në një antologji të vetëm historike ka shkëputur një tregim të shkurtër, ku në një mbledhje të Parlamentit, në momentin kur gjakrat ishin nxehur, një luftëtar i vjetër i vitit 1821 iu drejtua protagonistëve në gjuhën arvanitase që të pushojë grindja. Dhe ajo pushoi.*

*Arbërishtja ishte gjuha që fliste Kundurioti, kryeministër i Greqisë, Bubulina, Boçari, Suliotët dhe shumë të tjerë. Ishte gjuha të cilën e kuptonte dhe e dinte Karaiskaqi, Andruçoja e shumë të tjerë luftëtarë të revolucionit për pavarësi.*

*Në fushatën e Azisë së Vogël në vitet 1919-1922 arvanitasit nga Liosia luftonin me bajrakun e tyre. Nuk bënë as një hap mbrapa dhe ranë deri në të fundit. Vetëm kur të kuptojmë këtë, do të kuptojmë edhe atë shikimin e arvanitasve të Athinës që i përshkruan Tito Athanasiadhi në "Fëmijët e Njovit". Katalogu i heronjve arvanitas të vrarë në 1922 është më i madh se të vrarët e të gjitha fshatrave të Greqisë të marra së bashku.*

*Sigurisht që arvanitasit nuk kanë prezencë të rëndësishme vetëm në librin e madh të të vrarëve të nderuar të kombit grek. Ata kanë prezencë të rëndësishme në botën e letrave, në shkencë dhe në institucionet e shtetit të ri, veçanërisht duke marrë detyra shumë të larta ushtarake, por edhe poste politike...*[217].

---

[217]Gazeta, *Η ΚΑΘΗΜΕΡΙΝΗ*, Αθηνα, 24, mars, 2007

# Aristidh KOLA (1944-2000)

Aristidh Kola u lind më 8 korrik të vitit 1944 në një fshat të banuar me arvanitas, në Kaskaveli-Κασκαβέλι(sot Leondari-Λεοντάρι) të rrethit të Tebës në Greqi. Fëmijërinë e kaloi në vendlindjen e tij pranë gjyshit dhe gjyshes që ia mësuan gjuhën e vatrës, arbërishten.

Në vitin 1968 mbaroi Fakultetin Juridik, duke vazhduar më vonë punën si avokat në Athinë. Mbas disa vitesh do të njihet me Nansin, e cila u bë gruaja e tij dhe do t'i sjellë në jetë dy fëmijë, Poliksenin dhe Panajotin.
Në vitin 1980 Aristidhi e braktis profesionin e avokatit për t'u marrë me studime historike, folklorike dhe gjuhësore të arvanitasve të Greqisë. Në vitin 1983 do të anëtarësohet në shoqatën "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë" dhe do të zgjidhet disa herë kryetar i saj. Në vitin 1983 do të botojë librin e tij të parë me titull "Arvanitasit dhe origjina e grekëve", një libër i ringjalljes së vetëdijes për arvanitasit në Greqi, i cili do të ribotohet edhe nëntë herë të tjera në gjuhën greke.

Në vitin 1985 ishte organizatori kryesor i koncertit të parë në Greqi me këngë arvanitase, ku me Dhimitër Lekën dhe këngëtarin Thanasi Moraitin, bënë të mundur nxjerrjen e diskut CD me këngë arvanitase. Në vitin 1989 botoi librin "Gjuha e Perëndive" dhe më 1995 Aristidhi themelon Shtëpinë botuese "Thamiras", me qëllim që t'i botojë veprat e autorëve arvanitas, por edhe të autorëve të tjerë shqiptarë. Po atë vit do ta botojë librin më të suksesshëm në gjuhën greke dhe atë shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevíçit", libër ky që tregon për komplotet dhe masakrat çnjerëzore serbe kundër kombeve të ish-Federatës Jugosllave dhe kryesisht të shqiptarëve. Në këtë libër Aristidh Kola do të paralajmërojë për masakrën që po e përgatiste Milloshevíçi dhe bashkëpunëtorët e tij kundër popullit shqiptar të Kosovës.

Në vitin 1996 Aristidh Kola do të japë dorëheqje si kryetar i "Lidhjes së Arvanitase të Greqisë" për t'u marrë vetëm me studimet pellazgjike, dhe në vitin 1997 do të botojë i vetëm revistën tremujore "Arvanon". Në këtë revistë ai merrte pjesë bashkë me shqiptarët e Kosovës në luftën e drejtë të tyre.

Me punën e tij të palodhshme në ndihmë të çështjes shqiptare të Kosovës, ai e informonte drejt publikun e painformuar grek, për dramën e dhimbshme që po kalonin shqiptarët në Kosovë. Për këtë arsye, akuza dhe "shigjeta me helm" do të hidhen kundër tij.

Më 24 maj 2000, një ditë përpara prezantimit të librit të tij, kushtuar arbëreshit të njohur, uratar Antonio Bellushit, me titull "Antonio Belushi dhe

magjia e traditës popullore”, Aristidh Kola do të shtrohet urgjentisht në një spital të Athinës, i sëmurë shumë rëndë. Kështu veprimtaria për prezantimin e librit të tij u bë pa praninë e autorit, pa frymëzuesin e atij takimi. Një sëmundje e pashërueshme po përparonte me shpejtësi për t’ia marrë jetën njeriut të mirë në mbrëmjen e 11 tetorit të vitit 2000 në spitalin Evangjelizmos në Athinë ku rënkonte një muaj me radhë.

Vdekja e Aristidh Kolës goditi zemrat e mijëra emigrantëve shqiptarë që punojnë e jetojnë në Greqi. Ajo preku shpirtrat e arbëreshëve kudo që ndodhen. Ishte një vdekje e parakohshme që ia mori jetën studiuesit arvanitas, këtij avokati të çështjes shqiptare, që punoi për miqësinë dhe bashkëpunimin e popujve të Ballkanit. Pak ditë para se të vdiste kishte përfunduar librin e tij në dorëshkrim “Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indoeuropian”. Në këtë libër të fundit të tij, ai na sjell shumë të dhëna të rëndësishme për periudhën parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e shqiptarëve të Kosovës që ishin dardanët pellazgjikë.

Për punën e tij në fushën e historisë dhe kulturës arvanitase, Aristidh Kola në vitin 1995 është dekoruar nga kryetari i atëhershëm i shtetit shqiptar Sali Berisha me çmimin “Ismail Qemali” dhe, pas vdekjes, ish-kryetari i shtetit shqiptar Rexhep Mejdani e nderoi me dekoratën e klasit të parë “Naim Frashëri”.

Në vitin 2004, kryeministri i Kosovës Bajram Rexhepi e nderoi me certifikatën“Mirënjohje”, ndërsa Komuna e Qytetit të Skënderajt e shpalli “Qytetar Nderi”.

Sot në Tiranë një rrugë e mban emrin e Aristidh Kolës, si dhe një shëtitore në qytetin e Përmetit mban emrin e tij.








Librat e Aristidh Kolës të botuara në Shqipëri



Arben Llalla dhe Aristidh Kola, Gusht 2000




Revista Αρβανον – Arvanon, që e botonte Aristidh Kola

Athinë 26/11/86

I dashur vëlla i madh Papa Andoni
Mora sonte "Lidhjen" dhe këngën "I bukuri Stringari"
që do përtshij në konsertin që do bëhet këtu në
Athinë më 15/12/1986 dhe do jetë gëzimi im të
përmend atje emrin tënd dhe përpjekjet e mëdha
që ke bënë për shpëtimin e kulturës populore
Arvanite.

"Lidhja" e re është shumë e bukur si kurdoherë
dhe sot mendohesha sa e rëndësishme është për Arva-
nitët e tërë botës kurse bërdha nga faqet e
saj takohen e njohen. Besoj se roli kësaj reviste
si dhe tuaji është historik dhe këtë do ta vër-
tetojë koha. Konserti që ju shkruaj më lartë
është diçka që për herë të parë bëhet në
Greqi do më thënë për herë të parë do degjo-
hen kështu publiqisht e solemnisht këngë në
gjuhën të Markobocarit the të Bubulinës, në
gjuhën e perëndive the heroive Grek (στην
γλώσσα των θεών και των ηρώων της Ελλάδος).

Kam bljedhur këngë nga shekulli 14: ntreme
20- që do këndojë Th. Moraiti. Fot. sota edhe
horodhi nga 40 vet. me 15μελή orchestra.

Paraqitjen historiko-folkloristike do te bëjë u.
Një artiste e njohur këtu M. Hronopulu, do thot
përkthetur në greqishte këngët.

Më sa më përket mua personalisht. mëso se hoqa
dorë nga kryetaria e shoqërisë (συνδέσμου) para një
javë. Mos ke me gjithë këtë as një shqetësim
sepse kjo nuk është një terhegje nga përpjekja
për Arvanitianë, një që di se ne Arvanitet tej

Një letër që Aristidh Kola ia dërgonte arbëreshit At Antonio Belluscit

## Historia e këngës Arvanitase dhe këngëtari Thanasis Moraitis

*"Nga katër ishujt e tjerë (Salamina, Poros, Hidra, Speca) nuk njoh të ekzistojnë as melodi, por as edhe tekste. Këta ishuj janë shqipfolës dhe duhet të merremi me këtë temë të rëndësishme të gjeografisë sonë më seriozisht; bashkëjetesën në Greqi dhe konkretisht me këto vende shqipfolëse, aty ku këndohet kënga greke dhe arvanitase. Këta ishullorë këndojnë në dy gjuhë, dhe kur i këndojnë shqipfolësit këngët greke, duket qartë se ata nuk i këndojnë pa asnjë ndryshim nga greqishtfolësit".(Melpo Merlie)*[218]

Kënga arvanitase përbën pjesën më të rëndësishme të krijimtarisë muzikore-poetike të popullit të sotëm grek, por, kjo e vërtetë e cila s'mund të vihet në asnjë dyshim, për grekun e shekullit XXI nuk është përmbledhur për arsye të ndryshme.....!
Pra, në përmbledhjet e njohura të këngëve popullore të shekullit XIX nuk ka këngë arvanite në Greqi.
Folkloristët e asaj kohe, me pararojën N. Politi, zhvillonin betejën e tyre për përmbysjen e teorisë së Falmerajerit duke u përpjekur të dëshmonin nëpërmjet materialeve folklorike[219].
Dihet fare mirë se në qëllimet dashakeqe të kohës u flijua kënga arvanite, u zhduk dhe u shpall e paqenë. Por faktet më të rëndësishme folklorike të popullit shqiptar, që e dëshmojnë vazhdimësinë e pandërprerë të racës, gjithsesi u takojnë edhe arvanitëve të Greqisë. Veshja zyrtare kombëtare greke është fustanella arvanite ose shqiptare, e cila vishej nga arbëneshët e Kroacisë, Kosovës e deri në More, përbën një zhvillim të veshjes pellazgjike. Vallja çame është arvanitase, sot kërcehet nga të gjitha grupet folklorike greke.

Arvanitasit, këta krijues Greqisë së re janë populli që e mbajti barrën kryesore të luftës çlirimtare të vitit 1821. Të fuqishëm, të pamposhtur, dhe liridashës, ata e lanë me gjakun e tyre tokën greke dhe me flijimet e tyre e paguan lirinë e Greqisë. Një popull i tillë me shpirt luftarak është e natyrshme të shprehet përmes këngës epiko-lirike dhe vajeve. Por në antologjinë greke të shekullit XIX nuk ka asnjë këngë folklorike arvanite.

---

[218]Μέλπω ΜΕΡΛΙΕ, *Μουσική παράδοση στην Ελλάδα*, Αθηνα, 1935, f. 44.
[219]Fjala e Aristidh KOLËS në biografinë e CD, *ARVANITIC SONGS*, THANASSIS MORAITIS, Αθηνα,f. 2.

Intelektualët bashkëkohorë arvanitas si G. Gjika, M. Dede, E. Lapi, G.M. Paidushi, N. Saltaris, të cilët e hartuan antologjinë e këngës arvanite, në 40 vitet e fundit, nuk i përfshinë këngët epiko-lirike, por vetëm ato "dyvargëshe" popullore të jetës së përditshme paqësore, që datojnë në shekullin XX, ose në rastet më të mira, të shekullit XIX[220].

Nga dokumentet historike që i kemi, ato vërtetojnë parimin dhe tregojnë faktin se kënga e vjetër arvanitase së pari ishte kryesisht epike dhe lirike. Gjuha arvanite nuk shkruhej dhe nuk përbënte gjuhën e shkollimit, por kryesisht ishte gjuhë e njerëzve të pashkolluar të asaj kohe të popullit arvanitas ose shqiptar.

Ngjarjet e përditshme dhe ato historike mund të shpëtoheshin nga harresa dhe të ruheshin vetëm me anë të këngës, mënyrë tjetër nuk kishte.

P. Hioti që e shkroi "Historinë e shtatë ishujve" më 1866, na dëshmon se suliotët arvanitas ishin vendosur në ishullin e Korfuzit. Kur i pastronin armët, këndonin në arbërisht për bëmat e tyre trimërore[221].

Por këngë arvanite të suliotëve nuk gjendet në asnjë antologji.

Dy këngë suliote gjenden te "Bleta shqiptare" e Thimo Mitkos, e cila u botua më 1878 në Aleksandri të Egjiptit.

Më 1891, historiani dhe gjuhëtari Artur Miklofer botoi veprën "Atika und seine Heutigeu" ku, midis të tjerash, thotë: "Mesa di unë, këngët popullore bashkëkohore greke janë përshtatur nga këngët e vjetra të dashurisë, lirisë dhe kaçake të arvanitëve"[222].

Kështu u bë greqizimi gjuhësor duke u flijuar në këtë mënyrë kënga e vjetër epiko-lirike arvanite, e cila u bart te brezat e rinj në variantin grek dhe u njoh si e tillë.

Instrumentistët dhe këngëtarët e shquar popullorë si sulioti Vurko, Stefanopulo, Ngrici, Papasidheri, Mitaqi, ishin arvanitas. Shumë këngë arvanitase i rishkruan në gjuhën greke, duke e ruajtur formën muzikore ose duke i rregulluar me të dhëna të reja, kryesisht nga viti 1835, kur bavarezët futën në Greqi klarinetën[223].

Në këtë mënyrë pati një çarje të madhe të krijimtarisë muzikore-poetike të arvanitëve në Greqi. Këngët e vjetra epiko-lirike arvanite u harruan me kalimin e kohës, pasi që askush nuk u interesua të bënte zgjedhjen e duhur, pra të mblidhte krijimtarinë arbërore dhe burimin e tyre.

Aristidh Kola, mbas nxjerrjes së CD-së së parë me këngë arvanite, do to thoshte: "Kërkimi i këngëve të vjetra epiko-lirike është çështje tepër e

220 Po aty, f. 3.
221 Po aty
222 Po aty, f. 4.
223 Po aty, f. 5.

vështirë, por ia vlen mundimi të merret njeriu me to, për pasurimin e mëtejshëm të kulturës sonë kombëtare".
Gjatë këtyre 20 viteve të fundit, falë vullnetit dhe kërkimeve të studiuesit arvanitas Aristidh Kola, muzikantit arvanitas Dhimitër Lekës dhe këngëtarit të njohur arvanitas Thanasis Moraitis, u bë e mundur të prodhohen dy CD me këngë të vjetra arvanite me titull "Këngët arvanitase" dhe "Trëndafili në shkëmb", të cilat përmbledhin disa këngë të arvanitëve të Greqisë dhe të arbëreshëve të Italisë së Jugut. Këngëtarë të tjerë arvanitas që kanë nxjerrë CD me këngë arvanite në Greqi këto vitet e fundit janë Niko Panurgjia dhe Aleko Dhimu.

## Thanasis Moraitis

Thanasis Moraitis u lind dhe u rrit në fshatin arvanitas Vaja (Βάγια). Gjyshja e tij nuk e dinte greqishten, fliste vetëm gjuhën e vatrës, arbërishten. Kurse prindërit e Thanasi Moraitit, e ëma Gjeorgjia dhe i ati Kostandinos, flisnin arbërishten dhe greqishten. Në shkollën fillore Thanasi ngatërronte fjalët greke me fjalët arvanitase, kështu që ai kishte vështirësi me gjuhën e re greke që po e mësonte.
Në panairet që organizoheshin për nder të Shën Athanasit dhe Shën Harrallambit, nëpër fshatrat arvanitas që ishin fqinjë me fshatin e tij, Thanasis Moraitis shkonte dhe dëgjonte muzikantë dhe këngëtarë endacakë me shfaqjet që jepnin me këngë arvanite dhe greke.
Shumë herë ai rrinte me turirin ngjitur në xhamin e brymtë të kafenesë së fshatit, që ishte shndërruar në qendër muzikore dhe i dëgjonte këngët tradicionale arvanite, të cilat më parë i kishte dëgjuar nga e ëma Gjeorgjia dhe kushërinjtë e tij nëpër gëzime familjare.
Në moshën 13 vjeçare u gjend në kryeqytetin e Greqisë, në Athinë, duke ndjekur fatin e prindërve, kur Greqia ishte në kulmin e emigracionit të brendshëm rreth vitit 1970. I mbyllur në qetësinë e tij, në një lagje të kryeqytetit, ai filloi të harronte dhe gjuhën e mëmës, arbërishten, dhe njerëzit e tij që i kishte lënë në fshatin e lindjes.
Thanasi, student i Universitetit Pandios, po t'i këndonte këngët e "katundeve të prapambetura", ishte nënçmuese. Me kalimin e kohës u mor seriozisht me muzikë. Midis shkrimtarëve dhe muzikologëve, u njoh me shkrimtarin dhe historiani e shquar arvanitas Aristidh Kola, i cili, tok me gjurmues të tjerë, merrej me mbledhjen dhe studimet e këngëve arvanitase të Greqisë dhe të Italisë së Jugut. Bashkëpunimi me Aristidh Kolën dhe dëshmitë që i kishin mbledhur, ia shtuan edhe më shumë dashurinë për muzikën dhe këngën arvanitase. Bashkë me Aristidh Kolën nisën me

këmbëngulje të kërkojnë dhe të studiojnë secili në fushën e vet gjithë atë lëndë të pasur.
Me Dhimitër Lekën, Thanasi Moraiti ishte njohur që në Universitetin Pandios. Dhimitër Leka, muzikant shumë i mirë, njohës i përmasave të muzikës së lashtësisë
Punën dhe studimin e filluan nën udhëzimet e mësuesit Spiros Peristerisit, që të mos u bënin keq në vend se t'u shërbenin mirë këngëve arvanite. Kështu, pas një pune dyvjeçare, në teatrin "Orfeos" e mbajti koncertin e parë me këngë arvanitase.

Thanasi Moraiti është diplomuar për shkenca politike. Me muzikë filloi të merret më 1983, dhe është muzikant i vetëmësuar, muzikën bizantine ia mësoi protopsalti i mitropolisë së Athinës, Spiros Peristeris. Bashkëpunoi me kompozitorin e madh grek Miqi Teodoraqin për disqet dhe koncertet e dhëna gjatë periudhës 1984-1987 me këngë greke. Po ashtu bashkëpunoi edhe me aktoren dhe këngëtaren gjermane Gisela May, për një disk që qarkulloi më 1988[224].

Në prill të vitit 1993, në sallën e ceremonive të Universitetit të Athinës, paraqiti kompozimet e veta me vargjet e poetit Kostandin Kavafi.

Më 1998 Thanasi Moraiti nxori diskun, CD-në e dytë me këngë arvanitase të mbledhura në Greqi dhe në Italinë e Jugut me titull "Trëndafili i shkëmbit", që ishte një bashkëpunim i suksesshëm me studiuesin Aristidh Kola dhe muzikantin Dhimitri Leka.
Në mars të vitit 1998, në bashkëpunim me Dhimitri Lekën dha koncert e tij të dytë në teatrin "Palasos" me 25 këngët e mbledhura vetë në Greqi dhe në Italinë e Jugut nga bartës që i këndojnë arbërisht. Përveç Thanasis Moraitisit kënduan edhe Domna Samiu, Afroditi Manu dhe kori i fëmijëve "Kodaly", nën drejtimin e Mihali Paçeas.
Thanasis Moraitis ka marrë pjesë në festivalet folklorike të zhvilluara në qytetin e Beratit në Shqipëri.
Në janar të vitit 2001 ka dhënë tetë koncerte në qytetet e ndryshme të Belgjikës dhe tetë koncerte në qytetet e Holandës me këngë arvanitase ku ka pasur suksese të mëdha. Por Thanasis Moraitis nuk do të kënaqej duke nxjerrë vetëm dy CD me këngët arvanitase. Mbas disa vite kërkimesh e studimesh, ai arriti të përmbledhë në një libër shumë këngë arvanitase. Kështu sot kënga arvanitase është përfshirë në një vepër, është shpëtuar nga zhdukja, dhe kjo punë e lodhshme, por me vlera të larta, i takon Thanasis Moraitisit. Më 30 tetor 2002, në sallën e Arkivit Folkloriko-Muzikor në Athinë u bë prezantimi i Antologjisë së Këngëve Arvanitase të Greqisë,

[224]Biografia e Thanasis Moraitis në CD, *ARVANITIC SONGS*, THANASSIS MORAITIS,f.9

përgatitur me kujdes nga këngëtari dhe muzikologu i shquar arvanitas Thanasis Moraitis[225].

Kjo antologji përmban 152 tekste me këngë arvanitase nga e tërë Greqia dhe u botua pas një pune 17 vjeçare[226].

Pas shumë vite studimesh, kërkimesh e udhëtimesh nëpër trevat e Epirit, Follorinës, Konicës, Trakisë, Korintit, Atikës dhe Beotisë ku banojnë arvanitët dhe këndohet kënga e tyre në Greqi, shkrimtari, muzikanti dhe këngëtari Thanasi Moraiti na sjell një antologji me vlera të mëdha shkencore, historike, gjuhësore dhe muzikore, që përmban mbi 152 materiale muzikore të shkruara me tekste të transkriptuara në greqisht dhe të përkthyera në shqip. Të gjitha këngët shoqërohen me nota në pentagrame muzikore, parathënien teorike dhe analizën muzikore e ka bërë kompozitori Dimitri Leka, ndërsa parathënien e librit e ka bërë Marko F. Dragumi, drejtor i Muzeut Popullor Laografik të Athinës, i cili shkruan: "Gjetja e këngëve ngjan me kërkimin dhe shqetësimin e Odiseas i cili kërkon t'i shohë të gjitha dhe t'i mësojë të gjitha. Kështu edhe kjo antologji, e cila është fryt i një pune shumëvjeçare të mundimshme dhe e cila përmban në vetvete jo vetëm një njohje të thellë të antologjisë së gjuhës, por edhe një njohje të thellë muzikore. Bëhet fjalë për një vepër e cila vjen të mbushë një zbrazëtirë të madhe, më në fund kënga dhe poezia muzikore popullore arvanitase është e regjistruar dhe kjo është më e pakta e asaj që ekziston, por, mbi të gjitha, është hedhur baza e saj. Dhe kjo është një nga punët me anë të së cilës duhet të mbërrijmë dhe t'i zgjerojmë horizontet tona etnomuzikologjike"[227].

Këtë antologji e ndihmuan pa shpërblim studiuesit Leonidha Ebeiroko, Llambro Balçioti dhe Taso Karandi.

Autori i Antologjisë së Këngës Arvanite, Thanasi Moraiti ka shfrytëzuar për shoqërimin historik të këngëve arvanitase librat e shkruar nga autorët Kosta Biri, Spiro Asdraha, Jani Gjika, Teodor Haxhipandasi. Gjithashtu ai ka studiuar edhe librat gjuhësorë të autorëve Erik Pratt Hamp, Mirosllav Nt. Zabuoçki, Jorgo Babinioti dhe Luka Çiçipi.

Librin e tij Thanasi Moraiti ia ka kushtuar memorialit të Melpo Merlie dhe mësuesit të tij Spiro Peristeri. Qëllimi i këtij libri është realizimi i dëshirës së themelueses së Qëndrës së Studimeve të Azisë së Vogël dhe Muzeut Laografik Muzikor Melpo Merlie, dhe ringjalljes së pjesëve të humbura të kulturës popullore greke.

Kërkimet për ta përmbledhur në një antologji këngën arvanite, Thanasi Moraiti e filloi në vitin 1985, atëherë kur ai dha para publikut koncertin e tijtë parë në teatrin "Orfeas" me këngët arvanitase, në bashkëpunim me

[225]Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, dhjetor 2002-janar2003,f. 82-83.

[226]Gazeta, *ΘΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗ*, Selanik, 18 nëntor, 2002, f. 23

[227]Θανασισ ΜΩΡΑΙΤΗΣ, *Ανθολογια αρβανιτικων τραγουδιων τις Ελλαδασ*, Αθηνα, 2002,f. 9

studiuesin arvanitas Aristidh Kola, kompozitorin arvanitas Dhimitri Leka. Në këtë koncert të parë kënduan edhe Fotula Sofu, Gjeorgjia Moraiti dhe Antonio Kondogjeorgjiu. Në vitin 1998, këngëtari Thanasi Moraiti dha koncertin e tij të dytë me këngët e arbëreshëve të Italisë së Jugut dhe të arvanitasve të Greqisë në teatrin "Pallas" në bashkëpunim me Dimitri Leka dhe Niko Grapsa, të cilët realizuan përpunimin muzikor dhe korin shoqërues. Nga ky koncert doli më pas disku CD-ja e dytë me këngë të arbëreshëve të Italisë së Jugut dhe arvanite i Thanasi Moraiti me titull "Trëndafili në shkëmb" ku këndojnë dhe këngëtaret Domna Samiu, Afroditi Manu, të shoqëruar nga kori i fëmijëve "Kodaly", nën drejtimin e Mihalis Paçeas[228].

Me nxjerrjen e botimit të librit të parë të Antologjisë së Këngës Arvavanite të Greqisë, që i mungonte historisë arvanite, duhet thënë se këngëtari, muzikanti dhe shkrimtari arvanitas, Thanasi Moraiti na ka sjellë një dëshmi shkencore të rëndësishme të elementit kulturor-muzikor të shqiptarëve të lashtë në Ballkan. Kjo vepër antologjike është një ogur i bardhë të pasurimit mbarëkombëtar të gjakut të shprishur të arbrit kudo që ata ndodhen nëpër botë. Në këtë antologji lexuesi do të mësojë nëpërmjet këngëve që ka mbledhur Moraiti për ngjarjet e rëndësishme historike, të luftërave, të dashurisë, të vajeve të kombit arbër, që nuk mundi t'i shkruante me penë dhe ngjyrë në ato vite të vështira në luftën për ekzistencë kombëtare, por i trashëguan me anën e zërit të fuqishëm popullor.

Në prezantimin e librit të Thanasi Moraitit kishte shumë të pranishëm, midis tyre ishte edhe deputeti i PASOK-ut, arvanitasi Teodor Pangallos, i cili i përshëndeti në prezantimin e këtij antologjie duke thënë: "Për ne që u lindëm në shtëpi ku gjyshja jonë fliste arvanitika, këtë gjuhë që nuk është siç dëgjojmë të thonë sot ca "karafila", greqisht me ca fjalë të tjera, por është shqip, shqipja e pastër e shekullit XIV dhe këtë na e vërtetojnë edhe emigrantët e sotëm shqiptarë që ndodhen në Misolongji dhe na thonë: "Ju flisni shqipen e vjetër". Dhe kjo është shumë e logjikshme nga pikëpamja gjuhësore, pasi gjuha e shqiptarëve që u vendosën këtu në shekullin XIV, panë gjuhën e tyre të evoluojë në greqishten, dhe ajo që erdhi deri në ditët tona ishte idioma e vjetër e shqipes.

Për ne humbja e gjuhës arvanitase është si të kemi humbur atdheun, sepse përmban një kulturë të cilën jo në kushtet e një shtypjeje, sepse arvanitasit nuk mundë t'i shtypte kush në Greqi, ata udhëhiqnin Greqinë, ishin gjeneralë, kryeministra, kryetarë shteti dhe pronarë të kryeqytetit, jo në kushtet e një shtypjeje pra, por vetë ata e "gëlltitën" të shkuarën e tyre, sepse në mënyrë fanatike qenë bindur se ishin grekë, dhe me ndihmën edhe të mësuesve arritën ta zhdukin gjuhën arvanitase, të cilën askush nuk e flet sot,

---

[228] Gazeta, *GAZETA e Athinës,* Athinë, 01 nëntor, 2002, f. 11.

të paktën nga mosha ime e poshtë. Tani lavdi Zotit, na kanë mbetur ende ca gjyshër e gjyshe që e flasin.
Mirëpo është gjynah që kjo gjuhë të humbasë dhe besoj se puna që ka bërë Thanasis Moraiti ndihmon që të mos jetë arbërishtja një atdhe i humbur. Duhet të dalin në dritë, gjuha, kultura, zakonet, doket, sepse përndryshe, po mbeti në errësirë, do të jetë vërtet një atdhe i humbur"[229].

**Një letër që Thanasis Moraitis ia dërgoi atë Antonio Belushit**

I shumë i dashur Atë Antonio, O të të shkruanjë në gluhën çë do ti. Nuk e di shumë mire. Po kam hare të të shkruanjë në gluhë çë flitë mëma ime. Dua të të jap diskun, plaken, çë kam bërë bashktë me Aristidhin Kolljas me kënge arbërishte. Më ka thënë një grua Kaliqi Gjika pse ta dha. Po nuku e ke, thuamë të ta trëgojnë. Nani dua të të thomë shumë efharisto (faleminderit sh.n. Llalla), tërë të miratë në ti edhe njerëzët tuaj.
Shërbesa e varrimit ja shumë e mirë. Dua të më bëshë fotokopjet për tërë psaltirin edhe të na japëshë. Unë e di shumë mirë muziken bizantine. Edhe këndonjë në klishtë e Mitripolisë n'Athinë. Jam mathiti(nxënës) i Spyros Peristeris. E di ti këtë profesorinë? Ja shumë i mirë.
Dua të shkruanjë një Liturgji në gluhënë jona arvanite. Dua të vë muziken çë dua u n'atë gluhë, dua, kur nëna ime do vdesë, të kendonjë liturgjinë në atë gluhë. Po do gjë fare të të tregonjë ga kutu të na thuash.
Të jeni shumë mire[230].

Thanasis Moraitis
Athina, 19.3.1990

[229]Po aty
[230]Antonio BELLUSCI, *RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL, ELLADE,* Cosenza, 1994, f. 459.



Këngëtari Thanasis Moraitis



## KREU I TRETË

## THIRRJE E ARVANITASVE MË 1899

### Thirrje e Lidhjes së Arvanitëve të Athinës drejtuar vëllezërve arbër të Arbërisë, 1899

*("Η ΠΡΟΚΗΡΥΞΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΤΗΣ ΑΘΗΝΑΣ ΤΟΥΣ ΑΔΕΡΦΟΥΣ ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΤΗΣ ΑΡΒΑΝΙΤΙΑΣ, 1899"*[231])

VËLLEZËR! Ju themi dhe ju quajmë vëllezër, pasi edhe nëse na ndajnë vendi dhe feja, nuk pushojmë së qenët vëllezër, sepse të gjithë arbërit kudo që gjendemi sot, jemi pasardhës të pellazgjëve, të cilët ata të parët erdhën nga Azia në Europë dhe u vendosën në Arbëri. Sepse jemi bij të Aleksandri të Madh, të parit burrë me emër në botë që fitoi ndaj gjithë Azisë. Sepse jemi bij të Pirros, atij mbreti e gjenerali të madh të Arbërisë, i cili fitoi mbi romakët dhe do të bëhej edhe ai si Aleksandri i Madh, po të kishte rrethanat e tij, domethënë të kishte përballë armiq të çrregullt e barbarë si persët, midët dhe indianët dhe jo si romakët që ishin të rregullt e të shkolluar. Sepse jemi bij të Skënderbeut të madh, që fitoi mbi tre sulltanë dhe ruajti lirinë e Arbërisë deri në çastin që mbylli sytë, prej plagëve të rënda që kishte marrë në betejën e fundit kundër armiqve të atdheut të vet, Arbërisë. Sepse, fundja kemi të njëjtin atdhe, të njëjtin gjak, të njëjtat veshje dhe të njëjtën gjuhë.

VËLLEZËR! Lloj-lloj armiqsh hynë ndërmjet nesh dhe na ndanë, dhe na bënë të huaj, dhe na shkapërdanë, e na bënë armiq me njëri-tjetrin, dhe kështu arbër gjenden në Austri, arbëreshë në Itali, arvanitë në Greqi, por lavdia më e madhe dhe nderi më i madh është te ju, që duruat gjithë të këqijat e skllavërisë dhe qëndruat në Arbëri, në atdheun tonë të dashur e të madh. Mirëpo, sado që të gjendemi larg atdheut tonë të madh, Arbërisë ne të tjerët, sado që të bëhemi të mëdhenj në vend të huaj si njerëz; pashallarë, gjeneralë dhe ministra, nuk e harrojmë kurrë brezin tonë dhe atdheun tonë të vërtetë.

[231] Αριστειδη Π. ΚΟΛΛΙΑ, *Η ΠΡΟΚΗΡΥΞΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΤΗΣ ΑΘΗΝΑΣ ΤΟΥΣ ΑΔΕΡΦΟΥΣ ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΤΗΣ ΑΡΒΑΝΙΤΙΑΣ*, Αθηνα, 1996, f. 59.

Në Austri na thonë austriakë, në Itali italianë dhe në Greqi grekë; por ne jemi mirënjohës ndaj këtyre kombeve që na përbujtin dhe na nderojnë si vëllezër të tyre dhe na besojnë poste drejtuese nëpër shtete dhe ushtri, ndërsa u shërbejmë me besnikëri siç u ka hije njerëzve të ndershëm, gjithherë ëndërrojmë atë ditë të lavdishme e të ndritur që do të ngrihet kombi arbër i lirë me flamurin e vet, me mbretin e vet, me administratë të vetën dhe me ushtrinë e vet.

Sot ndodhemi në një kohë që kombet po rilindin. Shikoni grekët! Ishin skllevër dhe vuanin nën zgjedhën turke. U zgjuan një ditë nga zëri i Rigas Fereos dhe u ngritën, thyen zinxhirët e skllavërisë, e përzunë tiranin nga dheu i tyre e u bënë mbretëri.

Shikoni serbët! Ngritën krye dhe u çliruan!

Shikoni malazezët! Nuk i ndanë kurrë armët nga duart e tyre dhe u çliruan!

Shikoni vllehtë! Luftuan dhe u çliruan.

Shikoni bullgarët! Luftoi për ta Rusia dhe u çliruan. Ata janë të vetmit që u çliruan me gjak të huaj.

Gjithë këto kombe, grekët, serbët, malazezët, vllehtë e bullgarët, ishin raja të sulltanit dhe tani u bënë mbretëri të lira, secili me flamurin e vet, buxhetin e vet, gjykatat e veta e ushtrinë e vet. U bënë të lira e të vetëpushtetshme dhe nga gjithë këto kombe, vetëm ne, arbërit, jemi ende në gjumë dhe armiqtë tanë na rrethojnë, na shtrëngojnë nga të gjitha anët e duan të na shqyejnë e të na copëtojnë. Austria i ka sytë të mbërthyera mbi Arbërinë tonë. Don ta gllabërojë të gjithën e të zbresë në Selanik. Italia don Vlorën tonë. Mali i Zi don Shkodrën tonë, Serbia, Bullgaria dhe Vllahia hahen për Manastirin tonë, për Durrësin tonë, Prizrenin e Krunjën tonë, që ishte kryeqytet i Skënderbeut tonë! Nuk kemi asnjë mik. Të gjithë janë armiqtë tanë, sepse të gjithë duan të keqen dhe shkatërrimin tonë. Gjithë kombet që i kishte shkelur Turqia pak a shumë u çliruan. Vetëm armenët, çifutët dhe ne arbërit gjendemiende pa lirinë tonë, dhe më e keqja, humbëm qenien tonë kombëtare dhe të gjithë na quajnë turq, ndërsa nuk jemi aspak turq, por arbër të pastër. Pasardhës të pellazgjëve dhe jemi të parët njerëz që shkelën dhe u vendosën në Europë.

Ne arbërit ishim gjithmonë shtylla e Turqisë. Eshtrat tona gjenden të mbjella në Hungari, në Serbi, në Mal të Zi, në Krime, në Bullgari, në Greqi, në Persi, në Arabi, e gjer në kufijtë e Indisë. Gjaku i arbërit për katërqind e ca vjet rrodhi e rrjedh për jetën e Turqisë. Po të mos ishim ne, Turqia do të kishte ikur prej vitesh nga Europa. E megjithatë Turqia as që ka ndërmend të na japë lirinë, por don të na ketë roje të saj, që t'i ruajmë trojet derisa të shkatërrohet ajo dhe ne bashkë me të. Mirëpo nëse Turqia është e natyrshme ashtu siç po e shohim si dritën e diellit, që të shkojë andej nga ka ardhur, pse është popull i huaj i ardhur nga thellësitë e Azisë, dhe u vendos në troje të huaja, pasi shkatërroi lirinë dhe mbretëritë e këtyre vendeve, po përse të shkatërrohemi dhe ne bashkë me të?

Përse dheu ynë të bëhet austriak, apo të ndahet mes austriakëve, italianëve, serbëve, bullgarëve dhe grekëve?
Nëse Turqia na jepte lirinë, do të bëheshim barrikadë ndaj rrebeshit austriak dhe italian, nuk do mundte të shkelte trojet tona.
Sa për malazezët, serbët, bullgarët dhe grekët, do të gjenim mënyrën që të mbroheshim. Por Turqia nuk e don të mirën tonë, ajo don vetëm gjakun dhe eshtrat tona.
Mirëpo koha ecën dhe armiqtë tanë që na rrethojnë, mprehin shpatat e duan të na shkelin e të gllabërojnë dheun tonë e të na bëjnë skllevër. Erdhi, vllezër, koha që të gjithë arbërit të kemi një mendim. Duhet të lëmë armiqësinë që na lindën Turqia dhe besimet fetare. Turqinë dhe fenë duhet ta lëmë mënjanë. Turqia është turp i huaj dhe duhet ta flakim, feja është për secilin më vete dhe secili duhet ta mbajë siç e gjeti. Do të ishte mirë të qemë arbërit të gjithë muhamedanë apo të gjithë të krishterë, mirëpo, gjersa kemi besime të ndryshme: muhamedanë dhe të krishterë dhe të ndarë në herezi të ndryshme: ortodoksë, papistë, myslimanë, bektashinj, rufainj, do të ishte mirë t'i linim fetë mënjanë ashtu siç janë, pse njeriu duhet të ketë një fe dhe parajsa u bë nga Zoti për të mirët dhe ferri për të këqinjtë. Asnjë i krishterë i keq nuk do të shkojë në parajsë dhe asnjë muhamedan i mirë në ferr. Prandaj të shohim fisin tonë dhe gjendjen tonë.
Për sa kohë që gjendemi nën Turqinë është si të jemi mbyllur në një shtëpi që po digjet. Po të mbesim aty do të digjemi dhe ne. Turqia është e dënuar nga rrethanat që të largohet prej Europës. Atë nuk mund ta shpëtojë asgjë. Duhet të largohemi nga zjarri, duhet të ndahemi sa më shpejt nga Turqia, që të mos zhdukemi dhe ne bashkë me të.
Thamë se jemi të rrethuar prej armiqve: austriakë, malazezë, serbë, bullgarë dhe grekë, por nga armiqtë, disa janë të rrezikshëm e disa jo. Italia dhe Austria mund të na hanë e të na gllabërojnë e të na zhdukin nga faqja e dheut. Po të biem në thonjtë e Italisë apo të Austrisë, pas pak vjetësh nuk do të ketë Arbëri. Që të shpëtojmë, duhet të bëjmë marrëveshje me një prej armiqve tanë të parrezikshëm; malazezët, serbët, bullgarët apo grekët. Le t'i shqyrtojmë: malazezët, serbët dhe bullgarët janë copëza të Rusisë. Ata punojnë për Rusinë dhe kush bashkohet me ta bie në gojën e Rusisë. Ata të tre, duan apo s'duan, një ditë do të bëhen vasalë të Rusisë. I vetmi shtet nga të gjithë këto që dolën prej hirit e prej gërmadhave të Turqisë, që e ka të garantuar jetesën e vet nga e gjithë Europa, është Greqia.
Tokën e Greqisë nuk mund ta shkelë askush. Kastile përfshimë edhe Greqinë ndër armiqtë tanë, pse aparanca e gjërave kështu tregon.
Mirëpo, po të thellohemi pak në esencë, po të këshillohemi paksa me historinë, po t'i shqyrtojmë mirë gjërat, do të shohim se Greqia nuk ka asnjë armiqësi me ne dhe as mund të ketë. Historia na thotë se grekët janë pasardhës të pellazgjëve, gjyshërve tanë, se grekët dhe arbërit në vitet e

Bizantit kishin një fe, një mbretëri dhe një shtet, se Skënderbeu fliste dhe arbërisht dhe greqisht dhe se shkruante greqisht dhe se Greqia e sotme është vepër arbërore dhe greke. Në luftën e 1821-shit që bëri Greqia kundër Turqisë, luftoi edhe fara jonë, arbëreshët dhe Greqia u çliruan edhe me ndihmën tonë. Në mes të kaq heronjve që nxori kryengritja greke, të gjithë heronjtë detarë, përveçse vetëm Psarionëve, ishin arbër të Hidrës, të Specës, të Poros dhe të Kranidhit. Heronjtë më të shumtë të steresë ishin arvanitas të Sulit, të Himarës, të Athinës, të Tebës, të Livadhjasë, të Atlandës, të Korintit dhe shumë zonave të Moresë, që deri më sot flasin arbërisht. Përveç arvanitasve të krishterë qenë edhe 3.500 arvanitas muhamedanë që luftuan bashkë me grekët kundër turkut dhe prijës të tyre qenë Tafil Buzi, Gjoleka, Hodoja e të tjerë kapedanë të shquar arvanitas. Nuk do të themi asnjë gënjeshtër, vëllezër, po të themi se arvanitët çliruan Greqinë!
Është e vërtetë se gjatë Revolucionit Grek të 1821-shit, grekët dhe arvanitët u goditën ndërmjet tyre dhe arvanitasit myslimanë vranë Marko Boçarin, ndërsa Karaiskaqi vrau Musa Qafëzezin, mirëpo nuk luftonin grekët kundër arvanitasve, por luftonin grekët me turqit dhe turqit me grekët. Suliotët, himariotët dhe kaq arvanitas të tjerë, i luftonin arvanitasit sikur të ishin turq e jo arvanitas, Shkodran Pasha, Musa Beu, Çelo Picari, Omer Vrioni, Ago Vasjari, Ahmet Dimo e kaq të tjerë luftuan kundër grekëve si turq e jo arbër.
Dy ngjarje të mëdha të asaj kohe na bindën se arvanitët dhe grekët mendonin si të ishin vëllezër e jo si të qenët të huaj ndërmjet tyre. Njëra ngjarje është kjo: Kur Ali Pasha i vuri Kardhiqoitët të çarmatosur në një vathë dhe u tha kapedanëve grekë të zbraznin armët mbi ta, kapedanët i thanë Ali Pashës:
"Jepu më parë armë e pastaj fillojmë luftën. Sa janë të çarmatosur, ne nuk i vrasim!"
Dhe kështu kapedanët grekë nuk i ngjyen duart në gjakun e vëllezërve kardhiqiotë dhe e lanë këtë lavdi të pandershme te qenia më e ndyrë që ka lindur Arbëria, tek Thanas Vaja me lekliotët e tij!
Ngjarja e dytë ndodhi në urën e Alamanës kur Athanas Dhiako ra i gjallë në duart e turqve. Omer Pashë Vrioni, komandant arvanitas, u përpoq me çdo mënyrë ta shpëtonte, por nuk mundi, sepse Qose Mehmet Pasha kur mësoi se Omer Vrioni donte ta shpëtonte gjithsesi Dhiakon nga duart e turqve, dha urdhër që sa më shpejt ta shkonin në hell si derr. Kur e mori vesh këtë Omer Vrioni qau si fëmijë për vdekjen e Dhiakos.
Këto dy ngjarje dëshmojnë se në zemrën e popullit grek e arvanitas është rrënjosur ndjenja e farefisnisë që kanë grekët me arvanitët. **Greku, para se të bëhej grek, ishte arvanitas, domethënë pellazg. Grek do të thotë: arvanitas i qytetëruar.**
Gjuha jonë, arbërishtja është më e vjetër se greqishtja e lashtë, që sot e quajnë gjuha homerike. Gjuhëtarët e mençur të Europës e konsiderojnë greqishten si një përkryerje të arbërishtes. dhe **Greqia pa Arbëri dhe**

**Arbëria pa Greqinë janë gjëra gjysmake.** Kur Greqia dhe Arbëria të bashkohen, atëherë do të bëhet Greqia e Madhe dhe Arbëria e Madhe.

Kështu siç jemi, kemi nevojë të mbështetemi në shpatullat e një fqinji. Po të mbetemi me Turqinë, rrezikojmë të humbasim bashkë me të. Po të shkojmë me Italinë, do të na gëlltisë, dhe pas disa vitesh do të kemi humbur etnitetin tonë e do të bëhemi italianë, pasi interesi i saj është që të mos mbetemi arbër e të ngremë krye ndonjë ditë. Po të shkojmë me Austrinë do ta pësojmë mëkeq se me Italinë. Po të shkojmë me malazezët apo serbët, apo bullgarët, do të bëhemi një ditë vasalë të Rusisë. Veç kësaj, malazezët, serbët dhe bullgarët janë popuj të huaj dhe është turp për ne që jemi vendas të kërkojmë mëshirë nga malazezët, serbët dhe bullgarët. Po të duam të veprojmë vetëm, e para do të na godasë Turqia e s'do të na ndihmojë askush dhe e dyta, edhe po të çlirohemi nga Turqia, nuk do mundim të jetojmë vetëm, pse vendi ynë është i varfër, nuk kemi shkollë dhe më e keqja, nuk kemi një besim: ca jemi muhamedanë, ca të krishterë dhe mbretëritë e krishtera që ndodhen rreth nesh do të gjejnë çdo mënyrë që të na bëjnë të grindemi mes nesh e të gjejmë shkak të huajt të ndërhyjnë në punët tona të brendshme e të na copëtojnë. Jetesa e një shteti te tillë arbëror në mes gjashtë shteteve të krishterë, Italisë, Austrisë, Malit të Zi, Serbisë, Bullgarisë dhe Greqisë, është jetë shkurtër dhe shkatërrimtare e madhe për kombin tonë.

Nuk na mbetet mënyrë tjetër, vëllezër, veç t'i thërrasim mendjes sa më shpejt, të harrojmë kush është muhamedan e kush i krishterë dhe të mbështetemi mbi Greqinë e të krijojmë Mbretërinë Greko-Arbërore, si hungarezët me austriakët, dhe suedezët me norvegjezët. Janë të shumta arsyet që na detyrojnë të bëjmë këtë dhe vetëm këtë:

1-Dheu i Greqisë është i garantuar dhe askush nuk mund ta shkelë, edhe po shkeli do ikë shpejt.

2-Grekët janë fara jonë dhe ne jemi vëllezër të larguar, pasi janë edhe ata bij të gjyshërve tanë, pellazgjikëve.

3-Kemi të bëjmë me Greqinë, pse kemi mijëra arvanitas këtu dhe gjuha arvanitase flitet gjer brenda në Athinë.

4-Sepse liria e Greqisë është gatuar edhe me gjakun arvanitase dhe po të mos qenë arvanitasit, Hidrasit, Speciotët, Poriotët, Suliotët, Himariotët etj. Nuk do të mundte të çlirohej Greqia.

5-Grekët dhe arvanitët kanë të njëjtat zakone dhe të njëjta sjellje, veshin të njëjtat veshje-fustanellat, flasin gjuhën tonë dhe ne të tyren dhe nderin e familjes e kemi dhe ata dhe ne, mbi kryet tona e jo nën këmbët siç e kanë të tjerët, që nuk dinë ç'do të thotë nderi i gruas dhe i kanë gratë e tyre hoteleve e birrarive të hargalisen me botën e huaj para syve të tyre! Zoti e ruajt Arbërinë nga një gjendje e tillë.

6-Grekët janë pak, siç jemi dhe ne, nuk do të mundin kurrë të na bëjnë si të duan e të na helenizojnë, por do të jemi në jetë të jetëve arbër përkrah tyre.

7-Se në te vërtetë shkronjat arvanitase janë ato të greqishtes dhe ne me grekët të bashkuar të kemi shkronjat tona të natyrshme, të shkruajmë me gërmat tona dhe jo vllaçe, italiane si ato që sajojnë në Bukuresht e gjetkë.

8-Grekët i njohim e na njohin. Jetuam mijëra vjet me grekët e jetojmë ende si vëllezër, sepse farat tona, grekja dhe arbërorja, gjenden në një vend që u përket të dyve. Mijëra grekë jetojnë brenda në Arbëri dhe mijëra arbër jetojnë brenda në Greqi dhe kurrë deri më sot nuk luftuan njeri-tjetrit. Dhe në Arbëri grekët dhe arvanitasit jetojnë si vëllezër, dhe në Greqi arvanitasit me grekët jetojnë si vëllezër, pse të dy popujt grek dhe arbër jetojnë në vende që u përkasin që të dyve, dhe nuk është njëri popull në tokën e tjetrit si në tokën e huaj. **Ajo çka është greke është dhe arvanitase dhe ajo çka është arvanitase është dhe greke. Gjaku nuk bëhet ujë!**

Shikoni vëllezër, sa arsye të mëdha kemi që të bëhemi një me grekët, ndërsa nuk kemi asnjë arsye që të qasim italianët, austriakët, vllahët, malazezët, serbët dhe bullgarët!!!

Kur të themi të bëhemi një me grekët, nuk themi të bashkojmë fetë tona, apo qeverisjen tonë. Një bashkim të tillë as e mendojmë, as e duam! Ne duam nga Greqia që të sigurojmë vendin tonë, të zhvillojmë tregtinë tonë, të ndriçohemi nga dija e saj.....

Ne mendojmë që Greqia të ketë fuqi si shtet në Greqi dhe Arbëria në Arbëri, dhe jo Arbëria të jetë e nënshtruar ndaj Greqisë. Nënkuptojmë bashkimin vetëm në një bashkimi të dukshëm e të mirëkuptuar, duke pasur të njëjtin mbret, të njëjtin ministër të jashtëm dhe të njëjtin ministër të luftës dhe të luftojë Greqia për Arbërinë dhe Arbëria për Greqinë, me një fjalë të kemi të njëjtët miq e të njëjtët armiq. Nënkuptojmë që Arbëria të ketë ushtri të sajën, xhandarmëri të sajën, polici e administratë të sajën, financa të vetat, gjykata e sistem arsimor të vetin. Një shembull të tillë e kemi tek Austria e Hungaria, ku nuk është afërsia që është ndërmjet arvanitëve e grekëve. Austriakët janë gjermanë dhe hungarezët një popull lindor, krejtësisht i huaj.

Përpara vëllezër! Ejani të bëhemi një Mbretëri Greko-Arbërore dhe duhet të bëhemi, sepse kemi një gjak, një atdhe, dhe një zot!

SHEHU
BOÇARI
XHAVELLA

## Këndvështrimi im për Thirrjen e vitit 1899

Dokumenti i lartshënuar, i njohur me titullin "THIRRJE E LIDHJES SË ARVANITËVE TË ATHINËS DREJTUAR VËLLEZËRVE ARBËR TË ARBËRISË", është marrë nga libri me titull "Η ΠΡΟΚΗΡΥΞΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ". Ky libër është botuar në vitin 1996 nën kujdesin e studiuesit Aristidh Kola i cili ka bërë edhe komentet e tij. Libri është botuar nga shtëpia botuese "THAMIRIS (Θαμυρις)".
Kjo thirrje, për ata që thellohen në analizën e saj, ngjall dyshime tepër serioze, sepse në gjithë brendinë e saj askund nuk përmenden emrat e përpiluesve të këtij dokumenti historik, siç është quajtur në botimin e librit, vetëm në fund na paraqiten tri nënshkrimet me mbiemrat Shehu, Boçari dhe Xhavella, të cilët këta mbiemra i mbanin familje të shquara arvanitase. Mendoj se përdorimi i mbiemrave të tyre mund të jetë bërë qëllimisht për të hedhur hije dyshimi dhe për njollosjen e ndershmërisë së këtyre familjeve të njohura arvanite. Dyshoj se edhe kësaj radhe mund të jetë përdoruar thënia: "Përçaj e sundo", duke e ditur zëshmërinë e këtyre familjeve që i mbanin këta mbiemra, prejardhjen dhe veprimtarinë e tyre në krahinën e Sulit të Janinës, krahinë e njohur kjo për luftërat që ka bërë kundër osmanëve dhe Ali Pashë Tepelenës që në vitin 1700 e në vazhdim deri në pavarësinë e Greqisë.
Esenca e kësaj thirrjeje është një dëshmi e rreme, e cila na flet për një lidhje shpirtërore dhe të gjakut mes shqiptarëve dhe grekëve jo vetëm gjatë shekullit XIX, gjë që, faktikisht, një lidhje e tillë asnjëherë nuk ka ekzistuar ndërmjet këtyre dy popujve përpara shekullit në fjalë.
E gjitha kjo është mbështetur në fakte të paqena, duke u paraqitur me anë të një programi që në këtë thirrje arsyetohet në tetë pikat e bashkimit.

1- Në pikën e parë ku thuhet: "Dheu i Greqisë është i garantuar dhe askush nuk mund ta shkelë, edhe po shkeli, do ikë shpejt".
Hartuesit e THIRRJES në këtë pikë kanë të drejtë, sepse ekzistojnë marrëveshje që interesat e Mbretërisë Greke i mbronte Rusia, Britania, Franca, Gjermania dhe Italia. Nga viti 1824-1865 në Greqi ishin themeluar parti që përfaqësonin interesat e Rusisë, Francës dhe Anglisë. Andrea Metaksai, i cili ka qenë kryeministër i Greqisë, ishte kryetari i Partisë Ruse, ish-kryeministri Joani Koletis ishte kryetar i Partisë Franceze, ndërsa ish-kryeministri Aleksandër Mavrokordhatos ishte kryetar i Partisë Angleze.

Familja mbretërore greke e Gjeorgjit të Parë kishte krushqi me familjen perandorake ruse. Në vitin 1889 Aleksandra, vajza e mbretit të Greqisë, Gjeorgji i Parë, u martua me Pavlon, djalin e dytë të carit rus, Aleksandri i Dytë.
Greqia kishte përkrahje edhe nga Mbretëria e Danimarkës, sepse mbreti i saj, Gjeorgji i Parë, në atë kohë vinte nga familja mbretërore e Danimarkës. Edhe klasa politike-kulturore europiane kishte shfaqur admirim për Kryengritjen e vitit 1821.

2- Në pikën e dytë thuhet: "Grekët janë fara jonë dhe ne jemi vëllezër të larguar, pasi janë edhe ata bij të gjyshërve tanë, pellazgjikëve". Në këtë pikë hartuesit e THIRRJES gabojnë rëndë. Sepse, sipas shumë studiuesve të huaj të asaj kohe, kishin nxjerrë përfundimin se grekët nuk janë pellazgë, por egjiptaso-fenikas dhe asnjëherë vendas në Ballkan.

3- Në pikën e tretë shkruajnë: "Kemi të bëjmë me Greqinë, pse kemi mijëra arvanitas këtu dhe gjuha arvanitase flitet gjer brenda në Athinë".
Kur është fjala rreth kësaj çështjeje kemi të bëjmë me një fakt të pamohueshëm, sepse në vitin 1899 gjuha arvanitase flitej deri në oborrin mbretëror dhe popullsia arvanitase përbënte shumicën e popullsisë së Greqisë së asaj kohe. Familja mbretërore dhe vetë mbretëresha Ollga në vitin 1890 kishte shfaqur interes për të mësuar gjuhën arvanitase[232].

4- Në pikën e katërt theksojnë: "Sepse liria e Greqisë është gatuar edhe me gjakun arvanitase, dhe po të mos qenë arvanitasit, hidrasit, speciotët, poriotët, suliotët, himariotët etj. Nuk do të mundte të çlirohej Greqia".

Bota europiane asaj kohe ishte dëshmitare se arvanitasit ishin më meritorët që kontribuan për çlirimin e Greqisë. Heronjtë arvanitas tashmë ishin bërë protagonistët e vargjeve popullore. Në këtë pikë thonë të vërtetën.

5- Në pikën e pestë gabojnë kur thonë: "Grekët dhe arvanitasit kanë të njëjtat zakone dhe të njëjta sjellje, veshin të njëjtat veshje-fustanellat, flasin gjuhën tonë dhe ne të tyren, dhe nderin e familjes e kemi dhe ata dhe ne, mbi kryet tona e jo nën këmbët siç e kanë të tjerët, që nuk dinë ç'do të thotë nderi i gruas dhe i kanë gratë e tyre hoteleve e birrarive të hargalisen me botën e huaj para syve të tyre! Zoti e ruajt arbërin nga një gjendje e tillë".

Edhe në këtë pikë hartuesit mundohen të paraqesin një mishërim mes dy popujve në çdo sferë të jetës. Duke u nisur nga çështja gjuhësore, veshja tradicionale popullore, doket, zakonet dhe arrijnë deri në çështjen më sublime, nderin familjar që njihet si karakteristikë e veçantë vetëm e popullit arvanitas. Asaj kohe, në mesin e arvanitasve e flitnin gjuhën greke vetëm disa politikanë arvanitë, kurse ata grekë që dinin gjuhën arvanitase ishin në të vërtetë vetë arvanitas. Për veshjen popullore të fustanellës dihej që nuk i

---

[232]Revista, *ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα, nëntor 1995, f. 8.

përkiste veshjes popullore greke. Ishte lakmia greke që kishin për trimërinë arvanitase që i detyrojë ata ta veshin dhe ta bëjnë veshje të tyre kombëtare. Duke menduar se me veshjen e fustanellës do t'i bartin edhe virtytet që i kishin arvanitët.

6- Në pikën e gjashtë shkruajnë: "Grekët janë pak, siç jemi dhe ne, nuk do të mundin kurrë të na bëjnë si të duan e të na helenizojnë, por do të jemi në jetë të jetëve arbër përkrah tyre".

Mungesa e një krahu të fortë politik arvanitas u reflektua me shumë pasoja, saqë mungonte një fuqi për të kundërshtuar një histori të rreme ku thoshin se arvanitasit ishin pak, na barazonin me një numër të vogël grekësh që në një farë mënyre me arvanitasit e Greqisë ia kishin arritur qëllimin rreth çështjes të asimilimit, ku gjuha arvanitase nuk njihej zyrtarisht në mbretërinë e asaj kohe.

7- Këtu hartuesit e Thirrjes thonë: "Në të vërtetë shkronjat arvanitase janë ato të greqishtes dhe ne me grekët të bashkuar të kemi shkronjat tona të natyrshme, të shkruajmë me gërmat tona dhe jo vllaçe, italiane si ato që sajojnë në Bukuresht e gjetkë".

Arbrit, duke i pasur të njohura pretendimet e grekëve, gllabërimin e çdo gjëje të huaj dhe përvetësimin në mënyrë profesionale të gjërave, ndrojtje të madhe paraqitën rreth çështjes së shkronjave, të shkruarit e gjuhës shqipe. Kërkesë primare e intelektualëve arbër të kohës ishte që gjuha shqipe të mos shkruhej as me shkronja arabe, as me shkronja greke, por me alfabetin latin, gjë që nënkuptonte mosnënshtrim qoftë ndaj grekëve, qoftë ndaj osmanëve. Është e vërtetë se ka shumë libra, gazeta, revista të shek. XIX që gjuha shqipe është shkruar me shkronjat e greqishtes së sotme.

8- "Grekët i njohim e na njohin. Jetuam mijëra vjet me grekët e jetojmë ende si vëllezër, sepse farat tona, grekja dhe arbërorja, gjenden në një vend që u përket të dyve. Mijëra grekë jetojnë brenda në Arbëri dhe mijëra arbër jetojnë brenda në Greqi dhe kurrë deri më sot nuk e luftuan njeri-tjetrit. Dhe në Arbëri grekët dhe arvanitasit jetojnë si vëllezër, dhe në Greqi arvanitasit me grekët jetojnë si vëllezër, sepse të dy popujt, grek dhe arbër, jetojnë në vende që u përkasin që të dyve, dhe nuk është njëri popull në tokën e tjetrit si në tokën e huaj. **Ajo çka është greke është dhe arvanitase dhe ajo çka është arvanitase është dhe greke. Gjaku nuk bëhet ujë!"**

Në këtë pikë hartuesit e Thirrjes tregojnë qartë pretendimet e grekëve edhe në historinë e lashtë shqiptare, në gjuhën dhe në racën.
Greqia dhe Serbia në vitin 1861 dhe 1867[233] kishin nënshkruar dy marrëveshje për zgjerimin e kufijve të tyre në dëm të territoreve që njiheshin dhe banoheshin nga popullsia shqiptare. Në vitin 1860 politika dhe kisha

[233]Shkëlzen RAÇA, *Marrëdhëniet Shqiptaro-Greke, 1829-1881*, Prishtinë, 1990, f. 116.

greke punonte me një propagandë të ashpër që të gjithë ortodoksit shqiptarë të quheshin grekë. Parulla e tyre ishte se çdo ortodoks që jetonte në Perandorinë Osmane ishte grek, dinin apo nuk dinin gjuhën greke. Grekët e Stambollit ishin kundërshtarët më të flaktë kundër kulturës shqiptare. Të grumbulluar në shoqatën "Për përhapjen e kulturës greke", me qendër në Athinë, ata kishin hapur shumë shkolla greke në qytetet shqiptare si: Berat, Sarandë, Janinë, Prevezë, etj., me qëllimin për asimilimin e ortodoksëve shqiptarë.

Në vitin 1835 Greqia kishte arritur të hapte konsullatat e saj në Janinë, Vlorë dhe Durrës të cilat kishin të drejtën e lëvizjes deri në Shkodër. Vendimi i Oborrit Mbretëror i Punëve të Jashtme vendosi: Udhëzimet konsullore shtesë u vendosën mbi propozimin e sekretariatit si më poshtë, periferitë e konsullatës së Epirit dhe Shqipërisë ndarë në këto nënkonsullata:

a. Të Epirit që e ka qendrën në Janinë. Kjo përfshin krahinat e Zagorisë, Meçovës, Konicës dhe shtrihet në lindje deri në qytetet Grevenë, Paramithi e Sul, deri në Kalaritë (Artë), në perëndim përgjatë gjithë vijës bregdetare të Çamërisë që nis nga Butrinti dhe përfshin edhe Sajadhën.

b. Të Shqipërisë së Poshtme që selinë kryesore e ka në Vlorë. Kjo nënkonsullatë përfshin tërë bregdetin perëndimor deri në Kavajë duke filluar nga Butrinti deri në kufijtë e saj në lindje në një pjesë të Konicës, dhe nga ana tjetër në Berat përfshin gjithë plazhet përreth.

c. Të Shqipërisë Veriore me qendër në Durrës. Kjo nënkonsullatë shtrihet gjatë gjithë vijës bregdetare të Kavajës dhe rrethinat e këtij qyteti deri në kufijtë e bregdetit austriak (Kotorr), në kufijtë e provincës së Shkodrës nga Kavaja në perëndim, deri në lindje duke përfshirë zonën e Ohrit dhe rrethinat përkatëse. Ky vendim u nënshkrua nga sekretari i Punëve të Jashtme, Jakov Rizos në oborrin mbretëror në Athinë më 19 nëntor 1835. U botua në Fletoren Zyrtare të Mbretërisë së Greqisë në dhjetor të vitit 1835[234].

Zyrat diplomatike greke në vilajetet shqiptare bënin propagandë për të realizuar "Megali Idenë". Në vitin 1878 në qytetin e Himarës vërshuan njerëz të armatosur të ardhur nga Athina, të cilët filluan ta terrorizonin popullsinë shqiptare. Në të njëjtën kohë luftëtarët grekë sulmuan me armë popullsinë shqiptare.

Në Kongresin e Berlinit më 1878 Greqia kishte kërkuar haptazi marrjen e Vilajetit të Janinës. Ngjarjet historike që nga viti 1850 e në vazhdim tregonin që grekët kërkonin me çdo kusht zhdukjen e shqiptarëve nga vendbanimet e tyre në qytetet e Vilajetit të Janinës. Shihet qartë se grekët nuk i ndjenin shqiptarët si vëllezër dhe aleatë siç thuhet nga hartuesit e

[234] *ΕφημεριςτηςΚυβερνησεως του Βασιλειου της Ελλαδας*, Αριθ.21, 1835, Αθηναις, 30 dhjetor, f. 91.

Thirrjes. Kisha greke kishte vrarë dhe helmuar shumë mësonjës që kishin hapur shkolla për mësimin e gjuhës shqipe në ato vite.
Në Shqipërinë e Jugut në ato vite jetonin rreth 10 mijë grekë të cilët kishin ardhur si çobenj dhe bujq për të punuar në tokat e bejlerëve shqiptarë. Kurse në Greqi shumica e popullsisë fliste gjuhën shqipe deri në oborrin mbretëror.

Në përfundim duhet thënë se çdo lëvizje e atyre viteve për bashkëpunim apo për bashkim në një federatë greko-shqiptare, ishin të përcaktuara të dështonin si nga ana teorike, ashtu edhe ajo praktike. Intrigat zyrtare dhe jozyrtare greke kundër ekzistimit të kombit, gjuhës dhe kulturës shqiptare kishin filluar që në kohën e mbretit Otton kur kërkohej të realizohej "Megali Ideja". Politika greke në fund të shekullit XIX kishte filluar të tërhiqej nga ana e rusëve dhe serbëve. Grekët, duke parë që pozita e tyre ishte më e fortë, politika greke kishte filluar të kërkonte rrugën për të ndërtuar forcën e fuqishme politike dhe ushtarake në Ballkan. Ata jo vetëm që nuk kishin lidhje gjaku me shqiptarët, por kishin arritur shpeshherë që t'i fusnin edhe në grindje shqiptarët ndërmjet tyre. Peshkopët grekë shpeshherë mallkonin gjuhën shqipe dhe rilindësit shqiptarë.




Marko D. Noti Boçari (1833-1900), Kryetar i Bashkimit të Shqiptarëve

## “THIRRJA” e 1899”-tezë e papranuar për arbrit e Arbërisë

Si studiues i historisë së arvanitasve dhe i asaj shqiptare e hedh poshtë këtë thirrje që të jetë hartuar vërtet nga një rreth i gjerë këshillimi i arvanitasve të Greqisë, për arsye se në atë kohë kur pretendohet të jetë shkruar ajo, politika e Greqisë ishte për mosqenien e kombit, gjuhës dhe shtetit shqiptar. Këtë kundërshtim Greqia e shprehte gjithnjë në konferencat ndërkombëtare të shekullit XIX.

Duke lexuar se këtë thirrje e bënin arvanitasit e Lidhjes së Athinës dhe jo arvanitasit e Greqisë, na lë të kuptojmë se është e hartuar nga një rreth i ngushtë i arvanitasve që jetonin në Athinë. Në fund të shekullit XIX brenda në Athinë jetonin në përgjithësi arvanitët që ishin në detyra të larta në Mbretërinë Greke. Dhe pikërisht këta arvanitë në detyra mbretërore funksionin si greke dhe si mbrojtës të flaktë të shtetit grek.

Arvanitasit e Greqisë nuk kishin shumë njohuri rreth jetës shoqërore-politike-ushtarake për shqiptarët në veri të Arbërisë si në Prizren, Shkup, Manastir, Mitrovicë, Ferizaj, Gjakovë, Ulqin, Plavë etj. Për arvanitasit e Greqisë këto territore mund të njiheshin si toka të banuara nga myslimanët osmanë. Kështu nuk mund të pretendohet se Greqia në atë kohë do të sakrifikonte veten e saj për lirinë shqiptare në qytetet që i përmendëm më lart, kur dihet që vetë ajo në vitin 1899 nuk i kishte çliruar grekët dhe qytetet e saj që i ka sot si Kretën, Thesalinë, Selanikun, Edesën etj.

Po t’u rikthehemi ngjarjeve historike të viteve të fundit të shekullit XIX do të vërejmë se Mbretëria Greke kishte kaluar nëpër humbje të mëdha politike dhe ushtarake në Ballkan. Vetë grekët në vitin 1897 kishin pësuar humbjen e madhe dhe të turpshme nga osmanët. Grekët, të udhëhequr nga shoqëria “panhelenike”, i kishin shpallur luftë Perandorisë Osmane për ta marrë ishullin e Kretës në vitin 1897, por forcat greke u shpartalluan shumë shpejt, duke humbur edhe territoret e tyre në Thesali dhe duke i paguar osmanëve dëmshpërblim.

Kurse shqiptarët sapo kishin filluar të krijonin trupin politik të tyre për shpalljen e një autonomie të gjerë nga Perandoria Osmane. Në fund të vitit 1897 tre mijë shqiptarë të armatosur dëbuan autoritet osmane nga Gjakova dhe arritën deri në qytetin e Shkupit[235]. Në fillim të vitit 1899 kemi mbledhjen e shqiptarëve në Kuvendin e Pejës për ripërtëritjen e kërkesave të Lidhjes së Prizrenit[236]. Atë vit u grumbulluan forca të mëdha atdhetare

[235]*Historia e Shqipërisë*, vëll., III, Tiranë, 1965, f. 240-242.
[236]Citim, Gazmend SHPUZA, *Në Vazhdën e Gjurmimeve*…, Tiranë, 1997, f. 85. K. Prifti, Lidhja Shqiptare e Pejës, Tiranë, 1984

shqiptare në Kosovë të cilat udhëhiqeshin nga Haxhi Zeka, Bajram Curri, Isa Boletini, por edhe dalja në skenë e udhëheqësve politikë shqiptarë si Ismail Qemali, Hasan Prishtina të cilët, mbas disa vitesh, pra më 1912, do ta shpallnin pavarësinë e Shqipërisë.

Në vitin 1890 kemi edhe Lëvizjen Kombëtare Shqiptare për hapjen e shkollës në gjuhën shqipe. Kështu në tetor të vitit 1891 u hap shkolla e parë shqipe e vashave në qytetin e Korçës. Por shkollimi në gjuhën shqipe ishte ndeshur në pengesa të mëdha nga grekët. Patriarkana e Stambollit dhe kisha greke e Athinës me peshkopët e tyre mallkonin nismëtarët e mësimit në gjuhën shqipe. Shumë mësues të gjuhës shqipe u helmuan ose u vranë nga njerëzit e shtetit dhe të kishës greke.

Në vitet 1890-1895 kemi dhe grumbullimin e disa politikanëve osmanë për reforma të reja në Perandorinë Osmane. Në vitin 1895 këta politikanë kishin shpallur në Londër një program reformimi të Perandorisë Osmane, që më vonë këto reforma do të njiheshin si Kryengritja e turqve të rinj (Kryengritja e Xhonturqëve).

Në vitin 1890 kemi Lëvizjen kombëtare sllave të Ballkanit, të cilët kërkonin kufirin deri në qytetin e Selanikut. Bullgaria në vitin 1894 kishte katër peshkopata nga Selaniku deri në Shkup. Por më mbrapa nuk kishte mbetur edhe Serbia e cila gjithnjë kishte dëshiruar dalje në portin e Selanikut.

Greqia në fund të shekullit XIX ishte e rraskapitur, e hutuar, për të vënë me luftë programin e "Megalo Idesë" (Greqia e Madhe).

Për realizimin e "Megalo Idesë" grekët që në fillim do të ndesheshin në luftë me shqiptarët, dhe kështu ata menduan që t'i shfrytëzonin lidhjet racore, gjuhësore, shpirtërore që i kishin me arvanitasit e Greqisë, të cilët tashmë ishin të përfshirë në Mbretërinë Greke në shkallën më të lartë të drejtimit të saj. Në shekullin XIX, siç kam shkruar në temat e kaluara, arvanitasit në Mbretërinë Greke i gjejmë në detyra të larta si kryeministra, ministra, admiralë, ushtarakë të lartë etj.

THIRRJA në brendësi ka disa pika vlerësimi për kombin dhe gjuhën shqipe, por nuk ka pika bashkimi me grekët. Kështu, nga vitit 1850 e në vazhdim shqiptarët dhe grekët i ndanin shumë gjëra. Në vitin 1850 Mbretëria e Greqisë kishte ngritur pretendimet për realizimin e "Megalo Idhea". Në programin e saj Mbretëria e Greqisë donte t'i përfshinte brenda saj të gjithë ortodoksët e Ballkanit dhe të Azisë së Vogël. Greqia kërkonte kufirin me Shqipërinë deri në lumin Shkumbin.

Për ta realizuar planin e "Megalo Idesë", ajo do ta shfrytëzonte mbrojtjen e Rusisë e cila në vitin 1853, në krye me car Nikollën i kishte kërkuar Perandorisë Osmane njohjen e të drejtave të kishës greke mbi Tokën

e Shenjtë të Palestinës si dhe njohjen e Rusisë si mbrojtëse të të gjithë grekëve të krishterë në tokën osmane[237].

Pas traktatit të vitit 1830 ku pavarësia e Greqisë garantohej nga Britania e Madhe, Franca dhe Rusia grekët i përdorën energjitë për t'i çliruar vëllezërit e tyre që ishin ende nën sundimin osman, duke ndjekur Megali Idenë, që kishte për qëllim krijimin e një mbretërie greke të zgjeruar. Ky koncept u bë qëllim sundues i politikës së jashtme të Greqisë[238].

---

[237]Fredinand SCHEVILL, *BALLKANI Historia dhe Qytetërimi*, Tiranë, 2006, f. 292.
[238]Vasli KONDIS*, Greqia dhe Shqipëria, 1908-1914,* Tiranë, 2007, f. 11.

## Pse Aristidh Kola e botoi “THIRRJEN” pikërisht më 1996?

THIRRJA e vitit 1899 u botua nga Shtëpia Botuese “THAMIRIS” e cila ishte themeluar nga Aristidh Kola për të botuar libra për historinë, gjuhën dhe kulturën e arvanitëve.

Librin “Η ΠΡΟΚΗΡΥΞΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ” (THIRRJA E LIDHJES SË ARVANITËVE), Aristidh Kola e botoi me qëllimin e mirë për afrimin e popullit grek dhe atij shqiptar në fund të vitit 1990. Ky libër botohej fill pas botimit në vitin 1995 të librit “GREQIA NË KURTHIN E SERBËVE TË MILOSHEVIÇIT”[239]. Aristidh Kola në këtë libër tregon për komplotet dhe masakrat çnjerëzore serbe kundër kombeve të ish-Federatës Jugosllave dhe kryesisht të shqiptarëve. Në librin “Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit”, Aristidh Kola do të paralajmëronte për masakrën që po përgatiste Milloshevici dhe bashkëpunëtorët e tij kundër popullit shqiptar të Kosovës.

Kur filloi lufta në ish-Jugosllavi dhe në veçanti në Bosnjë e Hercegovinë, filloi një propagandë e egër kundër emigrantëve shqiptarë që punonin dhe jetonin në Greqi, kjo ishte marrëveshja ndërmjet Milloshevicit dhe politikanëve grekë. Pra Serbia, Maqedonia dhe Greqia kishin probleme me shqiptarët dhe filluan të zhvillonin një propagandë të përbashkët kundër tyre.

Kështu, në skenë doli Milloshevici duke u premtuar grekëve se Maqedonia do të ndahet ndërmjet Jugosllavisë dhe Greqisë. Por Milloshevici u kërkoi grekëve që, mbasi ta fitonte luftën me Bosnjën dhe me Kroacinë, do ta pastronte edhe Kosovën nga shqiptarët. Atëherë grekët duhej të krijonin ndonjë problem fals, të rremë, në jug të Shqipërisë me minoritetin grek që jeton aty, me qëllim që vëmendja e politikës dhe ushtrisë së Shqipërisë të përqendrohej në jugun shqiptar. Serbia në atë kohë nga Kosova do t’i zhdukte me luftë të gjithë shqiptarët e atjeshëm, sepse politika shqiptare do të përqendrohej në jug, ku grekët do të provokonin rrëmujë, dhe kështu, shqiptarët e Kosovës do të braktiseshin nga shteti i tyre amë, Shqipëria.

Provokimet në jugun shqiptar nuk munguan nga ana e grekëve si p.sh. më 1993 shteti shqiptar përzuri nga Gjirokastra si person të padëshirueshëm priftin grek Kristos Stamos[240]. Në vitin 1994 arrestohen pesë minoritarë grekë të cilët akuzohen për veprimtari në dëm të shtetit shqiptar. Në prill të vitit 1994, një komando terroriste greke e organizatës “MAVI” sulmon

---

[239] Αριστειδη Π. ΚΟΛΛΙΑ, *Η Ελλαδα στην Παγιδα των Σερβων του Μιλοσεβιτσ, 1991-1994*, Αθηνα, 1995

[240] Arben P. LLALLA, *Aristidh Kola dhe Shtypi Shqiptar*, Tetovë, 2007, f. 79.

repartin ushtarak shqiptar në fshatin Peshkëpi të Gjirokastrës, duke vrarë kapitenin Fatmir Shehu dhe ushtarin Arben Gjini[241]. Më 21 gusht të vitit 1994 piloti grek Kosta Vrakas hedh fletushka me shkrime kundër ish-kryetarit të shtetit shqiptar, Sali Berisha në jug të Shqipërisë nga avioni i tij[242].

Me acarimin e marrëdhënieve midis Greqisë dhe Shqipërisë kundër shqiptarëve u vunë komunistët e deri te të djathtët në Greqi; partitë, gazetat, televizionet ishin me serbët dhe shpreheshin kundër shqiptarëve.

Në këtë kohë Aristidh Kola shkruante i vetëm dhe u thoshte grekëve: "Ku shkoni, mor të paditur, të luftoni kundër vëllezërve?! Ne jemi vëllezër me shqiptarët dhe jo me serbët".

Mbase këto ngjarje në vitet 1992-1994 e detyruan Aristidh Kolën që të bënte diçka me qëllimin e mirë për ta afruar popullin grek dhe atë shqiptar. Kështu kemi si fillim në vitin 1995 botimin e librit "Greqia në kurthin e serbëve të MilloshevIçit", dhe një vit më vonë, më 1996 botimin e "Thirrjes së Lidhjes së Arvanitasve të Athinës".

Në përfundim duhet thënë se "THIRRJA e vitit 1899" pavarësisht kush e shkroi dhe e hartoi idenë e saj, ajo do të mbetet thjesht një zë i mbytur që në shekullin XIX.

Greqia deri në fund të shek. XIX propagandonte sikur ishte e interesuar për themelimin e një principate autonome shqiptare nën monarkun grek ose për një principatë të pavarur shqiptare të bashkuar me Greqinë. Por, në të vërtetë, të gjitha veprimet e Greqisë, ushtrisë, grupeve paraushtarake dhe e legjioneve të shenjta që i komandonte Kisha Ortodokse Autoqefale Greke, tregonin qartë se Greqia ishte e interesuar vetëm për asimilimin ose zhdukjen e kombit dhe të gjuhës shqipe.

[241]Mero BAZE, *Kthimi Grek*, Tiranë, 1995, f. 97.
[242]Po aty, f. 107-108.

## KREU I KATËRT

# PËRPJEKJA E INTELEKTUALËVE ARVANITAS PËR RUAJTJEN E GJUHËS SHQIPE

*"Kushdo që dëshiron të bëhet arkeolog i Epirit, duhet në fillim të bëhet albanolog". (Vasislis Zoto-Molossos)*

Tekstet e gjuhës shqipe të shkruara me shkronja greke nga shqiptarët e Greqisë, të cilët thirren si arvanitas, janë të rralla. Studiuesit e ndryshëm kur i zbulojnë këto tekste, i trajtojnë si shkrime të rralla dhe të çmuara. Kjo ndodh për arsye se studiuesit, historianët dhe gjuhëtarët që merren me studimin e shkrimit shqip në Greqi, i mbeten mendimit që arvanitasit shumë pak kanë shkruar në gjuhën shqipe në shek. XIX. Por e vërteta është krejt ndryshe. Janë me dhjetëra libra, gazeta e revista të botuara në fund të shek. XVII dhe fillim të shek.XIX në Greqi në gjuhën shqipe me shkronja greke. Ato fillojnë me librin e parë ndoshta me shkronja greke, fjalorin tregjuhësh romanika(greqisht)–vllahika(vllahe)–alvanika(shqip) të Teodor Kavaliotit të botuar në vitin 1770 në Venedik. Ky fjalor ka 1.170 fjalë. Për të vazhduar në vitin 1802 botimi një tjetër fjalor–ushtrime katërgjuhësh romaikos(greqisht)–vlleh–bullgarisht–shqip të Danil Mihal Voskopojarit. Ky fjalor–ushtrimesh ka 1.072 fjalë. Më 1809, kemi fjalorin e Marko Boçarit që ishte nga Suli i Çamërisë. Më tej, tekstet në gjuhën shqipe me shkronja greke të gjetura deri më sot do t'i ndeshim te libri *Dhiata e Re*, Korfuz, 1824, f.188., *Dhiata e Re*, Korfuz, 1827 f.839., *Dhiata e Re*, Athinë, 1858, f. 375. Shkrime të tjera në gjuhën shqipe janë botuar edhe në shtypin grek si në gazetën "E ardhmja e atdheut", Athinë më 29 dhjetor 1860. Bëhet fjalë për një fjalim të mbajtur në gjuhën shqipe gjatë fushatës parazgjedhore në Greqi. Thuhet se në ato vite shpeshherë në gazetat greke botoheshin tekste në gjuhën shqipe, poezi të ndryshme etj. Por për fatin e keq shumë nga këto tekste nuk kanë dalë në dritë në vitet e mëvonshme për t'u studiuar.

Nga mesi i shekullit XIX, gjuha shqipe në Greqi do të fillonte të kishte një shtrirje të gjerë në të shkruar nga shqiptarët e atjeshëm. Pra do të dilnin në dritë libra për t'u studiuar gjuha shqipe nga studiuesit arvanitas Panajot Kupitori, Anastas Kullurioti dhe të studiuesve të huaj.

Shkrimtari dhe gazetari Anastat Kullurioti botoi gazetën "Η ΦΩΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ" (Zëri i Arbirisi[243]), dy libra në gjuhën greke dhe një në gjuhën shqipe. Këto na kanë rënë në dorë tani për tani, por ka mundësi të ketë botuar edhe libra të tjerë që nuk dihet fati i tyre.

Në përgjithësi hartuesit e letërsisë shqiptare shumë pak janë marrë me letërsinë e arvanitasve, ata më shumë u referohen arbëreshëve të Italisë në periudhën e Rilindjes Kombëtare të shek. XIX. Por këto mendime për të anashkaluar letërsinë e arvanitasve të shek. XIX janë të gabuara, sepse, sipas zbulimeve viteve të fundit, del se ata kanë shkruar shumë, ndoshta më shumë se arbëreshët e Italisë së shekullit XIX.

[243]Anastas Kullurioti fjalët "*I Foni tis Albanias*" e përkthente dhe e shkruante në gjuhën shqipe "Zëri i Arbirisi".

# Botimet e para të Dhiatës së Re në Gjuhën Shqipe

Njëri nga librat në gjuhën shqipe është edhe *Dhiata e Re,* e botuar për herë të parë më 1824, e përgatitur nga dr.Vangjel Meksi. Bëhet fjalë vetëm për pjesën e *Shën Mateut*. *Dhiata e Re,* botimi i vitit 1824, është ndoshta botimi i parë në gjuhën shqipe. Ajo përbëhet nga 188 faqe të shkruara në gjuhën greke dhe në gjuhën shqipe me shkronja greke.

Më tej kemi *Dhiatën e Re* të botuar në vitin 1827 në Korfuz, nën kujdesin e Mitropolitit të ishullit të Eubesë, Grigor Gjirokastritit. Ishulli i Eubesë banohet edhe sot nga shumica e popullsisë arvanitase.

*Dhiatën e Re,* botim i vitit 1827, në Korfuz, e përktheu dr.Vangjel Meksi(1770-1823), i cili ishte mjek i Ali Pashë Tepelenës. Vangjel Meksi u lind në Labovë të Gjirokastrës. Mësimet e para i mori në shkollën e vendlindjes, ndërsa shkollën e mesme e kreu në Janinë, për t'i vazhduar pastaj studimet universitare për mjekësi në Napoli të Italisë. Dashuria për gjuhën shqipe e shtyri mjekun Meksi të bënte përpjekje për botime të librave në gjuhën shqipe, gjë që ishte shumë vështirë në ato vite, por megjithatë ishte një punë shumë e nevojshme. Në vitin 1821, me porosi të Shoqërisë Biblike të Londrës (Protestante), ai shqipëroi *Dhiatën e Re*. Pas dy vitesh përkthyesi Vangjel Meksi vdiq duke i mbetur puna e papërfunduar. Pas disa vitesh, më 1827 do të jetë një shqiptar tjetër që do të shërbejë në kishën ortodokse greke në Eube. Ky është peshkopi Grigori, i cili do të kujdesej për botimin e *Dhiatës së Re,* të përkthyer nga laboviti Vangjel Meksi. Ky libër fetar i botuar në vitin 1827 në Korfuz më shumë do t'u shërbente shqiptarëve për të lexuar në gjuhën shqipe, sesa afrimit të tyre me kishën kristiane, duke marrë parasysh faktin se në fillim të shek. XIX filloi lëvizja letrare shqiptare e cila njihet në histori si periudha e Rilindjes Kombëtare.

Ky libër ka 839 faqe dhe për botimet e kohës kemi të bëjmë me një libër voluminoz. Shumë studiues pretendojnë se *Dhiata e Re*, e botuar në Korfuz në vitin 1827 është botuar në dy vëllime sipas kërkesës së kryepeshkopit Grigor, por gabojnë, sepse unë këtë libër e kam gjetur vetëm në një vëllim të plotë, pra me 839 faqe të ndarë në dy pjesë.

Grigor Gjirokastriti deri në prill 1821 ishte Mitropolit i Eubesë, u burgos nga autoritetet osmane për pjesëmarrje në kryengritjen e 1821, por pas arratisjes u shpërngul në Korfuz. Më 1823 redaktoi për shtyp dorëshkrimin e Ungjillit të Mateut, përkthyer nga dr. Vangjel Meksi. Bëri redaktimin e dorëshkrimit të plotë të Meksit dhe u kujdes për gjithë punën në shtyp për *Dhiatën e Re*, botim i 1827. Në shtator 1827 u emërua Mitropolit i Athinës. Vdiq në fillim

të 1828. Mitropoliti Grigor Gjirokastriti me njohjen e mirë të shqipes dhe me aftësitë letrare që kishte, u përpoq për një gjuhë të qartë e të kuptueshme. Është redaktori dhe korrektori letrar i parë shqiptar që njihet.

Ndërsa në vitin 1858 u ribotua vetëm pjesa e parë, të paktën deri më sot kam gjetur vetëm këtë pjesë të botuar në Athinë. Këtë e them me bindje të plotë, sepse në kopjen e këtij botimi shkruhet qartë në faqen e parë se bëhet fjalë për pjesën e parë që përbëhet prej 375.

Në *Dhiatën e Re* të botuar në Korfuz më 1827, në faqen 374 mbaron pjesa e parë dhe fillon pjesa e dytë e librit. Pjesa e parë, siç e thamë më lart, u ribotua më 1858 në Athinë.

Por përse dr. Vangjel Meksi dhe peshkopi Grigor punuan dhe u kujdesën në fillim të vitit 1820 për botimin e një libri fetar kristian në gjuhën shqipe, kur dihet se në ato vite bëhej luftë për mbijetesë si komb, dhe për shqiptarët pak rëndësi kishte feja?

Mund të thuhet lirisht se dr. Meksi dhe peshkopi Grigor nuk u kujdesën për botimin e *Dhiatës së Re* në gjuhën shqipe për të holla, as për arsye se atë e kishin detyrë fetare, por thjesht nga dashuria që kishin për gjuhën amtare shqipe. Në këtë mënyrë ata jepnin kontributin e tyre që shqipja të mos vdiste dhe të mos asimiloheshin shqiptarët e Greqisë. Ata ishin të vetëdijshëm në ato vite se puna që po bënin ishte me rreziqe të mëdha për vetë faktin se grekët bënin çmos për asimilimin shqiptarëve ortodoksë. Një luftë e tillë edhe sot nuk është ndërprerë, por vazhdon në forma të ndryshme.

Pas 45 vitesh, gjuhëtari Kostandin Kristoforidhi në vitin 1872 në Stamboll do të botonte në gjuhën shqipe me shkronja latine *Dhiatën e Re* në dialektin gegë, një botim ky shumë i përsosur dhe i qartë për lexuesit. Puna e K. Kristoforidhit në botimin e *Dhiatës së Re* të vitit 1872 është shumë e lavdërueshme, për arsye se ai sado që kishte studiuar në bankat e shkollës greke dhe i përkiste gjeneratës e cila e shkruante gjuhën shqipe me shkronja greke, me një punë të madhe ai na solli një vepër të shkruar shqip me shkronja latine, duke e tërhequr vëmendjen se gjuha shqipe duhet të shkruhet vetëm me këto shkronja.

Ne nuk duhet t'i shohim sot botimet e *Dhiatës së Re* dhe librave të tjerë fetarë të botuar në shek. XIX në gjuhën shqipe si vepra fetare, por si libra me vlera të larta gjuhësore dhe historike, sepse ato bënin të mundur që besimtarët të lexonin lutjet në gjuhën amtare. Ato libra fetarë kanë ndihmuar sado pak në ruajtjen e gjuhës shqipe dhe kanë nxitur më tej edhe botime të mirëfillta letrare duke e mbaruar misionin e tyre në Kongresin e Manastirit në nëntor të vitit 1908 dhe në themelimin Kishës Ortodokse Autoqefale Shqiptare në vitin 1922.

| 14 P. | B. | A. |
| --- | --- | --- |
| Ἀγȣρίδα. | Αγορίδα. | Γκρέστα. |
| Ἄγριος. | Ἄγρȣ. | Ηἔγκαρ. |
| Ἀγῶγι. | Αγῶγε. | Κυρά. |
| Ἀγῶνας. | Ἀγωνιστῆρε. | Τζαλαστίσγια. |
| Ἄδεια. | Ἀδέτε. | Γκέ. |
| Ἄδειος. | Γκόλȣ. | Ηζμπράζατ. |
| Ἀδελφός. | Φράτε. | Βαλά. |
| Ἀδράκτι. | Φȣ́σȣ. | Μπόστ. |
| Ἀέρας. | Αβάε. | Χαβά. |
| Ἀετός. | Σκιποαίνε. | Φαϊκȣ́α. |
| Ἀηδόνι. | Μπιλμπήλλιȣ. | Μπιλμπίλ. |
| Αἷμα. | Σάτζε. | Γκιάκ. |
| Ἀιῶνας. | Αἴτα. | Γιαίτα. |
| Ἀκέραιος. | Νξέγκȣ. | Ητάρα. |
| Ἀκόλȣθος. | Ντȣπαναστατόρȣ. | Ντιέκας. |
| Ἀκόμι. | Νίκα. | Εδέ. |
| Ἀκȣμπίζομαι. | Μοντοάπαρρȣ. | Μστέτεμ. |
| Ἀκȣ́ω. | Ἄβντȣ. | Νταγγιόϊ. |
| Ἄκρα. | Μάρτζονε. | Ἄνα. |
| Ἀκριβός. | Σκȣ́μπȣ. | Ηστξέντα. |
| Ἀκρίδα. | Γκȣλȣγκȣ́στα. | Καρκαλέτζ. |
| Ἀκτῖνα. | Ράτζα. | Ρέζε. |
| Ἄλας. | Σάρε. | Κριȣ́πα. |
| Ἀλέθω. | Μάτζονȣ. | Πλιȣ́αγ. |
| Ἀλείφω. | Οὔγκȣ. | Λιȣ́εγ. |
| Ἀλέξι. | Μεστιȣ. | Πλιȣ́αρ. |
| Ἀλεῦρι. | Φαρίνα. | Μιέλ. |
| Ἀλήθεια. | Αλήθχε. | Βαρτιέττια. |

Ἀλησ-

Fjalori tregjuhësh i Teodor Kavaliotit të botuar në vitin 1770 në Venedik.

# ΑΡΧΗ ΤΟΥ ΤΕΤΡΑΓΛΩΣΣΟΥ

## ΛΕΞΙΚΟΥ

| Ῥωμαίϊκα | Βλάχικα | Βȣλγάρικα | Ἀλβανίτικα |
|---|---|---|---|
| Ὁ Θεὸς | Γȣμνιτζάȣ | Γόσποτ | Περαντία |
| ἔκαμε | φέτζε | ςόρη | μπάρη |
| τὸν ȣρανὸν, | τζέρρȣ | νέποτω | κίελτ |
| τὴν γῆν | λόκλȣ | ζέμιατα | δῶτα |
| τὸν ἥλιον | σοάρλε | σφέντζετω | ριέλλνα |
| τὸ φεγγάρι | λȣννα | μεσετζῆνατα | χάννζεα |
| τὰ ἄςρα. | ςιάλλε. | τβέςητε. | ὔγιετ. |
| Καὶ ὕςερα | Σοὴ ταπῆα | Ἡ σέτνε | Ε'δὲ παςάη |
| ἐπρόςαξε | ȣρσῆ | πώελλια | ȣρδαρόη |
| τὴν θάλασσαν | ἀμάρια | μόρετω | τέτνα |
| τὰς λίμναις | πάλτζηλλε | ἐζέρατα | γκιόληρατ |
| τὰ ποτάμια | ρȣȣρρε | ρέκιτε | λȣμαρατ |
| ϗ εὔγαλαν | σοὴ σκȣάσιρα | ἢ ἰζβάτωα | ἐδε ντζȣαρα |
| τὰ ὀψάρια | πέσκηλλι | ρήπητε | πέσκιτ |
| τὰ χέλια. | ȣχέλληλε. | ἰαγκȣλητε. | γκιάλλιατα. |
| Πάλιν εἶπε | Νȣπόη τζῆσε | Πάκ ρέτζε | Περσαρῆ θα |
| ϗ εὔγηκαν | σοὴ ἰσσῆρε | ἢ ἰζλέκωα | ἐδὲ τύαλλα |
| ἀπάνω εἰς τὴν γῆν | πεσȣπρα πρὲ λόκȣ | γκῶρε νὰ ζέμιατα | σήπαρ μπὴ δέτ |
| ὅλα τὰ δένδρα. | τȣτζη ἀρπȣρλλι. | σφῆτε ντέρβια. | γκίθα τρȣρατ. |
| Καὶ εἶναι ἡ γῆ | Σοὴ ἔςα λόκλȣ | Ἡ γιέτ ζέμιατα | ἐδὲ ἔςα δέȣ |
| γεμάτη | μπλήνȣ | πώλνα | πλιότ |
| ἀπὸ ξύλα | τὲ λιάμνε | ὀτ τάρβα | πὲ ρȣ |
| δρύϊνα. | τὲ κȣπάτζȣ. | ὀτ μπȣκα. | πὲ τȣσκȣ. |
| ἀπὸ ὀξυάν | Τὲ φάκȣ | Ὀτ ντάπωη | Πὲ χάȣ |
| ἀπὸ ἰτέαν | τὲ σάλτζε | ὀτ βάρμπα | πὲ σέλκȣ |
| ἀπὸ λεῦκον | τὲ πλȣπȣ | ὀτ τοπόλικα ἰάσικα | πὴ πλέπη |

A

Fjalor–ushtrime katërgjuhësh i Danil Mihal Voskopojarit botuar më 1802.

ΤΟ ΚΑΤΑ ΜΑΤΘΑΙΟΝ

# ΕΥΑΓΓΕΛΙΟΝ

ΤΟΥ ΚΥΡΙΟΥ ΚΑΙ ΣΩΤΗΡΟΣ ΗΜΩΝ

## ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣΤΟΥ,

ΔΙΓΛΩΤΤΟΝ

ΑΠΛΟ-ΕΛΛΗΝΙΚΟΝ ΚΑΙ ΑΛΒΑΝΗΤΙΚΟΝ.

# ΟΥΓΓΙΑΛΙ

## Ι ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣΣΤΟΪΤ

ΖΟΤΙΤ Σ'ΙΝƎ ΚΙƎ ΝΑ ΣΣΠƎΤΟΪ

ΣΙ ΚΟΥΝΤΡƎ ΣΣΚΡΟΥΑΝ ΣΣƎΝΤ ΜΑΤΘΑΙΟΥΑ

ΜΠƎ ΔΔΙ ΓΓΙΟΥΗƎ

ΓΚƎΡΚΙΣΣΤƎ ΕΔƎ ΣΣΚΙΠƎ.

ΚΟΡΦΟΙ,

ΕΝ ΤΗ ΤΥΠΟΓΡΑΦΙΑ ΤΗΣ ΔΙΟΙΚΗΣΕΩΣ.

1824.

DHIATA E RE, pjesa e parë në gjuhën shqipe, botim i 1824

# Η ΚΑΙΝΗ

# ΔΙΑΘΗΚΗ

Του Κυριου και Σωτηρος ημων

ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣΤΟΥ

ΔΙΓΛΩΤΤΟΣ,

τουτέστι

ΓΡΑΙΚΙΚΗ καὶ ΑΛΒΑΝΗΤΙΚΗ.

# ΔΓΙΑΤΑ

Ε ΡΕ

Ε Ζοτιτ σονε̱ κ̇ε̱ να Σ̈πε̱τοϊ

ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣ̈ΤΟΪΤ

ΜΠΕ̱ Δ̇Ι FΙΟΥΧ̈Ε̱,

δὸ μὲ θέ̱νε̱

FΕ̱ΡΚΙΣ̈ΤΕ, ὲ δὲ Σ̈ΚΙΠΕ̱ΤΑΡΤΖΕ.

ΕΠΙΣΤΑΣΙΑ

ΓΡΗΓΟΡΙΟΥ

Αρχιεπισκόπου τῆς Εὐβοίας.

ΚΟΡΦΟΙ

ΕΝ ΤΗ ΤΥΠΟΓΡΑΦΙΑ ΤΗΣ ΔΙΟΙΚΗΣΕΩΣ.

1827.

DHIATA E RE, në gjuhën shqipe, botim i 1827

Η ΚΑΙΝΗ

ΔΙΑΘΗΚΗ

ΤΟΥ ΚΥΡΙΟΥ ΚΑΙ ΣΩΤΗΡΟΣ ΗΜΩΝ

ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣΤΟΥ

ΔΙΓΛΩΤΤΟΣ,

ΤΟΥΤΕΣΤΙ

ΕΛΛΗΝΙΚΗ ΚΑΙ ΑΛΒΑΝΙΚΗ.

ΜΕΡΟΣ Α΄.

ΔΓΙΑΤΑ

ΕΡΕ



Ε ΖΟΤΙΤ ΣΟΝΕ ΚΕ ΝΑ Σ̈ΠΕΤΟΪ

ΙΗΣΟΥ ΧΡΙΣ̈ΤΟΪΤ

ΜΠΕ ΔΙFΙΟΥΧΕ,

ΔΟ ΜΕ ΘΈΝΕ

FΕΡΚΙΣ̈ΤΕ, Ε ΔΕ Σ̈ΚΙΠΕΤΑΡΤΖΕ.

ΠΓΙΕΣ̈ Ι ΠΑΡΡΙ.

ΕΝ ΑΘΗΝΑΙΣ,
ΤΥΠΟΙΣ Χ. ΝΙΚΟΛΑΙΔΟΥ ΦΙΛΑΔΕΛΦΕΩΣ,
(Παρὰ τῇ Πύλῃ τῆς Ἀγορᾶς, ἀριθ. 420.)

1858.

DHIATA E RE, pjesa e parë në gjuhën shqipe, botim i 1858



ΓΡΑΜΜΕ

ΠΕΡ Σ(Κ)ΥΠΕΤΑΡΕ

ΝΕ ΜΕ ΓΡΑΙΚΙΣΤΕ

Πάαν ε τρίτεν ε ντε

ΛΑΜΙ Α ΖΗΤΟΥΝ

Τίτεν'ε πάρε τε βήτιτ 1861.

Γκα Στάμπ' ε Πελασγόϊτ

Ι ΘΩΜΑ-ΙΤ ΕΔΕ ΔΗΜΟΣ

ΠΑΠΑ ΒΑΣΙΛΕΙΤ

Πραγματευτάρεβε.

1861

ΠΡΟΔΡΟΜΟΣ ΤΟΥ ΣΥΝΕΤΑΡΙΚΟΥ

ΗΤΟΙ ΑΛΒΑΝΙΚΟΥ ΑΛΦΑΒΗΤΑΡΙΟΥ

Περιέχων τὸ πλῆρες Ἑλληνικὸν Ἀλφάβητον

ΑΦΙΕΡΩΘΕΙΣ

Τῷ φιλοπάτριδι Συνταγματάρχῃ

ΚΥΡΙΩ ΔΗΜΩ ΛΙΟΥΛΙΑ

Χορμοβίτῃ (ἐξ Ὑπείρου)

ΕΚΔΙΔΟΝΤΟΣ

Ἀναστασίου Ι. Πυκαίου τοῦ Λεκλαίου

ΣΥΓΓΡΑΦΕΩΣ ΤΗΣ ΠΑΛΑΣΓΙΩΤΙΔΟΣ.

Libër në gjuhën shqipe me shkronja greke botuar më 1861.

# Kontributi i Panajot KUPITORIT (1821-1881) në fushën e gjuhësisë dhe të letërsisë greke dhe shqipe

Panajot Kupitori u lind në vitin 1821 në ishullin e Hidrës[244], një ishull ky që banohej dhe banohet edhe sot nga arvanitasit. Pikërisht nga ky ishull kanë dalë shumë figura të ndritura që e drejtuan Greqinë si kryetarë shteti, kryeministra, akademikë etj., të cilët ishin me origjinë shqiptare. Panajot Kupitori, pas studimeve për letërsi në Universitetin e Athinës, në fillim punoi si drejtor shkolle në Lamie dhe Halkis. Më 1876 u emërua mësues dhe, më vonë, edhe drejtor në gjimnazin *Varvakion* në Athinë[245], që ishte një gjimnaz i kategorisë së parë për nga cilësia e mësimit. Ai pati një veprimtari të gjerë në fushën e gjuhësisë dhe të letërsisë greke dhe të asaj shqipe. Ai është autor i një numri veprash në greqisht, siç janë këto:

1).“Λεξικόν λατινοελληνικόν” Συνταχθέν μεν υπό Ερρίκου Ουλερίχου, διασκευασθέν δε”, Π. Κουπιτώρη, Αθήνησι 1873. (Fjalor Latinisht-Greqisht”, bashkëpunim i Henry Oulerichou dhe Panajot Kupitori, Athinë, 1873. Ky fjalor ka 914 faqe, i ndarë në dy pjesë).

2).“Λόγος πανηγυρικός περί της καθ΄ ημάς Εκκλησιαστικής Μουσικής: Συνταχθείς κατ΄ εντολήν του εν Αθήναις Εκκλησιαστικού Μουσικού Συλλόγου και απαγγελθείς εν τη αιθούση αυτού τη Δ΄ Δεκεμβρίου 1874, πρώτη επετείω της συστάσεως αυτού ημέρα”, Π. Κουπιτώρη, Αθηνησι, 1876. (Arsyeja, lëvdatë në kishë, muzikë: një urdhër me shkrim i kishës së Athinës, muzikë shoqërimi. E dërguar në dhomën D, dhjetor 1874, përvjetori i parë i themelimit të kësaj dite, Panajot Kupitori, Athinë, 1876).

3).“Τρεις Λόγοι ο Α'και Δ'κατά Κατιλίνα και ο υπέρ Αρχίου του ποιητού. Κικέρωνος. Μεταφρασθέντες εκ του λατινικού χάριν των μαθητών”, Π. Κουπιτώρη, Αθηνησι,1876. (Tre arsyet e A' dhe D' Kata Katilina dhe për poet Ciceroni. Përkthyer me shembull për studentët në latinisht, Panajot Kupitori, Athinë, 1876.)

4). “Περί του ρυθμού εν τη Υμνογραφία της Ελληνικής Εκκλησίας / υπό Παναγιώτου Δ. Κουπιτώρη, Αθηναησ, 1878. (Në ritmin e kishës greke himnografi, Panajot Kupitori, Athinë, 1878).

5). “Πλάτωνος Κρίτων, Κείμενον, σχόλια και μετάφρασις χάριν των εις τα Γυμνάσια φοιτώντων νέων υπό”, Παναγ. Δ. Κουπιτώρη, Αθηνησι,

---

[244]Σαράντος Ι. ΚΑΡΓΑΚΟΣ, *ΑΛΒΑΝΟΙ, ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ, ΕΛΛΗΝΕΣ, Μελέτες*, Αθηνα, 2000, f. 99.

[245]*Historia e Letërsisë Shqiptare*, Prishtinë, 1989, f. 245.

1879. (Platoni Kriton, Tekste, rishikime dhe përkthime, shembuj për nxënësit, Panajot Kupitori, Athinë, 1879.)

Për sa u përket studimeve shqiptare, Panajot Kupitori është autor i disa librave, por ne kemi gjetur vetëm këta:

1). "Αλβανικαί μελέται: Πραγματεία ιστορική και φιλολογική περί της γλώσσης και του έθνους των Αλβανών", Παναγιώτου Δ. Κουπιτώρη, Αθηναις, 1879. ("Studimet shqiptare: Studim historik dhe filologjik mbi gjuhën dhe kombin e shqiptarëve", Panajot Kupitori, Athinë, 1879).

2). "Διατριβή περί της παρ' Αλβανοίς αντωνυμίας του τρίτου προσώπου: Κατά την διάλεκτον των εν Ελλάδι Αλβανών μάλιστα την των Υδραίων", Παναγ. Δ. Κουπιτώρη, Αθηναις, 1879. ("Studim mbi përemrin e vetës së tretë ndër shqiptarë, sipas dialektit të shqiptarëve në Greqi, sidomos të hidriotëve", Panajot Kupitori, Athinë. 1879).

Ai hartoi dhe një fjalor të gjuhës shqipe, vepër kjo që për më shumë se një shekull mbeti si dorëshkrim në bodrumet e Akademisë së Shkencave të Athinës dhe, për shkaqe të panjohura, ende nuk është botuar.

Panajot Kupitori botoi edhe një fjalor greqisht-shqip të cilin në vitin 1882 e bleu konsulli francez në Janinë, Auguste Dozon. Në vitin 1926 *Fjalorin greqisht-shqip* të Kupitorit e ribleu Ndërmarrja Historike dhe Etnologjike e Greqisë. Studiuesi grek me origjinë shqiptare nga Preveza e Çamëria, Niko Stylos ka gjetur një kopje të këtij fjalori dhe e botoi në Tiranë më 2011.

Flitet se Kupitori hapi një shkollë mbrëmjeje ku mësohej gjuha shqipe me alfabet grek. Përgatiti edhe një abetare, por kontributi i tij për çështjen e gjuhës shqipe ende nuk është ndriçuar sa duhet, për arsye se nuk kanë dalë në dritë shumë vepra që i botoi. Për shumë arsye politike veprat e këtij shqiptari të Greqisë, i cili dha një ndihmesë të madhe në zhvillimin e kulturës greke dhe shqiptare, mbahen të fshehura nëpër arkivat apo nëpër bibliotekat e Greqisë. Edhe pse Panajot Kupitori ka dhënë një ndihmesë të madhe në zhvillimin e letërsisë dhe gjuhës shqipe, për figurën dhe veprat e tij shumë pak flitet e studiohet nëpër shkollat dhe librat e letërsisë shqipe.

Panajot Kupitori ishte një luftëtar që gjuha shqipe të shkruhej me shkronjat greke për të bërë më të spikatur lidhjet farefisnore greko-shqiptare. Kupitori besonte se shqiptarët janë pellazgë të lashtë dhe gjuha shqipe një degëzim, motër e greqishtes së vjetër dhe para latinishtes. E megjithatë shqiptarët janë pellazgë[246].

[246]Σαράντος Ι. ΚΑΡΓΑΚΟΣ, *ΑΛΒΑΝΟΙ, ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ, ΕΛΛΗΝΕΣ, Μελέτες*, Αθηνα, 2000, f. 103.

# ΜΕΛΕΤΗ
# ΙΣΤΟΡΙΚΗ ΚΑΙ ΦΙΛΟΛΟΓΙΚΗ

ΠΕΡΙ

## ΤΗΣ ΓΛΩΣΣΗΣ ΚΑΙ ΤΟΥ ΕΘΝΟΥΣ ΤΩΝ ΑΛΒΑΝΩΝ

ΥΠΟ

**ΠΑΝΑΓΙΩΤΟΥ Δ. ΚΟΥΠΙΤΩΡΗ** Ὑδραίου,

ἀριστοβαθμίου διδάκτορος τῆς φιλοσοφικῆς τοῦ Ἐθνικοῦ Πανεπιστημίου σχολῆς ἐπὶ φιλολογίᾳ καὶ Καθηγητοῦ ἐν τῷ Ἀθήνησι Α′ Γυμνασίῳ.

---

**ΜΕΡΟΣ Α′.**

(Ἐλήφθη ἐκ τοῦ ἐν Ἀθήναις ἐκδιδομένου μηνιαίου περιοδικοῦ συγγράμματος Βύρωνος, τόμ. Δ′, φυλλαδίου Α′, Β′, Γ′ Δ′, καὶ ΣΤ′ τοῦ ἔτους 1879).

ΕΝ ΑΘΗΝΑΙΣ
ΕΚ ΤΟΥ ΤΥΠΟΓΡΑΦΕΙΟΥ ΤΟΥ ΜΕΛΛΟΝΤΟΣ

**1879**

Libri "Studimet shqiptare: Studim historik dhe filologjik mbi gjuhën dhe kombin e shqiptarëve", Panajot Kupitori, Athinë, 1879.

ΔΙΑΤΡΙΒΗ

# ΠΕΡΙ ΤΗΣ ΠΑΡ' ΑΛΒΑΝΟΙΣ ΑΝΤΩΝΥΜΙΑΣ ΤΟΥ ΤΡΙΤΟΥ ΠΡΟΣΩΠΟΥ

ΚΑΤΑ ΤΗΝ ΔΙΑΛΕΚΤΟΝ ΤΩΝ ΕΝ ΕΛΛΑΔΙ ΑΛΒΑΝΩΝ

ΜΑΛΙΣΤΑ ΤΗΝ ΤΩΝ ΥΔΡΑΙΩΝ

ΥΠΟ

ΠΑΝΑΓ. Δ. ΚΟΥΠΙΤΩΡΗ

---

'Ελήφθη ἐκ τῆς ἐν 'Αθήναις ἐκδιδομένης 'Εφημερίδος τῶν Φιλομαθῶν (ἔτος κϛ'. περίοδος β'.) ἀριθ. 23 καὶ 24 τοῦ μηνὸς Μαρτίου 1879.

---



ΕΝ ΑΘΗΝΑΙΣ
ΤΥΠΟΓΡΑΦΕΙΟΝ «Ο ΠΑΛΑΜΗΔΗΣ».
ΟΔΟΣ ΑΓΙΟΥ ΜΑΡΚΟΥ ΑΡΙΘ. 28.
1879.

Libri "Studim mbi përemrin e vetës së tretë ndër shqiptarë, sipas dialektit të shqiptarëve në Greqi, sidomos të hidriotëve", P. Kupitori, Athinë. 1879.

## Botuesi, shkrimtari dhe poeti Anastas Kullurioti (1822-1887)

Lidhja Shqiptare e Prizrenit e mbajtur në qershor të vitit 1878 frymëzoi shumë shqiptarë të luftonin me çdo mjet të mundshëm për mbrojtjen e tokave që banoheshin nga shqiptarët autoktonë dhe për ruajtjen e identitetit kombëtar. Pikërisht ky kuvend i madh i bashkimit të shqiptarëve frymëzoi edhe shumë shqiptarë të Greqisë, ndër ta edhe Anastas Kulluriotin i cili punoi për ruajtjen e gjuhës, kulturës dhe traditës kombëtare shqiptare në Greqi dhe jashtë saj. Për këtë figurë të ndritur shumë pak është folur e shkruar, por në të vërtetë Anastas Kullurioti ka një aktivitet të pasur në letrat shqipe. Kullurioti meriton të radhitet përkrah figurave siç janë ajo e De Radës, Elena Gjikës, K. Kristoforidhit, Frashërllinjve, Çajupit, Thimi Mitkos etj. Ai ishte njëri nga kundërshtarët e mëdhenj të programit të Mbretërisë Greke për realizimin e "Megalo Idesë" e cila ishte projektuar nga Joanis Koletis, një vllah i greqizuar i cili kishte punuar si mjek i djalit të Ali Pashë Tepelenës.

Anastas Kullurioti (1822-1887) është njëra nga figurat më të ndritura të shek.XIX; shkrimtar, gazetar, poet dhe mbledhës i folklorit të shqiptarëve të Greqisë. Anastasi u lind në vitin 1822 në lagjen Plaka të Athinës, një lagje kjo që është themeluar nga shqiptarët e Greqisë dhe ende banohet nga kjo popullsi autoktone, e cila sot njihet dhe thirret me emrin arvanitase. Origjina e tij familjare ishte nga ishulli i Salaminës. Ky ishull banohej me shumicë të popullsisë shqiptare. Sot në këtë ishull ka rreth 40 mijë shtetas grekë, të cilët në rrethin familjar e flasin gjuhën shqipe.

Babai i Anastas Kulluriotit, Jani u vra në Betejën e Akropolit më 24 prill të vitit 1827. Jani Kullurioti luftoi përkrah gjeneralit Gjeorgjio Karaiskaqi i cili ishte hero arvanitas dhe u vra në të njëjtën betejë më 23 prill. Në pllakën e përmendores së kësaj lufte për pavarësinë e Greqisë figuron dhe emrin i heroit Jani Kullurioti.

Në moshë të re Anastas Kullurioti emigroi për të punuar në Amerikën Veriore, ku i mbaroi edhe studimet. Me të kthyer në Athinë, hapi një shtypshkronjë me emrin "Η ΦΟΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ"(të cilën në gjuhën shqipe e shkruante "Zëri i Arbërisë") dhe filloi të botonte libra dhe gazetën "Η ΦΟΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ"[247] (Zëri i Shqipërisë).

Aktivitetin e tij si shkrimtar Anastas Kullurioti e ka filluar në vitin 1860. Libri i tij i parë që na ka rënë në dorë është "*Greece: her past condition under King Otton, her present requirements and tendencies, and*

[247]Gazeta, *Η ΦΟΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ*, Αθηνα, 29 majë, 1879

*her future prospects, with a few words about the movement in favour of Prince Alfrend's election as King of Greece*” (Greqia: E kaluara e saj nën mbretin Otton, kërkesat dhe prirjet e saj të tanishme, parashikimet për të ardhmen e saj, me pak fjalë rreth lëvizjes në favor të zgjedhjes së princit Alfrend si mbret i Greqisë), dhe është i ndarë në kapituj. Kjo vepër u shtyp në gjuhën angleze në shtypshkronjën *Harrison*, Londër 1863. Disa kopje të këtij libri gjenden në Bibliotekën e Kuvendit të Republikës së Greqisë. Në vitin 1876 do ta botojë librin “Η βρεττανική και αλλοδαπή Βιβλική Εταιρία: η Βίβλος και αι εγκύκλιοι της Συνόδου και του Υπουργείου” (Britania dhe kompania e huaj biblike: Bibla, Sinodi dhe Ministria e saj). Pas botimeve të këtyre librave, ai do të botojë, siç thamë më lart, gazetën “Η ΦΟΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ” (Zëri i Shqipërisë) nga 29 maj 1879 deri më 23 gusht 1880, gjithsej 40 numra. Gazeta dilte në gjuhën greke dhe artikujt me rëndësi botoheshin edhe në gjuhën shqipe me shkronja greke. Me mbylljen e gazetës, Anastas Kullurioti botoi më 1882 *Abetaren* për mësimin e gjuhës arbërore(shqipen) “ABAVATAR ARBËROR“ si flitet dhe shkruhet gjuha arbërore në Greqi, një libër në gjuhën shqipe dhe greke. Abetarja e Kulluriotit ka 220 faqe, me hyrje vetëm në gjuhën greke, e ndarë në disa kapituj si: hyrja historike e gjuhës shqipe, mbi shqiptimin e shkronjave shqipe, fjalë dyzërëshe, fjalë me dy shkronja, fjalë me tri shkronja, përralla, vargje popullore e proverba. (Ka ardhur koha që librat e Anastas Kulluriotit të studiohen, si dhe të botohet vepra e plotë e tij ashtu siç janë botuar veprat e rilindësve të tjerë. Detyra jonë si studiues dhe historianë është të zbulojmë dhe të lajmërojmë në aspektin historik me fakte për ekzistencën e librave të tij për gjuhën shqipe dhe folklorin shqiptar. Më tej është detyrë e gjuhëtarëve për t’i dhënë vlerësimet letrare dhe gjuhësore lidhur me veprat që i ka shkruar ai).

Kullurioti mendonte se kjo abetare do të t’u shërbente shqiptarëve të Greqisë për të shkruar në gjuhën e tyre amtare. Abetarja është shkruar me një alfabet me shkronja greke të cilat janë të ndryshme nga ato të alfabeteve të tjera të gjuhës shqipe me shkronja greke që i kanë përdoruar Naum Veqilharxhi, Marko Boçari, Kostandin Kristoforidhi etj.

Pas shumë vështirësive që haste për përhapjes e gjuhës dhe mbrojtjen e identitetit kombëtar nga asimilimi, vendosi të shkonte në vitin 1882 në ishullin e Salaminës nga e kishte origjinën e familjes, me shpresën se atje do të gjente hapësirë për të përhapur mësimin e gjuhës shqipe dhe librat. Por kryetari i Bashkisë së Salaminës iu përgjigj: “Ne po mundohemi të bëjmë këta njerëz ta harrojnë këtë gjuhë, ndërsa ti na solle libra!”

Edhe pse Anastas Kulluriotit i dolën shumë pengesa, mbyllja e gazetës, zhgënjimin që mori në ishullin e origjinës, ai nuk e ndali punën për të botuar vepra të tjera. Në vitin 1883 botoi librin “ΑΛΒΑΝΙΚΑ ΠΑΡΕΡΓΑ ΗΤΟΙ ΑΝΑΣΚΕΥΗ ΤΗΣ ΕΠΙΣΤΟΛΗΣ ΤΟΥ ΕΞ ΑΡΓΥΡΟΚΑΣΤΡΟΥ

ΑΝΤΑΠΟΚΡΙΤΟΥ ΤΗΣ ΠΑΛΙΓΓΕΝΕΣΙΑΣ. (Punim i vogël i gjuhës shqipe, që do të thotë: Të letrës nga gjirokastriti, bashkëpunëtori i Rilindjes). Një vit më vonë, më 1884 botoi ΑΛΒΑΝΙΚΑ ΠΑΡΕΡΓΑ ΗΤΟΙ ΛΟΓΟΣ ΠΕΡΙ ΣΥΣΤΑΣΕΩΝ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΙΟ ΑΛΒΑΝΟΙ ΑΔΕΛΦΟΙ". (Punim i vogël i gjuhës shqipe, që do të thotë: Referat që të bën anëtar te "Vëllazëria Shqiptare")

Në këtë vepër ai na jep disa të dhëna për shqiptarët, si dhe rregulloren e Shoqatës "Vëllazëria Shqiptare" të Greqisë. Në rregulloren e kësaj shoqate parashihej ruajtja e gjuhës dhe identiteti kombëtar. Kjo shoqatë u themelua më 4 qershor 1883 në Athinë, dhe ideator ishte Anastas Kullurioti[248]. Themeluesit kryesorë të kësaj shoqate ishin njerëz me ndikim në Greqi. Kryetar i përkohshëm u zgjodh Dimitri N. Boçari, i cili vinte nga familja e dëgjuar heroike e Marko Boçarit, nënkryetar-Jani Leka dhe sekretar - Anastas Kullurioti. Themeluesit e kësaj shoqëria ishin njerëz me ndikim në shtetin grek, ata rridhnin nga familje të heronjve arvanitas të kryengritjes së vitit 1821 për pavarësinë e Greqisë. Shoqata mban datën e themelimit më 14 qershor 1883, me nënshkrimet e Dhimitri Boçarit (gjeneralmajor), Joani D. Lekës (Joani L. Gusio(gjeneralmajor), Tim. D. Boçarit (toger), Dhimitri J. Lekës (nëntoger), G. P. Jolldashit (punonjës në Ministrinë e Ekonomisë), Anastas M. Çamadhos (kapiten), Dhimitri N. P. Parisit (mjek), TH. B. Theoharisit (ish-deputet), G. Papavasileos (mjek), Llazar A. Krieziut, Andonio Zigomalës (deputet), Gjeorgjio N. Manxhavinos (tregtar), Zafeirio Sarulus (pronar tokash, çifligar), Aleksandro Psillës (kapiten), N. M. Çamadhos (major), Petraqi Anargjiros (ish-ministër), Dhimitri Dhunos (tregtar), G. Maleas (ish-deputet), Anastas I. Kulluriotit (pronar tokash, çifligar), Joani Zinit (tregtar), Athanasio Ikonomit (avokat), Kostandin Vambas (avokat), Dhimitri Kanaqit (mjek), D. A. P. Meksit (mjek), Spiro Iliadhit (student), Andera Vasileos (avokat).

Më 1883 Anastas Kullurioti bëri një udhëtim në Shqipërinë e jugut për t'i përhapur librat në gjuhën shqipe. Por veprimtaria e këtij intelektuali tashmë ishte bërë shqetësim për qeverinë greke dhe kishën e saj. Prandaj konsulli grek në Gjirokastër u kërkoi autoriteteve osmane për ta dëbuar nga Shqipëria Anastas Kulluriotin. Pas arrestimit, atë e dërgojnë në ishullin e Korfuzit. Edhe pse ai ishte kërcënuar me vdekje, nuk e ndali aktivitetin për përhapjen e gjuhës shqipe.

Në vitin 1887 e arrestojnë në Athinë, dhe pas disa muajsh në burg, grekët, ashtu siç kishin vrarë arvanitasin Odise Andruçon, Teodor Haxhifilipin, Naum Veqilharxhin dhe shumë shqiptarë të shquar, e helmuan rilindasin e madh të çështjes shqiptare, Anastas Jani Kulluriotin.

[248]Ηλίας Γ. ΣΚΟΥΛΙΔΑΣ, *Ο Αναστάσιος Κουλουριώτης,και το έργο του, Συμβολή στη μελέτη των ελληνοαλβανικών σχέσεων*(β' μισό του 19ου αιώνος, Δωδώνη), Ιωάννινα, 1995, f. 247.

Rrënjë e fortë, rrënjë e argjendtë
Hape dhenë, e çajte gurin
Dhe ne diall nxore kurmin!
Nxore kllara, nxore fleta
Dhe gëzonet tuti jeta.

Bekuar rrënjë e bekuar nga Mëma-Dhe,
Bekuar rrënjë nga Zoti Diall!
Bekuar rrënjë me ujit Detit:
Lulëzo si bukuria e Afrodites!
Lulëzo si dhri ne malj,
Trimëronu, lulëzo dhe bukuronu.

## Poema e vitit 1889 në gjuhën shqipe e botuar në revistën greke "ΑΠΟΛΛΩΝ"

Poema e vitit 1889, e shkruar në Pire nga një arvanitas i Greqisë, për shumë arsye duhet të cilësohet e si krijim i rëndësishëm, për arsye se deri më sot nga studiues të ndryshëm nuk është botuar ndonjë studim për letërsinë e vjetër të shqiptarëve të Greqisë, të cilët njihen me emrin arvanitas. Ky krijim i gjatë në vargje gjendet i botuar për herë të parë në numrin e muajit maj të vitit 1889 në revistën "ΑΠΟΛΛΩΝ" (APOLLON), të cilën e botonte D. K. Sakelaropulos në Pire të Athinës[255]. Me këtë revistë bashkëpunonin shkrimtarë dhe intelektualë të asaj kohe në Greqi. Poema është ribotuar për herë të dytë në gjuhën greke me komente nga studiuesi arvanitas Jani P. Gjika në vitin 1995 në revistën "ΜΠΕΣΑ" (BESA), të cilën e botonte "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë".

Poema është shkruar më 26 mars të vitit 1889 nga një arvanitas, i cili mbetet i panjohur deri më sot. Këtë poemë ia kushton fejesës së princeshës Aleksandra të Greqisë me dukën e madh të Rusisë, Pavlo Aleksandroviç, djali i carit të Rusisë, Aleksandrit të Dytë dhe vëlla i carit Aleksandri i Tretë. Ajo ka titullin origjinal "NTE EPARA VASILOPOVA GIONE LEKSANDRA" (PËR TË PARËN PRINCESHËN TONË LEKSANDRA). Vëllimi dhe numri i revistës ku është botuar poema i kushtohet D. Mesallës me shënimin: "*Mbrojtësin tepër fisnik të letrave dhe muzëdashës, me respekt të thellë dhe mirënjohje, i kushtojmë vëllimin e pestë të Apolonit. Drejtori*[256]. Vajza e mbretit të Greqisë, Gjeorgjit të Parë dhe mbretëreshës Ollga, princesha Aleksandra, u martua në vitin 1889. Martesa e princeshës Aleksandra me dukën e madh të Rusisë, Pavlon, zgjati vetëm dy vite, sepse princesha Aleksandra vdiq në vitin 1891 në Rusi, në moshën 21 vjeçare. Varri i saj gjendet në faltoren Petro dhe Pavel në Petërburg (ish-Leningrad), me pjesëtarë të tjerë të familjes perandorake ruse.

Më 1889 erdhi Pavli në Greqi për ta marrë nusen e tij, princeshën Aleksandra, e të shkojnë në Rusi për t'u martuar. Kjo ngjarje i jep shkas një arvanitasi, që mbetet i panjohur për ne, të shprehë poetikisht ndjenjat e tij duke e filluar poemën me vargjet e njohura:

---

[255]*BESA*, Athinë, nëntor 1995, f. 7.
[256]Po aty

Të këndoj në shqip,
në gjuhën heroike,
që foli admiral Miauli
Boçari dhe gjithë Suli.

Me fillimin e këtyre rreshtave, poeti na tregon se gjuha që e flisnin shumica e heronjve të Kryengritjes greke të vitit 1821, ishte shqipja. Në këto vargje përmendet admirali i madh Andrea Miauli i cili ishte biri i Dhimitër Bokut ose Vokut, me prejardhje nga Eubeja. Në vargun e mëposhtëm përmendet Boçari dhe bëhet fjalë për fisin e madh trim të Boçarëve të Sulit[257]. Poema e vitit 1889 është shkruar në gjuhën shqipe apo arvanitase siç e quajnë në Greqi gjuhën shqipe. Për të shkruar poemën në gjuhën shqipe, autori në mungesë të një alfabeti të njësuar të gjuhës shqipe, në ato vite ka përdorur shkronja greke, dhe mendoj se mund të ketë përdorur alfabetin e mëposhtëm që unë e kam ndërtuar në bazë të fjalëve të shprehura në vargje. Për plotësimin e alfabetit shqip me 36 shkronja, poeti duhet të ketë përdorur disa lidhje midis 24 shkronjave të alfabetit grek. Shkronjat që janë përdorur në poemë janë 38[258]. Në fund të poemës ka shënimin:"Shkruajta ndë 26 Marsit 1889 ndë Pire".

Në kohën kur është shkruar poema, studimet albanologjike në Greqi ishin në fazën e lulëzimit.

**NDE EPARA
VASILLOPUVA JONE
LEKSANDRA**

***Të këndonnë ndë arbërishte,
Ç' ishtë gluhë trimërishte,
Ç' eflit nafarhu Miauli,
Bocari, dhe gjithë Suli.***

**PËR TË PARËN
PRINCESHËN TONË
LEKSANDRA**

***Të këndojmë në shqip,
që është gjuhë trimërie,
që e fliste admiral Miauli,
Boçari, dhe gjithë Suli.***

[257] Arben P. LLALLA, *Gjurmë të Letërsisë së Vjetër të Shqiptarëve të Greqisë 1860-1889*, Tetovë, 2006, f. 39.
[258] Po aty, f. 41.

Duav diev ndë mal,
si të pa siprë ndë kal,
ufsheh bërdha ndë në re,
të ndritonjësh ti ndë dhe.

Doli dielli në mal,
si të pa sipër në kalë,
u fsheh brenda në re,
të ndriçohesh ti në dhe.

------

Kur ti vinje ka Tatojë,
Hëna dil ka Jmitojë,
tuke shtif sit' e te pa,
ndrito për mua ti të tha.

Kur ti vije nga Tatoi,*
Hëna dilte nga Imitos,
duke hedhur sytë e të pa,
ndriço për mua ty të tha.

-----

Drita je çë sperëndon,
lulea e lulevet çë mblon
vendetë ka merudhi,
kado vete e kado rri.

Drita je që s'perëndon,
lulja e luleve që mbulon,
vendet nga kundërmimi,
nga do vete e nga do rrish.

-----

Parnithi një krino nxuar,
e ka marudhia e hovë,
erdh një Dhuk' e na emuar,
e ekev ndë Peterhovë.

Parnis një zambak nxori,
e nga aroma e hollë,
erdhi një duk dhe na e mori,
dhe e çoi në Petërburg.

-----

Lulea e lulevet me fletë
bërdha ndë pallat jë vetë,
kur hin bërdha ndë një gardh,
ka gjithë luletë ti sbardh.

Lule e luleve me fletë
brenda në pallat je vetë,
kur hyn brenda në një gardh,
nga gjithë lulet ti zbardh.

-----

Drita luan ndë diamant,
çel e shqep ndë një perlandë,
bërdha ndë si tënd çë luan;
edi vetëm' aj çë ruan,
të sglidh më të mirën' vajzë
për ti shkon ndë glisht' unazë.

Drita luan në diamant,
çel e shqep në një perlandë,
brenda në sy tënd që luan?
E di vetëm ai që ruan,
të zgjedhë më të mirën vajzë
për ty shkon në gisht unazë.

* Mal nëAtikë.




ΕΠΙΣΤΗΜΗ, ΦΙΛΟΛΟΓΙΑ, ΚΑΛΛΙΤΕΧΝΙΑ

ΕΤΟΣ Ε΄. ΑΡΙΘ. 56 | Ἐν Πειραιεῖ Μάϊος 1889 | ΔΙΕΥΘΥΝΤΗΣ Δ. Κ. ΣΑΚΕΛΛΑΡΟΠΟΥΛΟΣ

## ΝΤΕ ΕΠΑΡΑ ΒΑΣΙΛΟΠΟΥΒΑ ΓΙΟΝΕ ΛΕΞΑΝΔΡΑ(1)

Το κεντόννε ντὲ ἀρμπερίσστε,
Τσ' ἴσστε γκλιοῦχε τριμμερίσστε,
Τσ' ἐφλὶτ ναύαρχου Μιαούλι,
Μπότζαρι, δὲ γκίθε Σοῦλι.

I.

Ντούαβ ντίεβι ντὲ μὰλ,
σὶ τὲ πὰ σίπρε ντὲ κὰλ,
ὀυφσσὲχ μπέρδα ντὲ νὲ ῥὲ,
τὲ ντριτόνιεσσ τί ντὲ δέ.

—

Κοὺρ τί βίνιε κὰ Τατόγε,
Χένα ντὶλ κὰ Ὑμητόγε,
τοὺκε σστὶφ σὶτ' ε΄ τὲ πά,
ντριτὸ πὲρ μοὺα τί τὲ θά.

## ΠΡΟΣ ΤΗΝ ΠΡΩΤΗΝ ΒΑΣΙΛΟΠΟΥΛΑΝ ΜΑΣ ΑΛΕΞΑΝΔΡΑΝ

Σὲ ψάλλω ἀλβανιστὶ
εἰς γλῶσσαν ἡρωϊκήν,
ἣν ὡμίλει ὁ ναύαρχος Μιαούλης
ὁ Μπότσαρης καὶ ὅλον τὸ Σοῦλι.

I.

Ἀνέτειλεν ὁ Ἥλιος ἐπὶ τοῦ ὄρους,(2)
ἅμα σὲ εἶδεν ἔφιππον,
ἐκρύβη ἐντὸς τῶν νεφελῶν,
διὰ νὰ φέγγῃς σὺ ἐπὶ τῆς γῆς.

—

Ὅταν ἤρχεσο ἀπὸ Τατόϊον
ἡ Σελήνη ἀνέτελεν ἐπὶ τοῦ Ὑμηττοῦ,
ἅμα δ' ἔῤῥιψε τοὺς ὀφθαλμούς της καὶ σὲ εἶδεν,
φέγγε ἀντ' ἐμοῦ σοῦ εἶπεν·

φέγγε ἀντ' ἐμοῦ σοῦ εἶπεν·

(1) Μὴ ἐπαρκούντων μόνων τῶν ἑλληνικῶν γραμμάτων εἰς ἐντελῆ ἔκφρασιν τῆς προφορᾶς τῶν ἀλβανικῶν λέξεων, παρακαλοῦνται οἱ μέλλοντες ν' ἀναγνώσωσι τὴν παροῦσαν ᾠδήν, νὰ ἔχωσιν ὑπ' ὄψει τὰς ἑξῆς συνθήκας, ἃς σημειοῦμεν κάτωθι, μέχρις οὗ σύλλογος ἀλβανολόγων κανονίσῃ ἕνα γενικὸν ἀλφάβητον διὰ τὴν γλῶσσαν ταύτην, καὶ παύσωσιν οὕτω τὰ ἀναρίθμητα ἐν χρήσει μέχρι τοῦδε ἀναφανέντα, ἐξ ὧν οὐδὲν θεωροῦμεν πρὸς ἐπιτυχίαν τοῦ ἐπιδιωκομένου σκοποῦ κατάλληλον.

Ἐν πρώτοις ἐδανείσθημεν ἐκ τῆς Γαλλικῆς τὸ φωνῆεν ε τὸ ὁποῖον δέον νὰ προφέρηται διὰ φωνῆς βαθείας π. χ. μεταξὺ τῆς παρ' ἡμῖν προφερομένης τῶν γραμμάτων ε καὶ η.

Τὸ ντ. θὰ προφέρηται ὡς τὸ Γαλλικὸν d.

Τὰ δύο σσ. ὡς ch.

Τὰ δύο ῥῤ. μετ' ἐπιτάσεως τῆς φωνῆς. ὡς συνηθίζομεν νὰ προφέρωμεν τὴν λέξιν ἐῤῥοβόλησεν.

Τὰ δύο νν. διὰ φωνῆς ὑγρᾶς.

(2) Ἡ ἐκ τοῦ ἀλβανικοῦ μετάφρασις ἐγένετο πιστὴ κατὰ λέξιν καὶ κατὰ στίχον.

Revista, *"ΑΠΟΛΛΩΝ"- APOLLON,* e vitit 1889, ku është botuar poema në gjuhën shqipe me shkronja greke

# Satira arvanitase të botuar në gazetën “TO ΦΩΣ” më 1860

Në revistën “ΜΠΕΣΑ” të vitit 1989, studiuesi arvanitas, Aristidh Kola, shkruan për një gazetë satirike-politike e cila u botua në fillim të vitit 1860 në Athinë. Emri i kësaj gazete ishte “TO ΦΩΣ” (DRITA), që e shkruante pothuajse të tërën Sofoklis Karidhis[259]. Ky, sipas dokumenteve historike, cilësohej se ishte një gazetar shumë i zgjuar, me ide demokratike, që luftonte shkeljet e shpeshta flagrante të pushtetit të atëhershëm në Greqi, një pushtet që shprehej me xhandarin, prokurorin dhe mbretin. Pasojë e polemikës antipushtetare të Sofoklis Karidhisit ishin përpjekjet e përsëritura kundër gazetës së tij, e cila përfundimisht u mbyll në nëntor të vitit 1861. Ndjekje të egër ndaj Karidhisit dhe gazetës së tij ndërmori prokurori i atëhershëm penal Muxuridhis, por të cilin Karidhisi e kundërshtonte me penën e mprehtë satirike sa herë që e gjente rastin.

Në dokumentet historike të arkivit së “Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë” nuk gjejmë prejardhjen e Sofokli Karidhisit dhe sot na bën përshtypje se të gjitha vjershat satirike shqipe që u botuan në gazetën “TO ΦΩΣ”, ai nuk i përkthente në gjuhën greke, por i botonte në gjuhën shqipe, që do të thotë se nuk ishte nevoja, sepse shumë lexues të gazetës ishin arvanitas. Kjo gjë sot duket e çuditshme, sepse në ato vite bëhej gjithçka që të harrohej historia dhe gjuha e vërtetë e popullit shqiptar në Greqi.

Historiani i huaj i atyre viteve, G. Finlei shkruante: “Megjithëse për më se një çerekshekulli është kryeqytet i mbretërisë (Athina), njeriu dëgjon gjuhën shqipe nga fëmijë që lozin rrugicave në Thisio dhe në Portën e Adrianit”[260]. (G. Finlei: “Historia e Revolucionit Grek”, botim “Atlas” XX, f.28). Këtë gjë e vëren historiani Finlei në të njëjtën periudhë kur qarkullon edhe gazeta “TO ΦΩΣ”.

Duke lexuar dokumentet historike për satirat që botoi Sofoklis Karidhisi, vërejmë se nuk përmend autorin e tyre. Në disa raste thotë se vjersha e botuar vjen nga ujdhesa e ishullit Speca dhe në rastin tjetër vjen nga ishulli i Hidrës.

Edhe në vjershën e mëposhtme “Ministrat arvanitas”, e cila është botuar në faqen e 41 të gazetës “TO ΦΩΣ”, që vjen te ne si një dokument historik për letërsinë dhe gjuhën shqipe, Karidhisi nuk e përmend krijuesin e saj.

Poezia fshikullon paaftësinë e pushtetit përgjithësisht, por nuk mungon edhe polemika ndaj ndjekësit të përhershëm të gazetës “DRITA”, Muxuridhi, i cili vazhdon ta ndjekë Karidhisin dhe gazetën e tij.

---

[259]ΜΠΕΣΑ, Athinë, qershor 1989, f. 527.

[260]Po aty

Poezia satirike-politike “Ministrat arvanitas” është ribotuar në vitin 1866 nga intelektuali arbëresh i Italisë, Dhimitër Kamarda dhe gjendet në botimin me titull “Gramatologjia Komparata Sulla lingua albaneze per Memetrio Kamarda. Prato 1866”, f. 86-88[261].

Poezitë satirike-politike u ribotuan përsëri në vitin 2003, në kalendarin e përvitshëm që e boton “Lidhja e Arvanitasve të Greqisë” nën kujdesin e Jorgo K. Gjerut.

**Ministrat arvanitas**

| | |
|---|---|
| Kemi gjasht Ipurgo | Kemi gjashtë ministra |
| nuk vëlenjën një lepto. | nuk vlejnë një qindarkë. |
| Kemi sum vulefti | Kemi shumë deputetë |
| nuk vëlenjën po një-di. | nuk vlejnë një-dy. |
| Kemi edhe një Muxuridh | Kemi edhe një Muxuridh |
| do na muxurisnj sit. | do na përlyejë sytë. |
| Mir bën edhe Karidhi | Mirë bën edhe Karidhi |
| çë thëret vre Muxuridhi | që thërret: bre, Muxuridh. |
| Edhe ipurgi bën mir | Edhe ministri bën mirë |
| t’ë dërgonj ndë Sirë | të dërgojë në Zyrë |
| të ikënj edhe ga këtu | të na iki edhe nga këtu |
| pse u tha, e u bën dru. | pse u tha, e u bë dru. |
| Këto thom, edhe s’thom më | Këto i thomë, edhe s’thomë më |
| Pse ndë filaqi më vë. | Sepse në burg më vë. |

[261]Po aty, f. 528.

## TË LIDHURA*

| | |
|---|---|
| Nani te kresmat te bedha | Tani të kreshmë te bytha |
| prifti breke nuku ka | prifti brekë nuk ka |
| ti japem ter ga nj qep | ti japim të tërë nga një qep |
| ti bejm priftit brek | ti bëjmë priftit brekë. |
| Nani te kresmat te bedha | Tani të kreshmë te bytha |
| prfiti ksule nuku ka | prifti ksul nuk ka |
| ti japem ter ga nj pule | ti japim të tërë nga një pulë |
| ti bejm priftit ksule. | ti bëjmë prifti ksul. |
| Bera lja te çjonj nj hije | Bëra lart të shoh një hije |
| çjova nj vajz me ca qe | gjeta një vajzë me ca qe. |
| Kuja je moi vaizezo | Kuja je moj vajzë? |
| Jam i Mitro-Kaptanit | Jam e Mitro Kapedanit |
| çj fsin bithen te tigani | që fshin bythën të tiganit. |
| Moi moz jemi sigjeni | Moj mos jemi kushërinj? |
| Jemi kusiri te dit | Jemi kushëri të dytë |
| sa ai cjapi me' ato dhit. | Sa ai cjapi me ato dhitë. |

*Të Lidhura quhen nga arvanitasit këngët satirike që këndohen ditët e karnavaleve.

## SATIRË

Ç e ve tragjashkën shtrëmbër
Të më çëpos zëmrën;
Tartëgji re bukuzi
ç mëvjën tër një n'avlli
si gajdhur ç do tagji.
Tendra mua ish ni pram edhe liviz
si një gjarp pa bisht
hapa misoforin të zër
shkau dhemoni e hiri ne vër.
Moj Garefo zure u mblakse
të shtrëmbrat ç dje nuk lashe
Mëkat shum Garafale
pa bur je e vetm s'fle.
Mikun ç nani çove
s'të ka qe ç vjen pasoe.
Folm Garefo si me flase
mos ke turp ç më lashe.
S'më do timos u s'të dua
ç për tiedhe për mua.

## PRIFTI I KATUNDIT

Do japim tuti nga ni pulli
ti blem priftit ni ksull
Do japim tuti nga ni qengji
ti blem priftit ni rryp
Do japim titu nga ni vit
Ti blem priftit këmish
Do japim tuti nga ni ber
të blem për klisinë ksefter
Do japim tuti nga ca grurr
ti blem priftit ni gajdhur
Do japim tuti nga ni ve
ti blem edhe prëftresësh ni podhe
Do japim tuti nga niçik musht
ti blem priftit këpuc
Do bëjm edhe ni kamin thingjill
ti blem priftit petraqilli.

**PËR DITËT E JAVËS**

E Hënë
Dojë të lanjë të Hënënë
rashë e çajta këmbënë
E Martë
Dojë të lanjë të Martënë
mëma s'më mbaj djalënë
E Mërkurë
Dojë të lanjë të Mërkurë
dosa më hëngër sapunë
E Enjte
Dojë të lanjë të Enjtenë
kali buar shegljenë
E Premte
Dojë të lanjë të Premtenë
kush të mbaj të krëmtenë
E Shtunë
Dojë të lanjë të Shtunë
keshë njatrë punë
E Dielë
Të Dielë çë do Këngonjë
nxora gunënë e pleshtonjë.

# Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

Historia e “Lidhjes Arvanitase” është e hershme, pra që në fillim të vitit 1897, atëherë kur inxhinieri i mekanikës, Marko Dh. Noti Boçari, i cili u zgjodh kryetar, me pasardhësit e heronjve të kryengritjes së vitit 1821,e themeluan “Lidhjen Arvanitase të Athinës”, me qëllim të çlirimit të Shqipërisë dhe bashkimin e saj me Greqinë në një shtet të vetëm[262]. Anëtarët e Lidhjes së Arvanitëve të Athinës u përpoqën disa herë që ta bindnin mbretin e Greqisë, Gjeorgjin e Parë për të lidhur marrëveshje me arvanitët muhamedanë të Greqisë Lindore dhe me arvanitët muhamedanë dhe kristianë të Arbërisë, për t’u bashkuar të gjithë kundër pushtuesve osmanë. Në vitin 1897, sekretari i përgjithshëm i Lidhjes së Arvanitëve të Athinës, Leondis K. Leondiu, botoi një broshurë me titull “Çështja shqiptare” të cilën e shpërndau. Për këtë broshurë ishte në dijeni edhe mbreti i Greqisë, Gjeorgji i Parë[263].

Lidhja e Arvanitëve të Athinës u shpërbë atëherë kur Shqipëria e shpalli pavarësinë e saj më 1912.

Mbas shumë viteve do të themelohej “Lidhja e Arvanitëve të Greqisë” (ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΣ ΣΥΝΔΕΣΜΟΣ ΕΛΛΑΔΟΣ), e cila u aprovua nga Gjykata e Athinës me numër amze 3523 në vitin 1981[264].

Nismëtar i kësaj lidhjeje ishte një arvanitas i zgjuar dhe i zoti i quajtur Jorgo Marunga[265]. Jorgo Marungau lind më 29.12.1935 në Elefsinë. Ai kishte diplomuar si inxhinier mekanik. Në vitin 1976 Jorgo Marunga nisi ta botojë i vetëm revistën arvanite “ΔΙΑΛΟΓΟΙ”[266] e cila doli në 41 numra dhe numri i 42 mbeti në dorëshkrim nga vdekja e parakohshme e botuesit të saj, Jorgo Marunga më 19 shkurt 1985[267]. Jorgo Marunga vdiq në rrethana të dyshimta, që deri më sot familja e tij nuk e kupton vdekjen e parakohshme të njeriut të tyre. Por thuhej se Jorgo Marungën e helmuan në një spital të Athinës ku ishte shtruar për një operacion.

---

[262]Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002, f. 29.

[263]Αριστειδη Π. ΚΟΛΛΙΑ, *Η ΠΡΟΚΗΡΥΞΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΤΗΣ ΑΘΗΝΑΣ ΤΟΥΣ ΑΔΕΡΦΟΥΣ ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΤΗΣ ΑΡΒΑΝΙΤΙΑΣ*, Αθηνα, 1996, f. 16-17.

[264]Kalendari i vitit 1983, *ΑΡΒΑΝΙΤΕΣ ΠΡΩΘΥΠΟΥΡΓΟΙ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΑΣ*, botojë Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

[265]Revista, *EKSKLUZIVE*, Prishtinë, maj, 2001, f. 76.

[266]Revista, *η νεα αλβανια*, Αθηνα, qershor, 1984, f. 6.

[267]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, Athinë, 18 maj, 2001, f. 15.

Jorgo Marunga ishte njeri guximtar dhe punëtor. Ai bëri disa udhëtime tek arbëreshët e Italisë dhe vizitoi Shqipërinë disa herë në vitin 1980. Në numrin e fundit të revistës “ΔΙΑΛΟΓΟΙ”(DIALOGU) Jorgoja shkruante për arbëreshët e Italisë.

Një përpjekje për të mbajtur gjallë punën e Jorgo Marungës bëri dhe Anastasia Marunga, e cila në prill të vitit 1985 botoji gazetën ΚΟΝΤΡΑ[268], ku pasqyrohej veprimtaria e Jorgos si dhe telegramet e ngushëllimeve për vdekjen e tij të parakohshme.

Gjatë qëndrimit të viteve të mia në Greqi gjeta vetëm një kopje të gazetës ΚΟΝΤΡΑ, si dhe bëra përpjekje te familjarët e Jorgo Marungës për të më rënë në dorë arkivi i veprimtarisë së tij botuese, por familjarët e tij ende ishin të frikësuar nga vdekja e Jorgos edhe pas 25 viteve.

Pas vdekjes së Jorgo Marungës në vitin 1985, në krye të Lidhjes së Arvanitëve të Greqisë do të zgjidhej studiuesi i njohur Aristidh Kola. Më pas, në krye të saj do të ishin, Jorgo Gjeru, Jorgo Miha, Jorgo Korizi. Në vitin 1996 Aristidh Kola, pasi ishte rizgjedhur përsëri kryetar i kësaj lidhjeje do jepte dorëheqjen me nder për t’u marrë me studimet rreth çështjes pellazge dhe të shqiptarëve të Kosovës.

Në krye të Lidhjes së Arvanitëve të Greqisë vihet avokati Jorgo Korizis, dhe mbas disa muaj zgjidhet pedagogu Jorgo Miha, i cili vazhdoi të jetë kryetar i saj deri në vitin 2003. Në vitin 2003 kryetar zgjidhet shkrimtari dhe studiuesi Jorgo Gjeru i cili vazhdoi ta drejtojë Lidhjen e Arvanitëve të Greqisë deri sa u nda nga kjo jetë.

Qëllimi i saj është të bëjë kërkime historike për rolin që kanë luajtur arvanitasit për zhvillimin e historisë dhe kulturës greke. Mbledhja e fakteve historike për zhvillimin e qytetërimit arvanitas, kërkime dhe studime për gjuhën, muzikën, këngën dhe vallen arvanitase.

Anëtar i “Lidhjes së Arvanitëve të Greqisë” bëhet çdo qytetar grek që ka origjinë arvanitase, që është mbi moshën 18 vjeçare dhe pasi bën një kërkesë të cilën ia dorëzon kryesisë së Lidhjes[269]**.**

Kryesia e saj zgjidhet një herë në tri vjet dhe përbëhet nga nëntë anëtarë.

Lidhja e Arvanitasve të Greqisë deri më sot ka bërë shumë aktivitete historike dhe kulturore. Si organ të vetin ajo kishte revistën “ΜΠΕΣΑ (BESA)”. Numri i parë i kësaj reviste doli në gusht-shtator të vitit 1983 dhe u mbyll në vitin 1995. Në këtë revistë botoheshin shkrime me tema rreth ndihmesës së arvanitasve në zhvillimin e historisë dhe kulturës së shtetit grek. Për arsye të dobëta ekonomike Lidhja nuk e boton më revistën BESA. Gjithashtu ajo boton për çdo vit një kalendar ku pasqyrohen figurat më të

---

[268]Gazeta, *ΚΟΝΤΡΑ*, Ελευσινα, prill 1985

[269]Kalendari i vitit 2008, *ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΣ ΣΥΝΔΕΣΜΟΣ ΕΛΛΑΔΟΣ,* botojë Lidhja e Arvanitëve të Greqisë

shquara të shtetit grek që ishin dhe janë arvanitasit si, kryetarë shteti, kryeministra, akademikë, piktorë, heronjtë e kryengritjes greke të vitit 1821,me bukuritë e Shqipërisë, kostumet popullore arvanitase etj. Kalendari që boton kjo lidhje për çdo vit vazhdon të botohet me sukses deri më sot.

Nga viti 1981 e deri më vitin 2004 janë bërë rreth 250 seminare, takime dhe koncerte në gjuhën e arbrit.

Koncerti i parë u bë më 15 dhjetor të vitit 1986 ku mijëra arvanitas ndoqën me dashuri dhe kënaqësi këngët e bukura arvanitase të kënduara nga mbledhësi dhe përpunuesi i talentuar i këngës arvanite, Thanasis Moraitis, i shoqëruar nga nëna e tij Gjeorgjia Moraiti dhe Fatula Sofu[270].

Në këtë koncert ishte i ftuar edhe një delegacion i arbëreshëve të Italisë së Jugut, i kryesuar nga studiuesi i njohur Antonio Bellushi.

Me ardhjen e emigrantëve të parë nga Shqipëria në vitet 1990, Lidhja e Arvanitasve të Greqisë ka dhënë një ndihmesë të madhe me veshje, ushqime dhe vende pune për emigrantët shqiptarë. Gjithashtu, anëtarët e saj kanë marrë pjesë në shumë aktivitete kulturore që i kanë organizuar shoqatat e emigrantëve shqiptarë në Greqi. Një ndihmesë të çmuar kanë dhënë anëtarët e LAG në kohën e luftës së Kosovës të vitit 1999. Kështu anëtarët e kryesisë së saj si Aristidh Kolia, Jorgo Miha, Jorgo Korizis dhe shumë të tjerë kanë botuar shumë shkrime nëpër gazetat greke ku informonin opinionin e gjerë grek rreth ndjekjeve dhe vrasjeve që pushteti serb i Milloshevicit ua bënte shqiptarëve të Kosovës.

Në vitin 1999 këta arvanitas do të dilnin nëpër kanalet televizive greke duke denoncuar në emisionet e ndryshme për fatkeqësinë kombëtare të popullit shqiptar të Kosovës që po ndodhte.

Me vdekjen e studiuesit të madh Aristidh Kola "Lidhja e Arvanitëve të Greqisë" dhe vetë arvanitët morën një goditje të rëndë. Sot lidhja në fjalë vazhdon të punojë në kushte të vështira pa ndonjë ndihmë nga shteti grek, por edhe pa ndihmë nga jashtë të organizatave të ndryshme humanitare që merren me kujdesjen e ruajtjes së pakicave kulturore dhe gjuhësore nëpër shtetet e ndryshme të Europës.

Më shumë anëtarët e Lidhjes të Arvanitëve të Greqisë merren me studime individuale në drejtim të pasurimit të historisë, gjuhës dhe kulturës arvanite.

[270]Thanassis MORAITIS, biografia shoqëruese e CD, *ARVANITIC SONGS*, f. 5.

κόντρα

...Τις μάχες τις δίνουν
και τις κερδίζουν,
όσοι μάχονται με ψυχή και
φρόνημα,
έστω κι αν διαθέτουν μόνο
φθαρμένα εργαλεία...
Γ. Μαρούγκας

ΜΗΝΙΑΤΙΚΗ ΠΟΛΙΤΙΚΗ, ΠΟΛΙΤΙΣΤΙΚΗ–ΛΑΟΓΡΑΦΙΚΗ ΕΦΗΜΕΡΙΔΑ

ΧΡΟΝΟΣ 1ος • ΑΡΙΘ. ΦΥΛΛΟΥ 1 • ΑΠΡΙΛΗΣ 1985 • Εκδότρια: ΑΝΑΣΤΑΣΙΑ ΜΑΡΟΥΓΚΑ

**αφιέρωμα**

Σμίγουν νεκροί και ζωντανοί
κι αντάμα πάνε.
Σγκώνουν το αίμα τους ψηλά
και τραγουδάνε!

(από «Το τραγούδι των Βάσκων του Τάσου Παππά).

19 Φλεβάρη 1985

Ο Γιώργος Μαρούγκας πέρασε την Αχερουσία λίμνη μ' ανοιχτά τα μάτια, χωρίς νόμισμα στο στόμα του για τον βαρκάρη που θα τον πέρναγε στην αντίπερα όχθη.

Σαν να μην τον ένοιαζε.

Σαν νάτανε δικαίωμά του.

Ακόμα τώρα δεν ξέρουμε συγκεκριμένα το ιστορικό της αρρώστιας του. Αρνιότανε με πείσμα και περιφρόνηση τις εξετάσεις, τις διαγνώσεις, τα ιατρικά συμβούλια.

Αρνιότανε να τον επισκεφθούν, ίσως για να μην τον δουν ανήμπορο, οι φίλοι του, οι συνεργάτες του, οι σύντροφοί του, Η ΜΑΝΑ του. Τους λίγους πουδεχότανε, τους ήθελε αισιόδοξους, γελαστούς, χωρίς πολλές - πολλές κουβέντες, να παραμένουν σιωπηλοί δίπλα του και

# ΜΕΤΡΩΝΤΑΣ ΤΙΣ ΜΕΡΕΣ ΤΗΣ ΜΟΝΑΞΙΑΣ

Νότες γραμμένες από το Γιώργο Μαρούγκα εκδότη των «Διαλόγων»

Δυο αδελφοί λαοί μετράνε την αιώνια μοναξιά τους, σε τούτη την εσχατιά της Ευρώπης: Οι Έλληνες και οι Αλβανοί. Γατζωμένοι στα βουνά του θρύλου, ανάμεσα ουρανού και γης, προσπαθούν να διατηρήσουν αλώβητη την ξεχωριστή ψυχοσύνθεση και νοοτροπία τους. Σύγχρονοι Οδυσσείς, κρατούν πεισματικά τις πανάρχαιες συγγενικές τους γλώσσες, τα ήθη κι έθιμά τους, τις πολύμορφες παραδόσεις, πεποιθήσεις και δοξασίες τους, τις προαιώνιες παγανιστικές ενασχολήσεις τους, παρά την επίθεση χριστιανισμού και μαρξισμού. Μακριά απ' το πλάνο τραγούδι των Σειρήνων, αναπολούν — αλαζονικά πλην δίκαια — ένδοξες μέρες και αναζητούν ακούραστα τις χαμένες πατρίδες τών πολιτισμών τους.

Δυο αδελφοί λαοί, που δεν υποχωρούν, αλλ' αμύνονται απε-

της, πολιτικός, ιστορικός, είτε εχθρός, είτε φίλος, δεν τους ξεχώρισε ποτέ. Οι λαοί μας το ξέρουν, το νιώθουν, το ζουν. Ο σπουδαίος Παναγιώτης Κανελλόπουλος το υπογράμμισε πρόσφα-



τα: «Άφθονο αρβανίτικο αίμα ρέει στις φλέβες των Ελλήνων». Κι ο Ανδρέας Παπανδρέου: «Οι Έλληνες είμαστε Αλβανοί...

και ιστορίας, ωρίμασαν και ανδρώθηκαν. Σειρές αιώνων τους έθρεψαν και τους γιγάντωσαν με κοινές φιλοδοξίες, επιδιώξεις, προσδοκίες κι οράματα. Στο αυτό λίκνο γαλουχήθηκαν οι κοινές ελπίδες τους για ένα μέλλον καλύτερο, προοδευτικό, ειρηνικό. Πάντοτε οι κοινές ρομφαίες τους κεραύνωσαν τους καθελογής δυνάστες και κατακτητές, όσους επιβουλεύονταν την ανεξαρτησία και την ακεραιότητα των κοινών κοιτίδων, την χιλιάκριβη τη λευτεριά τους.

Μια DE PROFUNDIS αδελφοσύνη. Αδιάψευστα τα τεκμήρια που την επιβεβαιώνουν. Κοινοί οι θεοί και οι λατρείες, οι Πιερίδες, κι Ελικωνιάδες Μούσες, ο Διόνυσος, ο Ορφέας, οι Ώρες, ο Εύμολπος, ο Θάμυρις.

Μαζί Αρβανίτες και Έλληνες στα 1204, στα Σκορτά με τον Βουτσαρά και στην Κόρινθο με τον Σκούρα - Σγουρό, αντιτάχθη-

ΣΥΝΕΧΕΙΑ στη σελίδα 2

Κάθε μέρα που ένας ξεχωριστός άνθρωπος φεύγει από την επίγεια ζωή, το στενό του περιβάλλον ορφανεύει, μα ταυτόχρονα η πατρίδα του, η χώρα του ολόκληρη και, σε προέκταση, η

Gazeta *KONTPA-KONDRA*, në ballin fotografia e Jorgo Marungës



Dy drejtuesit e Lidhjes së Arvanitasve, Jorgo Miha dhe Aristidh Kola

ΜΠΕΣΑ

ΙΣΤΟΡΙΑ • ΛΑΟΓΡΑΦΙΑ • ΛΟΓΟΤΕΧΝΙΑ • ΣΥΓΧΡΟΝΑ ΘΕΜΑΤΑ



*Η Αρβανίτισσα (από τα Βίλλια Αττικής)*
*ΕΛΛΗ ΛΑΜΠΕΤΗ*

ΕΚΔΟΣΗ ΤΟΥ ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΟΣ

ΟΚΤΩΒΡΙΟΣ - ΝΟΕΜΒΡΙΟΣ 1983 • ΤΕΥΧΟΣ 2

Revista *ΜΠΕΣΑ - BESA*, organ i Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë.
Në ballinë aktoria arvanitase Eli Lambeti nga Attika

## Propaganda për miqësinë Greqi-Shqipëri e viteve 1980

Periudha më e ngrohtë midis Greqisë dhe Shqipërisë ka qenë në vitet 1980-1989. Nga dokumentet historike të gjetura janë interesante faktet se disa intelektualë grekë, kryesisht me origjinë shqiptare, hodhën nënshkrimet e tyre për themelimin Shoqatës së Miqësisë Greqi-Shqipëri. Vlen të përmendim se nënshkrimet për këtë shoqatë i kishin hedhur shumë personalitete të mëdha të jetës politike dhe kulturore të Greqisë së vitit 1980. Kështu aty figuronte firma e deputetes së PASOK-t me origjinë shqiptare Melina Merkurit, ministre e Kulturës, kryetarit të Bashkisë së Pireos, G. Kiriaharakos, kryetarit të Bashkisë së Thivës, K. Kurkutis, Aristidh Kolës, si dhe shumë ministrave e kryetarëve të bashkive të Greqisë. Themelimin e shoqatës e përshëndeti edhe kryetari i Federatës së Përgjithshme të Punëtorëve të Greqisë, Jorgos Ravdopulos.

Më 18 shkurt 1980, me numër të dosjes 560 Gjykata e Athinës njohu zyrtarisht themelimin e Shoqatës së Miqësisë Greko-Shqiptare me kryetar Pandeli G. Pandeleu, anëtarë Kosta I. Dhrasaqi dhe Jani G. Glikofridhi[271].

Në qershor të vitit 1984 kjo shoqatë nxori në qarkullim edhe numrin e parë të revistës së saj me emrin “Shqipëria e Re”(Η ΝΕΑ ΑΛΒΑΝΙΑ) e cila u botua deri në numrin e katërt të saj. Nisma e parë e kësaj shoqate ishte kërkesa për heqjen e Ligjit të Luftës midis Greqisë dhe Shqipërisë që ishte miratuar nga Kuvendi i Greqisë më 10.11.1940, ligj ky që vazhdonte të ishte ende në fuqi. Çudia ishte se, shumica e nënshkruesve për themelimin e shoqatës dhe kërkuesit për heqjen e këtij ligji, kur bëheshin ministra e harronin shoqatën dhe kërkesën e parë të tyre për heqjen e ligjit të luftës midis dy vendeve. Pikërisht ky ligj ende është në fuqi dhe qëndron mbi kokat e marrëveshjeve të shumta miqësore midis Greqisë dhe Shqipërisë të cilat firmosen formalisht nga qeveritë e këtyre dy shteteve fqinje.

Bashkëpunëtorët më të ngushtë për botimin e revistës “Shqipëria e Re” ishin arvanitasi Jorgo Marunga, kryetar i Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë dhe shqiptari nga Voskopoja, i cili në vitin 1950 ishte arratisur nga Shqipëria për në Greqi, Kristo Zhakarlliu, i cili shkruante me pseudonimin “Voskopojari”. Kjo revistë bënte një propagandë të madhe në të mirë të Shqipërisë. Ndër to ajo i reklamonte edhe librat që lexuesi grek duhet t’i lexonte në lidhje me Shqipërinë dhe shqiptarët. Këtu po veçojmë reklamat për librin me titull: “Shqipëria - vendi i trimave” i autorit Ilia Hroni.

[271]Revista, *η νεα αλβανια*, Αθηνα, 1 qershor 1984.

Kur doli numri i parë i kësaj reviste më 1 qershor të vitit 1984 Pandeli P. Pandeleoni shkoi në ambasadën e Shqipërisë në Athinë për t'ia dhuruar disa kopje. Punonjësit e ambasadës shqiptare, pasi lexuan revistën, mbetën të kënaqur nga shkrimet që ishin botuar. Dhe diplomati shqiptar, Ksenofon Nushi i premtoi se për çdo numër do të mund të blinin 200 kopje me nga dy dollarë. Ato vite shpenzimet për botimin e çdo numri të revistës "Shqipëria e Re" kushtonte vetëm 200 dollarë. Pas pak ditësh ambasada e Shqipërisë në Athinë në shenjë mirënjohjeje e ftuan Pandeli P. Pandeleonin të bënte një vizitë 15 ditore në Shqipëri. Nga kjo vizitë që bëri nëpër vendet më të bukura në Shqipëri, Pandeli P. Pandeleoni mbeti shumë i gëzuar dhe, kur u kthye në Athinë, nxitoi të botonte numrin e dytë të revistës që e drejtonte në emër të Shoqatës së Miqësisë Greqi-Shqipëri[272].

Pas daljes së numrit të dytë Pandeli P. Pandeleoni me 200 copët e revistës vrapoi për në ambasadën e Shqipërisë për t'ia dhënë revistat sipas premtimit që kishte marrë nga diplomatët shqiptarë. Por këtë herë diplomatët shqiptarë refuzuan blerjen e revistës, duke i thënë haptas se nuk mund ta blinim më tej këtë revistë. Pas kësaj befasie të papritur, Pandeli P. Pandeleoni u largua nga ambasada i zhgënjyer dhe i pashpresë. Por zhgënjimin më të madh e mori kur nga Ministria e Kulturës Greke mori refuzimin për mosfinancimin e revistës me pretekstin se një botim i tillë nuk ishte brenda kuadrit kushtetues.

Borxhet e shumta të shoqatës dhe të revistës bënë që Shoqata e Miqësisë Greqi-Shqipëri të mbyllej dhe të mos dëgjohej më për të dhe njeriun miqësor Pandeli P. Pandeleon. Megjithëse patën jetë të shkurtër, prapëseprapë Shoqata e Miqësisë Greqi-Shqipëri dhe revista "Shqipëria e Re" hynë në historinë e përpjekjeve të disa njerëzve për të ndërtuar një miqësi të mirë dhe të vërtetë midis dy vendeve fqinje.

Iniciatori për themelimin e Shoqatës së Miqësisë Greqi-Shqipëri ishte Pandeli P. Pandeleoni, një arvanitas i cili nuk kishte ndonjë arsimim të lartë. I lindur në fshatin Perahora që banohet nga arvanitasit e krahinës së Korintit, ishte krenar për prejardhjen e tij shqiptare dhe ndjente një dashuri të madhe për Shqipërinë. Ai mori pjesë në luftën antifashiste për çlirimin e Greqisë duke qëndruar disa vjet nëpër male. Pas çlirimit, për idetë e tij majtiste u internua për 20 vite me radhë duke bredhur nga njeri ishull në tjetrin. Sipas shënimeve të Kristo Zharkalliut, Pandeliu sa më shumë që e rrihnin, aq më i urtë dhe i vendosur bëhej, dhe kur e qëllonin në kokë me ndonjë dru, i kujtoheshin gjërat që kishte harruar prej kohësh. Ndërsa arvanitasi Jorgo Marunga për Pandeliun thoshte: "Pandeliu kishte ngrënë më shumë dru sesa bukë në jetën e tij".

[272]Gazeta, *GAZETA e Athinës*, 25 maj 2001, f. 20.

Iniciatori i këtyre përpjekjeve Pandeli P. Pandeleon, i cili vdiq në vitin 1999 në harresë dhe në varfëri të plotë, por ai tashmë kishte lënë gjurmë në historinë e dy vendeve. Historia e themelimit të Shoqatës së Miqësisë Greqi-Shqipëri dhe botimi i revistës “Shqipëria e Re” sot na duket diçka e çuditshme kur dihen marrëdhëniet midis Greqisë dhe Shqipërisë, marrëdhënie të cilat shpeshherë nxehen nga një dashuri e zjarrtë dhe shpeshherë edhe ftohen, ngrijnë, për të arritur më tej deri në hakmarrje të grekëve ndaj emigrantëve shqiptarë që jetojnë dhe punojnë prej disa vitesh në Greqi, duke ua grisur pasaportat dhe lejet e qëndrimit.

**η νέα αλβανία**

ΜΗΝΙΑΙΟ ΠΕΡΙΟΔΙΚΟ ΤΟΥ «ΕΛΛΗΝΟΑΛΒΑΝΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΦΙΛΙΑΣ»

**1η ΙΟΥΝΗ 1984 - ΕΤΟΣ Α΄ - ΤΕΥΧΟΣ 1** **ΤΙΜΗ ΔΡΧ. 100**



ΕΚΔΟΤΗΣ - ΔΙΕΥΘΥΝΤΗΣ: ΠΑΝΤΕΛΗΣ Γ. ΠΑΝΤΕΛΕΟΥ
ΓΡΑΦΕΙΑ: ΠΑΝΕΠΙΣΤΗΜΙΟΥ 34 - 2ος ΟΡ. - TELEX: 22-3978 ΒΡΗΑ - Τ.Κ. 108 79
ΑΘΗΝΑ - ΕΛΛΑΔΑ • ΔΙΕΥΘ. ΟΙΚΙΑΣ ΕΚΔΟΤΟΥ: ΚΕΡΚΥΡΑΣ 135 - Ν. ΚΥΨΕΛΗ - ΑΘΗΝΑ
Το περιοδικό «η νέα αλβανία» τυπώνεται στο εργοστάσιο γραφ. τεχνών
ΛΙΘΟΤΥΠ Α.Ε. Ιασίου 5 - Περιστέρι - Τηλ. 5722201 σε 2.000 αντίτυπα

**ΓΙΩΡΓΟΣ ΡΑΥΤΟΠΟΥΛΟΣ**

ΠΡΟΕΔΡΟΣ Γ.Σ.Ε.Ε.

*Με τη βεβαιότητα ότι η έκδοση, του περιοδικού του «Ελληνο-Αλβανικού Συνδέσμου Φιλίας» η «Νέα Αλβανία» θα συμβάλλει στη προσπάθεια προσέγγισης των Λαών της Ελλάδας και της Αλβανίας στην αμοιβαία κατανόηση και τη δημιουργία φιλικών δεσμών.*

*Χαιρετίζω αυτή τη πραγματικά σημαντική προσπάθεια.*

Revistes, *Η ΝΕΑ ΑΛΒΑΝΙΑ -Shqiperi e Re,* 1.6.1984.nr.1

**ΕΛΛΗΝΟ - ΑΛΒΑΝΙΚΟΣ ΣΥΝΔΕΣΜΟΣ ΦΙΛΙΑΣ**
ΠΑΝΕΠΙΣΤΗΜΙΟΥ 34 - 2ος ΟΡΟΦΟΣ
106 79 ΑΘΗΝΑ - ΕΛΛΑΣ

'Αριθ. Πρωτ. 28/10/7/85

Α ἴ τ η σ η - 'Αναφορά

Τοῦ ΕΛΛΗΝΟ-ΑΛΒΑΝΙΚΟΥ ΣΥΝΔΕΣΜΟΥ ΦΙΛΙΑΣ
'Αριθμός: 560/2/1980 τοῦ Πολυμ. Πρωτοδικείου 'Αθήνας

"Περί 'Ακροάσεως"
Τηλ: 5222684
8832630

ΑΘΗΝΑ, 10/7/1985

ΠΡΟΕΔΡΙΑ ΤΗΣ ΔΗΜΟΚΡΑΤΙΑΣ
Αριθ. Πρωτ. 10/7/85
1537
Ιδιαιτ. Γραφείο

Π Ρ Ο Σ
Τόν 'Εξοχώτατο
κ. ΧΡΗΣΤΟ ΣΑΡΤΖΕΤΑΚΗ
ΠΡΟΕΔΡΟ ΤΗΣ ΕΛΛΗΝΙΚΗΣ
ΔΗΜΟΚΡΑΤΙΑΣ

'Ε ν τ α ῦ θ α

'Εξοχώτατε Κύριε Πρόεδρε,

"Εχω τήν τιμή νά Σᾶς παρακαλέσω όπως μέ δεχθεῖτε σέ ἀκρόαση διαρκείας πέντε λεπτῶν.

Τό θέμα πού θά Σᾶς ἀναφέρω εἶναι ὁ Νόμος Β.Δ. 2528/10/11/1940 πού χαρακτηρίζεται μέχρι σήμερα ἡ γειτονική Λ.Σ.Δ." ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ "ΕΜΠΟΛΕΜΗ ΕΧΘΡΙΚΗ ΧΩΡΑ" ἀπό τή Σοσιαλιστική Πατρίδα μας.

Σᾶς βεβαιώνω εἰλικρινά Κύριε Πρόεδρε, πώς ὁ ἀνωτέρω Νόμος δέν ἔχει ἐπικυρωθεῖ ἀπό καμμιά Βουλή 1946-1985.-

Εὐχαριστῶ
Μετά ἐξαιρέτου τιμῆς
'Ο Πρόεδρος τοῦ Συνδέσμου




Παντελῆς Γ. Παντελέων

# Διακύρηξη: Ελληνο-Αλβανικός Σύνδεσμος

**Ελληνοαλβανικός** Σύνδεσμος ιδρύ**κε στην Αθήνα** και σύμφωνα με την **ί0/1980 απόφαση** του Πρωτοδικεί**ι, ορίσθηκε και η** προσωρινή του διοί**ιση. Προσωρινή** διεύθυνση και τηλέ**ωνο του Συνδέσμου** ήταν Σοφοκλέους **Ε' όροφος, γρ. 2ο**, τηλ. 32.18.851. **το μεταξύ, προσωπικότητες** και πα**ίγοντες του τόπου** χαιρετίζουν την ί**υσή του με την** ακόλουθη διακήρυξη: ***Συγχαίρουμε*** *την* ***πρωτοβουλία*** *για* ***ην ίδρυση στην Πατρίδα*** *μας του* ***Ελ-ηνο-Αλβανικού*** *Συνδέσμου.*

***Ευχόμαστε*** *ο* ***Ελληνο-Αλβανικός ύνδεσμος να συμβάλει*** *στην βελτίωση* ***ων σχέσεων*** *των δύο γειτονικών χω-* ***ών προς όφελος*** *των δύο λαών* ***Ελλά-ις-Αλβανίας»***

**η διακήρυξη** υπογράφουν:
**. Κυριακαράκος** Δήμαρχος Πειραιώς, **. Γκάζγκας Πρόεδρος** Δημοτ. Συμβ. **θηναίων, Χρ.** Μιχαλόπουλος Δήμαρ**ις Δάφνης, Χ.** Μπεχλιβανίδης Δή**ιρχος Νέας** Σμύρνης, Αν. Λεντάκης **ήμαρχος Υμηττού**, Ντ. Βρεττός Δή**ιρχος Μενιδίου**, Κ. Πόγκας Δήμαρχος Λαυρίου, Γ. Σταμάτης Δήμαρχος 'Ανω Λιοσίων, Γ. Κλάδος Δήμαρχος Ανωγείων, Κ. Κουρκούτης Δήμαρχος Θήβας, Ε. Γιαννόπουλος, Πρ. Δικηγ. Συλλόγου Αθηνών, (Υπουργός εργασίας) Κ. Ρεσβάνης Πρ. Δικηγ. Συλλ. Πειραιώς, Ν. Παπαχαραλάμπους Καθηγ. Παθολογίας Πανεπ. Αθηνών, Δ. Αυγουστάκης Καθηγ. Καρδιολογίας Πανεπ. Αθηνών, Π. Παναγιώτου Καθηγ. Γυναικολογίας Πανεπ. Αθηνών, Δ. Πάλλας Καθηγ. Βυζαντινολογίας Πανεπ. Αθηνών, Ειρήνη Διλάρη Καθηγήτρια Πανεπ. Αθηνών, Β. Γολεμάτης Εντετ. Υφηγ. Πανεπ. Αθηνών (Καθηγητής Πανεπιστημίου στο Ιπποκράτειο Νοσοκομείο της χειρουργικής), 'Αρης Πουλιανός Ανθρωπολόγος, Μελίνα Μερκούρη Ηθοποιός, (Υπουργός Πολιτισμού) Ε. Κουλουμπής Πρ. Τ.Ε.Ε. (Υπουργός) και τα μέλη της Δ.Ε του Τ.Ε.Ε., Δ. Κούτρας, Χρ. Μάρης, Στ. Ιωακειμίδης, Κ. Λιάσκας, Γρ. Διαμαντόπουλος, Κ. Γείτονας (Υφυπουργός), Δ. Ρόκος, Α. Παπαδόπουλος, Ντ. Μανιατόπουλος, Π. Ξυθάλης Πρ. της Εν. Ελλήνων Χημικών, Π. Χαμακιώτης Γ.Γ. Εν.Ελλ. Χημικών και τα μέλη της Δ. της Ε.Ε.Χ. Θ. Αργυρίου, Π. Παπακώστας, Γ. Δουρατσάνος, Κώστας Γκάρτσος Πρόεδρος του Συλλόγου Αρχιτεκτόνων, Ορ. Χατζηβασιλείου Πρόεδρος Α.Ε.Μ., Θ. Παπαϊωάννου Γεν. Γραμμ. Δήμων και Κοιν. Ελλάδος Πρ. Κοινότητος Βαϊων, Μ. Μπαντουράκης Πρ. Ταξί Αττικής «'Αλιμος-ενότητα», Γ. Σίννης Υποδ/ντής Νοσ. Βούλας, Χ. Τσέλος Γιατρός, Σ. Κυβέλος Ταγ/χης ε.α., Ε. Μονιάκης Αξ/κός ε.α. Γ. Κατσίμπας Αξ/κός ε.α., Χ. Κουρής Πρόεδρος ΙΝΚΑ, Αν. Καραγιάννης Ζωγράφος, Κ. Γκιόκας Δικηγόρος, Αρ. Κόλλιας Δικηγόρος, Λ. Κατσιμίχας Δικηγόρος, Κ. Λούκος Δικηγόρος, Μ. Βάθης Δικηγόρος Αντ. Βάθης Πολ. Μηχαν. Χ Ζωγράφος Πολ. Μηχ. Γ. Μιχαλόπουλος τ. Εκπαιδευτικός, Αργυρούλα Κουτήφαρη-Φραντζέσκου Δημοτ. Σύμβ. Δάφνης, Αθ. Φρατζέσκος Επαγγελματίας, Ι. Μεϊντάνης Πρ. Κοιν. Δοβρένας.

«ΑΝΤΙ» 28 ΜΑΡΤΗ 1980

Emrat e nënshkruesve për themelimin e Shoqatës së Miqësisë Greko-Shqiptare, Mars 1980

# KREU I PESTË

## MITET E HISTORIOGRAFISË PËR KRYENGRITJEN E VITIT 1821

*“Njëra historiografi greke zbulon mitet historike, një tjetër herë pas here pranon zbulimet e të parës, por krijon të reja edhe sot”. (Vasilis Kremidhas)*

**Miti katërqindvjeçar i skllavërisë së grekëve nën pushtimin osman**

*"Për fat të keq dy popujt shkëputën bashkëjetesën e tyre të mrekullueshme 400 vjeçare (grekët dhe osmanët, shën. A Ll.), derisa u ngritën disa pabreksa më 1821, duke bërë kryengritje". (Patriarku i Stambolli Bartholomeos)*[273]

Periudha Osmane interpretohet kryesisht nga këndvështrimi i kombeve "të shtypura", ndaj kështu shteti osman na paraqitet vetëm si një mekanizëm i shtypjes. Kjo traditë historiografike u krijua në fillim të shek. XIX, kur u themeluan komb-shtetet, që nga historiografia sllave, greke dhe, më vonë, e kopjuar edhe nga ajo shqiptare pas vitit 1945. Të ndikuara nga rrymat e romantizmit dhe pozitivitetit, por edhe nga nacionalizmi triumfues, të gjitha këto e zhvilluan si historiografi kombëtare duke na e paraqitur si qasje shkencore, akademike, si dhe në format e tjera të botimeve, siç janë librat shkollorë, të cilët e kanë riprodhuar këtë formë të rreme nga viti 1830 e deri më sot. Periudha e Perandorisë Osmane ka shumë pozitivitet, sidomos në vitin 1600, kur shkenca islame ishte shumë e përparuar dhe osmanët konsideroheshin si elita e qytetërimit në botë, të cilët e kishin krijuar mënyrën e vet të jetesës, muzikën, funksionimin e shtetit etj. Perandoria Osmane u tregua shumë tolerante ndaj ortodoksëve, armenëve, hebrenjve etj., të cilët e ruanin të drejtën e jetesës, të besimit, shkollimin në gjuhën e tyre përderisa i paguanin taksat e përcaktuara me ligj.

Sulltan Mehmet Fatihu (Mehmeti II) pasi e pushtoi Stambollin, si Patriark të Kishës Ortodokse e vendosi Gennadhiun (Γενναδιου), një besnik i tij. Pasi i dha privilegje të mëdha, i kërkoi që besimtarët t'i mbante larg perëndimit europian dhe do të ishte përgjegjës për çdo kryengritje të ortodoksëve. Në veçanti romiot ortodoksë gëzonin privilegje si: lirinë e gjuhës, arsimin dhe vetëqeverisjen. Fanariotët i monopolizuan disa prej zyrave më të larta, si sundimtarë të Moldavisë, ambasadorë, ministra, drejtues të pallatit e deri vezir i madh[274].

Përgjatë sundimit osman nuk ekzistonin islamizime të dhunshme në territorin e mëvonshëm grek. Përderisa popujt e skllavëruar i pagunin rregullisht taksat që u takonin, osmanët nuk merreshin edhe aq shumë me besimet e tyre fetare. Islamizimet në masë që vihen re në Ballkan (Bosnjë,

[273]Gazeta, *ΕΛΕΥΘΕΡΗ ΩΡΑ*, Αθηνα, 30 tetor 1991
[274]www.psonthomfanix.blogspot.com, 31 Mars 2016

Shqipëri etj), zakonisht kryheshin me dëshirën e atyre që ndërruan fe, dhe veçanërisht me qëllim që të kishin marrëdhënie më të mira me sunduesit dhe që të marrin pjesë në ndonjë pozicion më të mirë të ligjit dhe në ushtrimin e pushtetit.

Mobilizimi i jeniçerëve në një pjesë kohore dhe mbas, të paktën nuk bëhej me dhunë "mbledhja e fëmijëve". Përkundrazi, në fakt, pasi ky organ fitoi pozitë pushteti në Perandorinë Osmane, mjaft prindër mundoheshin ta siguronin karrierën e fëmijëve të tyre nëpërmjet rreshtimit te jeniçerët[275].

Librat shkollorë dhe ato të historisë zyrtare pohojnë se Greqia dhe grekët ishin 400 vjet nën skllavërinë e pushtuesve osmanë. Por çështja është cila Greqi e cilët grekë? Duke i parë vendet e Ballkanit dhe të Europës Lindore, shumica e tyre e përdorën togfjalëshin *periudha e pushtimit osman*. Por, në gjuhën angleze togfjalëshi më i zakonshëm është *periudha osmane* (1453-1828), dhe më rrallë është ai *turkokracia*[276]. Shumë vende si Italia, Gjermania, Rumania etj., e përdorin më shumë togfjalëshin *periudha osmane* dhe më pak *turkokracia*. Ndërkaq historografia greke e ka përdorur më shumë togfjalëshin *pushtuesit turq*, Τουρκοκρατία, etj., formulim ky nënçmues për të cilin nuk ka asnjë të vërtetë për sa i përket asaj periudhe. Emërtimi *turk* është shumë i vonshëm, ndërsa Perandoria Osmane ishte shumetnike.

Ishulli Hios-Xios-Chios, ra në duart e osmanëve pa luftë më 1566, kur Piali Pasha (Piyale Pasa - 1515-1578) marshoi pa hasur në rezistencë dhe atëherë banorët e këtij ishulli përfituan lehtësime e privilegje. Shumë mjekë të shquar dhe personalitete të krishtera nga Hiosi u vendosën pranë pushtetit të sulltan Selimit II.

Ky ishull kishte një gjimnaz dhe një bibliotekë. Numri i banorëve ishte nga 120 mijë-180 mijë, ku 2.000-3.000 ishin myslimanë, 2.000 katolikë dhe 70 hebrenj, e të tjerët ishin të krishterë ortodoksë[277].

Ka edhe shumë të dhëna të tjera që flasin se osmanët u pritën si çlirimtarë nga romiot (romios-grekëfolës), ndërsa arvanitasit nuk e pranuan nënshtrimin e osmanëve dhe luftuan ashpër kundër tyre që nga viti 1534. Është e njohur shpërngulja e arvanitasve nga Peloponezi në drejtim të Italisë së Jugut, e cila është shprehur edhe në vargjet e poemës O MORE.

Në vitin 1715 Peloponezi ishte nën sundimi e Venedikut. Kur osmanët luftuan kundër venedikasve për pushtimin e Peloponezit, romiot i pritën dhe madje luftuan nga ana e tyre kundër venedikasve. Kjo sjellje proosmane e romiosve nuk ishte e para. Ngjarje të këtilla proosmane kishin ndodhur në shumë pjesë të Greqisë që nga fundi i sundimit bizantin.

---

[275]Gazeta, *TOBHMA*, Αθηνα, 24 Nëntor 2008
[276]Bruce MERRY, *Encyclopedia of Modern Greek Literature*, London, 2004, f. 442
[277]www.freeinquiry.gr, 10 Janar 2010

Nga 1422 deri më 1718, mbi tre shekuj, në Greqi u zhvilluan tetë luftëra midis Pialit dhe Venedikut. Peloponezi ishte një fushë beteje. Fatkeqësia më e madhe erdhi më 1683, kur Venediku e pushtoi Peloponezin. Ndërkohë që forcat e Venedikut e rrethuan dhe e bombarduan Athinën, fati i Peloponezit tashmë ishte gjykuar. Qytetet u shkatërruan, fushat u braktisën dhe tregtia u shua. Popullsia ra nga 300 mijë në 100 mijë. Shumë prej tyre ikën nëpër male[278].

Osmanët i trajtuan mirë romiot duke e mbajtur fjalën. Kështu, ata ishin të kënaqur që venedikasit u larguan, ashtu siç thotë Th. P. Dhelijanis: "Kjo klasë arriti ta njohë vetëqeverisjen e Peloponezit më 1715, kur venedikasit u dëbuan nga osmanët"[279].

Shumë romios, të cilët kishin mërguar gjatë pushtimit të venedikasve, për shkak se nuk mund ta duronin shtypjen e tyre, u kthyen menjëherë. Veziri i madh i thirri dhe u premtoi atyre se do të riktheheshin në shtëpitë e tyre, do t'u riktheheshin vreshtat dhe tokat të cilat ishin shtetëzuar nga venedikasit[280].

Romiot e Athinës më 1458 e mirëpresin Mehmetin II dhe ai u dha atyre privilegje tatimore, të drejta fetare etj. Nga Korinti sulltan Mehmeti II erdhi në Athinë. Thonë se sillej si filogrek midis athinasve[281].

Pasi osmanët kishin pushtuar Selanikun në vjeshtë të vitit 1430, përfaqësuesit e murgjve të Agjios Orosit nxituan për të shprehur besnikërinë e tyre ndaj sulltan Muratit II, si dhe për të përfituar privilegje. Deri në vitin 1821 në malin Agjio Oros nuk shkeli asnjë ushtar osman. Vetëm gjatë periudhës 1821-1830, ka pasur herë pas herë patrullime të ushtarëve osmanë për t'i ruajtur manastiret nga kryengritësit.

Shumë herë kemi raste kur Patriarkana është shfaqur si ithtare e ruajtjes së rendit në Perandorinë Osmane, duke arritur deri në pikën ku ata luftonin në çdo ngjarje revolucionare kombëtare të grekëve të skllavëruar[282].

Pas Selanikut ushtria osmane u nis për në Epir. Sinan Pasha u dërgoi një thirrje banorëve të Janinës për t'u dorëzuar pa luftë, kjo do të vlerësohej nga osmanët dhe do të gëzonin privilegje, lirinë e tyre fetare. Janina iu dorëzua pa luftë Sinan Pashës i cili e mbajti fjalën, dhe që nga koha e osmanëve ajo u bë një qendër e madhe ku shumë vende perëndimore hapën konsullatat e tyre diplomatike. Janina zhvilloi tregti me Triesten, Rumaninë

---

[278]www.freeinquiry.gr, 17 Janar 2014

[279]ΔημήτριοςΑ. ΠΕΤΡΑΚΑΚΟΣ,*Κοινοβουλευτική Ιστορία Της Ελλάδος*, προτος τομοσ, Αθηνα, 1935,f. 235

[280]Μιχαηλ ΟΙΚΟΝΟΜΟΥ, *Ιστορικά της Ελληνικής Παλιγγενεσίας ή ο ιερός των Ελλήνων αγών,*Αθηνα, 1873, f. 21-22.

[281]Γιαννησ ΚΟΡΔΑΤΟΥ, *Μεγαλι Ιστοριατης Ελλαδας,* τομ. VIII, Αθηνα, 1960, f. 553.

[282]Τακης Ν. ΠΙΠΙΝΕΛΗ, *Πολιτική Ιστορία της Ελληνικής Επαναστάσεως*, Εν Παρισίοις, 1928, f. 43.

dhe Rusinë. Institucionet vetëqeverisëse vendore ishin të pavarura, besimet fetare e ruajtën pavarësinë e tyre, u zhvillua zejtaria dhe blegtoria.

Në vitin 1449 përfaqësuesit e Artës bënë një marrëveshje me sulltan Muratin II, në Selanik për t'u bashkuar me Perandorinë Osmane. Nga Gjiri i Artës dhe Vonitsës eksportoheshin grurë, elb, tërshërë, misër, fasule, pambuk, fije pambuku, veshje pambuku, verë, bagëti si derra, dele, qe, lëndë drusore etj. Në Artë u hap një shkollë greke, dy shkolla osmane dhe një hebraike. Preveza ngarkonte 1.000 fuçi vaji në vit, si dhe lloje të ndryshme të drithërave.

Epiri gjatë periudhës osmane u zhvillua shumë dhe Janina u bë qendra kryesore, kryeqyteti i Epirit, Thesalisë, Shqipërisë dhe të një pjesë të madhe të Maqedonisë dhe për atë kohë vlerësohej si një metropol ku shumë vende europiane i hapën përfaqësitë e tyre diplomatik. U zhvilluan fshatrat e Zagorisë, si dhe Meçova u bë qendër e rëndësishme. Në kohën e Ali Pashës në Janinë u vendosën studiues romiosë, italianë, gjermanë, francezë etj. U themelua shkolla ushtarake, shkollat Epifaneio, Balanae, Kaplaneio, Zosimea, shtypshkronja Dodoni, gazeta dhe revista e shoqata si Proodhros dhe Omonia. U goditën pa mëshirë grabitësit pa dallim feje apo bashkësie etnike. Siguria e fortë bëri që tregtarët e Epirit të bënin biznes në të gjitha qytetet kryesore në Europë dhe më gjerë. Njëri nga sukseset e qeverisjes së Ali Pashës ishte se duke mbajtur gratë dhe fëmijët e tregtarëve, malli dhe pasuria e përfitimit të mbetej në Epir[283].

Albert Racinet (1825–1893), në librin e tij me titull *"Le costume historique: cinq cents planches, trois cents en couleurs, or et argent, deux cent en camaïeu…*", shkruan, ndër të tjera, për shqiptarët: "Vilajeti i Janinës përfshin Epirin ose Shqipërinë Jugore dhe Thesalinë; Janina është qyteti kryesor dhe kryeqyteti i Epirit. Epirotët ose shqiptarët, të cilët e quajnë veten arbëreshë, nga ku bizantinët i kanë quajtur arvanitë dhe turqit arnautë, gjithashtu quhen skipëtar (shqiptar).

Ky emër i fundit duket se nënkupton njeriun që është gjithmonë i armatosur, ai që përdor shpatën, skiphosin. Shqiptarët, të cilët, sipas të gjitha dukjeve, janë një fis i ilirëve të lashtë, janë të fuqishëm dhe luftarakë. Këta ushtarë të Akilit, Pirros dhe Skënderbeut kanë ruajtur reputacionin e paraardhësve të tyre.

Rrobaqepësit dhe qëndistarët e Janinës e furnizojnë gjithë Greqinë me veshje të bukura. Nganjëherë pëlhura e tyre është e mbuluar tërësisht me qëndisma prej ari.

Një kostum i këtij lloji për burra në Janinë shitet mesatarisht 1600 franga, për gra, 1800 franga dhe për fëmijë, 500 franga[284]."

[283] www.freeinquiry.gr, 24 Mars 2020
[284] www.darsiani.com

Jeta detare në Perandorinë Osmane ishte kryesisht në duart e grekëve të ishujve. Pjesa më e madhe e ekuipazheve të flotave ushtarake osmane përbëhej nga grekët dhe shqiptarët. Nga shekulli XVII e këndej disa familje ngritën flota private të mëdha, duke grumbulluar pasuri të madhe e duke i hedhur themelet e linjave greke të lundrimit gjatë shekujve XIX-XX. Osmanët nuk bënin pjesë në këtë tregti, sepse ajo binte ndesh me ndjenjën e dinjitetit dhe me besimin e tyre fetar. Shumica e sllavëve dhe rumunëve ishin të lidhur fort me jetën e tyre të thjeshtë fshatare. Grekët e ishujve dhe detarët e zonave kontinentale dalloheshin nga karakteri etnik i veçantë, shumë prej tyre ishin me prejardhje të përzier shqiptaro-greke[285].

Faktin se Greqia dhe etnitë që jetonin në territorin e saj ishin të kënaqura gjatë periudhës osmane e tregon edhe një ngjarje e njohur, ku vetëm pak vite pas pavarësisë së Greqisë, mijëra romiosë e braktisën shtetin e ri dhe u rivendosën në pjesën e Perandorisë Osmane.

Vetëm pak vite pasi ishte shpallur pavarësia e Greqisë, në pjesët e sapoçliruara, rreth 60 mijë romiosë e braktisën Greqinë e çliruar për t'u vendosur në pjesën e Greqisë e cila bënte pjesë në suaza të Perandorisë Osmane. Kjo erdhi si pasojë e varfërisë që mbizotëronte në Greqinë e pavarur. Sipas mitit kombëtar zyrtar të vitit 1821, domethënë disa skllevër para këtij viti, luftuan për t'u çliruar, dhe sapo u çliruan, me mijëra prej tyre filluan të kthehen në Perandorinë Osmane për t'u bërë përsëri skllevër.

Grekët e Stambollit kishin një traditë kulturore të pasur, të lidhur me Perandorinë e Bizantit. Në veçanti, dhuntitë që i kishin për gjuhën, u jepnin privilegjin special për të qenë dragomanë, pra përkthyes zyrtarë osmanë. Gjatë shekujve, ofiqi i kryedragomanit perandorak, gjithmonë i mbajtur nga grekët fanariotë, erdhi e u bë praktikisht Ministri e Jashtme. Nga koha e mbretërimit të Selimit III e këndej, ai mori një rëndësi politike të vërtetë, sepse konsujt e Fuqive të Mëdha zunë të luajnë rol më të madh në politikën osmane. Gjatë tërë luftës greke për pavarësi (1821-1830), dragoman i flotës perandorake ishte një grek dhe ai i drejtonte operacionet kundër kryengritësve grekë[286].

Prof. Zambia Agrimaqi, historiane e letërsisë moderne greke shkruan: "Gjërat ishin më të lehta për fshatarët gjatë sundimit osman. Taksa ishte disi më e ulët se në vitet e Ottos. Për shkak të kësaj situate, shumë njerëz, gjashtëdhjetë mijë kultivues largohen nga Greqia"[287].

Historia që mësohej në shkolla është e shtrembëruar. Për më tepër, librat zbukurojnë ose nuk lënë pa përmendur një numër të madh ngjarjesh

[285] Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, Tiranë, 2007, f. 23.
[286] Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, Tiranë, 2007, f. 22-23.
[287] www.freeinquiry.gr, 24 Mars 2020

“shqetësuese” në historinë zyrtare, të cilat, sidoqoftë, në mënyrë të falsifikuar e kundërshtojnë plotësisht gënjeshtrën e vitit 1821[288].

Retorika zyrtare se pushtimi katërqindvjeçar osman e ndaloi mësimin e gjuhës greke dhe se ajo është mësuar në shkolla të fshehta nga priftërinjtë, është një mit i trilluar. Kjo legjendë lindi nga piktura e autorit Nikolaos Gizi (Νικόλαος Γύζης, 1842-1901), e bërë më 1886, rreth 50 vite pasi Greqia kishte shpallur pavarësinë. Ka pasur shkolla legale të natës për mësimin e gjuhën greke, për shkak se gjatë ditës njerëzit punonin nëpër fusha.

Por çfarë është një mit historik? Natyrisht, një gënjeshtër historike. Megjithatë duhet të kemi kujdes, nuk është vetëm një fakt që u ndërtua nga e para, pa pasur ndonjë të kaluar në të kaluarën. Por edhe një mit historik mund të jetë gjysmë e vërtetë, ose e vërtetë e fshehtë për ndonjë ngjarje, madje edhe mashtrim, sikur të thotë se Kryengritja e vitit 1821 është një ide. Dhe mashtrimi është të ndërtosh një shkollë sekrete rreth vitit 1960 në një manastir afër Athinës dhe ta paraqesësh atë si një shkollë sekrete të sundimit osman[289].

Për legjendën e shkollës së fshehtë ka shkruar një libër Alqis Agjelu me titull “Shkolla e fshehtë, kronika e një Miti”, (Το κρυφό σχολειό:Χρονικό ενός μύθου)[290].

Prandaj historia e legjendës së shkollës së fshehtë greke, e paraqitur edhe në një tablo pikture nga Nikolao Gizi më 1886 në Mynih(Munich), është krejt ndryshe nga e vërteta historike e cila vërteton se gjatë periudhës së Perandorisë Osmane ka pasur shkolla legale në gjuhën greke.

Nuk kishte diçka të tillë si "shkolla e fshehtë", thjesht për arsye se osmanët e kishin lejuar ndërtimin e shkollave të klerit si një përpjekje për t’i ndihmuar klerikët të pasoheshin vetë duke "prodhuar" më shumë murgj. E vetmja gjë që mësohej në të ashtuquajturat "shkolla të fshehta" ishte leximi dhe shkrimi i psalmeve dhe i lutjeve. Asgjë për Greqinë e lashtë nuk u mësua[291].

Ishulli Hios-Chios në Periudhën Osmane kishte disa shkolla dhe një gjimnaz, ku mësonin shtatëqind fëmijë nga e tërë Greqia, si dhe nga Stambolli e Izmiri. Aty funksiononte një bibliotekë me rreth 20 mijë libra dhe një shtypshkronjë[292].

Vetëm në Janinë nga viti 1647 deri 1805 funksiononin të paktën pesë shkolla të njohura[293].

---

[288]www.freeinquiry.gr, 20 Mars 2020 (Γιάννης ΛΑΖΑΡΗΣ)
[289]Gazeta,*Ελευθεροτυπία*, Αθηνα, 26 mars 2011
[290]Άληκης ΑΓΓΕΛΟΥ,*Τοκρυφόσχολειό:Χρονικόενόςμύθου*, Αθηνα, 1997
[291]Dimitris EPIKOURIS, *THE MODERN GREEK STATE (An analysis)*, Maj 2012
[292]www.freeinquiry.gr, 10 Janar 2020
[293]Gazeta, *BHMA*, 24 nëntor, 2008

Ndërsa nga viti 1669 deri 1821 ka pasur shkolla të larta greke në Voskopojë (Shqipërinë e sotme), Kostur, Siatistë, Kozanë, Tirnavos, Milies, Janinë, Meçovë, Artë, Zagori, Peloponez, Athinë, Agjios Oros, Chios, Patmos, Kidhonion (Turqinë e sotme), Izmir, Stamboll[294].

Në fjalorin e Gjeorgjiu Konstandinut (botimi i parë 1757) përmendet ekzistenca e 35 shkollave të mesme në 29 qytete, diçka e ngjashme me shkollat e mesme të sotme, ku ka më shumë se një mësues[295].

Në fillim të shek. XIX, revista letrare greke që botohej në Vjenë shkruante: "Dashuria për arsimin po rritet gjithnjë e më shumë në Greqi, por edhe numri i kontribuesve në të po rritet dita ditës. Shkollat shtohen, mësuesit e ditur shumohen, themelohen biblioteka"[296].

Në shek. XVIII, nën ndikimin e iluminizmit, idetë kombëtare filluan të formohen dhe përhapen te të shkolluarit. Deri atëherë nuk mësohej asgjë kombëtare. Institucionet arsimore nuk kishin karakter kombëtar para shek. XIX as në Perandorinë Osmane e as në Perëndim. Kultura tradicionale ortodokse e shihte pushtimin osman si një ndëshkim hyjnor për mëkatet e të krishterëve dhe si një provë hyjnore që ata duhej ta duronin. Kosmas Aetolos shpalli themelimin e shkollave në fund të shek. XVIII për ta zvogëluar rritjen e islamizmit vullnetar, për të mos e ruajtur vetëdijen kombëtare, siç duket në citimin e tij të njohur: "Ju nuk jeni grekë, nuk jeni të devotshëm, ju nuk jeni heretikë, por ju jeni të krishterë ortodoksë të devotshëm".
Mbi të gjitha, osmanët nuk kishin pse ta ndalonin arsimimin e të krishterëve. Përkundrazi, ata kishin nevojë për këtë, për arsye se kishin nevojë për një mekanizëm efektiv kishtar lidhur me administrimin e të krishterëve. Patriarkana, të cilën Muhamedi e rivendosi menjëherë pas rënies, dhe hierarkia kishtare ishin në thelb pjesë e administratës osmane. Ka prova që administrata osmane kujdesej për edukimin e të krishterë. Origjina e mitit është formuar gradualisht, që nga revolucioni, në kontekstin e ideologjisë së re kombëtare, ku arsimi kuptohet si një mjet për konsolidimin e vetëdijes kombëtare. Kështu, nëpërmjet mitit arsyetohet retardimi intelektual i grekëve mbi perëndimorët, legjitimohet revolucioni, plotësohen zbrazëtirat e "rezistencës kombëtare" ndaj sundimit osman. Kisha prezantohet si një mjet për ruajtjen e identitetit kombëtar. Më vonë, e majta paraqet shkollën e fshehtë si shkollën popullore të kohës, dhe komunitetet lokale, duke paraqitur secilën prej kripërave të manastirit në zonë si një shkollë sekrete, pretendojnë integrim të barabartë në trupin e lavdishëm të historisë kombëtare[297].

---

[294]Gazeta, *Ιστορια, του ελληνικου εθνους*, A.E, Αθηνα, 1979
[295]Gazeta, *TA NEA*, Αθηνα, 22 Mars 2010
[296]Gazeta, *ΕρμήςοΛόγιος*, Vienë, 1817
[297]Gazeta, *Ελευθεροτυπία*, Αθηνα, 26 mars 2011

Jani Vlahojanis (1867-1945) cili punoi me pasion për themelimin e kërkimeve arkivore shkencore në fushën e historisë ka deklaruar: “Unë kurrë nuk kam parë ndonjë dëshmi historike që dëshmon për ekzistencën e një shkolle të fshehtë”[298].

Dokumentet e historiografisë së re dëshmojnë se e ashtuquajtura shkollë e fshehtë nuk ekzistonte, dhe nuk kishte asnjë arsye për të qenë ajo, pasi arsimi gjatë viteve të sundimit osman funksiononte pa probleme[299].

Historiania e njohur greke Maria Efthimiu, lidhur me shkollat e fshehta, shkruan: “Nuk kishte shkollë të fshehtë deri në vitin 1820. Shkollat nuk ishin të fshehta, as të paligjshme, sepse Perandoria Osmane nuk merrej me çështjet gjuhësore, përveçse me fenë, pasi ajo kishte një administrim teokratik dhe drejtohej nga islami. Nga kjo - sidomos në shekujt XVII, XVIII dhe XIX - greqishtja kishte një numër shkollash mbresëlënëse, jo shumë prej tyre ishin me cilësi të lartë. Në të vërtetë, në disa raste ato ishin të pajisura mirë me fizikë, kimi dhe biblioteka në zonat dhe territorin e sotëm grek, në Azinë e Vogël, në Stamboll, në Vllahi dhe në Moldavi.
Pa dyshim, shkollat ishin në rregull. Aspak në fshehtësi”[300].

Profesori Aleksis Politis, rreth mësimit të gjuhës greke gjatë periudhës osmane, ka deklaruar: “Greqishtja është mësuar lirshëm gjatë sundimit osman që nga shekulli XIV, kur osmanët filluan t’i kontrollojnë zonat me popullsi të krishterë.
Osmanët, duke pasur shkrimin e tyre, Kur’anin, e dinin plotësisht se pa libra të shenjtë nuk kishte kishë të krishterë. Dhe ne e dimë që ata e njohën krishterimin, si dhe judaizmin si një fe inferiore ndaj myslimanëve, por të ligjshme. Leja kërkohej vetëm për ndërtimin e faltoreve të reja, ndoshta për qëllime tatimore. Ne nuk dimë për ndonjë rast kur kjo leje nuk u dha. Kjo praktikisht do të thotë që nuk kishte asnjë fshat nga thellësia e Azisë deri në Ballkan, ku nuk ekziston as një person i vetëm i shkolluar, prift, që mund ta lexojë Ungjillin dhe librat e liturgjisë hyjnore”[301].

Profesori Andreas Papas shkon edhe më tej për shkollën e fshehtë greke duke deklaruar: “Kurrë gjatë sundimit turk nuk ekzistonte apo nuk kishte arsye të ekzistonte “shkollë e fshehtë”, të paktën që kjo është regjistruar në pavetëdijen kolektive kombëtare. Kush donte mund të mësonte greqisht, serbisht, bullgarisht pa u ngacmuar nga pushtuesit të cilët, po e përsëris -interesoheshin pikësëpari për grumbullimin e qetë të çdo lloj takse kundrejt sulltanit”[302].

---

[298]Gazeta, *TA NEA*, Αθηνα, 24 mars 2005
[299]Gazeta, *TA NEA*, Αθηνα, 3 prill 2004
[300]www.thebest.gr, 24 mars 2019
[301]Gazeta, *TA NEA*, Αθηνα, 22 Mars 2010
[302]Gazeta, *TO BHMA,* Αθηνα, 24 Nëntor 2008

Gjatë periudhës së Perandorisë Osmane Greqia ka pasur ngritje ekonomike dhe u bë qendër tregtare e njohur. Ishujt Hios, Psara, Hidra u bënë superfuqi tregtare ndërkombëtare. Qytetet e Selanikut, Kozanit, Janinës, Prevezës e shumë të tjera u pasuruan falë reformave ekonomike të sulltan Mustafait II. Zejtarët në Greqi i themeluan bashkësitë e tyre edhe në Europën Qendrore. Kisha Ortodokse Greke ishte pjesë drejtuese e administratës së lartë në Perandorinë Osmane. Në kohën e periudhës osmane kishte siguri, rend dhe jo varfëri. Prandaj, një pjesë e mirë e grekëve të sotëm e vlerësojnë 29 majin 1453 si një ditë shpëtimi dhe jo pushtimi[303].

[303]www.freeinquiry.gr, 21 Prill 2015



Kjo është shqiptarja nga Athina, Makri Thiresia-Thirëza (1797-1875), që u dashurua Lordi Bajron. Kjo pikturë njihen si *VAJZA E ATHINËS*.

# Mitet e Kryengritjes së vitit 1821

Deri tani lexuesit i kemi sjellë të dhëna për Kryengritjen greke të vitit 1821. Por sa ishte greke kjo kryengritje? Sa të vërteta e sa mite ka Kryengritja e vitit 1821? Për t'i thënë e për t'i vërtetuar mitet e Kryengritjes greke të vitit 1821 nuk mund të përmblidhen në këtë pjesë të këtij, libri por as në një libër tjetër të veçantë, sepse mitet janë aq shumë, sa duhet të botohen në dhjetëra libra. Shumë shtete e kombe mbjellin iluzionin për heroizmin e deri në shenjtërinë e personaliteteve të tyre shtetërore e kombëtare. Por kjo gjë më shumë e dëmton fuqizimin e shtetit dhe të kombit sesa që e forcon atë.

Mitet që e rrethojnë Kryengritjen e vitit 1821 janë të lidhura në mënyrë të pandashme me formimin e vetëdijes kombëtare pasrevolucionare në Greqi, shprehëse dhe garantuese e së cilës ka qenë gjithnjë rendi ekonomik, politik dhe fetar i gjërave. Historia e kryengritjes është përshtatur edhe me interesat e kësaj klase. Duke pasur parasysh se në shtetin modern postrevolucionar grek, kisha kishte një rol qendror dhe herë-herë vendimtar në formësimin e vetëdijes historike dhe kombëtare, mitet që rrethojnë revolucionin mbajnë kryesisht vulën e vet[304].

Kryengritja e vitit 1821 nuk ishte një kryengritje kombëtare, aq më pak me pikëpamje për themelimin e shtetit dhe të kombit grek, kur banorët e kësaj pjese, që sot quhet Greqi dhe që i përkisnin besimit ortodoks, nuk e dinin gjuhën greke si romaikosët, shqiptarët-arvanitasit, vllehtë etj. Në të vërtetë ajo u nxit nga Rusia cariste, e në veçanti nga cari, i cili dha pëlqimin për themelimin e të ashtuquajturit *Filiki Eteria* (Shoqëria e Miqve).

Më 1814, një grup tregtarësh grekë të rënë nga koha, formuan një shoqëri të fshehtë *Filiki Heteria* (Shoqëria e Miqve) me një objektiv politik të thjeshtë -"Çlirimin e mëmëdheut". Asnjëri nga përbetuesit nuk kishte as më të voglin përfytyrim për kufijtë gjeografikë të këtij mëmëdheu, ose për njerëzit që i përkisnin atij. Shoqëria nuk e pati selinë në Perandorinë Osmane, por në Odesë, porti rus në brigjet e Detit të Zi[305].

Themeluesit e Filiki Eterisë (Shoqëria e Miqve) ishin tre tregtarë, Nikolaos Skufas, Athanasios Çakalov, të cilët ishin nga Epiri dhe Emanuil Ksanthos nga Patmosi. Deri në vitin 1818, kur tre themeluesit u vendosën në Stamboll, Filiki Eteria, ishte një organizatë me jo më shumë se 30 anëtarë, që rekrutoheshin kryesisht ndërmjet grekëve të Rusisë dhe të rajoneve të Danubit. Faktorët që shpunë në shpalljen e revolucionit nga dominionet

[304]Gazeta, *ΗΕΦΗΜΕΡΙΔΑΤΩΝΣΥΝΤΑΚΤΩΝ*, Αθηνα, 25 mars 2016
[305]Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, Tiranë, 2007, f. 26.

danubiane, kishin të bënin në masë të madhe me statusin e veçantë që kishin ato rajone të Perandorisë Osmane e që ishin fqinj me Rusinë. Moldavia dhe Vllahia drejtoheshin nga fanariotët që i emëronte sulltani. Ndonëse formalisht i përkisnin Perandorisë Osmane, ushtria e saj nuk mund të hynte në ato zona pa pasur më parë miratimin e Rusisë. Rojet e pakta nuk ishin në gjendje ta mbronin rajonin, ndërkaq ekzistonte shpresa se Rusia nuk do ta lejonte hyrjen e trupave osmane. Më tej, hegjemon i Moldavisë ishte Mihail Sutsosi, anëtar i Filiki Eterias, i cili kishte edhe një forcë të armatosur, kurse komandantë të trupave ushtarake në Vllahi ishin gjithashtu dy anëtarë të kësaj shoqate, Georgakis Olimpios dhe Janis Farmakis. Ndonëse popullsia greke ishte e pakët në numër, e përqendruar në qytete dhe e punësuar kryesisht në administratë, organizatorët e kryengritjes shpresonin se do të kishin edhe përkrahjen e popullatës vendase. Në këtë drejtim do të ndihmonte edhe bashkëpunimi me një kryengritës vllah, Vladimireskun, i cili në atë periudhë i printe një rebelimi të bujqve të varfër. Por asnjëra nga këto përllogaritje nuk u realizua. Popullata vendase nuk e pa me sy të mirë një lëvizje ku merrnin pjesë hegjemonët fanariotë[306].

Në këtë shoqëri sekrete u anëtarësuan Kolokotroni, peshkopi Germanos i Patrës, Mavromihali, kryetar i Manit dhe Aleksandër Ipsilanti. Si fillim plani ishte çlirimi i Serbisë, por ky plan dështoi dhe Ipsilanti u burgos në Austri ku edhe vdiq në varfëri të plotë më 1828[307].

Studiuesi grek Dhimitri Lithoksu, shkruan: “Nuk kishte kryengritje kombëtar në rajon. As romios dhe arvanitasit nuk formuan kombe bazuar në kulturën dhe gjuhën e tyre, duke pretenduar fuqi politike nga saraji apo pallati. Qeveria bavareze filloi ndërtimin e kombit "grek". Përfundimisht kombi u formua duke luftuar mbi kulturat popullore me kalimin e kohës, të gjitha llojet e fjalëve dhe ato që nuk dukeshin si "grekë". Rezultati është që kombi grek (tregimi kombëtar i të cilit u bazua në gënjeshtra) vuan nga prejardhja e patrajtuar, një formë e kancerit shpirtëror që shkatërron qelizat e shëndetshme të shoqërisë”[308].

Mendimet e shumë studiuesve, historianëve, publicistëve grekë dhe të huaj në bazë të të dhënave të kohës janë të bindur se Greqia u bë shtet jo falë luftës së vetë banorëve të saj që u ngritën më 1821 si: arvanitasit, romiosët, vllehtë, sllavët etj., por nga ndërhyrja e Fuqive të Mëdha në Betejën e Navarinos.

Ngjarja që siguroi suksesin përfundimtar të luftës greke për pavarësi ishte Beteja e Navarinos më 20 tetor 1827. Shpartallimi i flotës osmane të ankoruar në një gji të anës jugperëndimore të Peloponezit, e la Ibrahim

---

[306]Gazeta, *TRIBUNA*, Athine, 6 mars 2009, fq 12
[307]Blerim ÇELA, *Shqiptarët ndër shekuj*, Tiranë, 2001, f.190.
[308]www.lithoksou.net/p/ti-itan-1821

Pashën në një situatë ushtarake që nuk mund të përfundonte me fitore. Mbështetja e flotave ushtarake detare britanike, franceze e ruse për kryengritjen greke, ishte shkelje e Traktatit të Londrës të korrikut 1827, me të cilin tri fuqitë e mëdha kishin marrë përsipër të siguronin një armëpushim ndërmjet osmanëve dhe grekëve "pa ndërhyrë në konfliktet ndërmjet dy palëve ndërluftuese"[309].

Shkrimtari dhe gazetari Dhimitris Epikuris, në një studim të tij shkruan: "Kryengritja e vitit 1821 kundër osmanëve e cila çoi deri te krijimi i shtetit bashkëkohor grek, nuk do të mund të arrihej sikur të mos ishte ndihma e superfuqive europiane të kohës. Beteja detare e Navarinos, e cila shënoi krijimin e Greqisë bashkëkohore, pasqyron nevojën e europianëve për ta përdorur këtë tokë si protektoratin e tyre të udhëhequr nga regjimet që ishin caktuar ose imponuar prej interesave financiare europiane. Greqia bashkëkohore ka qenë prore e viktimizuar dhe e shfrytëzuar nga superfuqitë, derisa roli i saj në hapësirën socio-politike nuk ka qenë asnjëherë i mëvetësishëm[310]".

Çfarë kryengritje e vitit 1821? Çfarë lirie? Ju lutem. Nuk u bë asnjë kryengritje, është një përrallë e madhe që grekët nuk mund t'i duronin më osmanët. Shumë mirë ia kalonin 400 vjet me budallenjtë dhe hajvanët osmanë dhe do jetonin edhe 400 vjet të tjera memeidhët nëse dikush jashtë Greqisë dhe i palidhur me Greqinë nuk do të ngrihej më 1821. Jo vetëm që projekti u krijua jashtë Greqisë, por edhe "liria" e grekëve nga osmanët erdhi me shkatërrimin e flotës osmane-egjiptiane në Navarino. Jo nga grekët, natyrisht, por nga tri flotat e huaja, Anglia, Franca dhe Rusia. 1821, ishte punë e shërbimeve sekrete të huaja dhe u organizua me plan. Siç po ua them[311].

Shkrimtari dhe poeti Nikos Dhimu do shkruante për 1821-shin: "Kryengritja dështoi, sepse grekët po luftonin më shumë me njëri-tjetrin, sesa me osmanët. Kostis Papagiorgis e kishte përshkruar atë si "një luftë qytetare mbarëkombëtare, e cila "për zbukurim" u pagëzua si kryengritje nga historianët ideologjikë.

Kryengritja e vitit 1821 dështoi plotësisht. Pas pushtimit të Ibrahimit nuk mbeti asnjë vatër e vetme kryengritëse. Ne u çliruam vetëm falë vendimit të Fuqive të Mëdha - me veprimin e tyre në betejën detare në Navarino.

Nuk e di nëse do të ndodhë ndonjëherë - sigurisht jo shpejt. Sidoqoftë, sot, një libër që do t'i përfshinte ngjarjet e vërteta të 1821-shit do të hidhej në flakë, dhe një mësues që do t'ua mësonte, do ta humbte vendin e punës. Do të

[309]Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, Tiranë, 2007, f.34.
[310]www.Pashtriku.org, 26 maj 2012
[311]www.apodytiriakias.gr/sentonia/2018/03/24

jemi pjekur si komb kur librat tanë shkollorë të përfshijnë të vërteta të vështira. Kur të ndalen, të heshtin, ose mitologjin"[312].

Roli i kishës gjatë gjithë kësaj periudhe ishte të paktën dyshues, megjithëse jo edhe negativ në mjaft raste (kujdesi i kishës, jo i fesë). Shembuj të shumtë dhe të njohur, fillojnë që nga përçarësit (kundër bashkimit) të periudhës së sundimit deri në prag të vitit 1821, me luftën e tërbuar kundër ndjekësve të ndryshëm, miqve etj.
Kryengritja që filloi më 1821, në të vërtetë ishte shtypur (mbetën vetëm ca vatra të vogla rezistence, të cilat ishin çështje kohe kur do të shuheshin), kur korrikun e vitit 827 anglezët, francezët dhe rusët vendosën të krijohet shteti grek, me rezultatin që pasoi pak muaj më vonë beteja detare e Navarinos[313].

Gazetari dhe ish-drejtuesi i disa gazetave, Serafim Fidanidhi shkruan: "Ne grekët nuk jetojmë, por përpiqemi të jetojmë, të mbijetojmë, siç kemi bërë edhe në vitet që kaluan, që nga krijimi i shtetit të ri grek, para 180 vjetësh. E çfarë nuk kemi hequr që atëherë? Para së gjithash vramë një udhëheqës tonin që erdhi këtu me dafina ndërkombëtare afirmimi, që përpiqej të ngrinte në këmbë shtetin e ri grek, Jaoanis Kapodistrian. Dhe pastaj u rehatuam me udhëheqës të importuar, në fillim me Ottonin nga Bavaria dhe pastaj me Jorgon nga Danimarka.
Pastaj kishim aventurën e "Megali Idesë", Greqinë e pesë deteve dhe dy kontinenteve. Lufta e parë në vitin 1897 kundër Perandorisë Osmane ishte një katastrofë. Mirë që ndërhynë fuqitë e huaja dhe nuk e humbëm sërish gjithë Thesalinë që e kishim marrë më 1881"[314].

Grekët e njëmendtë që i rrokën armët për diçka që do të ishte formimi i një shteti-komb të ri e të pavarur, e flisnin greqishten e lashtë po aq pak sa ç'e flisnin italianët latinishten. Ata flisnin dhe shkruanin në gjuhën demotike. Perikliu, Eskili, Euripidi dhe lavdia e kahershme e Spartës dhe e Athinës pothuajse nuk kishin asnjë kuptim për ta, për aq sa njiheshin, dhe gjithsesi nuk mendohej se kishin ndonjë rëndësi në lidhje me luftën që po bëhej. Në mënyrë paradoksale, grekët parapëlqenin t'i referoheshin Romës (romaiosyne) e jo Greqisë, domethënë e shikonin veten si trashëgimtarë të Perandorisë Romake të kristalizuar (të Bizantit). Ata luftonin si të krishterë kundër myslimanëve të pafe, si romei kundër qenve turq[315].

Kushtetuta e parë e Greqisë *Epidavrit*, e cila përfshinte Gadishullin Lindor të Greqisë, përmbante katër urdhëresa; në pikën e parë përfshinte

[312]www.protagon.gr, 25 mars 2014
[313]Gazeta,*TOBHMA*, Αθηνα,24 Nëntor 2008
[314]*GAZETA-SHQIP*, Tiranë, 7 shkurt 2011
[315]E. J.HOBSBAWM,*Kombet dhe Nacionalizmi që nga 1780, Programi, Miti, Realiteti*, Tiranë, 2012, f. 133

kush quhej grek. a.-Banorët e Greqisë që besojnë në Krisht janë grekë[316]. Vendimet e kushtetutës së parë u morën më 17 nëntor 1821 dhe u nënshkruan nga personalitetet dhe kapedanët e kryengritjes, prej të cilëve shumica dërrmuese ishin arvanitas.

Qeveritë e përkohshme të viteve 1822, 1823 dhe 1827 miratuan ligje të reja për ata banorë të Gadishullit Lindor të Greqisë që fitojnë kombësi greke dhe baza ishte *Të kenë besimin e krishterë*. Shtetësia dhe kombësia greke i jepej çdo të huaji që ndodhej prej pesë vitesh në këtë territor, e që kishte mbajtur qëndrim atdhedashës, pra të gjitha ata që kishin lindur jashtë Greqisë, por që gjendeshin përpara se të botoheshin këto urdhëresa ligjore dhe që ishin betuar si qytetarë të denjë me kombësi greke[317].

Kështu, sipas kushtetutave të para, trajtohej çdo njeri që ishte banor vendas i territorit të Greqisë, por edhe i krishterë, pa iu bërë referencë në ortodoks, mungesa e gjuhës dhe origjina nga gjaku. Me këtë mënyre u quajtën grekë të gjithë arvanitasit, si vendas dhe të krishterë, por edhe cilido banor autokton dhe i krishterë, pavarësisht nëse ishte ortodoks apo katolik, ai konsiderohej grek. Pra, grekë janë të krishterët dhe jo ortodoksët, të gjithë ata banorë që besojnë në çdo doktrinë të krishterë. Pas vitit 1833 filloi falsifikimi i të gjitha vendimeve dhe urdhëresave të qeverive të përkohshme.

Në librin e Andrei Z. Mamuka, *Τα κατά την αναγέννησιν της Ελλάδος*, Τόμος Α-Β, të botuar në Pirea të Athinës më 1838, termi *i krishterë* është zëvendësuar me *i krishterë ortodoks*.

Pavarësisht se Greqia e vitit 1830 e kishte shpallur pavarësinë, ky shtet i vogël që përfshinte Peloponezin dhe disa ishuj në detin Egje, garantohej nga Britania e Madhe, Franca dhe Rusia[318].

---

316 Ανδρέου Ζ. ΜΑΜΟΥΚΑ, *Τα κατά την αναγέννησιν της Ελλάδος*, Τόμος Α, Πειραιει, 1839, f. 43.
317 Fletorja zyrtare e Qeverisë, *Προσωρινή Διοίκηση της Ελλάδας*,1822, 1823, 1827.
318 Vasil KONDIS, *Greqia dhe Shqipëria, 1908-1914*, Tiranë, 2007, f.11.

## Mitet e festës kombëtare të 25 Marsit

Çdo 25 mars Greqia organizon paradë ushtarake dhe parakalim të nxënësve të shkollave ku bien në sy vajzat me minifunde. Ky lloj organizimi për nder të festës kombëtare të Kryengritjes të vitit 1821, nuk ka asnjë lidhje, as respekt për heronjtë, as si një kujtim për ta nderuar të kaluarën heroike, por thjesht ky shtet do të tregojë madhështinë e ushtrisë greke dhe kulturën e brezit të ri. Një organizim i këtillë nënvlerëson idealin e lirisë për atë që quhet Revolucion i vitit 1821 për çlirim, por që në të vërtetë ishte kryengritje për uljen e taksave dhe grabitjet e anijeve tregtare osmane.

Caktimi i 25 Marsit si festë kombëtare u kumtua më 15 mars 1838 nga ministri i Arsimit dhe i Fesë, Gjeorgjios Glarakis në bazë të Dekretit mbretëror 980, me të cilin kjo ditë shpallej përgjithmonë si festa kombëtare e fillimit të luftës greke për pavarësi më 1821. Lajmërimi i ministrit dhe dekreti mbretëror nuk u botuan asnjëherë në fletoren zyrtare ashtu siç veprohet zakonisht, por në faqen e fundit të gazetës ΦΗΜΗ (FIMI) më 19 mars 1838, numri 106.

Ardhja deri te dekreti i vitit 1838 për 25 Marsin si festë kombëtare ka pasur shumë mosmarrëveshje, të cilat kanë vazhduar edhe pas zyrtarizmit të kësaj dite të madhe për popullin grek deri në vitin 1875, kur e kemi paradën e parë ushtarake për nder të saj, për të vazhduar deri në ditët e sotme.

Ajo që quhet si festa kombëtare e 25 Marsit nuk ka asnjë lidhje me pavarësinë e Greqisë, për arsye se nuk ka një datë të saktë pavarësie, asnjë dokument me nënshkrimet e atyre që e kanë shpallur pavarësinë, fjala vjen si në rastin e shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë më 28 nëntor 1912.

25 Marsin Greqia e shënon si festë kombëtare dhe fetare, por çfarë e lidh këtë datë me grekët dhe Greqinë në të vërtetë?

Për mitin e fillimit të kryengritjes më 25 mars 1821 profesori grek në Universitetin e Athinës, Thano Veremi, shkruan: “Ky është një mit kombëtar i padëmshëm. Filloi në Kalamatë dhe jo në Kalavritë. E vërteta është se ajo filloi në shumë vende në të njëjtën kohë, tani pse iu ngjit Kalavritës? Sepse atëherë filogreku francez Pouqueville, konsull në Patrë, e nxori këtë mit duke pyetur se ku ndodhi. Ata i thanë në Kalavritë, dhe kështu ai tha se ajo shpërtheu atje. Pavarësisht nëse thuhej se Kollokotroni ishte atje - gjë që ai nuk ishte - apo që peshkopi i Patrës Gjermanosi e ngriti flamurin në Agia Lavra, gjë që nuk është e vërtetë, pasi ai ishte në Agio. Pra, nga keqkuptime, këto janë bërë tradita”[319].

Më 21 Mars 1821 u çlirua Kalavrita, një vendbanim në ato vite i banuar vetëm nga shqiptarët-arvanitasit, dhe në shtator të po atij viti u çlirua

[319]www.lifo.gr/print/buzz/137920/mythoi-kai-alitheies-tis-epanastasis-toy-1821

edhe Tripoli. Aleksandër Mavrokordatos, i cili kishte lindur në Stamboll në lagjen e fanariotëve, e shpalli më 1 janar 1822 pavarësinë e Greqisë, dhe më 15 janar u botua *Deklarata e Pavarësisë së Kombit Grek*, por kjo pavarësi nuk u njoh nga Teodor Kollokotroni dhe grindjet midis tyre vazhduan derisa më 18 janar 1823 në Nafplio, që banohej po nga shqiptarët, të vendosej përfundimisht si qendra e Qeverisë së Greqisë deri më 1834, kur mbreti Otton e shpalli Athinën si kryeqytet. Në Nafplio u zgjodh edhe presidenti i parë i Greqisë, Joani Kapodistria me origjinë nga Gjirokastra, por që kishte shërbyer si ministër i Jashtëm i Perandorisë Ruse. Mbreti Otton mbërriti në Nafplio më 25 janar 1833.

Deri në shpalljen e Athinës si kryeqytet, ka pasur shumë trazira të brendshme ajo pjesë të cilën, disa shtete të fuqishme si Franca, Anglia, Rusia, Gjermania etj., e njihnin si shtet të pavarur të Greqisë. Por asnjëherë 25 marsi nuk ka pasur ndonjë domethënie kuptimplotë për kombin e ri grek që po lindte.

25 Marsin si ditë të pavarësisë së Greqisë e bën aq më konspirative se pikërisht në këtë datë ka lindur peshkopi i Patrës, Gjermanosi (25 mars 1771 - 30 maj 1826). Mos vallë lidhet me ditëlindjen e këtij kleriku të lartë të Kishës Ortodokse Greke dhe jo me pavarësinë? Çdo gjë është e mundur kur dihet se shumë shtete-kombe kultivojnë me fanatizëm iluzione në lidhje me veçantinë dhe shenjtërinë e të parëve të tyre.

Gazetari i njohur Kosma Vidhos për mitin e 25 marsit ka shkruar: "Rreth dy shekuj më vonë ne jemi këtu dhe përsëri po festojmë këtë madhështi, të ngarkuar me mite kombëtare (cili komb nuk ka mitet e veta?). Një luftë që për shumicën prej nesh përmbledh atë që dikur mësonim në shkollë. Jo se iluzionet me të cilat u rritën me ne nuk ishin të dobishme, pasi ata na mësuan që nëpërmjet admirimit ta duam vendin që kishte ardhur te ne dhe njerëzit e tij. Por është mirë të rritesh dhe të piqesh për ta kërkuar të vërtetën prapa miteve. Në qoftë se miti e kultivon dhe e forcon mentalitetin kombëtar, e vërteta kontribuon në zhvillimin e një qytetari të pjekur. Tani ekzistojnë dhjetëra botime, produkte të një studimi serioz shkencor, të cilat hedhin dritë në aspektet e errëta në të kaluarën tonë historike. Pavarësisht nëse jemi për apo kundër paradave, jo vetëm që kemi të drejtë për të vërtetën historike, por është detyrimi ynë ta kërkojmë atë. Jo për të qenë ata siç e kemi mësuar, por për të mësuar se çfarë jemi. Dhe të kërkosh arsyet e vërteta për t'u ndjerë krenar"[320].

Në historiografinë borgjeze 25 marsi është dita kur kisha ortodokse feston ungjillëzimin, (Festa e Ungjillëzimit të Virgjëreshës Mari është më 25 mars, nëntë muaj para Krishtlindjes. shën. A. Ll.), është regjistruar si dita e Kryengritjes së vitit 1821. Sipas historisë zyrtare, fillimi i kryengritjes u

[320]www.protagon, 25 mars 2018

shënua me “ngritjen e flamurit” në Shën Lavrë nga peshkopi i Patrës, Gjermanosi. Kjo është një tjetër gënjeshtër në historiografinë zyrtare të shtetit, pasi të gjithë, madje edhe historianët “shtetërorë”, e pranojnë se kryengritja filloi më herët.
Dhe ky mit u ndërtua pas kryengritjes, rreth vitit 1840, u përhap gjerësisht pas vitit 1854 dhe shërbeu për të njëjtin qëllim që i shërbeu dhe vazhdon t'i shërbejë mitit të 25 marsit. Legjenda e e kësaj date duhej të plotësohet nga një tjetër legjendë. Dhe kjo u bë, mbi legjendën e parë u ndërtua e dyta. Dhe ashtu si një tjetër mit i “Shkollës së fshehtë” që gjeti shprehjen në pikturën e N. Gyzit, po ashtu edhe miti i Shën Lavrës u ndihmua nga piktura e famshme “Ngritja e flamurit të kryengritjes në Shën Lavrë” e Th. Vrizakit, e cila u krijua më 1851 dhe qëndron e varur në të gjitha shkollat për ta përforcuar gënjeshtrën te fëmijët fatkeq.
Duhet përmbledhur edhe ky shënim për vitin 1821: Tri mitet rreth 25 marsit, Shën Lavra dhe roli i peshkopit të Patrës, Gjermanosit në shërbim të shkatërrimit të rebelimit dhe shtrembërimit të përmbajtjes së tij të vërtetë. Në më pak se 200 vjet nga kryengritja fëmijët tanë ende kanonizojnë që viti 1821 nuk ishte një rebelim nga populli, por një vullnet i Zotit i cili caktoi një despot si Gjermanosi për ta shpallur kryengritjen në një vend të kishës (Manastiri i Shën Lavrës) në një ditë të veçantë, Shpalljen e Virgjëreshës Mari, për të lidhur edhe përrallën e komandantit të përgjithshëm në “luftën e kombit”[321].

Pra, 25 marsi! Ditë e Madhe për Greqinë. Më e Madhja. Është përvjetori i shpalljes së revolucionit për çlirimin nga Turqia. Kjo është ajo që ua thonë të gjithë fëmijëve kur ulen në bankat e shkollës. Se u rebeluan grekët gjigantë pas 400 vjet skllavërie dhe e fituan lirinë e tyre. Jo, zotërinj. Nuk është kështu. Dhe nëse sot grekët dhe Greqia janë histori e pllakës, kjo është sepse ata nuk e kanë mësuar të vërtetën dhe nuk e dinë realitetin e ashpër[322].

Por ka ndodhur që drejtuesit e Greqisë ta shënojnë këtë festë kombëtare jo më 25 mars, por më 25 prill, pas shumë vitesh që ishte vendosur dhe festohej si një festë e madhe kombëtare. Më 1871 kjo festë kombëtare nuk u shënua më 25 mars, por më 25 prill. Arsyeja për këtë shtyrje të çuditshme ishte jashtëzakonisht e thjeshtë: përvjetori zyrtar duhej të përkonte me kthimin e eshtrave të patrikut Gregori V nga Odessa dhe vendosjen e tyre solemne në Kishën Metropolitane të Athinës. Ishte një veprim jo vetëm spektakolar, por edhe thellësisht simbolik[323].

[321]www.imerodromos.gr, 25 Mars 2017
[322]www.apodytiriakias.gr/sentonia/2018/03/24
[323]www.efsyn.gr, 26. 04. 2020

Ky veprim për zhvendosjen e festës më të madhe kombëtare tregon qartë jo lidhjen shpirtërore të drejtuesve të Greqisë për heronjtë e Kryengritjes së vitit 1821, por duke respektuar ardhjen e eshtrave të patrikut Gregori V (1746-1821) i cili është figurë e errët e historisë për pavarësinë e Greqisë. Ai ka vepruar si bashkëpunëtor i ngushtë i pushtetit të sulltanit dhe u var si pasojë e dështimit të autoritetit të tij për ta ndalur Kryengritjen e vitit 1821. Sidoqoftë, sjellja e eshtrave të patrikut Grigori V nga Odesa në Athinë, e detyroi Greqinë për herë të parë, pasi 25 marsi ishte vendosur si festë kombëtare, ta kremtojë më 25 prill 1871.

Në një studim të tij, publicisti dhe shkrimtari Dhimitris Fisas zbërthen mitet e kryengritjes dhe të 25 Marsit bazuar në faktet e studiuara nga ana e tij.

1). Është mit sepse kryengritja përgatitej me vite në shkollat e fshehta.
Nuk kishte asnjë të vetme shkollë të fshehtë, por qindra të dukshme. Revolucioni ishte përgatitur nga Shoqëria Miqësore dhe u krye nga fermerë, tregtarë, pronarë të anijeve, marinarë, priftërinj, filogrekë, hajdutë, armbajtës, tregtarë të vegjël, iluministë etj.

2). Është mit sepse peshkopi i Patrës, Gjermanosi i bekoi kryengritësit më 25 mars 1821 në Manastirin e Agjia Lavra (Shën Lavrës).
Sipas kujtimeve të peshkopit Gjermanos, ai e bekoi kryengritjen muajin tjetër në Patrë (në prill, shën. A. Ll.).

3). Është mit sepse kryengritja filloi më 25 mars 1821 në More dhe Rumeli.
Kryengritja filloi më 22 shkurt në Moldavi, e projektuar si një kryengritje gjithëballkanike antiosmane, e bazuar në linjën e Rigës: “bullgarë dhe arvanitas, serbë dhe romiosë, arabë dhe të bardhë, me një vrull të përbashkët”.

4). Është mit thirrja e parë revolucionare e Ipsilantit, me titull "Lufta për besim dhe atdhe", ku tregon që Kisha Ortodokse i paraprin mendimi të luftëtarëve.
Thirrja e Ipsilantit nuk flet për kishën, por për besimin dhe ndihmën hyjnore në linjën e masonëve, nuk thotë asnjë fjalë për kishën.

5). Është mit, sepse çdo flamur i kryengritësve kishte kryqin.
Kryqi në disa raste ishte aty, por në të tjera nuk ekzistonte fare, dhe në disa raste të tjera ai bashkekzistonte me përfaqësime të ndryshme; kafka, palma të rigjeneruara, zogj, spiranca, perëndi të lashta, shigjeta, yje, gjarpërinj, shprehje të lashta apo të reja etj.

6). Është mit që kisha ortodokse e ka mbështetur kryengritjen që në fillim.

Patriku Grigori V dhe Sinodi vendosën që në fillim shkishërimin e Ipsilantit, Sucit dhe gjithë miqve, ashtu siç i kishin shkishëruar më parë në

masë hajdutët e Moresë, (kaçakët, cubat, kleftis, A. Ll.), Riga Velestinlin (që për më tepër e pagëzuan dhe e eliminuan si "fereo"), dhe shumë të tjerë.

7). Është mit që sulltani e vrau patrikun Grigori V, si hakmarrje për kryengritjen.
Ai u var si zyrtar osman i paaftë për ta ndalur kryengritjen.

8). Është mit se flamuri i Greqisë me ngjyrat të kaltër dhe të bardhë simbolizon qiellin dhe detin.
E kaltra dhe e bardha janë ngjyrat e Bavarisë nga ku vinte Ottoni, mbreti i parë i shtetit të freskët.

9). Është mit mbijetesa e gjuhës dhe e vetëdijes greke se janë ruajtur për shkak të Kishës Ortodokse Greke.
Gjuha u ruajt dhe u zhvillua gojarisht, ndërsa Kisha Ortodokse Greke mbante një shkrim merimangë, të pakuptueshëm dhe të ëmbël. Vetëdija e re greke u krijua nga iluministët kundër kishës e cila i urrente fjalët grekë, greke, Greqi

10). Është mit festimi i dyfishtë i 25 marsit që simbolizon bashkëjetesën e përjetshme të Greqisë laike me kishën ortodokse.
Deri në vitin 1838, festa kombëtare e Greqisë ishte Viti i Ri (sepse më 1 janar 1822 u miratua kushtetuta e parë), ndërsa 25 marsi u krijua vetëm më 1838, duke vërtetuar sovranitetin kishtar në shtetin e ri dhe hyrjen në fuqi të miteve të mësipërme të cilat, siç e shohim të gjithë, deri më sot janë jashtëzakonisht të suksesshme[324].

Dekreti i lëshuar më 15/27 mars 1838 dhe që nuk u botua në Gazetën e Qeverisë, por në shtypin e kohës, ishte plotësisht i përshtatshëm për qëllimet socio-politike të asaj kohe dhe kryesisht në përpjekjen për identifikimin e kombëtares me vetëdijen fetare[325].

Si për t'i përmbledhur mendimet e shumta në bazë të fakteve dhe dokumenteve të kohës: Shkolla e fshehtë është një mit i shpikur nga studiuesit e kryengritjes si një "gabim i dobishëm që u shfrytëzua politikisht dhe ideologjikisht". Ashtu siç është edhe Dekreti Mbretëror i vitit 1838 që vendosi 25 marsin si datën e fillimit të Kryengritjes së vitit 1821. Një "gabim" që u konsolidua disa vite më vonë për ta mbështetur *Idenë e Madhe* që e karakterizoi grekun në shekullin XIX.
25 Marsi është një festë e dyfishtë për ne grekët, kombëtare dhe fetare. Ata festojnë "çlirimin nga osmanët pas 400 vjet skllavërie", por edhe shpalljen. Në atë ditë, kryeengjëlli Gabriel përcolli mesazhin e Zotit të Virgjëreshës Mari se ajo do ta lindte Birin e saj. Kjo ngjarje quhet *shpallje*.

[324]www.athensvoice.gr/politics/429024_10-petyhimenoi-mythoi-gia-tin-25i-martioy
[325] www.efsyn.gr, 25 Mars 2016

Ἐγκύκλιος. **ΒΑΣΙΛΕΙΟΝ ΤΗΣ ΕΛΛΑΔΟΣ.**

**Ἡ ἐπὶ τῶν Ἐκκλησιαστικῶν καὶ τῆς δημοσίου ἐκπαιδεύσεως Γραμματεία τῆς Ἐπικρατείας.**

Πρὸς τὰς Διοικητικὰς ἀρχὰς τοῦ Κράτους.

Ἡ Α. Μ. ὁ Σ. ἡμῶν Βασιλεύς, λαβὼν ὑπ' ὄψιν, ὅτι ἡ ἡμέρα τῆς 25 Μαρτίου, λαμπρὰ καθ' ἑαυτὴν εἰς πάντα Ἕλληνα διὰ τὴν ἐν αὐτῇ τελουμένην ἑορτὴν τοῦ Εὐαγγελισμοῦ τῆς ὑπεραγίας Θεοτόκου, εἶναι προσέτι λαμπρὰ καὶ χαρμόσυνος, διὰ τὴν κατ' αὐτὴν ταύτην τὴν ἡμέραν ἔναρξιν τοῦ ὑπὲρ Ἀνεξαρτησίας ἀγῶνος τοῦ Ἑλληνικοῦ Ἔθνους, ηὐδόκησε διὰ Β. Διατάγματος ἐκδοθέντος τὴν 15 τοῦ παρόντος μηνὸς ὑπ' ἀριθ. 980, νὰ καθιερώσῃ τὴν ἡμέραν ταύτην εἰς τὸ διηνεκὲς ὡς ἡμέραν ΕΘΝΙΚΗΣ ΕΟΡΤΗΣ.

Τοῦτο γνωστοποιοῦντες εἰς ὑμᾶς διὰ τῆς παρούσης σᾶς προσκαλοῦμεν, Κύριε Διοικητά! συνεννοούμενοι μὲ τὴν ἐπιτόπιον Ἐκκλησιαστικὴν Ἀρχήν, νὰ κάμετε γνωστὴν εἰς τοὺς ὑπὸ τὴν ἡμετέραν Διοίκησιν διατελοῦντας λαοὺς τὴν Υ. ταύτην τῆς Α. Μ. ἀπόφασιν, πανηγυρίζοντες λαμπρῶς τὴν Ἑορτὴν ταύτην, προσεγγίσασαν ἤδη κατὰ τὸ ἐνεστὸς ἔτος, καὶ μέλλουσαν νὰ τελῆται ἐνθουσίως εἰς τὸ διηνεκές.

Ἐν Ἀθήναις τὴν 17 Μαρτίου 1838.

Ὁ Γραμματεύς. Γ. ΓΛΑΡΑΚΗΣ.

Faqja e fundit të gazetës ΦΗΜΗ (FIMI) e 19 mars 1838, numri 106, ku u botua Dekreti Mbretëror që shpallte 25 Marsi Festë Kombëtare e Greqisë

# Çfarë ishte Kryengritja e vitit 1821 dhe si ishte fati tragjik i drejtuesve të saj

Kryengritja e vitit 1821 ishte në përgjithësi një lëvizje e nisur nga shqiptarët me në krye Ali Pashë Tepelenën përpara vitit 1821, që kur ai kishte filluar të mos ia paguante taksat sulltanit duke menduar për një shkëputje përfundimtare nga Perandoria Osmane. Ideja për mospagesën e taksave ndaj Perandorisë Osmane tashmë ishte zgjeruar dhe më 14 mars 1821 kemi vrasjen në Kalavritë të taksambledhësve osmanë. Vrasjet e këtilla u zgjeruan në Greqi, grabitja nga kaçakët e karvaneve, sulmet ndaj shtëpive të të pasurve e të administratës, tashmë ishin bërë të zakonshme. Këto veprime u mbështetën dhe u shfrytëzuan nga diplomatët e huaj dhe vendet e tyre. Që Kryengritja e vitit 1821 ishte në tërësi shqiptare, kjo vërehet nga fakti se shumica e tyre ishin shqiptarë, nga Epiri në ndihmë të kryengritësve erdhën drejtuesit e ushtrisë së Ali Pashait që i kishte stërvitur në shkollën ushtarake të kalorësisë (Σουφαρί Σεράι-Süvari Saray)si Odise Andruçon, Gjeorgjio Karaiskaqin, Llambron, Foton, Zguri Xhavellën, Notin dhe Marko Boçarin, Athanas Dhiakon, Dhuvuniotin, Jorgaqi Dhrakon, Llambo Veikon, Tusa Servën, Jani Kuçonikën, Thanasi Fotomarën, Joti Draklin etj.

Kryengritja e vitit 1821 pati suksese në ishujt dhe në Greqinë Qendrore, në Peloponez, sepse forcat e shumta të ushtrisë osmane ishin përqendruar prej shumë kohësh në Epir duke u përballur me forcat e Ali Pashë Tepelenës. Ndoshta, ata që e projektuan fillimin e një kryengritjeje për të krijuar Greqinë e re, bashkë me drejtuesit e Shoqatës Miqësore, zgjodhën që kryengritja të fillonte në muajt e parë të vitit 1821 për ta shfrytëzuar këtë situatë që po ndodhte prej disa vitesh në Epir. Kjo gjë ndihmoi shumë që kryengritja të kishte suksese në Greqinë Qendrore. Ndërsa në ishujt kryengritësit u ndihmuan nga flotat detare ushtarake britanike, franceze e ruse.

Gjuha që flisnin kryengritësit ishte greqishtja, shqipja dhe vllahishtja, pra nuk mund të themi se Kryengritja e vitit 1821 ishte greke. Në kujtimet e tij, N. Kasamulis, ku e përshkruan me hollësi një incident në Hidër, shqipfolësi Kundurioti regjistron fjalën e urtë që ai e shqiptoi në një shqipe të rrjedhshme "eja me mua" thotë: "Ai shkoi me kalë, u kthye me gomar".
K. Metaksas në kujtimet e tij, duke iu referuar një fjalimi të Marko Boçarit drejtuar suliotëve të tij, mjafton të theksohet: "*U foli në gjuhën e tyre, shqipen dhe fjalët e tij ishin plot entuziazëm*"[326].

Shkrimtari Nikos Dhimu do të shkruante: "Atyre që nuk u pëlqejnë shqiptarët, duhet ta dinë se shumë nga prijësit trima dhe kapedanët tanë ishin

[326]www.alfavita.gr, 24 mars 2019

arvanitas që nuk dinin as greqisht. Dhe kur Mavrokordhatos, (Aleksandro Mavrokordhatos, kryeministri i Greqisë 1833-1834, shën. A. Ll.) foli para ekuipazhit të flotës greke, atij i duhej një përkthyes, sepse ata nuk kuptonin asnjë fjalë (shkruan historiani Kostandinos Paparrigopulos 1815-1891)”[327].

Profesori Andreas Papas, në një studim të tij shkruan: “Në luftën e armatosur kundër osmanëve morën pjesë larmi kombesh, banor të zonës së gjerë gjeografike, të cilëve ndërgjegja kombëtare nga të shumtët gjendej në fazën e formimit. Aq sa “Thirrja” (himni patriotik) e Rigës, me raportimet e saj në turmën e skllevërve të nënkombasve osmanë, po aq edhe origjina e mjaft protagonistëve të kryengritjes (arvanitasit e Hidrës dhe të Specës, suliotët, vllehtë, sllavofolësit etj), vërtetojnë “arsyen e sigurt”[328].

Mitet që e rrethojnë Kryengritjen e vitit 1821 janë të lidhura në mënyrë të pandashme me formimin e vetëdijes kombëtare pas kryengritjes në Greqi, shprehëse dhe garantuese e së cilës kanë qenë gjithnjë rendi ekonomik, politik dhe fetar i gjërave. Në interes të këtij rendi, historia e kryengritjes është përshtatur edhe me interesat e kësaj klase. Ajo që nuk u përshtat atyre, që u hesht ose që u ndryshua siç duhet. Duke pasur parasysh se në shtetin modern pas kryengritjes greke, kisha kishte një rol qendror dhe herë-herë vendimtar në formësimin e vetëdijes historike dhe kombëtare, mitet që rrethojnë kryengritjen në fjalë mbajnë kryesisht vulën e saj[329].

Kryengritja nuk ishte ortodokse, ashtu siç mësohet nga librat në shkollat greke, por ajo ishte një kryengritje në përgjithësi e krishterë, siç e thamë më lart, asaj iu bashkuan edhe shumë shqiptarë myslimanë. Por, nëse gjatë viteve të mëpasme nuk do të paraqitej si një kryengritje ortodokse, sot ndoshta nuk do ekzistonte një shtet grek.

Shumica dërrmuese e drejtuesve të kryengritjes së 1821-shit edhe sot janë heronj, ku çdo vit klasa politike greke dhe nxënësit e shkollave vendosin kurora me lule në bustet e shumta që janë vendosur në sheshet e Greqisë, por asnjëherë nuk u thonë se këta heronj ishin shqiptarë dhe flisnin shqip. Ironia e mitit vazhdon më tej të ushqehet se këta kryengritës pasi u vranë fituan ndërgjegje kombëtare greke, pa lexuar asnjë libër greqisht e pa e ditur se po luftonin që të humbin gjuhën, kulturën dhe traditat e tyre shqiptare.

Cilat ishin motivet e tyre që u ngritën më 1821? Pse e bënë? “Për Krishtin, besimin tek i shenjti dhe lirinë e atdheut”? A ishin motivet e tyre kombëtare ose fetare, apo të dyja, si më të përhapura nga krijimi i shtetit e më pas? Apo ishin shoqëri/klasë, siç e argumentuan më vonë disa teoricienë të majtë?

---

[327]www.iefimerida.gr, 25 Mars 2014
[328]Gazeta,*TOBHMA*, Αθηνα, 24 Nëntor 2008
[329]www.efsyn.gr, 25 Mars 2016

Asnjëra nga sa u tha më sipër. Qëllimi i vetëm i kryengritjes ishte prona (arat, argjendaritë etj.) e familjeve të mbrojtura myslimane në Peloponez në atë kohë, duke pasur parasysh që ushtria osmane ishte e zënë me Ali Pashain në Epir. Nëse kthehemi në tekstet e lëna nga vetë "luftëtarët" e 1821-shit (kujtime etj.) ose në kronikat e shkruara nga oficerë të huaj dhe nga filogrekët, do të gjejmë përshkrime të jashtëzakonshme, duke dëshmuar se qëllimi i vetëm i kryengritjeve ishte i plaçka e luftës[330].

Për ta ndihmuar Kryengritjen e vitit 1821 erdhën edhe shumë europianë vullnetarë, por edhe me pagesë. Një pjesë e tyre ishin të ndikuar nga mësimet e marra gjatë shkollimit, ku kishin lexuar libra për Greqinë e lashtë, poezi frymëzuese, duke menduar se do t'i gjenin grekët e vjetër, por u zhgënjyen, sepse ata u përballën me një popullsi ndryshe, pra me një përzierje ballkanike: shqiptare, romiose, vllahe, arabe, sllave etj. Këta nuk dinin asnjë fjalë të greqishtes së lashtë, por as gjuhën greke të re. Nga shënimet e këtyre vullnetarëve mësojmë se ata mbetën të zhgënjyer nga realiteti që ndeshën në Greqinë e vitit 1821.

Disa prej vullnetarëve folën disa fjalë të greqishtes së lashtë që u ranë ndërmend, por askush nuk i kuptoi. Ata prisnin t'i shihnin grekët e veshur me pelerinë, por të gjithë ishin veshur në stilin oriental, të ulur këmbëkryq dhe pinin duhan me çibukë, pa dyshim ashtu si osmanët[331].

Filogreku Giuseppe Pecchio, milanez (1785-1835) e vizitoi Nafplion dhe zhvilloi një takim me përfaqësuesit e qeverisë greke. Lidhur me këtë takim shkruan: "Ulur, ose më saktë shtrirë mbi jastëkë të cilët formonin një minder rreth dhomës. Veshja e tyre, qëndrimi i tyre i pjerrët, qetësia e fizikut të tyre, më bëri të mendoja se isha para një divani. Nënkryetari Botasi nga Speca, i ulur me këmbë të kryqëzuara, ndërronte rruazat, rruaza orientale. Anëtarët e tjerë, me kostume gjysmë greke dhe gjysmë osmane, pinin duhan me pipë, ose luanin edhe ata me rruaza të ngjashme"[332].

Përshkrimet e vizitorët e huaj në takimet me përfaqësuesit e qeverisë kryengritëse të vitit 1821, dëshmojnë qartë për vazhdimësinë e zakoneve osmane të kryengritësve që luftonin kundër pushtetit të Perandorisë Osmane. Këto kanë qenë befasitë e para të atyre të huajve nga Franca, Italia, Anglia etj., të cilët besonin se pikërisht këta kryengritës që luftonin për lirinë e Greqisë ishin trashëgimtarët e Perikliut, Themistokliut e Aristotelit, te të cilët bota perëndimore besonte se po sillnin rigjenerimin e atdheut të humbur të perëndive dhe gjysmëperëndive.

Konstatimet e këtilla të vullnetarëve të huaj për stilin e veshjes dhe zakoneve osmane nga ana e kryengritësve është pasqyruar edhe në pikturat e

---

330 Γιαννησ ΛΑΖΑΡΗΣ, *ΤΟ ΑΓΝΩΣΤΟ 1821*, 2016, Αθηνα, f. 240

[331]William St. CLAIR, *That Greece might still be free. The Philhellenes in the War of Indepedence*, Londër, 1972, f. 82.

[332]www.efsyn.gr, 28 Tetor 2017

të huajve, të cilët kishin vizituar Greqinë në shek. XIX. I tillë ishte Joanis Stamu Logothetis, drejtues i kryengritjes në Livadhja, anëtar i Shoqërisë Miqësore që nga viti 1819. Joani Logothetis ishte anëtar i Asamblesë Kombëtare më 1821, 1826 dhe guvernator i Egjinës më 1824. Piktori dhe arkeologu francez filogreku Louis Dupre vizitoi Greqinë më 1819 dhe më 1825 botoi në Paris, ku kemi edhe portretin e Logothetisit me veshje osmane, duke thithur nargjile-shisha[333].

Shumë prej këtyre vullnetarëve gjermanë, britanikë, francezë vinin për të luftuar për lirinë e Greqisë, por ata shpeshherë u grabitën nga hajdutët. Ata vinin të jepnin jetën e tyre për Greqinë, por për cilën Greqi? Greqia e lashtë që ata e përfytyronin, nuk ekzistonte, thjesht ishin disa gërmadha ku shpeshherë banorët përreth nxirrnin gurë dhe mermer për t'i ndërtuar shtëpitë e tyre apo për t'i shitur.

Në vitet 1822 e 1825 u bë e qartë sa e vështirë ishte detyra e grekëve për ta themeluar një shtet të pavarur. Zonat e çliruara u zhytën në batakun e luftës qytetare. Iluzionet e emigrantëve grekë dhe të gjithë atyre filohelenëve që vinin përherë e më të shumë nga Britania, Franca, Gjermania, Italia dhe Shtetet e Bashkuara, shpesh u dërrmuan keqas nga përleshjet ndërmjet fraksioneve rivale[334].

Të huajt e tjerë që mbërritën në Greqi gjatë kryengritjes dhe më pas, para së gjithash ishin vullnetarë të ashtuquajtur filogrekë. Oficerët në pension, liberalët ose ndjekësit, të pasuksesshëm ose me fat, të cilët vraponin kudo ku dëgjohej pushka, në Amerikën e Jugut ose në Spanjë, në Itali apo në Greqi, që t'i bënin shërbimet e tyre nën ndonjë flamur, madje edhe gjysmëhënën e sulltan Mahmutit ose të Mehmet Aliu të Egjiptit, duke shpresuar se për veprimet në lufte do të siguronin një karrierë dhe pasuri të shpejtë.

Vullnetarët dhe të dërguarit e vendeve të huaja, duke u kthyer në qytetet e tyre të lindjes, ndanin përvojat për aventurën greke, me tekste të të gjitha llojeve, memorandumeve, korrespodencave, madje edhe rrëfimeve për kryengritjen gjatë kohës së tyre në vendin e shkatërruar nga lufta. Disa nga këto u shtypën dhe qarkulluan me shpejtësi të jashtëzakonshme edhe brenda vitit 1821. Autorët i titullonin shënimet e tyre të udhëtimit si: "Ditari", :Kujtime", "Ekspozitë", "Aventurë", "Rrëfim" "Fletore", "Vëzhgime", "Udhëtime", "Letra", "Lajmet", "Kujtesë" etj[335].

Më tej, në bazë të këtyre shënimeve nga aventurierët e huaj u përzgjodhën disa nga ata që donin ta ndërtonin mitin e kryengritjes së vitit

[333]Louis Dupre,*Voyage a Athenes et a Constantinople, ou collection des portraits, de vues et costumes grecs et ottomans,* Paris, 1825
[334]Misha GLENNY, HISTORI E BALLKANIT, Tiranë, 2007, f. 30.
[335]Κυριάκος ΣΙΜΟΠΟΥΛΟΣ*, Πως Ειδαν οι Ξενοι την Ελλαδα Του 1821, (1821-1822),* Αθηνα, 1999

1821, heronjtë e "epur për liri dhe besimin ortodoks" dhe bënë edukimin e brezave për 200 vjet.

Është interesant fakti se Kuvendi i Greqisë së pavarur nga viti 1825-1828 e kishte selinë e vet në xhaminë e madhe dykatëshe në ishullin e Nafpliosit, e cila quhej Xhamia e Aga Pashës, e ndërtuar më 1730. Kjo xhami është ende, duke i shpëtuar hakmarrjes së shembjeve nga shteti komb-ortodoks dhe gjendet në sheshin *Syntagma* midis Muzeut Arkeologjik dhe Bankës Kombëtare. Gazeta greke e kohës *Γενική Εφημερίς της Ελλάδος*, (Gazeta e Përgjithshme e Greqisë), shkruante për xhaminë e kthyer në Kuvendin e Greqisë së pavarur "*Ndërtesa më e ndritshme dhe më e bukur sot në Greqi*"[336]. Në këtë xhami për disa kohë i kishte zyrat e saj edhe qeveria. Thuhet se salla e madhe e kësaj xhamie ka funksionuar edhe si gjykatë ku është bërë gjyqi i Teodors Kolokotronit dhe Dhimitër Plaputës më 1824. Medreseja ngjitur me xhaminë u përdor si burg, ndërsa dhomat, ku nxënësit dikur e mësonin Kuranin e Shenjtë, u përdorën si qeli për të burgosurit në qeverisjen e Kryengritjes së vitit 1821. Fjala është për të burgosurit që kishin dhënë kontributin e tyre për lirinë e Greqisë dhe jo për të burgosurit osmanë. Mbreti Otton dhe mbretëresha Amalia në ndërtesën e xhamisë kanë organizuar bankete dhe ballo të mëdha kërcimi.

Sot ndërtesa e xhamisë Aga Pasha përdoret si sallë leksionesh, konferencash dhe koncertesh të bashkisë së Nafpliosit, ndërsa kati i parë funksionoi si galeri e arteve.

Për t'i vlerësuar drejtuesit e Kryengritjes së vitit 1821 është e domosdoshme të shihet e shkuara e tyre sipas përgjegjësive udhëheqëse dhe jo sipas mburrjes së mitit që e lexojmë në librat historikë. Këta heronj që morën pushkën, vërtet e donin lirinë, shtetin apo donin të ishin shteti vetë? Këta ishin kaçakë, cuba që e donin vërtet lirinë, dhe, ashtu siç na del nga shënimet e kohës kur jetuan e vepruan, donin të ishin shteti vetë. Një shtet për të gjithë: shqiptarë, romiosë, vllehë, ose ndoshta shtetin që e planifikoi dhe e nisi Ali Pashë Tepelena? Por Fuqitë e Mëdha si Britania, Franca, Rusia etj., që kishin investuar ndër vite për shkatërrimin e Perandorisë Osmane, nuk do të lejonin që këta liridashës të ishin vetë shteti. (Ngjarja e Navarinos ishte përfundimi i asaj që ishte projektuar për ndërhyrjen e forcave europiane për pavarësinë e Greqisë. Kuptohet që haraçi i grekëve ishte i lartë, një haraç që vazhdojnë ta paguajnë ende rreth 200 vjet, duke e ndarë Greqinë në 30 për qind interesa britanike, 30 për qind interesa ruse, 30 për qind interesa europiane dhe 10 për qind u mbetet qytetarëve grekë. Shumë nga këta heronj shkuan mish për top nga grindja midis Fuqive të Mëdha të cilat për interesat e tyre i shfrytëzuan derisa i hodhën tutje si të pavlerë.

[336]Gazeta, *Γενική Εφημερίς της Ελλάδος,* Ναύπλιο, 7 Tetor 1825

Kjo vërtetohet qartë nga përfundimi tragjik i këtyre heronjve që nisën luftë dhe dhanë gjakun e tyre për lirinë e Greqisë. Gjeneral Teodor Kolokotronin e burgosën dy herë, në Nafplios dhe Palamidi, dhe pas shumë vitesh burg u lirua për mëshirë nga mbreti Otton më 1835. Laskarina Bubulina u burgos, e internuan në ishullin e Specës, ku e vranë në pabesi nga fisi i Kuçëve, e vrasësi nuk u dënua asnjëherë. Mando Mavrogjenus u persekutua nga kryeministri Joani Koletis, kryetar i Partisë Franceze, vdiq në varfëri i internuar në ishullin e Mykonos. Gjenerali Nikita Turkoleka, alias Nikitaras Turkofagos, u burgos në Egjinë më 1839 nga mbreti Otton. Gjatë qëndrimit në burg e torturuan shumë deri në atë gjendje sa e humbi shikimin. Pas disa vitesh e nxjerrin nga burgu dhe vdes duke lypur bukë rrugëve të Pireut, me të drejtën e lypjes vetëm ditën e premte në kishën Evanjgelistria. Dëshira e vetme ishte të varrosej pranë njeriut më të dashur të tij, xhaxhait Teodor Kolokotronit. Odise Andruçon e arrestuan me urdhër të Joani Koletisit, i cili ishte vllah. E vrasin brenda në burg dhe trupin e tij e hedhin në shkëmbinjtë e Akropolit. Për t'ia ulur autoritetin, përhapin fjalë se tentoi të arratisej. Nga dëshmitë e mëvonshme doli se Joani Koletis e kishte paguar me florinj Joani Gurën që kreu vrasjen dhe nuk u dënua asnjëherë. Gjeorgjio Karaiskaqi u dënua me tre muaj burg me akuzën se bashkëpunonte me shqiptarin Omer Vrionin, por këto akuza nuk u vërtetuan dhe e nxorën nga burgu. U vra në Betejën e Kerasinit pas shpine, ndoshta nga dora e njerëzve të tij të paguar nga drejtuesit e huaj të kryengritjes.

Gjenerali Dhimitër Pllaputa, u burgos dhe u dënua me vdekje nga mbreti Otton me akuzën për tradhti të lartë. Pas disa vitesh u fal dhe doli nga burgu.

Nikola Kriezoti ishte drejtues i kryengritjes, gëzoi poste të larta qeveritare, por në vitin 1847 u kërkua arrestimi i tij. E burgosin në Halkidhë, por pas disa kohësh e lirojnë bashkëluftëtarët e tij. U arratis për në Stamboll, ku gjeti strehim tek oficerët osmanë që ishin ndeshur dikur në beteja për çlirimin e Greqisë. Vdiq në Bursë të Turqisë. Fati i Kriezotit është sa tragjik aq edhe pikëllues kur të paramendosh që armiku i yt të strehoi nga ndjekja e atyre që u dhurove lirinë dhe pushtetin.

Pra, fatin e këtyre drejtuesve të lartë e patën edhe shumë drejtues të tjerë, me akuza gjoja për tradhti kombëtare, tentativa për vrasje të mbretit etj. Por cilin do ta tradhtonin këta heronj të Kryengritjes së vitit 1821, atdheun e tyre, kauzën për liri? Të gjithë këta heronj që u burgosën dhe u vranë pas njohjes së pavarësisë së Greqisë nga Fuqitë e Mëdha, ishin arvanitas që vinin nga vendbanime të cilat historikisht banoheshin nga shqiptarët e Greqisë. Asnjeri nga këta nuk ishte grek i Greqisë Antike, nuk dinin asnjë fjalë greqisht, nuk kishin as zakone greke, por flisnin vetëm gjuhën shqipe. Veshjet, mënyra e jetës së tyre, traditat e zakonet i kishin shqiptare.

# Racizmi ndaj pakicave kombëtare në Greqi

Nga dokumentet shkencore e historike të huaja dhe ato greke, të cilat janë të paanshme, del qartë se historia e Greqisë moderne është ngritur në mite. Greqia pa ndihmën e Rusisë, Francës, Britanisë së Madhe dhe Gjermanisë nuk do ishte themeluar si shtet. Kjo do të thotë se, Greqia e djeshme dhe e sotme, pa ndihmën e fuqive të mëdha, organizatave ndërkombëtare nuk do ekzistonte. Forcimi i Greqisë si shtet u bë edhe pasi u anëtarësua në NATO dhe BE. Jo më kot e quajnë me epitetet "fëmija i përkëdhelur", por edhe "Dashnorja e Perëndimit" e "Gruaja e Lindjes". Duke pasur këtë pozicion të favorshëm të përkëdheljes, Greqia disa herë ka bërë tentativa edhe për t'i zgjeruar kufijtë e vet në kurriz të fqinjëve të saj edhe pas Konferencës së Paqes dhe themelimit të Lidhjes së Kombeve, ku u vendos paqja (1919-1920), por edhe në tkurrjen, asimilimin dhe gjenocidin mbi pakicat kombëtare etnike dhe historike që jetonin ndër shekuj. Sot Greqia juridikisht pretendon se qytetarët e saj rreth 10 milionë banorë janë 100 përqind grekë të denjë, trashëgimtarë të Greqisë së lashtë dhe asaj moderne. Pra në Greqi, sipas kushtetutës dhe ligjeve të saj nuk ka pakicë shqiptare, romiose, turke, bullgare, maqedonase, vllahe, sllave, pomake, egjiptase dhe rome.

Greqia e sotme pas rënies së Bizantit gjithnjë është banuar nga shqiptarët, hebrenjtë, turqit, romiosët (shekuj më parë grekët parapëlqenin më shumë të quheshin romios sesa elenas apo grekë), maqedonasit, bullgarët, vllehtë, egjiptianët, romët, sllavët, të cilët, pasi u përzgjodhën, e formuan shtetin modern grek me një histori mashtruese mitologjike. Fakti që në Greqi flitet nëpër rrethet familjare shqipja, romaikishtja, turqishtja, hebraishtja, maqedonishtja, bullgarishtja etj., tregon qartë se ende ka popullsi të paasimiluar, sado që shtypja shtetërore ka qenë dhe është e egër.

Hebrenjtë më së shumti kanë jetuar në qytetin e Selanikut, ku dikur ndodhej edhe varreza më e madhe e tyre në Europë me mbi 500 mijë varre[337]. Por këtë e prishën grekët dhe me pllakat e mermerta të varreve e ndërtuan Universitetin "Aristoteli" të Selanikut, ku sot studiojnë mijëra të rinj. Ndërkaq, gjatë Luftës së Dytë Botërore, shumicën e hebrenjve grekët ua dorëzuan gjermanëve për t'i dërguar nëpër kampet përqendrimit. Nga rreth 56 mijë hebrenj sa kishte Selaniku në vitin 1941, kur gjermanët e pushtuan

[337]Robert D. KAPLAN, *GREQIA: Dashnorja e Perëndimit, Gruaja e Lindjes*, Tiranë, 2002, f. 25.

atë, brenga pak muajsh u dërguan për në kampet e përqendrimit 54.050[338] mijë, pra mbi 96 për qind e popullsisë së kësaj pakice. Sot bashkësia hebraike në Greqi nuk njihet zyrtarisht dhe ka vetëm një varrezë të vogël në Selanik, e cila mirëmbahet nga shteti izraelit.

Në fillim të vitit 1970 në Selanik i kanë prishur edhe varrezat e shqiptarëve, të bullgarëve dhe të rumunëve. Këto varrezat kanë qenë pronë e këtyre bashkësive.

Pakica bullgare është asimiluar, vetëm diku nga zona e Seres jetojnë ende disa qindra pleq që e flasin gjuhën bullgare.

Greqia pakicën turke e ka zvogëluar pak e nga pak. Turqit që dikur jetonin në Selanik, pothuajse janë tkurrur. Ata më shumë bëjnë punë të rëndomta në sektorin e vetëpunësimit duke shitur me karroca dore çaj, salep dhe gjevrek. Këta qytetarë grekë me origjinë turke të cilët e flasin gjuhën e tyre amtare jetojnë në disa kasolle nëpër cep të rrugëve të lagjeve të vjetra të qytetit dhe gjithnjë janë nën presion të vazhdueshëm nga strukturat shtetërore greke për t'u larguar nga Selaniku.

Turqit që jetojnë në Euro-Thraqi, në ishullin e Rodosit, njihen si grekë të fesë islame dhe jo si pakicë turke. Kjo popullsi e fesë islame e cila është turke ka arritur të përfaqësohet në fillim të vitit 1990 me tre deputetë në Kuvendin e Republikës së Greqisë, por ata gjithnjë janë njohur si myslimanë që i përfaqësojnë partitë politike greke PASOK apo DR-Demokracia e Re. Vazhdimisht kësaj popullsie i bëhet presione për të emigruar jashtë vendit, në Turqi, Itali, Gjermani etj., për t'i braktisur shtëpitë e tyre. Shteti grek qëllimisht i ka lënë pa investime dhe në varfëri, duke u krijuar përshtypja sikur gjenden në Afganistan, Siri apo Irak. Në shumë vende të tjera të Greqisë gjenden familje greke që gjuhë amtare e kanë turqishten, të cilat vetë i kam takuar në Epir, Halkidha afër Athinës. Kam vërejtur se pushteti vendor këto familje të pakta i përçmon duke i quajtur juftos-egjiptas(*Gúphtos*), por në të vërtetë bëhej fjalë për turq. (Nuk mundet që dikush ta përcaktojë etnitetin nga ngjyra e lëkurës, ai përcaktohet nga gjuha që flet brenda rrethit familjar, të trashëguar nga prindërit dhe gjyshërit.)

Vllehtë në Greqi janë pakica më e përkëdhelur në aspektin e pushtetit, por që nuk u njihen të drejtat gjuhësore dhe kulturore. Ata njihen si vllahë grekë (ellino-vllahon). Popullsia vllahe në shumë raste ka zënë pasuritë e shqiptarëve dhe të maqedonasve, pasi këta u përzunë me dhunë nga trojet e tyre. Nga bisedat në Epir me vllehtë, të cilët mundoheshin të ruanin etnitetin e tyre, më thoshin se ishin gjithnjë nën vëzhgimin e sigurimit dhe policisë greke. Shpeshherë ata edhe keqtrajtoheshin me dhunë.

Greqia, pasi përzuri mijëra shqiptarë nga tokat e tyre në Çamëri, grekët filluan dëbimin e maqedonasve që banonin në brezin kufitar nga

[338] Po aty, f. 26.

Follorina, Edesa, Selaniku dhe Kilkizi. Në emër të luftës qytetare (1946-1949) për pushtet midis forcave të djathta që ndihmoheshin pa rezerva nga Britania e Madhe dhe SHBA kundër forcave të majta, filluan masakrat në fshatrat ku jetonte pakica maqedonase. Si pasojë, mijëra maqedonas u shpërngulën nga shtëpitë e tyre dhe u strehuan në fillim në Shqipëri, në ish-Jugosllavi dhe në vendet ish-komuniste.

Lufta qytetare greke 1946-1949 ishte me pasoja tragjike për pakicën maqedonas e cila pësoi fatin e shqiptarëve në Çamëri, atë të mohimit për t'u rikthyer në trojet e tyre, për kthimin e pasurisë së patundshme. Ironike është se pakica shqiptare në Çamëri u masakrua dhe u përzu me gjenocid nën akuzën si bashkëpunëtorë me pushtuesit gjermanë. Ndërsa pakica maqedonase u masakrua dhe u përzu nën akuzën si bashkëpunëtorë të Ushtrisë Demokratike Greke që udhëhiqej nga komunistët grekë.

Maqedonasit e Greqisë pas vitit 1990 janë pakica kombëtare që bëri përpjekje për një ringjallje dhe për ruajtjen e identitetit të tyre. Kjo pakicë bëri përpjekje edhe për themelimin e kishës së tyre ortodokse në Follorinë, por që prifti bashkë me familjarët e tij u dhunua dhe përfundoi disa kohë në burg. Kështu dështoi edhe kjo tentativë e kësaj pakice. Gjatë kërkimeve të mia në Selanik dhe Follorinë takova shtetas grekë të cilët i përkisnin pakicës maqedonase. Pashë fshatra të zbrazura në të cilat dikur jetonte pakica maqedonase, por tashmë ishin larguar duke mos e kthyer kokën pas. Kjo gjë ishte shumë e trishtueshme.

Greqia nga fundi i vitit 1912 dhe fillimi i vitit 1913, kur e mori Epirin,i ka përzënë sistematikisht shqiptarët, por edhe nga pjesët e tjera si nga Kosturi dhe Follorina ku jetonin ata. Në përgjithësi bëhet fjalë për shqiptarët e fesë islame, por edhe ata shqiptarë ortodoksë që nuk pranuan të deklaroheshin me kombësi greke, u masakruan ose u përzunë nga shtëpitë e tyre për të jetuar në qytetet në thellësi të Greqisë dhe për t'u asimiluar më shpejt. Shqiptarët që u përzunë dhe që ishin shtetas grekë, në fillim iu hoq shtetësia greke dhe i deklaruan si të humbur, si njerëz pa adresë. Më tej, ua përvetësuan pasuritë dhe duke ua dhënë të tjerëve. Në tokat e sekuestruara u vendosën emigrantët ortodoksë të ardhur nga Azia e Vogël. Shqiptarëve që u janë përvetësuar pasuritë nga shteti grek, ndahen në dy kategori:

a). *Shqiptarëve që iu përvetësua pasuria pa të drejtë me Marrëveshjen e Lozanës si popullsi e shkëmbyeshme islame me ortodoksët.*

b). *Popullsia shqiptare çame që u quajt nga grekët bashkëpunëtore me pushtuesit gjermanë.*

Me dekret ligjin e viteve 1923-1932, Greqia përvetësoi të gjitha pasuritë e shqiptarëve me besim islam nën pretekstin e Marrëveshjes së Lozanës si popullsi e shkëmbyeshme midis turqve myslimanë dhe grekëve ortodoksë. Kjo ide gjente mbështetje në qarkoren e Ministrisë së Bujqësisë Greke, të 1 tetorit të vitit 1922, e cila urdhëronte administratën e

përgjithshme të Epirit, që familjet e refugjatëve të stabilizoheshin në pronat e myslimanëve shqiptarë, (AYE/A/5 (9). (Guvernatori i Përgjithshëm i Epirit, MPJ Greke, Janinë 2 mars 1923). Në qendrat kryesore të Çamërisë, si në Filat, Paramithi e Margelliç u krijuan enkas zyra për t'i shtetëzuar pronat e myslimanëve shqiptarë, (Conference de Lausanne sur les Affaires du Prache Orient, 1922-1923)[339].

Në fillim të vitit 1926 në Gjenevë, kryetari i Greqisë Teodoros Pangallos bëri një deklaratë zyrtare para Lidhjes së Kombeve me të cilën Greqia njihte minoritetin shqiptar dhe nuk i quante më shqiptarët muhamedanë që jetonin në territorin e saj si popullsi turke. Ai, ndër të tjera, deklaroi: *"Pavarësia dhe statukuoja e Shqipërisë përbëjnë interes të madh për Greqinë, sepse politika e saj është bazë për ruajtjen e paqes në Ballkan...*

*Teza që është mbajtur nga ne deri sot se ortodoksët shqiptarë janë grekë, është e gabuar dhe e shkelmuar nga të gjithë. Meqë ajo ka marrë të tatëpjetën dhe ka arritur pikën e rraskapitjes, mora masat e duhura dhe shpërndava të gjitha shoqëritë vorioepiriote që mëshironin skaje më ekstreme të këtij mendimi të sëmurë"*[340].

Kështu, nga çështja "greko-turke", tashmë zhvillohet tema që ka të bëjnë me marrëdhëniet greko-shqiptare, të cilat do të ndikojnë dhe në periudhën e ardhshme në një shkallë shumë të lartë. Prezenca e myslimanëve çamë në Epir përbënte një rast të veçantë dhe një dokument të fortë bisedimesh që synonte të përdorte qeveria shqiptare me qëllim arritjen e një normalizimi të kënaqshëm të synimeve të saj ekonomike për sa i përket çështjes së pronave.

Por çështja e shqiptarëve në Çamëri nuk do të zgjidhej edhe pse diplomatët dhe politikanët grekë premtonin. Vitet në vazhdim, shteti grek, në emër të reformës agrare 1925-1927[341], ua ndaloi të gjithë atyre njerëzve që nuk kishin kombësi greke, të drejtën e tokës bujqësore. Italianët, francezët, gjermanët, turqit që kishin prona në Greqi, u dëmshpërblyen, vetëm shqiptarët jo. Pas pak vitesh do të fillonte Lufta e Dytë Botërore. Me kapitullimin e Gjermanisë, grekët rinisën masakrat mbi popullsinë shqiptare në Çamëri.

Shqiptarët çamë që u përzunë në vitet 1944-1945, shteti grek i quajti bashkëpunëtorë të gjermanëve dhe në mënyrë kolektive ua hoqi shtetësinë greke, ua përvetësoi edhe pasuritë. Me disa ligje primitive Greqia ua mohoi çdo të drejtë njerëzore të gjithë atyre shtetasve grekë që nuk e kishin pranuar kombësinë greke të rikthehen ndonjëherë edhe si vizitorë në Greqi.

---

[339] Gazeta, *SHEKULLI*, Tiranë, 9 janar 2008.
[340] Ilir USHTELENCA, *DIPLOMACIA E MBRETIT ZOGU I-rë*, Tiranë, 1997, f. 118.
[341] Mentor NAZARKO, *LUFTA E FUNDIT, Pronat e shqiptarëvenëGreqi*,Tiranë, 2007, f. 50.

Në vitet 1972-1982 qeveritë greke nxorën ligje me të cilët i lejohej çdo shtetasi grek të përzënë që të rikthehej dhe ta merrte pasurinë ose kompensimin. Nga këto ligje, për t'u rikthyer u përjashtuan shqiptarët çamë edhe maqedonasit e Egjeut, pasi ligji përcaktonte se i faluri duhej të kishte kombësinë greke dhe në mërgim të kishte mbajtur qëndrim kombëtar grek.

Gjatë kërkimeve të mia kam takuar disa shtetas grekë që ishin me origjinë shqiptare në Epir. Në vitin 1991 takova në afërsi të Gumenicës një grek dhe më foli në gjuhën shqipe. Gjatë bisedës më deklaroi se prindërit e tij ishin me origjinë shqiptare nga Çamëria. Në krahinën e Çamërisë ka shumë grekë që kanë krijuar familje me vajza nga Shqipëria. Shumë prej këtyre grekëve me origjinë shqiptare, për ta ruajtur origjinën janë martuar me shqiptare të cilat emigruan në fillim të vitit 1990. Fshati Aidonta dikur quhej Ftini dhe ndodhet në Prefekturën e Prevezës së Çamërisë. Nga ky fshat është studiuesi i njohur Nikos Stylos i cili jeton prej shumë vitesh në Gjermani. Ai e pohon origjinën e tij shqiptare dhe e flet shumë mirë gjuhën shqipe. Niko Stylos ka shkruar për racizmin grek ndaj fëmijëve që vinin nga familjet shqiptare në vitet 1950-1960 dhe ndiqnin shkollën greke. Ai është shprehur për një gazetë shqiptare: "Mësuesi na godiste me shkop sa herë që flisnim shqip, një shkop për një fjalë"[342].

Prindërit e fëmijëve që vinin nga familjet shqiptare gjithnjë thirreshin në shkollë nga mësuesit për ecurinë e fëmijëve të tyre. Ata këshilloheshin që mos të flisnin përpara fëmijëve në gjuhën shqipe, por të bisedonin vetëm greqisht. Edhe pse nën një presion të tillë, çamët që u shpëtuan masakrave të ushtrisë së Zervës e ruajtën gjuhën shqipe. Shumica e shqiptarëve nga Çamëria që i përkisnin besimit fetar ortodoks, pas përzënies së çamëve të fesë islame, u larguan për në qytetet larg krahinës së Çamërisë. Në vitin 1995 në qytetin e Selanikut kam takuar një çam ortodoks që kishte ardhur në Selanik pas vitit 1950 dhe në Shqipëri kishte xhaxhain në qytetin e Elbasanit. Ai i përkiste fesë islame, por që vetë ishte konvertuar në ortodoks.

Këto janë vetëm disa dëshmi që tregojnë se ende në Çamëri ka shqiptarë që u kanë mbijetuar rrebesheve të kohës dhe trysnisë shtetërore me sakrifica të mëdha duke frymuar shqip.

Greqia, duke mohuar ekzistencën e pakicave kombëtare turke, shqiptare, romiose, maqedonase, bullgare, hebraike, rome, egjiptiane, pomake, kërkon nga vendet fqinjë t'i plotësojnë kushtet për mbrojtjen e të drejtave të njeriut, në veçanti të minoritetit grek që jeton në disa fshatra të humbura rrëzë një mali të thatë në Jugun e Shqipërisë. Ndërsa vetë shteti që pretendon se ka demokraci, disa herë ka qenë në qendër të kritikave nga organizatat e ndryshme ndërkombëtare për shkeljet e të drejtave të njeriut deri në diskriminim racor e fetar. Çështja e mbrojtjes së të drejtave të njeriut

[342] Gazeta, *KOHA Ditore*, Prishtinë, 10 shtator 2004

në Greqi është në shkallë të ulët për t'u zbatuar nga shteti grek. Edhe ato pak organizata joqeveritare greke që thirren në emër të mbrojtjes së të drejtave të njeriut, nuk janë shumë aktive kur bëhet fjalë për mbrojtjen e të drejtave të pakicave në Greqi, që zyrtarisht nuk pranohen nga shteti. Greqia nuk ushtron racizëm shtetëror vetëm ndaj minoriteteve, por edhe kundër qytetarëve të saj që i përkasin etnisë greke, por janë të besimeve fetare joortodokse si p.sh. të besimit fetar katolik, jehovah, ateist, protestant, hebraik, të cilët janë të pakët në numër dhe shtypen brutalisht nga shumica e besimit fetar ortodoks.

# PASTHËNIE

Në Greqi, akademikët, historianët, studiuesit, shkrimtarët, poetët etj., për Kryengritjen e vitit 1821 përdorin termin *revolucion* - Η Επανάσταση dhe jo termin *kryengritje* - Η Εξέγερση. Kjo është shprehje e gabuar, sepse ajo ishte kryengritje dhe jo revolucion. Termi *revolucion* përdoret për ndryshimet brenda shtetit me armë, si në rastin e Revolucionit Francez më 1789-99, Revolucionit të Qershorit në Shqipëri më 1924, Revolucionit të Xhonturqve më 1908. Pra, *revolucion* është term që përdoret për ndryshimin me dhunë të rendit shoqëror, politik dhe ekonomik, duke sjellë një klasë të re për zgjidhjen e problemeve brenda shtetit apo të mbretërisë. Ndërsa termi *kryengritje* përdoret kur masa e popullit ngrihet për të përmbysur regjimin shtypës të huaj, për t'u çliruar, për ta fituar lirinë dhe pavarësinë nga pushtuesit. Atëherë çfarë kishim më 1821 në More, Nafplio e në disa zona të tjera të Greqisë së sotme: kryengritje apo revolucion? Ishte kryengritje, sepse u ngritën arvanitasit, romiosët, vllehtë etj., kundër Perandorisë Osmane me qëllimin e krijimit të shtetit të pavarur grek. Por përse grekët nuk e quajnë kryengritje, por e quajnë revolucion të vitit 1821?

Sipas mitit të historisë së Greqisë, grekët u ngritën për ta fituar pavarësinë dhe për ta themeluar shtetin e tyre. Por e vërteta është se fjalët *grek* e *komb* në atë periudhë nuk njiheshin në pjesët e Ballkanit. Ndërgjegjja kombëtare e çdo bashkësie nën sundimin osman nuk ekzistonte. Ashtu siç vërtetohet nga dokumentet e huaja dhe ato greke, ishin arvanitasit ata që e nisën dhe e drejtuan Kryengritjen e vitit 1821. Si mund që njerëzit analfabetë, bujq, kaçakë të mendonin aq thellë për themelimin e shtetit dhe të kombit grek, kur ata nuk dinin greqisht e as kishin dëgjuar ndonjëherë se çfarë ishte shteti? Këtë e tregon edhe fakti se kryengritësit e vitit 1821 nuk u paraqitën si një ushtri e rregullt, që të kishin një shtab të përgjithshëm, ata u paraqiten si grupe të krijuara nga tarafi fisnor apo nga fshati. Prandaj edhe kryengritja u shtyp shumë shpejt në shumë zona nga ana e ushtrisë osmane, duke pësuar humbje në njerëz, dëme të prodhimeve dhe shpërngulje. Këtë e tregon edhe zhvendosja për disa kohë e qeverisë nga Nafplios në anije, në det të hapur.

Fuqitë e Mëdha si Rusia, Britania e Madhe, Franca kishin vendosur ta shkatërronin pjesën e Perandorisë Osmane të Ballkanit për përfitimet e tyre ekonomike dhe kështu si bashkëpunëtorë zgjodhën klasën e ulët të shoqërisë, fshatarët dhe kaçakët, pjesa dërrmuese e së cilës ishin shqiptarë. Ata ortodoksë që ishin të shkolluar nëpër Europë, duke i njohur prapaskenat e lojërave të Fuqive të Mëdha, qëndruan pasivë në fillim të kryengritjes.

Në fund të shek. XVIII dhe në fillim të shek. XIX, priftërinjtë mblodhën copëza nga kujtesa fetare ortodokse dhe me imagjinatë e ndërtuan historinë e prejardhjes së pandërprerë të kombit të ri grek që po lindte nga përzierja e popullsive të ndryshme të Perandorisë Osmane, si shqiptarët, romiosët, sllavët, vllehtë etj., Përpara se këto copëza fetare të përmblidheshin në disa libra, ortodoksët e Perandorisë Osmane që banonin në atë pjesë që sot quhet Greqi, nuk kishin pasur kujtesë historike se ishin trashëgimtarë të grekëve të lashtë. Përjashtim bënin vetëm arvanitasit të cilët ruanin me fanatizëm në kujtesën e tyre bëmat e Gjergj Kastriotit Skënderbeut. Por historia tregon se ortodoksët i shembën tempujt e lashtë, për të fshirë historinë para ardhjes së tyre. Në ndihmë për të shkruar historinë e vazhdimësisë së kombit të ri grek që po lindte në shek. XIX u erdhën poetët, shkrimtarët dhe historianët e huaj të cilët ngulmonin se këta duhet të quhen grekë, sepse janë trashëgimtarët e Themistokliut, Sokratit, Aleksandrit të Madh etj. Shumë mendje të hapura të shoqërisë greke janë shprehur gjithnjë për mashtrimin lidhur me trashëgiminë e grekëve të lashtë tek ata modernë.

Pasi krijimit të shtetit grek filloi edhe falsifikimi i fakteve si në vargjet e Riga Fererios kur ai thoshte “Të Krishterë e Turq ngrihuni kundër tiranit...”, por që e bënë “Grekë, ngrihuni kundër tiranit...”, apo fjala *romios* apo *grekos* u zëvendësua me fjalën *elenas*, për të treguar faktin e trashëgimisë së grekëve të Greqisë së re me grekët e Greqisë së lashtë. Por shumë studiues grekë e të huaj nuk janë të këtij mendimi me falsifikatorët.

Shkrimtari dhe poeti grek Niko Dhimu më 2009 deklaron: “*Ne flisnim shqip dhe e quanim veten romakë (romaikos, romioi), por pastaj historiani Winckelmann, shkrimtarët Goethe dhe Viktor Hugo, piktori Eugène Delacroix, të gjithë këta na thanë se:“Jo, ju jeni grekë, pasardhësit e drejtpërdrejtë të Platonit dhe Sokratit”, dhe ajo e bëri të vetën. Nëse një komb i vogël dhe i varfër ka një ngarkesë të tillë mbi shpatullat e tij, ai nuk e merr veten ndonjëherë”.* Ishte faji i një gjermani në lidhje me krenarinë greke në këtë çeshtje. Ai ishte Johann Joachim Winckelmann, një historian gjerman i artit i shekullit XVIII, ëndërrimi i të cilit për Greqinë e lashtë të populluar nga njerëz të bukur, të gjatë, flokëverdhë, të urtë, që përfaqsonin përsosmërinë, u përdor me qëllim që t'i jepej formë qenies greke në kohën tonë[343].

Historiani Andoni Liakos, për fshirjen e gjurmëve osmane në Akropol, do të deklaronte: “*Ai mit kërkoi gërmime në Akropol gjatë shekullit XIX për të fshirë gjurmët osmane, pastruar vendin dhe nxjerrë atë si vatra e klasicizmit. Erechtheion pat qenë një harem dhe Parthenoni një xhami.*

[343]Gazeta, *NY TIMES*, New York, 23 qershor 2009.

*Sidoqoftë, gërmimet greke për të shkuarën gjithmonë kanë qenë një lloj fantazie*"[344].

Jani Llazaris shkruan përse sot quhen grekë: "*Grekët nuk kanë ekzistuar as si emër. Dhe gjatë periudhës osmane natyrisht nuk kishte grekë. Banorët e zonës së Greqisë ishin qytetarë të Perandorisë Osmane, romios, d.m.th të krishterë ku disa prej të cilëve flisnin romeika (të cilët sot në mënyrë abuzive i quajnë grekë) dhe shumë të tjerë arvanitas, vllehë, turq, etj*"[345].

Siç del nga konstatimet e shumë studiuesve, historianëve, publicistëve, gazetarëve grekë e të huaj, por edhe i yni, pjesa më e madhe e historiografisë greke, e cila aty ku e sheh se kriteri etnik nuk i leverdis, e fsheh ose e fshin, për të ndërtuar pa kritere "rrëfimin kombëtar" që më shumë nuk i shërben të ardhmes afatgjatë të Greqisë.

Historia e arvanitasve brenda shtetit grek në përgjithësi është më shumë me ngjarje vuajtjesh për ekzistimin e tyre si qytetarë grekë me rrënjë shqiptare. Elita politike dhe intelektuale arvanitase nuk punuan për të forcuar identitetin e tyre, aq më pak ta politizonin atë. Ky grup i privilegjuar i arvanitasve nuk punuan apo shprehën ndonjë ndjenjë vëllazërore për shqiptarët, në veçanti ata të fesë islame, të cilët shpeshherë u masakruan deri në gjenocid. Bëjnë përjashtime në shek. XIX, intelektualët e letrave si Panajot Kupitori, Petro Furiqi (1878-1936), Tasos Neruços (1826-1892) të cilët me punën e tyre shprehnin dashamirësinë për gjuhën shqipe. Rast të veçantë përbën Anastas Kullurrioti i cili qartë punoi për kombin dhe gjuhën shqipe, për atë që quhet atdhedashuri. Ai e quante të domosdoshme që arvanitasit duhet ta përdorin gjuhën shqipe zyrtarisht.

Ndërkaq, nga politikanët dhe drejtuesit e shtetit grek, që u munduan të punojnë për një fqinjësi të mirë e të sinqertë greko-shqiptare, ka qenë gjenerali Teodor Pangallos. Ashtu siç e kemi thënë, ai e njohu pakicën kombëtare shqiptare në Çamëri dhe mori masa që t'i shkrinte lëvizjet dhe shoqatat ekstremiste antishqiptare vorioepirotase që luftonin për aneksimin e jugut të Shqipërisë. Drejtuesit e tjerë arvanitas që kanë qenë në poste drejtuese të Greqisë vetëm i kanë zbatuar politikat e saj.

Arvanitas që u bënë kryeministra, ministra, admiralë, akademikë, etj., në shek. XIX dhe në fillim të shek. XX, përkujdeseshin për shtetin grek, pra funksiononin si grekë në atë periudhë kur ende shqiptarët nuk kishin strukturë politike dhe, aq më tepër, shtetin e tyre. Në kohën kur filloi të shfaqet lëvizja e rilindasve shqiptarë që u bë nxitja për formimin e shtetit shqiptar, Greqia kishte rreth 20 vite që ekzistonte dhe shpallja e pavarësisë së brishtë të Shqipërisë, ajo festonte rreth 100 vite të ekzistimit si shtet i

---

[344]Po aty

[345] www.freeinquiry.gr, 2 Tetor 2015

pavarur. Ndoshta kjo arsye ka bërë që, arvanitasit të cilët tashmë ishin qytetarë të denjë të Greqisë së pavarur, të mos përfshihen në masë të madhe në lëvizjen kombëtare shqiptare. Madje pjesa e arvanitasve që ishin në poste drejtuese të Greqisë, të privilegjuarit kanë punuar për asimilimin apo për një autonomi të shqiptarëve brenda Mbretërisë së Greqisë. Një rol kyç ka luajtur edhe kleri ortodoks grek për asimilimin e arvanitasve dhe nxitjen e urrejtjes së qytetarëve grekë kundër shqiptarëve. Shteti dhe kisha greke i kishin shpallur luftë të hapur gjuhës shqipe, gjuhës së shpirtit e zemrës së arvanitasve.

Pra, janë të shumta shkaqet që arvanitasit u tkurrën drejt asimilimit apo edhe largimit të ndjenjave të tyre nga bashkëkombësit e gjakut dhe të gjuhës me shqiptarët. a) Fakti që arvanitasit i përkisnin besimit ortodoks të ritit grek, bëri që me lehtësi të afrohen me romiot e në vazhdim duke pranuar emrin e përbashkët grekë. b) Përplasjet e shumta me arvanitasit e fesë islame dhe nxitja e urrejtjes nga kisha ortodokse ndaj tyre. c) Librat nga autorët grekë të shkruar pas themelimit të Greqisë së pavarur me një urrejtje ndaj gjuhës shqipe dhe atyre që mbronin identitetin shqiptar. d) Dhuna shtetërore sistematike deri edhe në eliminim të atyre arvanitasve që punonin për afrimin me arvanitasit myslimanë dhe më vonë me Shqipërinë e pavarur. e) Grupi i intelektualëve arvanitas që zgjodhën karrierën dhe integrimin në jetën politike dhe shoqërore për të treguar se ata s’janë ardhës apo pakicë kombëtare në shtetin grek. Duke marrë pjesë në çdo proces të themelimit dhe përparimit të Greqisë së re, duke zënë pozicione kyç si kryetarë shteti, kryeministra, ministra, deputetë, kryepeshkopë, akademikë, admiralë, gjeneralë etj. Gjithnjë si qytetarë të denjë, besimtarë fanatikë të ortodoksisë. Por duke mos harruar se janë arvanitas, vendas që në lashtësi, që kanë tradita, zakone dhe gjuhë shpirti ndryshe nga shtetasit e tjerë të Greqisë.

Nuk ka ekzistuar kurrë një status ligjor për njohjen e arvanitasve dhe gjuhën e tyre. Edhe kur janë shënuar para vitit 1950 në statistikat zyrtare dhe folës të gjuhëve të tjera veç greqishtes, janë përmendur arvanitasit, por shifrat kanë qenë të minimizuara në mënyrë të konsiderueshme.

Vitet kalojnë, gjuha shqipe që e flasin arvanitasit e Greqisë, traditat, zakonet dhe doket e bukura shqiptare po harrohen dhe humbasin.

Ndoshta, brezi i fundit që e flet gjuhën dhe i ruan karakteristikat e arvanitasve sa vjen e zhduket. Pra është përgjegjësi e madhe që institucionet kulturore mbarëshqiptare, t’i ruajnë dhe t’i regjistrojnë të dhënat kulturore të arbëreshëve kudo që ndodhen ata sot, larg zemrës së mëmës Shqipëri, në mënyrë që brezat që vijnë ta njohin qytetërimin e gjerë dhe ndihmën e racës shqiptare për themelimin dhe zhvillimin e shteteve e të popujve të tjerë, ku kanë jetuar dhe jetojnë edhe sot bashkë me ta.

Të gjithë, dashamirët dhe dashakeqët, duhet ta kuptojnë se asnjë e keqe nuk i vjen ndokujt nga vetënjohja dhe krenaria e ligjshme për ruajtjen e vlerave tradicionale të kulturës dhe gjuhës shqipe të arvanitëve.

Shteti grek duhet të kujdeset më shumë për ruajtjen e gjuhës dhe kulturës të arvanitëve në Greqi, sepse pa ruajtjen e elementit arvanitas, Greqia nuk mund të ketë histori të shtetit të saj. Dhe besoj se arvanitët dhe kultura e tyre do të kishin të ardhme me një ndihmë nga vetë shteti grek, por ashtu siç janë zhvilluar tashmë ngjarjet, do të duhet që këtë ndihmë ta kërkojnë vetë arvanitët me këmbëngulje.

Arvanitasit në Greqi janë një bazë e fortë dhe e patundshme që tregon për lidhjen e ngushtë që ka qenë, është dhe duhet të jetë midis Greqisë dhe Shqipërisë. Arvanitët janë një tregues i vlerave të larta dhe të pastra që ka ruajtur shqiptari me krenari ndër shekuj. Ata janë një kapitull i shkëlqyer në historinë e Greqisë së re që ka provokuar shumë polemika dhe debate të mëdha brenda shtetit që e themeluan.

Libri që keni në duar nuk është një libër që i ka thënë të gjitha për arvanitasit, por mbase është një udhërrëfyes i kujtesës që arvanitasit ishin, janë dhe do jenë në atë pjesë së tokës së lashtë të tyre që njihet me emrin Greqi.

Nëse do të kisha mundësi që të punoja në grup për një vepër më të thellë për arvanitasit, do kishim sjellë edhe më shumë të dhëna, por vetë koha që është shkruar ky libër, ka qenë e vështirë. Besoj se kam përmbushur një detyrim ndaj vëllezërve të mi arvanitas, një mirënjohje për ndihmën e njohurive që më kanë dhënë gjatë periudhës kur kam jetuar në Greqi.

Sado që institucionet e Greqisë mundohen t'i varrosin në tokë me baltë të harresës vlerat dhe kontributin e arvanitasve, përsëri dikush do gërmojë për t'i nxjerrë me dashuri ato.

Edhe pse janë vrarë shumë intelektualë arvanitas që kanë bërë përpjekje për t'i shpëtuar bashkëkombasit e tyre nga asimilimi, sot në hapat e tyre ecin shkrimtarë dhe studiues të tjerë si: Jorgo Gjeru, Jorgo Miha, Jorgo Korizis, Kosta Kazaqi, Thanasi Moraiti, Niko Stylos, Taso Karandi-Arvaniti etj. Këta ende vazhdojnë të punojnë që gjuha shqipe të mos zhduket, të mos jetë një atdhe i humbur për arvanitasit e Greqisë.

Lidhur me çështjen përse nuk ka pasur shkolla shqipe në kohën e Perandorisë Osmane, ka qenë fati i keq i gjuhës shqipe, sepse ajo nuk ishte gjuhë fetare-kishtare si serbishtja, rumanishtja, bullgarishtja dhe greqishtja, të cilat e gëzonin statusin e të privilegjuarit. Dhe këto shtete u krijuan me moton e ortodoksizmit duke mbajtur kryqin dhe armët, duke e pasur mbrojtjen e Perandorisë Ruse, të Francës, të Britanisë së Madhe etj. Shkollat në këto gjuhë ishin në funksion brenda institucionit fetar të patriarkanës, të cilat siguronin mbështetjen financiare nga tatimtaksat e besimtarëve të tyre.

Patrikët greke, serbë dhe bullgarë ishin pjesë e administratës së Perandorisë Osmane.

Pra, gjuha shqipe, duke mos qenë pjesë e lutjeve kishtare, krijoi zbrazëtirën për t'i përgatitur mësonjësit e saj. Nëse shikohet pas do vërejmë se shumica e atyre që i nisën hapat e parë për hapjen e shkollës shqipe apo edhe për krijimin e fjalorëve, abetareve të gjuhës shqipe, ishin ata shqiptarë që kishin mbaruar shkollat pedagogjike në gjuhët e tjera si greke, rumune etj. Shumë prej këtyre mësonjësve e paguan me jetën e tyre hapjen e shkollave shqipe.

Sipas dekretit të vitit 1856 për reformën në Perandorinë Osmane, çdo bashkësi kishte të drejtë të krijonte shkolla publike. Shteti osman lejonte që financimi i tyre të vinte nga fuqitë e jashtme si Austro-Hungaria, Rusia dhe Serbia. Një ligj i mëvonshëm për shkollën i vitit 1869, po ashtu parashihte se mësimi mund të organizohej në gjuhën vendore[346].

Ndërkohë historiografia shqiptare vazhdon të pasurohet me përralla të historianëve shqiptarë e të huaj se vetëm shqiptarëve Perandoria Osmane ua ndalonte mësimin e gjuhës shqipe. Por e vërteta është se shqiptarët ishin njerëz të privilegjuar në këtë perandori, duke pasur rreth 40 vezirë të mëdhenj, pa folur për pashallarët apo guvernatorët. Dhe kjo vërehet qartë që gjuha shqipe ishte më e fuqishme në përdorim në kohën e Perandorisë Osmane sesa pas vitit 1908, kur në pushtet erdhën turqit e rinj (xhonturqit).

Ka ardhur koha që historianët në përgjithësi, ata që ndërtojnë dhe mbështesin mite, në këtë rast historiografia e Greqisë, duhet t'i analizojnë keqkuptimet dhe realitetet e gabuara, duke u çliruar edhe vetë nga e kaluara e cila ka shumë mospërputhje midis historisë shkencore me atë që e mësojnë në shkollat shtetërore. Historia që mësohet në shkollat shtetërore greke është e mbingarkuar me legjenda e mite, me rrëfime emocionale, me përralla të trashëguara gojarisht, që i kanë shërbyer kombit grek si histori të vërteta. Ndërsa historia shkencore është gjithnjë serioze, duke u zhveshur nga emocionet e njëanshme kombëtare e fetare. Kështu, kjo historiografi shkencore zgjidh problemet dhe keqkuptimet e trashëguara. Historiani që thotë dhe mbron të vërtetën me baza të shëndosha shkencore, gjithnjë prodhon punë të përgjegjshme që i reziston çdo legjende e miti. Ndërsa historia e riprodhuar disa herë me mite që u ofrohen nxënësve në shkollat shtetërore, mbetet shumë pas, në errësirë, duke mos lejuar zhvillimin e miqësive midis etnive, besimeve brenda një shteti dhe më gjerë. Ndërkaq, legjendat dhe mitet u shërbejnë elitave politike që u sigurojnë atyre karrierë të suksesshme duke përdorur teorinë *Ta rikthejmë epokën e lavdishme* e cila nuk është ashtu siç ka ndodhur, por është një epokë e ndërtuar me mite, duke

[346]Noel MALCOLM, *Kosovo, A Short History*, London, New York, 1998, f. 188.

i ngjallur të vdekurit e mëdhenj prej varri dhe duke treguar versione që nuk kanë qenë asnjëherë. Kjo bëhet për t'i shfrytëzuar për nevojat e tyre politike, për përfitime afatshkurtëra. Siç thotë dhe Anthony Smith (1939-2016): "Ta shfrytëzojmë kombin përballë sfidave të reja dhe nevojave politike".

Ka shumë kontekste të shkrimit të historisë së Greqisë të re, të shkruar nga një shumëllojshmëri historianësh, të cilët për të përfituar grada, pozicione politike apo edhe përfitime materiale, kanë shkruar libra historikë jo ashtu siç janë zhvilluar ngjarjet në të vërtetë, por ashtu siç e ka dashur interesi i individit, ideologjisë apo ai shtetëror. Prandaj, mendoj se ka ardhur koha të rishikohet historia zyrtare e themelimit të Greqisë së re, e Kryengritjes së vitit 1821 dhe më gjerë, duke shfrytëzuar edhe burimet osmane të kohës për një interpretim të ri, sa më afër së vërtetës. Ka ende me mijëra dokumente, libra dhe dorëshkrime që gjenden nëpër bibliotekat shtetërore dhe private të cilat nuk janë shfrytëzuar asnjëherë për këtë periudhë. Kuptohet se historianët që do të merren me interpretimin e ri duhet t'i njohin mirë burimet përpara se të vazhdohet, me qëllim që të mos kemi një ribotim të teorisë së vjetër. Interpretimi i ri do ta ndihmonte brezin e ri që ta njohë e ta shohë tjetrin me syrin e fqinjit të mirë, dhe jo me atë të armikut me urrejtje. Ka ikur koha e mësimit të historisë shkollore ku brezi i ri edukohej për një mobilizim e sakrificë për të mbrojtur shtetin-kombin-fenë, i gatshëm për të realizuar ëndrrën e Idesë së Madhe, zgjerimin e territoreve në kurriz të vendeve të tjera. Besoj se ka përfunduar zgjerimi i territoreve për vendet e Ballkanit. Këtë duhet ta kenë të qartë si historianët, politikanët, ashtu edhe njerëzit që duan ta shohim të ardhmen duke e njohur edhe tjetrin që s'është shumë larg nesh, por fqinj që as mund ta përzëmë e as mund të na përzërë.

Kuptohet që projektet për një interpretim të ri të historisë, të shkruar shkencërisht, janë të vështira e të rënda, sepse ato nuk i shërbejnë mitologjisë popullore, dhe, si rrjedhim, as klasës politike e fetare në shtetet komb-fe të njësuar, siç është rasti i Greqisë, e cila nuk njeh asnjë pakicë kombëtare, ku shteti është një me fenë ortodokse.

Historia ka një rol të rëndësishëm, sepse ajo është përdorur e duhet të përdoret si një disiplinë e cila mund t'i formësojë kushtet mbështetëse dhe pranimit në bazë të një mirëkuptimi të përbashkët të së kaluarës. Për këtë kanë më shumë nevojë vendet e Ballkanit, historitë e të cilave janë të mbingarkuara me legjenda e mite.

## SHTOJSE

Nga Jorgo Miha, Janar 2020

"Grekët duhet më në fund të shohin të vërtetën në fytyrë, se marrëdhëniet mes dy vendeve janë si më poshtë:
Nga ana e tij shtetit i ri Grek, bëmë gjithçka për ti shërbyer motos "një popull, një udhëheqës, një fe". Për ti shërbyer kësaj motoje "të shenjtë", bëmë reprezalje kundër të gjithë atyre që ishin mysliman pavarësisht nga kombësia, d.m.th përzumë, shqiptaro-folësit dhe vllako-folësit si dhe greko-folësit mysliman dhe i ndoqëm "si një sëmundje e keqe". Më së fundi, ndaluam mësimin e çdo gjuhe tjetër përveç greqishtes dhe më pas vërtetuam që jemi më të këqinjë edhe se sa osmanët, të cilët lejuan kristianizmin dhe funksionimin e mësimit të gjuhës greke.
Për sa u përket Shqiptarëve, Allvanus ja disa nga ato të cilat ju bëmë.
1.) Shfarosëm menjëherë mbas fitores së revolucionit (1. 4. 1821) të gjithë të pa armatosurit myslimanë, burra, gra, fëmijë nga Logadhia e Peloponezit.
2.) Përndoqëm Lalët dhe Bardhuniotët mysliman të Moresë nga shtëpitë e të parëve të tyre.
3.) Therrëm e shfarrosëm të gjithë myslimanët burra, gra, fëmijë të Tripolit
4.) Shfarosëm të gjithë shqiptarët e pa armatosur që ishin të mbledhur në brendësitë e Agjio Spiridhona të Pireas, të cilët ishin grumbulluar dhe ishin gati për tu larguar.
5.) Lamë tek 25.000 ushtarët dhe të 1.000 oficerët që shërbenin në Selanik (të cilët u mbajtën rob mbas dorëzimit të qytetit në duart e ushtrisë grekeve, nga komandanti shqiptarë i tyre) të vdisnin nga kushtet e mjerueshme në Makroniro.
6.) Përzumë të gjithë Çamët mysliman nga shtëpitë e të parëve të tyre.
Në krejt të kundërtën me shtetin e ri grek, shteti shqiptar është i vetmi shtet në Ballkan, i cili nuk ka bërë spastrime etnike, por në brendësinë e tij bashkë-ekzistojnë Katolikë, Mysliman, Ortodoks, Allvani, Grekë, Sllav, Vllah. Pakicën greko-folëse si dhe mësimi i gjuhës së tyre, nuk e ka ndaluar kurrë askush.
Ne grekët themi dhe është e vërtetë që shqiptarët, na urrejnë dhe na frikësohen. Por kjo urrejtje dhe kjo frikë është sigurisht e vërtetë, sepse ushqehet nga bëmat dhe qëllimet që ne kemi për tokat e këtij vendi. Vërtet kush mund të gjej justifikim dhe të gjejë kuptueshmërinë e këtyre thënieve "I shikoni ata, i quajnë Allvanus, rrobat e mia do i bëj me lëkurën e tyre.
Këto janë fjalët e këngës që këndohet nga forcat këmbësore në paradë në Athinë.
Unë besoj se vetëm kjo ishte e mjaftueshme për të ndërprerë marrëdhëniet diplomatike midis dy vendeve.

# BIBLIOGRAFIA

## Faqe interneti

www.27.al
www.pashtriku.org
www.illyriapress.com/
www.gazetadielli.com
www.darsiani.com
www.arberiaonline.com
www.arvasynel.gr
www.ellines-albanoi.blogspot.com
www.arvanitesthrace.blogspot.com
www.lithoksou.net
www.istorikathemata.com
www.kleftouria.blogspot.com
www.dimitrisdoctor2.blogspot.com
www.sansimera.gr
www.efsyn.gr,
www.psonthomfanix.blogspot
www.freeinquiry.gr
www.thebest.gr
www.protagon.gr
www.iefimerida.gr
www.el.travelogues.gr
www.stoxasmos-politikh.blogspot.com
www.newpost.gr
www.vlioras.gr
www.enet.gr
www.yannisharis.blogspot.com
www.lifo.gr
www.imerodromos.gr
www.apodytiriakias.gr
www.athensvoice.gr
www.alfavita.gr
www.arvanitikimelissa.blogspot.com
www.labastia.blogspot.com
www.argolikivivliothiki.gr
www.offlinepost.gr
www.zenithmag.wordpress.com
www.cityofnafplio.com
www.enandro.gr

## Revistat dhe gazetat në gjuhën shqipe

**Revista:**
ALBANICA, Prishtinë
EKSKLUZIVE, Prishtinë
URA, Prishtinë
LIDHJA, Cosenza
PRESTIGE, Selanik
VLERA, Tetovë
ILIRIA, Gjermani

**Gazeta:**

ALBANIA, Tiranë
SHQIP, Tiranë
SHQIPTARJA, Tiranë
GAZETA SHQIPTARE, Tiranë
SOT, Tiranë
MAPO, Tiranë
DITA, Tiranë
KOMBËTARE, Tiranë
REPUBLIKA, Tiranë
SHEKULLI, Tiranë
KOHA JONË, Tiranë
ABC, Tiranë
KOHA DITORE, Prishtinë
BOTA SOT, Prishtinë
FJALA, Prishtinë
FAKTI, Shkup
LAJM, Shkup
Gazeta & TELEREVISTA, Athinë
GAZETA e Athinës, Athinë
TRIBUNA, Athinë
Rilindja 21, Athinë
GLOSSA-GLUHA, Athinë
DIELLI, New York
NY TIMES, New York
The Journal Junior – Minneapolis
Krahu i Shqiponjës, Çikago

## Revista dhe gazeta në gjuhën greke

*Απόλλων*, Αθηνα
*Ημερολόγιον Βρετού*, Αθηνα
*Αθηναις*, Αθηνα
*Ακρόπολις Φιλολογική*, Αθηνα
*Αττικόν Μουσείον*, Αθηνα
*Δελτίον της Εστίας*, Αθηνα
*Εστία*,Αθηνα
*Ζακύνθιος Ανθών*, Αθηνα
*Πανδώρα*, Αθηνα
*Παρνασσός*, Αθηνα
*Μέλισσα των Αθηνών*, Αθηνα
*Σαββατιαία Επιθεώρησις*, Αθηνα
*ΑΡΒΑΝΟΝ*, Αθηνα
*ΜΠΕΣΑ*, Αθηνα
*ΗΜΕΡΟΛΟΓΙΟ 1983-2008*, Αρβανιτικοσ Συνδεσμος Ελλαδασ,Αθηνα
*Ημερολογιο της Μεγαλης Ελλαδος*, Αθηνα
*Εθνικον Ημερολογιον Βρετου*, Αθηνα
*ΠΑΝΔΩΡΑ*, Αθηνα
*Μεγάλη Ελληνική Εγκυκλοπαίδεια*,
*Πατριδογνωσια*, ΕΘΝΟΣ, Αθηνα
*ΙΣΤΟΡΙΚΑ*, ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ, Αθηνα
*Μακεδονικον Ημερολογιον*, Αθηνα
*ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ*, Θεσσαλονικη
*ΔΕΛΤΙΟΝ ΤΗΣ ΧΡΙΣΤΙΑΝΙΚΗΣ ΑΡΧΑΙΟΛΟΓΙΚΗΣ ΕΤΑΙΡΕΙΑΣ*, Τομος ΚΑ, Αθηνα
*ΔΕΛΤΙΟΝ ΤΗΣ ΧΡΙΣΤΙΑΝΙΚΗΣ ΑΡΧΑΙΟΛΟΓΙΚΗΣ ΕΤΑΙΡΕΙΑΣ*, Τομος ΚΒ, Αθηνα
*Η ΚΑΘΗΜΕΡΙΝΗ*, Αθηνα
*ΕΛΕΥΘΕΡΟΤΥΠΙΑ*, Αθηνα
*ΕΘΝΟΣ*, Αθηνα
*ΤΟ ΒΗΜΑ*, Αθηνα
*ΤΑ ΝΕΑ*, Αθηνα
*ΠΡΩΤΟ ΘΕΜΑ*, Αθηνα
*ΚΟΝΤΡΑ NEWS*, Αθηνα
*Η ΦΟΝΗ ΤΗΣ ΑΛΒΑΝΙΑΣ*, Αθηνα
*ΝΕΑ ΕΦΗΜΕΡΙΔΑ*, Αθηνα
*Η ΕΦΗΜΕΡΙΔΑ ΤΩΝ ΣΥΝΤΑΚΤΩΝ*, Αθηνα
*Ιστορια, του ελληνικου εθνους*, Α.Ε, Αθηνα
*Η Νεα Αλβανια*, Αθηνα
*Ιστορια, του Ελληνικου Εθνους*, Α.Ε, Αθηνα

*Η ΠΑΡΓΑ,* Αθηνα
ΧΡΟΝΙΚΑ, ΙΣΤΟΡΙΑΣ ΚΑΙ ΠΟΛΙΤΙΣΜΟΥ, Ν. ΗΜΑΘΙΑΣ
*ΘΡΙΑΣΙΟ,* Αττικησ
*ΚΟΝΤΡΑ*, Ελευσινα
*ΙΣΤΟΡΙΚΑ γνωσια,* Θεσσαλονικη
*ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ*, Θεσσαλονικη
*Τολμων*, Θεσσαλονικη
*ΖΩΣΙΜΑΔΕΣ*, Ιωαννινα
*ΣΑΒΒΑΤΙΑΙΑ ΕΠΙΘΕΩΡΙΣΙΣ,* Stamboll
*Γενική Εφημερίς της Ελλάδος,* Ναύπλιο
*ΕΛΛΗΝΙΚΑ ΧΡΟΝΙΚΑ,* Μεσολογγιον
*Ερμής ο Λόγιος*, Vienë

## Librat në gjuhën shqipe


George Fred WILLIAMS, *SHQIPTARËT*, Tiranë, 1934
*Historia e Shqipërisë*, vëll., III, Tiranë, 1965
*THIMI MITKO, Vepra*, Tiranë, 1981
*HISTORIA E LETËRSISË SHQIPTARE*, Prishtinë, 1989
Shkëlzen RAÇA, *Marrëdhëniet Shqiptaro-Greke, 1829-1881*, Prishtinë, 1990
Koli XOXI, *LUFTA E POPULLIT GREK PËR PAVARËSI–kontributi shqiptar,* Tiranë, 1991
Irakli KOÇOLLARI, *Arvanitët*, Tiranë, 1994
Mero BAZE, *Kthimi Grek*, Tiranë, 1995
Edwin JACQUES, *SHQIPTARËT,* Tiranë, 1997
Tolkë XHILLARI, *Problemi i Ndërgjegjies të Arvanitëve,* Athinë, 1996
Nexhip P. ALPAN, Nesip KAÇI, *Shqiptarët në Perandorinë Osmane,* Tiranë, 1997
Kastriot N. KAÇUPAJ, *KAPEDANIA ARVANITE*, Athinë, 1997
Gazmend SHPUZA, *Në Vazhdën e Gjurmimeve…*, Tiranë, 1997
Ilir USHTELENCA, *DIPLOMACIA E MBRETIT ZOGU 1-rë*, Tiranë, 1997
Stilian ADHAMI, *VOSKOPOJA DHE MONUMENTET E SAJ*, Tiranë, 1998
Tajar ZAVALIAN, *HISTORIA E SHQIPNISË*, Tiranë, 1998
Robert d'Angely, *ENIGMA*, Tiranë, 1998
Aristidh Kola, *Greqia në Kurthin e Serbëve të Milosheviçit*, Fier, 1998
Zana K. Lito, *Shqiptarët në Greqi*, Tiranë, 1999
F. PUKËVIL, *Në Oborrin e Vezirit të Janinës*, Tiranë, 1999
Arqile GjATA, "*Aristidh Kola, Arvanitas me shumë emër*", Athinë, 2000
Ibrahim D. Hoxha, *Viset Kombëtare Shqiptare në Shtetin Grek*, Tiranë, 2000
Mexhit KOKALARI, *Epiri, kryeqendra e qytetërimit antik në Evropë,* Tiranë, 2001
Romilly JENKINS, *Bizanti dhe Bizantinizmi*, Tiranë, 2001
Johann Georg von HAHN, *Udhëtim nëpër Viset e Drinit e të Vardarit*, Tiranë, 2001
Blerim ÇELA, *Shqiptarët ndër shekuj*, Tiranë, 2001
Robert D. Kapllan, *GREQIA: Dashnorja e Perëndimit, Gruaja e Lindjes,* Tiranë, 2002
Aristidh KOLA, *Arvanitasit dhe Prejardhja e Grekëve*, Tiranë, 2002
Dhimitër GRILLO, *Arvanitët dhe Shqiptarët në Luftën Çlirimtare të Popullit Grek*, Tiranë, 2003
J. Ph. FALLMERAYER, *Elementi Shqiptar në Greqi*, Tiranë, 2003
Niko STYLOS, *HISTORIA E SHENJTË E ARVANITËVE*, Prishtinë, 2004
Richard CLOGG, *HISTORI E PËRMBLEDHUR E GREQISË*, Tiranë, 2004
Zhan Klod FAVEIRIAL, *Historia e Shqipërisë (më e vjetër),* Tiranë, 2004

Shkëlzen Raça, *Shtegtimet dhe ngulimet e shqiptarëve në Greqi shek.XIII-XVI*, Prishtinë, 2004
Mark MAZOWER, *Selaniku Qytetit i Fantazmave*, Tiranë, 2004
Karl REINHOLD, *Netët Pellazgjike të Karl Reinholdit*, Tiranë, 2005
Arben P. LLALLA, *Gjurmë të Letërsisë së Vjetër të Shqiptarëve të Greqisë 1860-1889*, Tetovë, 2006,
William Martin-LEAKE, *Kërkime për shqiptarët dhe për Gjuhën Shqip*, Tiranë, 2006
Fredinand SCHEVILL, *BALLKANI Historia dhe Qytetërimi*, Tiranë, 2006
Elena Kocaqi, *Albanët me famë në mijëvjeçarë*, Tiranë, 2006
Elena Kocaqi, *Roli Pellazgo-Ilir...*, Tiranë, 2007
Arben P. LLALLA, *Aristidh Kola dhe Shtypi Shqiptar*, Tetovë, 2007
Vasili Kondis, *Greqi dhe Shqipëria 1908-1914*, Tiranë, 2007
Misha GLENNY, *HISTORI E BALLKANIT*, 1804-1999, Tiranë, 2007
Mentor NAZARKO, *LUFTA E FUNDIT, Pronat e shqiptarëve në Greqi*, Tiranë, 2007
Uilliam Martin LIK, *Udhëtim në Shqipërinë e Vezirëve*, Tiranë, 2008
Edward LEAR, *NË SHQIPËRI, Ditar Udhëtimesh*, Tiranë, 2008
Teuta Kamberi-LLALLA, *Antologjia e Poezisë Arvanitase*, Tetovë, 2008
Conrad MALTE-BRUN, *Për Shqipërinë dhe Shqiptarët*, Tiranë, 2011
E. J.HOBSBAWM, *Kombet dhe Nacionalizmi që nga 1780, Programi, Miti, Realiteti*, Tiranë, 2012
Kosta Papa TOMORI, *Barbaritë Greke në Shqipëri 1913-1914*, Tiranë, 2012
Mehdi FRASHËRI, *Historia e Lashtë e Shqipërisë dhe e Shqiptarëve*, Tiranë, 2012
Mehdi FRASHËRI, *Lidhja e Prizrenit, Një polemikë me Grekërit dhe Aveniri i Shqipërisë*, Tiranë
Nikos STYLOS, *FJALORI i Marko Boçarit*, Tiranë
Marcin CZERMINISKI, *SHQIPËRIA*, Tianë
Kostë Çekrezi, *Plani i Tretë për Copëtimin e Shqipërisë*, Tiranë, 2013

